# Pyetje dhe përgjigje në lëmine e Akidës

## Gjërat që duhet t'i di çdo musliman dhe muslimane prej çështjeve të besimit.

Titulli i origjinalit: Akidetu Et-Tiflul Muslim
Autori:Shejh Mahmud El-Misri
Perktheu :Hoxhë Lulzim Kabashi
Redaktor gjuhësor:Faruk Prokshi

### Parathënia e përkthyesit

Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirbërësit

Falendërimi i takon Allahut të Madhëruar , i Cili e krijoi gjithësinë nga asgjëja. E ndëroi njeriun nga të gjithë krijesat, me logjikën që i dhuroi. Falënderimi i takon Allahut, i Cili me urtësinë e Tij e vendosi çdo gjë në vendin e duhur. E krijoi njeriun për t'i dhënë një detyrë madhështore në këtë gjithësi, duke krijuar për të çdo gjë që e rrethon. Dëshmojmë se askush nuk meriton të adhurohet përveç Allahut dhe se Muhamedi salAllahu alejhi ue selem është rob dhe i dërguari i Tij për mbarë njerëzimin.Falendërimi i takon Allahut të Madhëruar, i Cili në një ajet te Kuranit tha: **"Ti (Muhamed) thirr për në rrugën e Zotit tënd me urtësi e këshillë të mirë dhe polemizo me ata (kundërshtarët) me atë mënyrë që është më e mira. Zoti yt është Ai që e di më së miri atë që është larguar nga rruga e Tij dhe Ai di më së miri për të udhezuarit".(Nahl :125).** Salavatet dhe selamet i dërgojmë pejgamberit salAllahu alejhi ue selem, i cili në një hadith tha: "Transmetojeni nga unë qoftë edhe një ajet".Transmeton (Buhariu)

Dijeni, Allahu na dhashtë sukses, se obligohet secili musliman dhe muslimanë që ta mëson Akidën islame (besimin islam), ta kupton atë dhe të vepron me të, pastaj ta mëson atë që e shkatërron këtë akide (besim) prej kufrit dhe shirkut.Thotë Allahu i Madhëruar: **“Atëherë, dije se nuk meriton të adhurohët me meritë dikush tjetër pos All-llahut, kërko falje për mëkatin tënd, për të besimtarëve e të besimtareve, All-llahu e di për lëvizjet tuaja (për veprat) dhe për vendin tuaj. (Muhamed :19)**

Ka thënë Imam Buhariu (r.h) në kapitullin : “Dituria para fjalës dhe veprës”: Dituria rreth akidës është prej diturive më parësore që duhet ta mësoj njeriu”.

E falendërojmë Allahun e Lartësuar që na mundësoi t’i veçojmë 350 Pyetje dhe përgjigjë në lëminë e akidës. Pyetjet kanë të bëjnë me njohjen e Allahut , botës së engjujeve, librave të Allahut, pejgamberëve, botës së ardhshmë, shenjave të kijametit, fundit të botës, ringjalljës, besimit në kada dhe kader dhe njohjen e sahabëve dhe besimit të Ehli Sunetit karshi tyre. E lus Allahun që këto Pyetje dhe Përgjigjë të na bëjnë dobi të gjithë muslimanëve në të dy botërat.

## Besimi në Allahun

1. Çka do të thotë fjala akide?

Fjala **“akide”** do të thotë besim i paluhatshëm në Allahun e Lartësuar dhe ajo që obligohet prej teuhidit si besimi në engjujt, librat e shenjtë, pejgamberët, botën tjetër, besimi në kada dhe kader dhe besimi në tërë atë qe ka ardhur në Kuran dhe është saktësuar në sunetin e Muhamedit salAllahu alejhi ue selem.

2. Çfarë rëndësie ka mësimi i akidës?

Akideja islame është e domosdoshme për njeriun sikurse uji dhe ajri .Pa akide ai është i humbur dhe i devijuar.Akideja islame është e vetmja që mund t`u pergjigjet pyetjeve të cilat përherë e kanë preokupuar mendjen njerëzore me pyetje si : Nga kam ardhur?, Si u krijua universi?, Kush është Krijuesi?, Cilët janë emrat dhe cilësitë e Tij?,Pse na krijoi neve dhe universin? , Cili është roli ynë në univers?, Cila është lidhja jonë me Krijuesin? , A ekzistojnë botëra të tjera ?A ekzistojnë krijesa të tjera intelegjente përveç njeriut? A ka jetë tjetër pas vdekjës ? Nëse përgjigjja është pozitive, si duket ajo botë?etj.
Dije se nuk ka asnjë besim dhe as që do të ketë në të ardhmen, përveç besimit Islam, që mund t`u përgjigjet këtyre pyetjeve në mënyrë të saktë dhe bindëse. Çdokush që nuk e di apo nuk beson këtë akide është sikur poeti i mjerë, i cili nuk di asgjë.
Ai thotë:
Unë erdha, nuk e di prej ku, por erdha
E pashë para meje një rrugë dhe e ndoqa
Dhe do të vazhdojë ta ndjekë këtë rrugë
Pa marrë parasyshë a më pëlqen a jo
Nga kam ardhur ? Si e gjeta këtë rrugë ?
Nuk e di!
Ky nuk e di ku është duke shkuar, andaj njohja e rrugës është shumë e rëndësishme për njeriun që ta vazhdoj jetën dhe t’i lehtësohet kjo rrugë. Përmes kësaj poezie shohim frikën dhe hutinë e poetit, sepse ai nuk e di ngaështë duke shkuar, pse ekziston dhe çka do të bëhët me të. Me të vërtetë ai është në një devijim të qartë. I hutuar, i humbur, i dëshpëruar, i frikësuar, i stresuar, i ngatërruar është ky poet dhe sa e sa njerëz të tillë janë në këtë botë.Disa prej tyre e shprehin hutinë dhe frikën sikurse ky poet, ndërsa të tjerët e mbajnë në brendësinë e tyre, të dëshpëruar dhe të humbur.Çfarë konfuzioni është ky? Çfarë shqetësimi sjellë kjo pasiguri në

shpirtin njerëzor?. Nuk e di,është përgjigjja ndaj këtyre pyetjeve.Këto nuk janë vetëm fjalët e këtij poeti.

Sokrati, mendimtari që konsiderohet si babai i filozofisë qartë tha“Gjëja të cilën akoma nuk e di është fakti se nuk e di”.

Vetëm përmes udhëzimit në Islam njeriu e di prej nga ka ardhur, ku po shkon, pse ekziston universi dhe cili është roli i tij në univers.Besimtari e di këtë me siguri dhe ka dallim të madh ndërmjet atyre që e dinë dhe atyre që nuk e dinë. Thotë Allahu në Kuran**:”A është më i udhëzuar ai që ec i përmbysur me fytyrë në tokë, apo ai që ec në pozicion qëndrues rrugës së drejtë?” (Mulk :22).** Thotë Allahu i Madhëruar:**”Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër pos që të më adhurojnë”.(Dharijat :56).** Thotë Allahu i Madhëruar:**“A menduat se Ne ju krijuam kot dhe se ju nuk do ktheheni te Ne? .I lartë është All-llahu, Sunduesi i vërtetë, nuk ka zot që meriton të adhurohet me meritë pos Tij, Zot i Arshit bujar.E kush adhuron me All-llahun edhe ndonjë zot tjetër, për të cilin nuk ka kurrfarë fakti, përgjegjësia e tij është para Zotit të vet, e mohuesit nuk do të shpëtojnë.E ti thuaj: “O Zoti im, më fal e më mëshiro, se Ti je më mëshiruesi i mëshiruesve!”(Mu’minun :115-118)**

3. Çka është besimi i saktë dhe besimi i pasaktë?

Besimet ndahen ne dy lloje:

**a)Besimi i saktë:** Ai përbëhet prej një numër të besimeve të sjella nga të dërguarit alejhimu selam. Kjo është akideja (besimi) i saktë, sepse ajo u zbrit nga i Gjithëdijshmi.Prandaj nuk mund të imagjinohet që ajo të dallojë nga një i dërguar tek tjetri ose nga një kohë në tjetrën.

**b)Besimet e pasakta:** Ato janë të shumta.Pasaktësia e tyre rrjedhë nga fakti se ato janë produkt i mendjës njerëzore.Pa marrë parasyshë se sa të dijshëm mund të bëhen njerëzit , dituria e tyre është e kufizuar dhe ndikohet nga traditat dhe mentaliteti qëi rrethon. Poashtu ka besime të pasakta, që janë rezultat i shtrembërimeve dhe ndryshimeve dhe siç është

rasti me besimet çifute dhe krishtere të kohës tonë.Ku është sot besimi i vërtetë ?Sot besimi i vërtetë nuk gjindet askund, përveç në fenë Islame, pasi kjo është feja e vërtetë, të cilën Allahu e ka garantuar:**”Ne me madhërinë Tonë e shpallëm Kuranin dhe Ne gjithsesi jemi mbrojtës të tij”.(Hixhr: 9)**Besimet e feve tjera ndonëse mund të përmbajnë disa grimca të së vertetës aty-këtu,prapë se prapë ato nuk paraqesin një pamje të kthejllët të së vërtetës.Kush dëshiron ta njohë akidën e vërtetë dhe të saktë nuk do ta gjejë as në judaizëm as në krishterizëm apo në fjalët e filozofëve.Ai do ta gjejë atë në Islam, në burimet origjinale të besimit, Kuranit dhe sunetit, të pastra, të kthejllëta dhe ndriçuese, të cilat e bindin mendjen e njeriut me argumente dhe e mbushin zemrën me iman,siguri, dritë dhe jetë.Thotë Allahu i Madhëruar:**”Po kështu me urdhrin tonë Ne të shpallëm edhe ty shpirtin (Kur’anin). Ti nuk ke ditur çka është libri (Kur’ani) as ç’është besimi, por Ne atë e bëmë dritë me të cilën e vëmë në rrugë të drejtë atë që dëshirojmë prej robërve tanë. Në të vërtetë, edhe ti udhëzon për në rrugën e drejtë.Në rrugën e All-llahut, të cilit i takon çka ka në qiej dhe çka ka në tokë, e ta dini se të gjitha çështjet janë me vullnetin e All-llahut”.(Shura:52-53)**

4. Kush janë Ehli-Suneti dhe Xhemati?

Ehli Sunneti dhe Xhemati janë shokët e të dërguarit të Allahut salAllahu alejhi ue selem dhe pasuesit e tyre deri në ditën e kijametit. Ata janë të kapur në besimin e saktë dhe të vërtetë, i paster nga shirku, kufri dhe bidatet.Në këtë besim (akide) ka qenë i dërguari salAllahu alejhi ue selem dhe sahabët e tij. Janë quajtur EhliSuneh ( pasuesit e sunetit ), sepse ata e pasojnë Kuranin dhe sunetin e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem.Janë quajtur xhemati (të bashkuarit), sepse ata janë bashkuar në pasimin e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem dhe në atë që janë bashkuar tri gjeneratat e arta prej sahabëve, tabiinëve dhe tabi tabiinëve. Pra, Ehli

Suneti janë bashkuar në të vërtetën,në Islamin e vërtetë, të pastër nga kufri, shirku dhe bidatet.Ehli Sunetin i dërguari salAllahu alejhi ve selem e quajti “Grupi i shpetuar” dhe “Pala e ndihmuar”, sepse ata nuk i shmangen Kuranit dhe sunetit.

5. Cili është obligimi i parë për njeriun?

Obligimi i parë për njeriun është që ta mëson teuhidin ( njësimin e Allahut të Lartësuar). Argument është fjala e Allahut të Madhëruar:**” Atëherë, dije se nuk ka zot tjetër që meriton të adhurohet pos All-llahut, kërko falje për mëkatin tënd, për të besimtarëve e të besimtareve, All-llahu e di për lëvizjet tuaja (për veprat) dhe për vendin tuaj”. (Muhamed:19)**Pikërish për këtë arsye imam Buhariu e emërtoi në sahihun e tij, kapitulli“Dituriia para fjalës dhe veprës“.Transmeton Hudhejfe (r.a) “ E kemi mësuar imanin para Kuranit, pastaj me leximin e Kuranit e kemi shtuar imanin”.

6. Cila është detyra e krijesave ndaj Krijuesit?

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: “E drejta e krijesave ndaj Allahut është që ta adhurojnë atë dhe mos i bëjnë shirk në asgjë, kurse e drejta e Allahut ndaj krijesave është që mos i dënon ata që nuk i bëjnë shirk”.Transmeton Buhariu dhe Muslimi.

## Teuhidi

7.Çka është teuhidi dhe si ndahet ?

Teuhidi është veçimi i Allahut me adhurim, krijim, sundim, me emrat dhe cilësitë, të cilat nuk i ngjasojnë asnjë krijese.Thotë Allahu i Madhëruar:**“… ndërsa ata nuk janë urdhëruar për tjetër (nga pejgamberët) pos për adhurimin ndaj All-llahut një, e që nuk ka të adhuruar tjetër me meritë pos Tij. I lartë është Ai nga çka i shoqërojnë”.(Teube: 31)**

Teuhidi ndahet në tri pjesë:
1.Teuhidi Rrububije (Njësimi i Allahut me veprat e Tij)
2. Teuhidi Uluhijje (Njësimi i Allahut me adhurim)
3. Teuhidi Esmau ue Sifat.(Njësimi i Allahut me Emrat dhe Cilësitë e Tij)

8. Pse duhet ta mësojmë teuhidin?

Duhet ta mësojmë teuhidin që ta njohim Allahun e Lartësuar, ta adhurojmëAtë pa i bërë shirk (shoqërim).Kështu i pastrojmë zemrat tona prej shirkut, sepse teuhidi është detyra e krijesave ndaj Krijuesit.Nëpërmjet mësimit të teuhidit shpetojmë nga zjarri i xhehnemit dhe hymë në xhenet me lejen e Allahut.

9. Kush është Zoti yt?

Zoti im është Allahu i Madhëruar, i Cili me ka krijuar, me furnizon, me mban në jetë mua, dhe të gjitha krijesat.Thotë Allahu në Kuran**:”O njerëz, adhurojeni Zotin tuaj, i cili ju krijoi juve edhe ata që ishin para jush ashtu që të jeni të devotshëm (të shpëtuar)”.(Bekare: 21)**

10. Cila është feja jote?

Feja ime është Islami.Thotë Allahu në Kuran:**“Feja e pranueshme tek All-llahu është Islami...”. (Ali imran : 19)**

11. Kush është pejgamberi yt ?

Pejgamberi im është Muhamedi salAllahu alejhi ue selem.Thotë Allahu i Madhëruar**:“Muhammedi është i dërguar i All-llahut, e ata që janë me të (sahabët) janë të ashpër kundër jobesimtarëve, janë të mëshirshëm ndërmjet vete, ti i sheh kah përulen (në ruku), duke rënë me fytyrë në tokë (në sexhde), e kërkojnë prej All-llahut që të ketë mëshirë dhe kënaqësinë e Tij ndajtyre. Në fytyrat e tyre shihen shenjat e gjurmës së sexhdes. Përshkrimi i cilësive të tyre është në Tevrat dhe po ky përshkrim është edhe në Inxhil. Ata janë si një farë e mbjellë ku mbin filizi i vet, e ai trashet, përforcohet dhe qëndron në trungun e vet, ajo e mahnit mbjellësin. (All-llahu i shumoi). Për t’ua shtuar me ta mllefin jobesimtarëve. All-llahu atyre që besuan dhe bënë vepra të mira u premtoi falje të mëkateve dhe shpërblim të madh”.(Fet`h:29)**

12. Çka është Islami?

Islami është dorëzimi për Allahun me teuhid, nënshtrimi ndaj Tij me bindje dhe shpëtimi nga shirku dhe llojet e tij. Ka thënë Allahu i Madhëruar:**”Thuaj: “Namazi im, kurbani im, jeta ime dhe vdekja ime janë thjesht për All-llahun, Zotin e botëve.Ai nuk ka shok (nuk adhuroj tjetër). Me këtë (thjeshtësi të adhurimit vetëm për Zotin) jam i urdhëruar dhe jam i pari i muslimanëve (i pari që pranoj dhe bindem)!”.(Enam: 162-163)**

13. Si e njohe Zotin tënd?

Zotin tim e njoha me argumentet që i tregoi në librin e Tijqë ia zbriti të dërguarit salAllahu alejhi ue selem.Pastaj përmes argumenteve kozmologjike dhe krijesave të Tij, të shpërndara në qiell dhe në tokë.

14.Me çfarë e njohe Zotin tënd ?

E njoha Zotin tim me të gjithë emrat dhe cilësitë e Tij të larta dhe të pastërta nga përngjasimi, formësimi, deformimi dhe shtrembërimi.Thotë Allahu në Kuran: **“Asnjë send nuk është si Ai; Ai është dëgjuesi, shikuesi”.(Shura :11)“Thuaj: Ai, All-llahu është Një! All-llahu është Ai që çdo krijesë i drejtohet (i mbështetet) për çdo nevojë.As s’ka lindur kë, as nuk është i lindur.Dhe Atij askush nuk i është i barabartë”.(Ihlas :1-4)**

15.Çka është imani ?

Imani është besimi në teuhidin Rrububije,Uluhije, në Emrat dhe Cilësitë e Allahut .Mbi këto tri baza ngritet imani.

16. Çka është teuhidi rrububije?

Teuhidi rrububije është njësimi i Allahut me veprat e Tij si p.sh: Allahu është Krijuesi, Sunduesi, Mirëmbajtësi i kësaj gjithësie, Ai i cili jep jetë dhe vdekje, Ai i cili e lëshon shiun, Ai i Cili bënë që të rritet bima, Ai i Cili Furnizon, Ai i Cili shëron, Ai i Cili çdo gjë është në dorën e Tij.

17. Shembuj nga Kurani per teuhidin rrububije

Thotë Allahu : **“Vërtet, Zoti juaj, All-llahu, është Ai që krijoi qiejt dhe tokën brenda gjashtë ditësh, pastaj qëndroi mbi Arshin, Ai e mbulon ditën me natën, që me të shpejtë e kërkon atë (mbulimin e dritës së ditës), edhe dielli, edhe hëna e edhe yjet i janë nënshtruar sundimit të Tij. Ja, vetëm Atij i takon krijimi dhe sundimi. I madhëruar është All-llahu, Zoti i botëve”.( A`raf :54).** Thotë Allahu i Madhëruar:**“Nuk ka asnjë gjallesë në tokë që All-llahu të mos ia ketë garantuar furnizimin e saj, Ai e di vendbanimin dhe vendstrehimin e saj (pas vdekjes). Të gjitha (këto) janë në librin e njohur (Levhi Mahfudhë)”.(Hud: 6)**
**Thotë Allahu i Madhëruar:“All-llahu është një, nuk ka zot që meriton të adhurohet pos Tij, Zot i Arshit të madh”.(Neml :26).** Thotë Allahu i Madhëruar:**“Edhe në tokë ka argumente për ata të bindurit.Po edhe në veten tuaj. A nuk jeni kah e shihni?”.(Dharijat :20-21).** Thotë Allahu i Madhëruar:**“O njerëz, adhurojeni Zotin tuaj, i cili ju krijoi juve edhe ata që ishin para jush ashtu që të jeni të devotshëm (të shpëtuar).Ai, i cili për ju bëri tokën shtrat (vendbanim) e qiellin kulm, e prej qiellit ju lëshoi shi me të cilin ju siguroi lloje të frutave si ushqim për ju, pra mos i përshkruani All-llahut shokë, duke qenë se ju e dini (që Ai nuk ka shokë)”.(Bekare :21-22).** Thotë Allahu i Madhëruar:**“Thuaj: “E kujt është toka dhe çdo gjë që ka në të, nëse jeni që e dini?”Ata do të thonë: “E All-llahut”. Atëherë thuaju: “Përse pra nuk mendoni?”Thuaj: “Kush është Zoti i shtatë qiejve dhe Zot i Arshit të madh?”Ata do të thonë: “All-llahu!”. Thuaju: “E pse nuk frikësoheni pra?”Thuaj: “Në dorën e kujt është i tërë pushteti i çdo sendi, dhe Ai është që mbron (kë të do), e që prej Atij nuk mund të ketë të mbrojtur; nëse jeni që e dini?”Ata do të thonë: “Në dorë të All-llahut!” Thuaj: “E si mashtroheni pra?”Por jo, Ne ua sollëm atyre të vërtetën, e megjithatë, ata jetojnë me gënjeshtra (duke adhuruar idhuj)”.(Mu’minun:84 -90)**

18. A mjafton teuhidi rrububije që njeriu të jetë musliman?

Vetëm njohja e teuhidit rrububijje duke e lërë teuhidin Uluhije nuk mjafton që njeriu të jetë besimtar dhe të shpëtojë nga zjarri i xhehnemit.Madje teuhidi rrububije është argument për njeriun që ta adhuron vetëm Allahun, pa i bërë shirk duke ia obliguar njësimin e Allahut,meqë nëse nuk e sjell teuhidin Uluhijje ai është jobesimtar.

## Argumentet per ekzistimin e Allahut

19. Argumenti i natyrshmerisë për ekzistimin e Allahut

Kurani nuk zgjerohet shumë për çështjen e vërtetimit të ekzistencës së Allahut, sepse Ai deklaron se instikti i shëndoshë njerëzor dhe mendja e pastër nga ndytësira e shirkut, e pranon ekzistimin e Tij. Jo vetëm kaq, teuhidi ose pranimi i njëshmërisë së Allahut, është diçka natyrore dhe instiktive. Allahu thotë në Kuran :**“Përqëndro vetveten tënde sinqerisht në fenë, i larguar prej çdo të kote, (e ajo fé), feja e All-llahut në të cilën i krijoi njerëzit, s’ka ndryshim (mos ndryshoni) të asaj natyrshmërie të krijuar nga All-llahu, ajo është feja e drejtë por shumica e njerëzve nuk e dinë”.(Rrum :30)**
Dhe kjo fitre sqaron fenomenin, i cili është vërejtur nga hulumtuesit e historisë së feve, fatekeqësitë e pastrojnë esencën e fitrës.

20.Argumenti histiorik për ekzistimin e Allahut

Tek të gjithë popujt, historia e të cilëve është studiuar, ka ekzistuar besimi dhe përkushtimi ndaj zotrave. Ti mund të gjesh popull pa kulturë, civilizim pa art, mirëpo popull pa fe nuk mund të gjësh.

21. Argumenti logjik për ekzistimin e Allahut

Logjika e shëndoshë na argumenton për ekzistimin e Zotit, dhe veçimin e Tij me krijim dhe sundim me përsosmeri dhe se Allahu është Mbikqyrësi i të gjitha krijesave.Shikimi i argumenteve të Allahut dhe argumentimi me to në ekzistimin e Zotit ka shumë rrugë dhe kjo varet prej llojit të argumentit.Prej këtyre rrugëve më të njohura janë:
**Rruga e parë**:Shikimi i mrekullive të Allahut në krijimin e llojit njerëzor ose argumentet në vetët tona.Njeriu është mrekulli prej mrekullive të mëdha të Allahut që argumenton në njësimin e Allahut në krijim,siç thotë Allahu i Madhëruar:**”Po edhe në veten tuaj. A nuk jeni kah e shihni?”(Dharijat :21) “Pasha njeriun dhe Atë që e krijoi atë!”(Shems :7)**
Për këtë shkak nëse njeriu thellohet në shikimin e vetëvetës kjo do ta udhëzon atëse ai ka një Zot, Krijues, të Urtë dhe i Gjithëdijshëm.
**Rruga e dytë:** Shikimi i mrekullive të Allahut në univers ose siç njihet argumentet në univers. Edhe këto janë gjithashtu prej mrekullive të mëdha të Allahut që argumentojnë në fuqinë e Tij.Thotë Allahu i madhëruar:**“Ne do t’ua bëjmë atyre të mundshme që t’i shohin argumentet Tona në horizonte dhe në veten e tyre deri që t’u bëhet e qartë se ai (Kur’ani) është i vërtetë. A nuk mjafton që Zoti yt është dëshmitar për çdo gjë?”(Fussilet :53)**
Ai që e studion universin dhe atë që gjendet në të, si qielli dhe toka.Pastaj ajo që përmban qielli ( yje, planete) dhe toka (bjeshkë, male,detëra, lumenj).Poashtu ndryshimi i ditës dhe natës ,funksionimi i tërë universit me përpikmëri, dëshmon se është një Zot,Krijues , Sundues dhe Mirëbajtësi kësaj gjithësie.

Ka ardhur në disa transmetime se disa njerëz deshën dialogim me Ebu Hanifen (r.h.) rreth ekzistencës së Zotit. Ebu Hanifja ( r.h. )para së të fillonte dialogu u tha atyre:" Me tregoni për një anije e cila lundron vetvetiu e stërmbushur me ushqim dhe gjëra të tjera,Ajo vetë lundron ?!, Vetë lëviz ?!,Të gjitha këto i bën pa e drejtuar askush?!". Ata thanë:" Kjo s`ka mundesi të ndodhë asnjëherë".Ebu Hanifja ( r.h.) u tha atyre: "Nëse kjo s`ka mundesi me ndodhë në një anije aq të vogël, atëherë si po pranoni të ndodhë në këtë univers të madh ".**"Atëherë ai që nuk besoi mbeti i hutuar. All-llahu nuk e shpie në rrugë të drejtë popullin mizor".(Bekare :258)**
Ka thënë shejh Ibn Uthejmini (r.h.):" Nëse të tregon ty një person për një pallat të fortifikuar, që e rrethojnë parqet nga të gjitha anët, kalojnë lumenjë, është i mbushur me kolltuqe dhe zbukuruar me lloj-lloj gjërash.Mirëpo të thotë: Ky pallat është ndërtuar vetvetiu, rastësisht,pa krijues.Ti a do ta kundërshtoje atë menjëherë, do ta mohoje një gjë të tillë, do ta përgenjeshtroje këtë lajm ?. Thënësin e kësaj fjale a do ta konsideroje mendjelehtë dhe të çmendur ?.Pas gjithë kësaj a është e arsyeshme të thuhet për këtë univers se ekziston vetvetiu, rastësisht, pa krijues?!."
Një bediun arab ka qenë më i mençur në atë kohë sesa sot shumë njerëz me diploma.Kur u pyet beduini i shkretëtirës,Cili është argumenti për ekzistimin e Zotit? Tha: i Lartësuar qoftë Allahu. Me të vërtetë bajga tregon për devën, edhe gjurmët e këmbëve tregojnë se ka kaluar dikush, qielli plot me yje dhe toka plotë me rrugë, deti plotë me valë a nuk argumentojnë për ekzistencën e të Urtit dhe të Gjithëdijshmit?.Argumenti me i madh për ekzistimin e Krijuesit është ekzistimi i krijesës.Thotë Allahu i Madhëruar:**"A nuk e shihni atë që e mbillni?A ju e bëni të mbijë ajo, apo Ne e bëjmë të mbijë?" (Vakia: 63-64).**Thotë Allahu i Madhëruar:**"Thuaj: "Kush ju furnizon me ushqim nga qielli e toka, kush e ka në dorë të dëgjuarit e të pamët (tuaj), kush e nxjerr të gjallin nga i vdekuri e kush e nxjerr të**

**vdekurin nga i gjalli, kush rregullon çdo çështje?” Ata do të thonë: “All-llahu”.Ti thuaj: “A nuk i frikësoheni?” (dënimit)”.(Junus:31)**

22.Argumenti sheriatik për ekzistimin e Zotit

Të gjitha librat e shpallura e cekin një gjë të tillë.Thotë Allahu i Madhëruar:**Vërtet, Zoti juaj, All-llahu, është Ai që krijoi qiejt dhe tokën brenda gjashtë ditësh, pastaj qëndroi mbi Arshin, Ai e mbulon ditën me natën, që me të shpejtë e kërkon atë (mbulimin e dritës së ditës), edhe dielli, edhe hëna e edhe yjet i janë nënshtruar sundimit të Tij. Ja, vetëm Atij i takon krijimi dhe sundimi. I madhëruar është All-llahu, Zoti i botëve. (A’raf :54).**Thotë Allahu i Madhëruar:**O njerëz, adhurojeni Zotin tuaj, i cili ju krijoi juve edhe ata që ishin para jush ashtu që të jeni të devotshëm (të shpëtuar).Ai, i cili për ju bëri tokën shtrat (vendbanim) e qiellin kulm, e prej qiellit ju lëshoi shi me të cilin ju siguroi lloje të frutave si ushqim për ju, pra mos i përshkruani All-llahut shokë, duke qenë se ju e dini (që Ai nuk ka shokë). (Bekare :21-22)**

23.Argumenti i përceptimit për ekzistimin e Allahut

Kjo shfaqet në dy mënyra:

**Forma e parë:**

1.Ne degjojmë dhe shohim se si plotë njerëz marrin përgjigje në lutjet e tyre , që nënkupton bindshëm ekzistencën e Allahut. Thotë Allahu i Madhëruar:" **(Përkujto) Edhe Nuhun kur më parë - pat thirrur (Zotin) e Ne ia pranuam atij (edhe lutjen) e atë dhe familjen e tij e shpëtuam nga ai tmerri i madh”.(Enbija :76)“Përkujtoni kur kërkuat ndihmë prej Zotit**

**tuaj, e Ai u është përgjigjur: “Unë do t’ju ndihmoj me një mijë engjëj që vijnë një pas një (grup pas grupi)”.(Enfal :9)**
Transmetohet nga Enes ibn Malik (r.a.) se një fshatar një ditë hyri në xhuma ndërsa i dërguari salAllahu alejhi ue selem ishte duke ligjeruar dhe tha:“ O i dërguari i Allahut ,pasuria u shkatërrua dhe fëmijet janë të uritur, lute Zotin për ne, Muhamedi i ngriti duart , u lut dhe aty për aty u mblodhën retë, sikurse bjeshkët.Nuk zbriti nga minberi vetëm se e kam parë shiun duke i rrejdhur nga mjekrra e tij.Në xhumanë tjetër u ngrit ai fshatar ose një tjetër dhe tha: O i dërguari i Allahut, u shkatërruam , u përmbys pasuria, lute Zotin për neve.I ngriti duart dhe tha: (o Allah rreth nesh dhe jo mbi ne)dhe shiu u ndal”.Transmeton Buhariu dhe Muslimi

**Forma e dytë:**

2.Mrekullitë e pejgamberëve të cilat i panë njerëzit ose degjuan për to janë argument i prerë se Allahu është dërguesi i tyre, sepse mrekullitë janë gjëra që ndodhin jashtë ligjeve të natyrës.Shembull për këtë është kur Allahu e urdhëroi Musën alejhi selam që ta godas detin me shkop dhe u hap rruga, kurse uji në anët e saj u bë sikurse bjeshkët .Thotë Allahu i Madhëruar:**“Ndërsa Ne Musait i thamë: “Me shkopin tënd bjeri detit”. Deti u nda dhe çdo pjesë u bë si kodër e madhe”.(Shuara: 63).**Shembull tjetër është mrekullia e Isës alejhi selam, kur me lejën e Allahut i ringjallte të vdekurit dhe i nxirrte prej varrëve të tyre.Thotë Allahu: “All-llahu (atë ditë) i thotë: **“O Isa, bir i Merjemes, përkujtoi të mirat e Mia ndaj teje dhe ndaj nënës sate, kur të fuqizova me shpirtin e shenjtë (Xhibrilin), e ti u fole njerëzve (kur ishe) në djep dhe (kur ishe) i pjekur (si burrë), kur ta mësova ty librin e urtësinë Tevratin e Inxhilin, kur me lejen Time formove nga balta si formë shpeze e i fryve asaj dhe me urdhrin Tim u bë shpezë, kur e shërove të verbërin dhe të sëmurin nga sëmundja e lëkurës me dëshirën Time, kur me urdhrin Tim i nxore**

**(të gjallë) të vdekurit, kur i zbrapa beni israilët prej teje (që deshën të të mbysin) atëherë kur erdhe me argumente, e disa prej tyre që nuk besuan thanë: "Kjo (mrekullia e Isait) nuk është tjetër vetëm se magji e qartë!"(Maide :110)**

Shembull i tretë është i të dërguarit tonë Muhamedit salAllahu alejhi ue selem, kur kurejshët kërkuan një mrekulli, i dërguari salAllahu alejhi ve selem bëri me shenjë nga hëna dhe u nda në dysh.Këtë e panë njerëzit.Lidhur me këtëAllahu i Madhëruar thotë:**"Momenti (i katastrofës së përgjithshme) është afruar, e hëna është çarë (në dysh).Po ata (idhujtarët) edhe nëse shohin ndonjë argument (mrekulli) zbrapsen e thonë: "Kjo është magji e vazhdueshme!"( Kamer 1-2).**Pra të gjitha këto mrekulli ishin të dukshme dhe i panë njerëzit.Nuk dihet që dikush prej krijesave e ka mohuar Krijuesin, përveç nga inati që e ka shprehuar me gojë, kurse e ka besuar me zemër,Kjo ndodhi me faraonin kur i tha popullit të tij:**"E u tha: "Unë jam zoti juaj më i lartë!"(Naziat: 24) "E faraoni tha: "O ju pari, unë nuk njoh ndonjë zot tjetër për ju pos meje, andaj ti o Haman, m'i pjek (tullat) nga dheu e më ndërto një kullë të lartë, ndoshta do të arrijë ta shoh zotin e Musait, sepse unë mendoj se vërtet ai është gënjeshtar". (Kasas :38)**

24.Kush i ka bërë shirk Allahut në Teuhidin Rrububijje ?

Allahut i kanë bërë shirk ne teuhidin Rrububije këta njerëz:

1. Besimi i shumë njerzëve se disa njerëz të mirë kanë fuqi në kontrollimin e universit dhe kontrollimin e jetës së njerëzve.Këta të gjorë mendojnë se këta njerëz duan dhe urrejnë, japin dhe ndalojnë, bëjne dëm dhe dobi. Kjo është shirk i qartë, ngase keto atribute i ka vetëm Allahu i Lartësuar. Ai i cili beson se dikush tjetër përveç Allahut

ka dorë në kontrollimin e universit ka bërë shirk dhe është bërë pabesimtar.

2. Besimi i shumë atyre që pretendojnë se janë të ditur dhe se shpirtërat e njerëzve të mirë ua rregullojnë jetën pas vdekjes.Për fat të keq kjo ide është përhapur edhe në mesin e muslimanëve, derisa janë ngritur tyrbe dhe varre duke u bërë “spitale” për çdo të semurë. Derisa është përhapur në mesin e injorantëve:”Nëse të vështirësohen gjërat atëherë drejtohu varreve dhe tyrbeve”. Kjo është një shirk i qartë.
3. Frika nga xhinët, kërkimi i ndihmës prej tyre, therrja e kurbaneve për ta, kur fillon ndërtimi i shtëpisë, ose kur hapen puset. Kjo është shirk në Allahun, sepse ata mendojnë se xhinët kanë kontroll jashtë dëshirës dhe sundimit të Tij.
4. Shenjtërimi i dervishëve prej pasuesve të tyre.Bindja ndaj tyre në atë që e ka ndaluar Allahu dhe i dërguari i tij salAllahu alejhi ue selem, pranimi i risive (bidateve) të tyre, nënshtrimi, përulja dhe bindja konsiderohen shirk në Allahun e Lartësuar.

Nënshtrimi ndaj pushtetarëve jo musliman, bindja ndaj tyre pa kurfarë imponimi.Gjykatat e tyre janë të kota, ligjet e tyre janë të kufrit. Ata e kanë lejuar haramin (të ndaluarën) dhe e kanë ndaluar hallallin (të lejuarën). Këtë që themi e dëshmoi hadithi i Adij ibn Hatim i cili ishte i krishter pastaj u bë musliman.Ai e dëgjoi të dërguarin salAllahu alejhi ue selem duke e lexuar ajetin për ithtarët e librit:**” Ata i konsideruan "ahbarët" (priftër jehudi) të tyre, "ruhbanët" (murgjit e krishterë) të tyre dhe Mesihun (Isain) birin e Merjemes, për zota pos All-llahut, ndërsa ata nuk janë urdhëruar për tjetër (nga pejgamberët) pos për adhurimin ndaj All-llahut një, e që nuk ka të adhuruar tjetër pos Tij. I lartë është Ai nga çka i shoqërojnë. (Teube :31)**
Adij ibn Hatim e mohoi dhe tha se nuk i kemi adhuruar ata. I dërguari salAllahu alejhi ue selem i tha: “ *A nuk ua lejuan haramin dhe ju e lejuat ?,*

*A ua ndaluan hallallin dhe ju e ndaluat ? I tha i Dërguari salAllahu alejhi ue selem"A ju keni bindur atyre në këtë ? Tha: "Po". Tha i dërguari salAllahu alejhi ue selem "Ky ka qënë adhurimi që ua keni bërë atyre."* Transmeton Tirmidhiu kurse Shejh Albani (r.h) ka thënë se hadithi është hasen.

## Dialog ndërmjet një muslimani dhe ateisti

E përfundojmë këtë kapitull në pohimin e ekzistimit të Allahut si kundërpërgjigjë ndaj ateistave me një dialog të cilin e tregon Shejh Salih El-Belihi në librin e tij "Akidetu el-Muslimin" në kapitullin"Dialogu i cili u zhvillua në mes besimtarit të menqur dhe ateistit të hutuar".

**Ateisti** :A e beson ekzistencën e Allahut?
**Besimtari** :Po, dhe as që dyshoj në Të.
**Ateisti** :A e ke parë?
**Besimtari** :Jo
**Ateisti** :A e ke dëgjuar atë?
**Besimtari** :Jo
**Ateisti** :A e ke nuhatur apo prekur atë?
**Besimtari** :Jo
**Ateisti** :Atëherë si beson në të?
**Besimtari** :A beson ti në logjiken tënde?
**Ateisti** :Po.
**Besimtari** :A e ke parë logjikën tënde?
**Ateisti** : Jo.
**Besimtari** :A e ke dëgjuar atë?
**Ateisti** :Jo
**Besimtari tha**: A e ke nuhatur dhe prekur atë?
**Ateisti tha**:Jo
**Besimtari**:Atëherë pra si po mendon se je i mençur?!!

**“Atëherë ai që nuk besoi mbeti i hutuar. All-llahu nuk e shpie në rrugë të drejtë popullin mizor”.(Bekare :258)**

## Teuhidi Uluhije

25.Çka është teuhidi Uluhije ?

Teuhidi Uluhije është njësimi i Allahut me adhurim

26. Çfarë rëndësie ka teuhidi Uluhijje ?

**-Teuhidi i qëllimit**-Për këtë qellim janë krijuar njerëzit dhe xhinët.
**-Teuhidi i kërkimit**-Allahu e kërkon këtë teuhid prej njerzëve dhe xhinëve.
**-Teuhidi i njohjes-**Është detyrë për njerëzit dhe xhinët ta njohin këtë teuhid.
Teuhidi uluhijje është fillimi dhe fundi i fesë.Ai është thirrja e të të gjithë pejgamberëve .Për këtë teuhid janë krijuar krijesat, janë dërguar pejgamberët dhe janë zbritur të gjithë librat e shenjtë.Për shkak të këtij teuhidit njerëzit janë ndarë në dy grupe, besimtarë dhe pabesimtarë.Shkaku i këtij teuhidi njerëzit do të ndahen në të lumtur ose të dëshpëruar.
Thotë Allahu në Kuran:**“O njerëz, adhurojeni Zotin tuaj, i cili ju krijoi juve edhe ata që ishin para jush ashtu që të jeni të devotshëm (të shpëtuar)”.(Bekare :21) “Ne e patëm dërguar Nuhun te populli i tij, e ai u tha: “O populli im, adhurojeni vetëm All-llahun, se nuk ka zot tjetër pos Tij; a nuk i frikësoheni (dënimit)?”(Mu`minun: 23)**
Teuhidi është thirrja e parë e të gjithë pejgamberëve pas shfaqjes së shirkut: **“Hudi i tha popullit të tij:“Edhe te (populli) Ad-i (dërguam) vëllain e tyre Hudin, e ai tha: “O populli im, adhurojeni (një Zot) All-llahun, ju nuk keni zot pos Tij, a nuk po frikësoheni?!”(A`raf:65) Salihu**

**alejhi selam i tha popullit të tij:“Edhe te (populli) Themud e patëm dërguar njërin prej tyre, Salihun, e ai u tha: “O populli im, adhurojeni All-llahun, ju nuk keni ndonjë zot tjetër pos Tij, Ai së pari ju krijoi nga dheu dhe ju bëri banues të tij, andaj kërkoni falje prej Tij, dhe shprehni pendim te Ai. S’ka dyshim, Zoti im është afër (me mëshirë), Ai përgjigjet (lutjeve)”!(Hud: 61)**.Shuajbi alejhi selam I tha popullit të tij:Ai tha: **“O populli im, adhurojeni All-llahun (Një), ju nuk keni zot tjetër pos Tij”.(A`raf 85).**Thotë Allahu i Madhëruar:**“Ne nuk dërguam asnjë të dërguar para teje e të mos i kemi shpallur atij se: Nuk ka zot tjetër përveç Meje, pra më adhuroni!”(Enbija :25) “E ti pra, pyeti ata të dërguarit që i dërguam para teje, a kemi lejuar që në vend të All-llahut të adhurohen zota të tjerë?(Zuhruf: 45).**Ky teuhid është obligimi i parë për krijesat, gjëja e parë me të cilën njeriu hyn në islam dhe e fundit që del me të prej kësaj bote .Thotë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: *“Ai ,që fjala e tij e fundit është la ilahe il-lAllah hynë në xhennet”.*Hadithin e saktësoi shejhAlbani (r.h.)

Kurani e ka sqaruar këtë lloj të teuhidit shumë qartë në shumë ajete e sure.Nuk gjënë sure të Kuranit ku nuk ka argumente të teuhidit uluhije.Teuhidi uluhije ka rëndësi të madhe .Këtë e tregon fakti se për këtë teuhid janë dërguar të gjithë pejgamberët duke filluar prej Nuhut alejhi selam e deri të Muhammedi salAllahu alejhi ue selem.Motoja e tyre ishte teuhidi.Ata thirrjen e tyre e filloninme teuhidin e adhurimit dhe distancimin nga shirku dhe llojet e tij.Thotë Allahu i Madhëruar:**“Ne nuk dërguam asnjë të dërguar para teje e të mos i kemi shpallur atij se: Nuk ka zot tjetër përveç Meje, pra më adhuroni!”(Enbija: 25).**Tregon Allahu se Nuhu alejhi selam i ka thënë popullit të tij:**”Ne e patëm dërguar Nuhun te populli i vet, e ai tha: “O populli im, adhurojeni All-llahun, nuk keni zot tjetër pos Tij. Unë kam frikë për dënimin tuaj në një ditë të madhe!”(A`raf 59)**.Ibrahimin alejhi selam i tha popullit të tij:**“Edhe Ibrahimin (e dërguam) kur ai popullit të vet i tha: “Adhurojeni All-**

**llahun dhe keni frikë prej Atij, se kjo, nëse e kuptoni, është shumë më mirë për ju".(Ankebut :16).** Thotë Allahu për Musën alejhi selam :**"Ai (Musai) tha: "Prandaj largohu, sepse sa të jeshë gjallë ke për të thënë: (këdo që e sheh) "Mos m'u afro!" E ty të pret edhe një moment (dënim) i pathyeshëm. E ti tash shikoje zotin tënd që e adhurove bindshëm, e tani atë do ta djegim e do ta bëjmë shkrumb dhe hirin e tij do ta shpërndajmë nëpër det".(Ta Ha :97)**
Thotë Allahu për Isën alejhi selam:"Po kur Isai erdhi me argumente tha: **"Erdha te ju me pejgamberllëk dhe erdha t'ua sqaroj atë pjesë që e kundërshtonit, pra kini frikë All-llahun dhe më respektoni mua!S'ka dyshim, All-llahu është Ai, Zoti im dhe Zoti juaj, andaj Atë adhurojeni! Kjo është rruga e drejtë!"(Zuhruf :63-64)**
Muhammedi salAllahu alejhi ue selem e filloi davetin e tij me thirrjën e njerëzve në adhurimin e Allahut dhe distancimin nga shirku.Ai i kushtoi kujdes të vaçantë ruajtjes së teuhidit, duke ua tërhequr njerëzve vërejtjën nga shirku.Ai vazhdoi në këtë rrugë derisa u u largua nga kjo botë.Këtë rrugë e vazhduan edhe sahabët ( r.a.) dhe ata që i pasuan .Thirrja e tyre ishte :"**Thuaj: "Kjo është rruga ime, e vënë në fakte të qarta, e që unë thërras te All-llahu, unë dhe ai që vjen pas meje. Larg të metave është All-llahu, e unë nuk jam nga idhujtarët".( Jusuf :108)**

I dërguari salAllahu alejhi ue selem na tregoi se teuhidi i adhurimit është baza e islamit dhe se është gjëja e parë që duhet të fillohet në dave (thirrje) në Islam. Këtë veprimtari të tij e argumentojnë shkresat e tij, besatimet iu dhanë, xhihadi i tij, urdhërat që ia dha komandantëve te tij et.

27. Çka nënkupton realizimi i teuhidit ?

Realizimi i teuhidit do të thotë shpetim nga shirku dhe kufri.Kush e realizon teuhidin futet në xhenet pa dhënë llogari për mëkatet, e as për vepra të tjera. Realizimi i teuhidit është pastrimi i tij nga shirku.Ky nivel mund të realizohet vetëm nëse përmbushen tri kushte:

**1.Diturija( njohja):**Nuk mund të realizosh asgjë para se ta njohësh.Allahu i Madhëruar thotë:Thuaj: **“Kjo është rruga ime, e vënë në fakte të qarta, e që unë thërras te All-llahu, unë dhe ai që vjen pas meje. Larg të metave është All-llahu, e unë nuk jam nga idhujtarët.”**
(Muhammed :19)
2. **Binjda,( besimi):**Nëse di diçka, por nuk e beson nga mendjemadhësia, nuk e ke realizuar teuhidin.Allahu i Madhëruar tregon ç`thonin idhujtarët: **”A mendon ai t’i bëjë zotat Një Zot? Vërtet, kjo është gjë shumë e çuditshme!”**(Sad :5).Pra, ata nuk besuan se Allahu është i Vetmi që meriton të adhurohet.
3.**Nënshtrimi:** Nëse e di dhe e beson, por nuk i nënshtrohesh, nuk e ke realizuar teuhidin. Allahu i Madhëruar thotë:**“Për arsye se kur u thuhej atyre: “Nuk ka Zot tjetër përveç All-llahut, ata e mbanin veten lart.Dhe thoshin: “A do t’i braktisim ne zotat tanë për një poet të çmendur?”**(Safat: 35-36)
Ai i cili e realizon teuhidin do te hyjë ne xhenet pa dhënë llogari dhe pa u dënuar.Thotë Allahu i Madhëruar:**”Ata që besuan dhe besimin e tyre nuk e ngatërruan me besim të kotë, atyre u takon të jenë të sigurt dhe ata janë në rrugë të drejtë”.(En`Am :82).**Pra janë të udhëzuar në jetën e kësaj bote dhe sigurtë në botën tjetër.

Transmeton Tirmidhiu nga Enesi (r.a.) se e ka dëgjuar të dërguarin e Allahut salAllahu alejhi ue selem duke thënë*:"Allahu i Lartësuar thotë: O biri i Ademit! Nëse me vjen Mua me pothuajse sa toka me gjynahe, pastaj me takon duke mos me shoqëruar asgjë, Unë do të vij ty po me aq falje"*.Hadithi sipas Tirmidhiut është hasen.

## 28. Shembuj nga Kurani për teuhidin Uluhije

Thotë Allahu në Kuran:"**O njerëz, adhurojeni Zotin tuaj, i cili ju krijoi juve edhe ata që ishin para jush ashtu që të jeni të devotshëm (të shpëtuar)".** (Bekare :21)
Thotë Allahu në Kuran:**"Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër pos që të më adhurojnë".**(Dharijat :56).Thotë Allahu në Kuran:**"Ne dërguam në çdo popull të dërguar që t'u thonë: "Adhuroni vetëm All-llahun, e largojuni djajve (adhurimit të tyre)!" Por, pati nga ata që All-llahu e udhëzoi dhe pati nga ata që ishte i gjykuar me humbje, pra udhëtoni nëpër botë dhe shihni se si ishte fundi i gënjeshtarëve?"** (Nahl :36). Thotë Allahu në Kuran:**"Ne nuk dërguam asnjë të dërguar para teje e të mos i kemi shpallur atij se: Nuk ka zot tjetër përveç Meje, pra më adhuroni!"**(Enbija: 25). Thotë Allahu në Kuran:**"Me urdhrin e Tij ia zbret engjëjt me shpallje atij që Ai dëshiron nga robtë e vet (duke thënë) t'ua tërhiqni vërejtjen (t'i njoftoni) se nuk ka të adhuruar (zot) tjetër vetëm Unë, pra të më keni frikën".**( Nahl: 2). Thotë Allahu në Kuran:**"Ata që besuan dhe besimin e tyre nuk e ngatërruan me besim të kotë, atyre u takon të jenë të sigurt dhe ata janë në rrugë të drejtë".**(En`Am: 82). Thotë Allahu në Kuran:**"Bënë kufër (mohuan të vërtetën) ata që thanë: "All-llah është ai, Mesihu, biri i Merjemes". E vetë Mesihu, (Isai), tha: "O beni israilë, adhurojeni All-llahun, Zotin tim**

**dhe Zotin tuaj, sepse ai që i përshkruan Zotit shok, All-llahu ia ka ndaluar (ia ka bërë haram) atij xhennetin dhe vendi i tij është zjarri. Për mizorët nuk ka ndihmës”.**(Maide :72). Thotë Allahu në Kuran:**”Këto janë nga urtësia që Zoti yt ta shpalli ty. Mos shoqëro me All-llahun ndonjë zot tjetër e të hidhesh në xhehennem i qortuar dhe i larguar”.**( Isra :39)

29.Shembuj nga hadithi për teuhidin uluhije

1.I dërguari salAllahu alejhi ue selem e dërgoi Muadh ibn Xhebelin ( r.a.) në Jemen që t’i ftojë në Islam ithtarët e librit.Transmetohet nga Ibn Abassi (r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem kur e dërgoi Muadhin në Jemen i tha:*”Ti po shkon tënjë popull që janë ithtarë të librit, prandaj gjëja e parë që duhet t’i therrasësh ata është: Dëshmija në fjalën La ilahe il-lAllah”.Kurse në një transmetim tjetër:”Thirri ata që ta njësojnë Allahun.Nëse ata të binden në këtë tregoju se Allahu ua ka bërë obligim pesë kohët e namazit“.* Transmeton Buhariu
2.Po kështu i dërguari salAllahu alejhi ue selem e urdhëroi edhe Aliun (r.a.) që t’i therrasë jahuditë fillimisht në teuhid, në ditën e Hajberit.Ai ia dha flamurin dhe itha:*”Bëj durim derisa të përballesh me ta, pastaj ftoji në Islam dhe bëja të ditur se çfarëi ka urdhëruar Allahu, sepse në qoftë se një njeri i vetëm e pranon Islamin nga duart e tua, kjo do të jetë më e mirë dhe më me vlerë për ty sesa devët e kuqe (deve të rralla dhe me të shtrenjtat)”.Në një transmetim tjetër: “Shkoi Ali (r.a.), pastaj u ndal para tyre i vendosur dhe bërtiti: O i dërguari i Allahut:Për çfarë t’i luftoj njerëzit? Tha salAllahu alejhi ve selem: Luftoj derisa të deshmojnë se s`ka të adhuruar tjetër me meritë përveç Allahut dhe se Muhammedi është i dërguar Tij.Nëse ata e bëjnë këtë, atëherë i kanë të ndaluara gjakun e tyre dhe pasurinë përpos me të drejtë dhe llogarija e tyre është tek Allahu”.*Transmeton Muslimi

3.Gjithashtu besatimin që ia dhanë të dërguarit salAllahu alejhi ue selem, dëshmon se gjëja e parë që fillohet në rrugen e Allahut është adhurmi i sinqertë i Tij.
Transmetohet nga Ubadete ibn Samit (r.a.) që ka thënë:*”Na ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem,gjërsa ishum ulur: Ma jepni besën se nuk do t’i bëni shok Allahut”* .Transmeton Buhariu dhe Muslimi.Transmetohet nga Umu Atije (r.a.) se ka thënë:“Ia kemi dhënë besën të dërguarit salAllahu alejhi ue selem se nuk do t’i bëjmë shirk Allahut. Pastaj lexoi:**“O Pejgamber, kur të vijnë besimtaret që të të japin besën se: nuk do t’i shoqërojnë asnjë send All-llahut; se nuk do të vjedhin; se nuk do të bëjnë kurvëri; se nuk do t’i mbysin fëmijët e tyre; se nuk do të gënjejnë me ndonjë shpifje për (fëmijën e huaj që kanë marrë) se është i tyre; dhe se nuk do të të kundërshtojnë në atë që i urdhëron, atëherë prano zotimin e tyre dhe lute All-llahun t’i falë ato, se All-llahu është mëkatfalës dhe mëshirues”.**(Mumtehine:12)
4.Xhihadi i të dërguarit salAllahu alejhi ue selem ka qenë për thirrje të njerëzve në adhurimin e sinqertë të Allahut dhe distancimin nga shirku.Transmetohet nga ibn Omeri ( r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:*”Jam urdhëruar që t’i luftojë derisa të dëshmojnë se s`ka të adhuruar tjetër me meritë përveç Allahut dhe se Muhammedi është i dërguar i Tij, ta falin namazin, ta japin zeqatin.Kur t’i bëjnë këto i kanë të mbrojtura nga unë gjakun dhe pasurinë e tyre përveçse me të drejtë dhe llogarija e tyre mbetet të Allahu”*. Transmeton Buhariu dhe Muslimi

## Kuptimi i vërtetë i fjalës La ilahe il-lAllah

30. Cili është kuptimi i vërtetë i fjalës La ilahe il-lAllah?

S`ka të adhuruar tjetër me meritë përveç Allahut. Kjo në vete përmban mohimin e tagutit dhe besimin në Allahun.

31.Cilat janë shtyllat e fjales La ilahe il-lAllah ?

Fjala La ilahe il-lAllah i ka dy shtylla:

**1.Mohimi**

**2.Pohimi**

32.Çfarë vlere ka fjala La ilahe il-lAllah ?

Fjala La ilahe il-lAllah ka vlerë të madhe. Thotë i dërguari salAllahu alejhi ue selem :"*Dhikri me i mirë është fjala* La ilahe il-lAllah".Transmeton Tirmidhiu. Shejh Albani (r.h) thotë se hadithi është hasen

**Fjala e teuhidit është krahasuar me:**

-Është krahasuar fjala e teuhidit me ujin që pastrohesh, sepse ajo të pastron nga gjynahet.
-Është krahasuar fjala e teuhidit me zjarrin sepse ajo i djegë dhe i shkrinë gjynahet.

-Është krahasuar fjala e teuhidit me diellin sepse dielli ndriçon universin, gjithashtu edhe kjo ndriçon besimin e paluhatshëm.

-Është krahasuar fjala e teuhidit me hënën sepse hëna largon errësiren e natës, ndërsa kjo fjalë ta ndriçon varrin.

-Është krahasuar fjala e teuhidit me yjet që orientojnë udhetarët, ndërsa kjo fjalë është argument për të humburit që nuk përfillen.

-Është krahasuar fjala e teuhidit me hurmën, e cila nuk rritet në tokë te keqe.

-Fjala e Teuhidit nuk strehohet në zemrat e hipokritit.

Ajo është fjalë, të cilen muslimanët e shfaqin kur këndojnë ezanin, ikametin, në ligjeratat dhe bisedat e tyre.Është fjalë për të cilen është krijuar qielli dhe toka.Për të janë krijuar të gjitha krijesat. Për të janë ndarë krijesat në besimtarë dhe jobesimtarë. Ajo është origjina e krijimit, e çështjeve, e shpërblimit dhe e dënimit. Është e vërteta për të cilen janë krijuar krijesat, për të dhe për obligimet ndaj saj pason pyetja dhe llogaria, shpërblimi dhe dënimi. Për shkak të saj janë ngritur shpatat e xhihadit.Ajo është e drejta e Allahut mbi të gjithë robërit. Për të pyeten të parët dhe të fundit. Nuk lëvizin këmbët e robit para Allahut derisa të pyetet për dy çështje:**”Çka keni adhuruar dhe si u jeni përgjigjur të dërguarve”.** Përgjigjja ndaj pyetjes së parë bëhet duke vërtetuar fjalën La ilahe il-lAllah me dituri, miratim dhe punë. Kurse përgjigjja ndaj pyetjes së dytë bëhet duke vërtetuar dëshminë Muhamed-Rresul-Allah me dituri, bindje dhe nënshtrim.

Kjo fjalë dallon kufrin prej Islamit.Është fjala e devotshmërisë dhe lidhja më e fortë.Është ajo që Ibrahimi e tha:**”Dhe ai (Ibrahimi) e la të përjetshme atë fjalë (besimin në një Zot) ndër pasardhësit e vet, me shpresë që ata të kthehen prej rrugës së gabuar në rrugën e drejtë.** (Zuhruf:28).Është ajo fjalë me të cilën Allahu dëshmoi për vetëvetën e Tij, dëshmuan engjujt dhe të diturit nga krijesat e Tij.Allahu i Lartësuar thotë:**”All-llahu vërtetoi se nuk ka zot tjetër përveç Tij, e dëshmuan edhe engjëjt e dijetarët, dhe se Ai është Zbatues i drejtësisë. Nuk ka zot përveç Tij, Fuqiplotit e të Urtit.”(Ali imran:18)**
Ajo është fjala e sinqeritetit dhe dëshmia e se vërtetës.Është thirrja për të vërtetën dhe lirimin nga shirku.Për shkak të saj u krijuan krijesat siç thotë Allahu i Lartësuar:**”Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër pos që të më adhurojnë”. (Dharijat :56)** Për të janë dërguar pejgamberët dhe janë zbritur librat e shenjtë.Thotë Allahu i Lartësuar.**”Ne nuk dërguam**

**asnjë të dërguar para teje e të mos i kemi shpallur atij se: Nuk ka zot tjetër përveç Meje, pra më adhuroni!** “. (Enbija :25)**”Me urdhrin e Tij ia zbret engjëjt me shpallje atij që Ai dëshiron nga robtë e vet (duke thënë) t'ua tërhiqni vërejtjen (t'i njoftoni) se nuk ka të adhuruar (zot) tjetër vetëm Unë, pra të më keni frikën”.** (Nahl :2)

Ibën Ujejne thotë:"Dhuntia më madhe me të cilen Allahu e ka begatuar robin e Tij është njohja me fjalën La ilahe il-lAllah. Vërtetë fjala La ilahe il-lAllah për banorët e xhennetit është sikurse uji i ftohtë për banorët e dynjasë. Kush e shqipton atë e ka mbrojtur pasurinë dhe gjakun e tij, kurse ai që nuk pranon ta shqiptojë, pasuria dhe gjaku i tij janë të kota". Në përmbledhjen e saktë është transmetuar se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka then:"Kush thotë La ilahe il-lAllah (nuk ka të adhuruar me meritë përveç Allahut), dhe mohon atë që adhurohet përveç Allahut, i mbrohet pasuria dhe gjaku i tij, kurse llogaria e tij është tek Allahu". Transmeton Muslimi

Ajo është gjëja e parë që kërkohet prej jobesimtarëve kur ata ftohen në Islam, sepse pejgamberi kur e përcolli Muadhin për në Jemen , I tha :"Ti do të shkosh të krishterët dhe çifutët. Gjëja e parë që do t'i ftosh ata, të jetë dëshmia La ilahe il-lAllah". Hadithi është në dy përmbledhjet e sakta.

Nga kjo që u tha del pozita e saj në fe, në jetë, dhe se ajo është obligimi i parë për robin, ngase është themeli mbi të cilin ngrihen të gjitha veprat. Vlerat e saj janë madhështore.Kush e shqipton atë me sinqeritet, Allahu e futë në xhennet, ndërsa ai që dëshmon rrejshëm, mbrohet gjaku i tij dhe ruhet pasuria e tij, në dynja, kurse llogaria e tij është të Allahu.Është fjalë me tekst të shkurtër, me pak shkronja, e lehtë për gjuhën dhe e rënde në peshore.Transmeton ibn Hibani, gjithashtu edhe Hakimi dhe e vertetoi Seid el-Hudriu, se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:”*Musai tha: ‘ O Zot, ma mëso një gjë që të perkujtoj dhe të lus (adhuroj)”. ‘ O*

*Musai, thuaj La ilahe il-lAllah".' Të gjithë robërit e Tu e thonë atë!'-tha ai. 'O Musai, sikur shtatë qiejt dhe çka ka në to perveç Meje, dhe shatë tokat të vihen në njërën anë të pëshorës,, kurse La ilahe il-lAllah në anën tjetër, i mund ato La ilahe il-lAllah".* Hadithi tregon se fjala La ilahe il-lAllah është dhikri më i mirë. Në hadithin e Abdullah ibn Omerit thuhet:" *Duaja (lutja) më e mirë është ajo në Arafat. Fjala më e mirë që kam thënë unë dhe pejgamberët para meje është La ilahe il-lAllahu uahdehu la sherike lehu, lehul mulku ue lehu el-hamdu ue huve ala kuli shejin kadir".* Transmeton Ahmedi dhe Tirmidhiu.

Prej haditheve që argumentojnë se ajo pëshon rëndë në peshore, është gjithashtu edhe hadithi që e transmeton Tirmidhiu dhe thotë se është hasen. Gjithashtu e transmeton Nesaiu dhe Hakimi,dhe ky i fundit thotë:"sahih (i saktë) sipas kushteve të Muslimit, prej Abdullah bin Amrit se Pejgamberi ka thënë:"*I bëhet thirrje një njeriu prej umetit tim në mesin e krijesave Ditën e Kijametit dhe i shfaqen nëntëdhjetë e nëntë regjistra, secili sa sheh syri, pastaj i thuhet atij:' A mohon diçka prej kësaj? "Jo. o Zot!" -përgjigjët ai. I thuhet: 'Për këtë që ke punuar, a ke ndonjë arsye, ose a ke ndonjë të mirë?"Jo!' - thotë i tronditur. I thuhet : Si jo! Ti ke mirësi tek Ne dhe sot nuk të bëhet padrejtësi. I nxirrët një kartë në të cilën është shënuar :Eshhedu en la ilahe il-lAllah ue eshhedu ene Muhamden abduhu ue resuluhu. 'O Zot, çfarë vlerë ka kjo kartë përballë këtyre rëgjistrave. I thuhet "Vërtetë ty nuk të bëhet padrejtësi.' Vendosen regjistrat në njerën anë të peshorës kurse skeda në anën tjetër, dhe (ngrihen) vijnë lehtë regjistrat dhe peshon rëndë skeda".*

Vlerat e kësaj fjale madhështore janë të shumta, tërësinë e të cilave i ka përmendur Ibën Rexhebi në librin e tij të quajtur "Fjala e Sinqeritetit", duke e argumentuar secilën prej tyre."Ajo është çmimi i xhenetit, dhe fjala e fundit e kujt do që është ajo, ai hyn në xhenet, shpëton nga zjarri, sjell

faljen, është më e mira e mirësive, i fshin mëkatet dhe gabimet, ripërtrinë në zemër atë që është mësuar prej imanit, rëndon peshorën përballë regjistrave të mëkateve. Shqiptuesit i saj është i çiltër tek Allahu.Është më e mira që kanë thënë pejgamberët dhe është dhikri më i mirë.Është më e mira e veprave dhe i shumëfishon ato. Barazohet me lirimin e skllevërve dhe është mburojë nga shejtani.Është siguri për trishtimin e varrit dhe frikën e tubimit (për të dhënë llogari).Ajo është parulla e besimtarëve kur ngrihen nga varret. Ajo ia hap shqiptuesit të saj tetë dyert e xhenetit. Prej mirësive të saj gjithashtu është se të zotët e saj edhe në qoftë se hyjnë në zjarr për mosplotësimin e detyrimeve të saj, ata patjetër do të dalin nga aty".

33. Cilat janë kushtet e fjalës La ilahe il-lAllah?

**1.Dituria:**Thotë Allahu i Madhëruar:**"Atëherë, dije se nuk ka zot tjetër që meriton të adhurohet me të drejtë pos All-llahut, kërko falje për mëkatin tënd, për të besimtarëve e të besimtareve, All-llahu e di për lëvizjet tuaja (për veprat) dhe për vendin tuaj".**(Muhammed :19)

Transmetohet në sahih nga Othmani ( r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: *"Kush vdes dhe ai e din se s`ka të adhuruar tjetër me meritë pos Allahut, do të hyjë në xhenet".*Transmeton Muslimi

**2. Bindja:**E kundërta e saj është dyshimi.Thotë Allahu i Madhëruar: **"Besimtarë janë vetëm ata që i besuan All-llahut, të dërguarit e Tij, e mandej nuk dyshuan dhe për hir të All-llahut luftuan me pasurinë dhe me jetën e tyre. Të tillë janë ata të vërtetit".**(Huxhurat :15)

**3. Pranimi:** Pranimi i asaj që përmban kjo fjalë me zemër dhe gjuhë, siç thotë Allahu i Madhëruar**:“Për arsye se kur u thuhej atyre: “Nuk ka Zot tjetër që meriton të adhurohet përveç All-llahut, ata e mbanin veten lart.Dhe thoshin: “A do t’i braktisim ne zotat tanë për një poet të çmendur?”**(Safat :35-36)

Arsyeja pse Allahu i dënoi këta njerëz ishte sepse ata nuk e pranuan nga mendjemadhësia e tyre fjalën La ilahe il-lAllah, e përgenjeshtruan atë, nuk e mohuan atë që e mohon kjo fjalë dhe nuk e pohuan atë që e pohon kjo fjalë.

**4.Nënshtrimi:**Thotë Allahu i Madhëruar**:”Dhe, kthehuni te Zoti juaj dhe përuljuni Atij para se t’u vijë dënimi, se pastaj nuk do të ketë kush t’ju ndihmojë”.**(Zumer :54) **“Për Zotin tënd jo, ata nuk janë besimtarë (të asaj që të zbriti ty as të asaj para teje) derisa të mos zgjedhin ty për të gjykuar në atë konflikt mes tyre, e pastaj (pas gjykimit tënd) të mos ndiejnë pakënaqësi nga gjykimi yt dhe (derisa) të mos binden sinqerisht”.**(Nisa: 65)

**5.Çiltërsia:**Të besohet me zemër dhe shqiptohet me gjuhë.Thotë Allahu në Kuran:**“Ka disa njerëz që thonë: “Ne i kemi besuar All-llahut dhe jetës tjetër (Ahiretit), po në realitet ata nuk janë besimtarë.Ata përpiqen ta mashtrojnë All-llahun dhe ata që besuan, po në të vërtetë ata nuk mashtrojnë tjetër, pos vetvetes, por ata nuk e hetojnë”.**(Bekare: 8-9)

**6. Sinqeriteti:** Është pastrimi i veprës me qëllim të mirë dhe largimi nga shirku..Thotë Allahu i Madhëruar:**“Vini re! Adhurim i sinqertë është**

**vetëm ai për All-llahun! Ndërsa ata që në vend të Tij adhurojnë miq të tjerë (duke thënë): Ne nuk i adhurojmë ata për tjetër, vetëm që të na afrojnë sa më afër All-llahut, s'ka dyshim se All-llahu do të gjykojë mes tyre për atë që ata ishin në kundërshtim. E, është e vërtetë se All-llahu nuk udhëzon në rrugë të drejtë atë që është rrenës, jobesimtar".**( Zumer :3)

**7.Dashuria:**Dashuria ndaj kësaj fjale dhe asaj që thërret kjo fjalë.T'i duash thënësit e saj dhe ata që veprojnë me të.Thotë Allahu i Madhëruar:**"E nga njerëzit ka asish që në vend të All-llahut besojnë idhujt, që i duan (i madhërojnë) ata, sikur (që besimtarët e vërtetë e duan) All-llahun, po dashuria e atyre që besuan All-llahun është shumë më e fortë. E sikur të dinin ata që bënë mizori se kur do ta shohin dënimin (në botën tjetër), do të binden se e tërë fuqia i takon vetëm All-llahut (e jo idhujve) dhe se All-llahu është ndëshkues i rreptë.**

(Bekare:165)

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: *"S`ka besuar askush prej jush derisa të mos jem unë më i dashur tek ai sesa babai i tij, fëmija i tij dhe njerëzit në përgjithësi".* Transmeton Buhariu dhe Muslimi.

**8.Mohimi i tagutit:** Thotë Allahu në Kuran:**"Në fe nuk ka dhunë. Është sqaruar e vërteta nga e kota. E kush nuk i beson të pavërtetat e i beson All-llahut, ai është kapur për lidhjen më të fortë, e cila nuk ka këputje. All-llahu është dëgjues i dijshëm".**(Bekare: 256)

34.Çka do të thotë fjala ibadet (adhurim) ?

Është emër gjithpërfshirës prej të gjithë atyre që i do Allahu,duke qenë i kënaqur prej fjalëve dhe veprave të jashtme dhe të brendshme.

35. Cilat janë shtyllat e adhurimit ?

Shtyllat e adhurimit janë:**Dashuria ,Shpresa** dhe **Frika**.

**-Dashuria-**Thotë Allahu i Madhëruar:”**… po dashuria e atyre që besuan All-llahun është shumë më e forte”.** (Bekare: 165)

**-Shpresa** në Allahun.Thotë Allahu:“**…shpresojnë në mëshirën e Tij …”**(Isra :57)

**-Frika** prej Allahut .Thotë Allahu i Madhëruar:”**… i frikësohen dënimit të Tij…”**(Isra :57)

Allahu i Madhëruar i bashkoi këto tri shtylla të mëdha në surën Fatiha :**“Falënderimi i takon All-llahut, Zotit të botëve!Mëshiruesit, Mëshirëbërësit! Sunduesit të Ditës së Gjykimit (përgjegjësisë-shpërblimit)! Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm te Ty kërkojmë ndihmë!”**(Fatiha :1-4).

Ajeti i parë flet për dashurinë ndaj Allahut.Allahu është dhuruesi ,e dhuruesi duhet të duhet.Ajeti i dytë flet për shpresën në Allahun kurse ajeti i tretë flet për frikën ndaj Allahut.Për këtë arsye Allahu radhiti ajetin tjetër:**“Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm te Ty kërkojmë ndihmë!”**. Kjo do të thotë o Zot të adhuroj me këto tri gjëra: Me dashuri (ajeti i parë)**“Falënderimi i takon All-llahut, Zotit të botëve!”,** Me shpresë(ajeti

i dytë) **“Mëshiruesit, Mëshirëbërësit”**dhe frikë ndaj Teje (ajeti i tretë) **“Sunduesit të Ditës së Gjykimit (përgjegjësisë-shpërblimit)!”**

36. Cilat janë kushtet për pranimin e adhurimeve?

Kushtet për pranimin e adhurimeve janë dy:

**1.Sinqeriteti.**Allahu nuk i pranon veprat pa sinqeritet.Thotë Allahu i Madhëruar:**“E duke qenë se ata nuk ishin të urdhëruar me tjetër, pos që ta adhuronin All-llahun me një adhurim të sinqertë ndaj Tij, që të largohen prej çdo besimi të kotë, ta falin namazin, të japin zeqatin, se ajo është feja e drejtë”.**(Bejine: 5) **“Vini re! Adhurim i sinqertë është vetëm ai për All-llahun! …”( Zumer :3) “Thuaj: “Vetëm All-llahun e adhuroj, sinqerisht ndaj Tij e bëj adhurimin tim”.**( Zumer: 14)

**2. Vepra të jetë në përputhje me Kuran dhe sunet.**Allahu i Madhëruar nuk i pranon veprat përveç nëse ato janë në përputhje me udhëzimin e Muhamedit salAllahu alejhi e selem.Thotë Allahu:**“…Çka t’ju japë Pejgamberi, atë merrnie, e çka t’ju ndalojë, përmbanju dhe kini frikë All-llahun, se All-llahu është ndëshkues i ashpër”.**(Hashr: 7) **“Për Zotin tënd jo, ata nuk janë besimtarë (të asaj që të zbriti ty as të asaj para teje) derisa të mos zgjedhin ty për të gjykuar në atë konflikt mes tyre, e pastaj (pas gjykimit tënd) të mos ndiejnë pakënaqësi nga gjykimi yt dhe (derisa) të mos binden sinqerisht”.**(Nisa :65)

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:*”Kush vepron nje vepër që ne s’e kemi vepruar ajo vepër është e refuzuar”*.Transmeton Buhariu dhe Muslimi

Ka thënë Fudej ibn Ijjad( r.h.) për fjalën e Allahut:**”…që t’ju sprovojë, se cili prej jush është më vepërmirë…”**(Hud: 7), tha me” sinqeritet dhe e qëlluar“.E pyeten: O Eba Alij:çka është me sinqeritet dhe e qëlluar? .Tha:” Vepra kur është e sinqertë por jo e qëlluar nuk pranohet dhe kur është e qëlluar por jo e sinqertë prapë nuk pranohet”.

Prej ajeteve kryesore që i pëtfshinë këto dy kushtë është fjala e Allahut në fundin e surës Kehf: **“Thuaj: "Unë jam vetëm njeri, sikurse edhe ju, mua më shpallet se vetëm një Zot është Zoti juaj, e kush është që e shpreson takimin e Zotit të vet, le të bëjë vepër të mirë, e në adhurimin ndaj Zotit të tij të mos e përziejë askë". (Kehf:110)**

37.Disa lloje te adhurimeve

Adhurimi është shumë llojesh .Çdo vepër që e do Allahu ,qoftë fjalë a vepër, e jashtme apo e brendshme ajo konsiderohet adhurim.

Disa vepra të adhurimit janë si në vijim:

**a) Lutja me dy llojet e saj:** Lutja e kërkesës dhe lutja e adhurimit

Thotë Allahu i Madhëruar:**“Pra, adhurojeni All-llahun me një adhurim të sinqertë ndaj Tij, edhe pse jobesimtarët e urrejnë atë (adhurimin)”.**(Gafir :14)

Thotë Allahu i Madhëruar: **“Dhe (mua më shpallet) se vërtet xhamitë janë veçant për ta adhuruar All-llahun, e mos adhuroni në to askë tjetër me All-llahun!’** (Xhin :18).

**“Kush është më i humbur se ai që pos All-llahut lut diç që nuk i përgjigjet atij deri në kijamet, pse ata (që luten) janë gafilë ndaj lutjes së tyre.E kur do të tubohen njerëzit, ata (zotat e tyre) do të jenë armiq të tyre.”**(Ahkaf :5-6)

Kush i lutet dikujt tjetër përveç Allahut për një gjë që s’ka mundësi të ta jap askush tjetër përveç Allahut, ai është mushrik (politeist), pa marrë parasysh se atij që i lutet është i gjallë apo i vdekur.Nëse i lutesh dikujt për diçka që ka mundesi të ta jap dhe duke qenë i gjallë si p.sh: thua o filan ma jep atë ushqim, gotë ujë e të ngjajshme,kjo nuk ka gjë të keqe.Mirëpo nëse ai është i vdekur dhe i thua me jep atë ushqim dhe ujin,atëherë kjo është shirk i madh,sepse i vdekuri dhe ai që nuk është prezent nuk ka mundesi të të jap asgjë.

**b) Dashuria, frika dhe shpresa** për këto kemi folur më herët.

**c) Tevekuli (Mbështetja) në Allahun:**Mbështetja në Allahun është sinqeriteti në dorëzimin e çështjes Allahut, duke u mbështetur bindshëm në Të dhe duke i përdorur shkaqet që i ka lejuar Allahu në sheriat për të arritur deri të dobia dhe pengimi i demit. Thotë Allahu:”**…Dhe vetëm All-llahut mbështetjuni, nëse jeni besimtarë të sinqertë”.**(Maide :23)
**“...Kush i mbështetet All-llahut, Ai i mjafton atij, All-llahu realizon dëshirën e vet dhe All-llahu çdo gjëje ia ka caktuar kohën (afatin)”.**(Talak :3)

**d)Pendimi** :Është kthimi të Allahu duke i kryer urdhëresat dhe duke ikur nga ndalesat:**“Dhe, kthehuni te Zoti juaj dhe përuljuni Atij para se t’u vijë dënimi, se pastaj nuk do të ketë kush t’ju ndihmojë”.**(Zumer :54)

**e)Kërkimi i ndihmës vetëm prej Allahut:**Nënkupton kërkimin i ndihmës nga Allahu në realizimin e gjërave të fesë dhe kësaj bote.Thotë Allahu i Madhëruar: **“Sunduesit të Ditës së Gjykimit!”**(Fatiha: 4) .Kemi edhe

porosinë e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem drejtuar Ibn Abassit (r.a.): *“Kur të kërkosh ndihmë kërko vetëm nga Allahu”.* Transmeton Tirmidhiu

**f) Kërkimi i mbrojtjes:**Është kërkimi i mbrojtjës nga Allahu që të ruan nga gjërat e urryera. Thotë Allahu:**“Thuaj: I mbështetem Zotit të agimit,Prej dëmit të çdo krijese që Ai e krijoi”**.(Felek:1-2)
**“Thuaj: “Mbështetem (mbrohem) me Zotin e njerëzve! Sunduesin e njerëzve,Të adhuruarin e njerëzve,Prej të keqes së cytësit që fshihet.**(Nas :1-4)

**g)Therrja (flijimi)**:Është derdhja e gjakut si afrim të Allahu.Thotë Allahu i Madhëruar:“**Thuaj: “Namazi im, kurbani im, jeta ime dhe vdekja ime janë thjesht për All-llahun, Zotin e botëve”**.(En`am :162). Thotë Allahu:**“Andaj ti falu dhe prej kurban për hir të Zotit tënd!”** (Keuther: 2)

**h) Zotimi:**Është lidhja e vetës me një gjë.**Thotë Allahu:“Ata janë që i zbatojnë premtimet e tyre dhe i frikësohen një dite dëmi i së cilës ka përmasa të mëdha”.**(Insan: 7)

38. Me cilat gjymtyrë bëhen adhurimet?

Adhurimi sipas llojit të tij kryhet me tri gjymtyrë:

**1.Adhurimet e zemrës** (dashuria, frika, shpresa, nieti (qëllimi), pendimi, frikërespekti, mbështetja etj.)

**2.Adhurimet e gjuhës** ( fjala elhamdulilah, la ilahe il-lAllah, subhanAllah, Allahu ekber, estagfirullah, la havle ve la kuvvete il-la bilah, subhanAllahi ve bi hamdihi, leximi i Kuranit etj).

**3.Adhurimet e gjymtyrëve** (Namazi, agjërimi, zekati, haxhi sadakaja xhihadi etj.)

**Negacionet e Teuhidit**

Gjërat që janë në kundërshtim me teuhidin janë dy lloje:

1.Ato që e rrënojnë teuhidin tërësisht dhe

2. Ato që e pakësojnë teuhidin

**Shirku**

39. Çka është shirku dhe si ndahet ai?

Shirku nënkupton kur njeriu të merr ndonjë gjë për zot dhe ta barazon atë me Allahun, qoftë në teuhidin Rrububijje, Uluhijje dhe Emrave e Cilësive tëTij.

40.Cili është dëmi i shirkut ?

Dëmi i shirkut është shumë i madh. Ai është krimi i të gjitha krimeve, mëkati më i madh dhe padrejtësia e të gjitha padrejtësive.Thotë Allahu i Madhëruar: **“S'ka dyshim se All-llahu nuk falë (mëkatin) t'i**

**përshkruhet Atij shok (idhujtarinë), e përpos këtij (mëkati) i falë kujt do. Kush përshkruan All-llahut shok, ai ka trilluar një mëkat të madh”**. (Nisa :48)

Thotë Allahu i Madhëruar: **“Ata që besuan dhe besimin e tyre nuk e ngatërruan me besim të kotë, atyre u takon të jenë të sigurt dhe ata janë në rrugë të drejtë”.** (En’am:82) Thotë Allahu i Madhëruar:**” (përkujtoju popullit tënd) Kur Llukmani duke e këshilluar, birit të vet i tha: "O djali im, mos i përshkruaj All-llahut shok, sepse idhujtaria është padrejtësi më e madhe!"** (Llukman :13 **“...e kush i përshkruan shok All-llahut, ai është sikur të bie nga qielli e ta rrëmbejë shpendi, ose si ai të cilin e gjuan era e stuhishme në ndonjë vend të humbur.** (Haxh :31)

Transmetohet nga Abdullah ibn Mesudi (r.a) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “*Kush vdes duke e lutur dikë tjetër përveç Allahut, hyn në zjarr”.* Transmeton Buhariu.

Transmetohet nga Xhabiri (r.a) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:”*Kush e takon Allahun duke mos i shoqëruar Atij asgjë, do të futet në xhennet, ndërsa kush e takon Allahun duke i shoqëruar dikë tjetër, hyn në zjarrë”.*

Ibrahimi u frikësua shumë prej shirkut.Thotë Allahu i Madhëruar:**”(Përkujto) Kur Ibrahimi tha: "Zoti im! Bëje këtë qytet të sigurt dhe më mbro mua e bijtë e mi nga adhurimi i idhujve (statuja gurësh)." (Ibrahim :35)**

Thotë Ibrahim Ibn Ed’hem :Kush mund të jetë më i sigurt sesa Ibrahimi alejhi selam.

Thotë Allahu i Madhëruar:**”Është e vërtetë se All-llahu nuk falë (mëkatin) t'i bëhet Atij shok, e pos këtij (mëkati), të tjerat i falë atij që dëshiron. (Nisa: 116) “...sepse ai që i përshkruan Zotit shok, All-llahu ia ka ndaluar (ia ka bërë haram) atij xhennetin dhe vendi i tij është zjarri. Për mizorët nuk ka ndihmës.** (Maide :72)

41. Disa lloje të shirkut të madh

Shirku është disa lloje:

**a) Shirku në bindje**

Dijeni se prej shirkut është edhe bindja ndaj dijetarëve dhe prijsave në lejimin e asaj që e ka ndaluar Allahu ose bindja në ndalimin e asaj që e ka lejuar Allahu.

Thotë Allahu i Madhëruar:**”Ata i konsideruan “ahbarët” (priftër jehudi) të tyre, “ruhbanët” (murgjit e krishterë) të tyre dhe Mesihun (Isain) birin e Merjemes, për zota pos All-llahut, ndërsa ata nuk janë urdhëruar për tjetër (nga pejgamberët) pos për adhurimin ndaj All-llahut një, e që nuk ka të adhuruar tjetër pos Tij. I lartë është Ai nga çka i shoqërojnë”.**(Teube: 31)

Kurse në hadith sahih transmetohet se i dërguari salAllau alejhi ue selem e ka lexuar këtë ajet para Adij ibn Hatimit. Adiji i tha:*”O i dërguar i Allahut ne nuk i kemi adhuruar! Tha: A nuk ua lejonin juve atë që ua ndalonte Allahu dhe ju e konsiderojshit të lejuar dhe ua ndalonin atë që Allahu ua lejonte dhe ju e konsideronit të ndaluar? Tha: Po. Tha i dërguari salAllahu*

*alejhi ue selem: Ky ka qenë adhurimi që ua keni bërë atyre”*.Transmeton Tirmidhiu dhe të tjerët.

I dërguari salAllahu alejhi ue selem tregoi atij se marrja e murgjëve dhe priftërinjëve për zota përveç Allahut nuk nënkupton vetëm rënie në ruku dhe sexhde, mirëpo bindja e tyre në ndryshimin e dispozitave të Allahut dhe ndryshimin e sheriatit në lejimin e haramit dhe ndalimin e hallallit .Kjo konsiderohet adhurim ndaj tyre përveç Allahut, ngase ata e vendosën vetën e tyre si partnerë në ligjvënie .Ai që i bindet në këtë ka marrë për Allahun shokë në ligjëvenie dhe kjo është shirku i madh .Argument për këtë është fjala e Allahut të Madhëruar:**“Ata i konsideruan “ahbarët” (priftër jehudi) të tyre, “ruhbanët” (murgjit e krishterë) të tyre dhe Mesihun (Isain) birin e Merjemes, për zota pos All-llahut, ndërsa ata nuk janë urdhëruar për tjetër (nga pejgamberët) pos për adhurimin ndaj All-llahut një, e që nuk ka të adhuruar tjetër pos Tij. I lartë është Ai nga çka i shoqërojnë”.**(Teube: 31)

I ngjajshëm është edhe ajeti tjetër kuranor:**“Dhe mos hani nga ajo që (para therjes së saj) nuk është përmendur emri i All-llahut, vërtet ajo (ngrënia) është mëkat. Djallëzit i nxisin miqtë e vet që t’ju polemizojnë juve, e nëse i dëgjoni ata, atëherë jeni si ata (idhujtarë).**

(En`am: 121)

Prej këtij shirku është edhe bindja ndaj pushtetarëve dhe kryetarëve në vendosjën e kushtetutave,l igjeve dhe neneve që janë në kundërshtim me sheriatin e Allahut,si p.sh: lejimi i kamatës, prostuticionit, pirjes së alkoolit, barazinë e mashkullit dhe femrës në trashëgimi, lejimi i përzierjës së meshkujve dhe femrave, ndalimin e martesës me më shumë së një grua. Prandaj ai që pajtohet me këto vepra dhe flet mirë për to, është i dalë nga feja. Allahu na ruajt!

**b). Shirku në dashuri**

Dashurija është baza e fesë mbi të cilen qëndron Islami.Me plotësimin e dashurisë së Allahut plotësohet islami dhe me pakësimin e saj pakësohet edhe besimi i njeriut.

Dashuria është tri lloje:

1.Dashuria e natyrshme - P.sh: Dashuria e atij që është i uritur për ushqim.

2. Dashuria me dhimbje –sikur dashuria e prindërit për fëmiun e tij.

3.Dashuria e adhurimit

Kjo dashuri është e përmendur në fjalët e Allahut të Madhëruar:**“E nga njerëzit ka asish që në vend të All-llahut besojnë idhujt, që i duan (i madhërojnë) ata, sikur (që besimtarët e vërtetë e duan) All-llahun, po dashuria e atyre që besuan All-llahun është shumë më e fortë. E sikur të dinin ata që bënë mizori se kur do ta shohin dënimin (në botën tjetër), do të binden se e tërë fuqia i takon vetëm All-llahut (e jo idhujve) dhe se All-llahu është ndëshkues i rreptë”.**(Bekare :165)

Thotë Ibn Kajjimi (r.h.):“Allahu na tregoi se kush e do dike tjetër ashtu siç duhet Allahu, ai ka marrë zota përveç Allahut. Ky zot që e ka marrë ai është në dashuri,e jo në krijim”.

Thotë ibn Kajjimi( r.h.): “Allahu tregon në këtë ajet për gjendjën e idhujtarëve në dynja dhe ajo që i prêt në botën tjetër.Ata i bënë Allahut shok (morën zota tjerë përveç Allahut),duke i barazaur në dashuri sikurse ndaj Allahut”.

Fjala e Allahut të Madhëruar: **“… po dashuria e atyre që besuan All-llahun është shumë më e fortë…”**dmth: Besimtarët e duan Allahun më

shumë se sa idhujtarët idhujt e tyre.Ajeti argumenton se ai që do dikë tjetër sikurse Allahun, ai ka marrë zot tjetër përveç Allahut..

Thotë shejh Muhammed ibn Abdul Uehab ( r.h): “Në këtë ka argument se ai i cili e merr një zot dhe e barazon dashurinë e tij me dashurinë ndaj Allahut, ka bërë shirk të madh”.

**c). Shirku në frikë**

Frika është tri lloje:

1.Frika e fshehtë

Janë rastetkur njeriu frikësohet nga dikush tjetër përveç Allahut, çoftë prej statujave, tagutit, të vdekurve, atij që nuk është prezent prej xhinëve dhe njerëzve.Allahu na tregoi për popullin e Hudit alejhi selam:**“Ata i thanë Hudit alejhi selam:Ne nuk themi tjetër vetëm se dikush prej zotave tanë të ka goditur me çmendje! Ai tha: “Unë dëshmitar e kam All-llahun, e ju dëshmoni se unë jam larg nga ajo çka ju i shoqëroni.(larg adhurimit) Pos Tij. Ju pra, të gjithë përpiquni kundër meje e mos më jepni afat”.**( Hud :54-55)

Ky lloj i frikës është prej llojeve me të rëndesishme të ibadetit (adhurimit) ndaj Allahut të Lartësuar.Thotë Allahu i Madhëruar :**“Po atë (propagandë) e bëri vetëm shejtani që dëshironte me miqtë e vet (idhujtarët), t’ju friksojë, po ju mos u frikësoni prej tyre, frikësomuni Mua, nëse jeni besimtar”.**(Ali Imran: 175) **“… andaj mos u frikësonju atyre, por Mua të më frikësoheni…”** (Maide :3)

Kjo lloj frike duhet të jetë e frikë me dashuri ngase vetëm frika pa dashuri është medhhebi i havarixhëve dhe mutezilive.

2. Prej llojeve të frikës është ajo që ta lënë njeriu atë që obligohet nga frika prej disa njerëzve.Kjo është e ndaluar ose është shirk i vogël.Kjo është përmendur në fjalën eAllahut :**”E atyre (shokëve të Pejgamberit) që dikush u tha: “Populli (idhujtarët) është tubuar t’ju sulmojë, pra kini frikë!” Ajo, vetëm ua shtoi edhe më shumë besimin e thanë: “Neve na mjafton që kemi All-llahu, Ai është mbrojtësi më i mirë!”Dhe atë pa i gjetur kurrfarë e keqe fituan begati e mirësi të mëdha nga All-llahu dhe e arritën kënaqësinë e Tij, All-llahu është dhurues i madh.Po atë (propagandë) e bëri vetëm shejtani që dëshironte me miqtë e vet (idhujtarët), t’ju friksojë, po ju mos u frikësoni prej tyre, frikësomuni Mua, nëse jeni besimtar”.**(Ali Imran :173-175)

3.Prej llojeve të frikës është frika e natyrshme si p.sh: frika nga armiku, luani, tigri, gjarpëri etj .Ky lloj i frikë nuk është e nënçmuar.Thotë Allahu i Madhëruar për ndodhinë e Musës alejhi selam:**“E ai doli prej aty i frikësuar e duke pritur (se ç’po ndodh) dhe tha: “O Zoti im, më shpëto prej popullit zullumqar”.**(Kasas :21)

42. Shirku i vogël

Shirku i vogel nuk e nxjerr njeriun nga feja dhe as nuk është shkas që ai të denohet përgjithmonë në zjarrin e xhehnemit.Mirëpo atë e pret dënim i rëndë.

43. Shirku i vogël në adhurimet e zemrës

Prej shirkut të vogel në adhurimet e zemrës është syfaqësia.Kjo ndodhëqë njeriu shfaqë një vepër të mirë tek të tjerët ose e zbukuron atë, duke u shtirur para tyre si i devotshem.Ai i cili e do kënaqësinë e Allahut dhe syfaqësinë brenda një vepre ka bërë shirk në Allahun në këtë lloj adhurimi.

**Syfaqësia është disa lloje:**

1. Syfaqësia në vepër, si p.sh namazfalësi e zgjatë rukunë dhe sexhden që ta shohin të tjerët.
2. Syfaqësia në fjalë, si p.sh kur e mëson diturinë me qëllim që njerëzit t'i thonë, ti je dijetar.

44. Cilat gjëra na ndihmojnëtë mos biem në syfaqësi?

**1. Forcimi i imanit në zemër:** Të forcohet shpresa e madhe në Allahun dhe të largohet nga dikush tjetër, ngase forcimi i imanit në zemër është litari me i fortë që njeriun Allahu ta ruan nga cytjet e shejtanit dhe nga pasimi i epshit.

**2. Përgatitja me dije të sheriatit:**Në veçanti mësimi i akides (besimit), sepse kjo me lejën e Allahut është mbrojtje nga dyshimet dhe vesveset. Nga kuptimi i madhështisë së Allahut të Lartësuar dhe dobësisë e krijesave njeriu e urren syfaqësinë, e nënçmon atë dhe largohet prej saj.

**3. Strehimi dhe kthimi tek Allahu i Lartësuar:**Lutja e ndaj Tij, që ta ruaj nga e keqja e vetës dhe nga të këqijat e shejtanit.Lutja me sinqeritet ndaj Allahu, duke i vënë në praktikë lutjet e transmetuara nga Kurani dhe suneti.

**4. Të kujtosh se çfarë dënimesh të mëdha do të përjetojnë botën tjetër ai i cili bënë syfaqësi:** Prej dënimeve me të mëdha është se ai është i pari me të cilin do të ndizet zjarri i xhehnemit.

**5.Të meditosh në poshtërimin e atij që bën syfaqësi**:Ai që bën syefaqësi me këtë e humb shpërblimin e veprës së tij që ishte shkak për fitimin e xhenetit dhe shpetim nga zjarri i xhehnemit. Njëkohësisht ai e kërkoi me këtë kënaqësinë e krijesave duke e kundërshtuar Krijuesin.Për këtë arsye kur u pyet Imam Maliku (r.h.) , Kush janë mendjelehtët?Tha:” Ai që ushqehet me fenë e tij”.

**6. Kujdesi që njeriu të mos bienë syfaqësi:** Kjo bëhët duke i fshehur adhurimet që janë të preferuara dhe largimi nga ndejat e atyre që bëjnë syefaqësi.

Në fund si përmbyllje të temës së syfaqësisë themi se duhet të kemi kujdes që të mos e akuzojmë një musliman me syfaqësi ngase kjo është çështje e zemrës dhe këtë nuk e di askush tjetër përveç Allahut .

45. Shembuj të shirkut të vogël që bëhën me zemër

Prej shembujve të shirkut të vogel që bëhet me zemër është mbeshtetja në sebepe (shkaqe). Ajo që obligohet muslimani, ështëqë këto sebepe t'i merr si mjet për shërim, gjithëherë duke u mbështetur në Allahun e Madhëruar.

46. Shirku i vogël në vepra

Prej llojeve të këtij shirku është rukja e shirkut.

Rukja sipas sheriatit është kur njeriu i perdorë lutjet nga Kurani dhe suneti, me qëllim që të mbrohet nga sherret dhe të këqijat e njerzëve dhe shejtanëve.

Rukja që e bëjnë njerëzit është dy lloje:

1. Rukja sipas Sheriatit -Është kusht në këtë rukje që rukjexhiu dhe ai që i bëhet rukje të besojse shërimi është në dorën e Allahut, e assesi në dorën e dikujt tjetër.

2. Rukja e ndaluar -Nuk është sipas Kuranit dhe sunetit.Në këtërast rukjexhiu ose atij që i bëhet rukje beson se shërimi është nga ai që bën rukje.Pastaj kërkimi i ndihmës në atë që nuk mundet të ndihmoj askush pos Allahut të Madhëruar, qofshin xhinë apo njerëz është prej shirkut të madh, që të nxjerr nga feja.

**47. Shirku i vogël që bëhët me fjalë**

Prej shembujve të këtij lloji janë:

**1.Betimi në dikë tjetër përpos Allahut**

Betimi është adhurim prej adhurimeve qëduhet të kryhen vetëm për Allahun dhe nuk lejohet për dikë tjetër.Ndalohet betimi në dikë tjetër përveç Allahut.Argument është fjala e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem: *“Me të vërtetë Allahu ju ndalon juve që të betoheni në baballarët tuaj, ai që betohet le të betohet në Allahun ose le të heshtë”*.Transmeton Buhariu.

Pra, ose betohu në Allahun ose hesht, ngase betimi në dikë tjetër përveç Allahut është shirk i vogël.

**2.Shprehja “ç’do” Allahu “dhe” filani**

Nuk lejohet shprehjashprehja “çdo” Allahu “dhe” filani .Transmetohet nga Hudhejfe ibn Jemani (r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:*”Mos thuani:Çka do Allahu dhe filani por thuani: Çka do Allahu e pastaj filani*.”Transmeton Ebu Davudi me zingjirë të saktë.

**Disa bestytni të gabuara të populli ynë**

**Këto bestytni janë të shumta, por ne do t'i përmendim disa prej tyre:**

1.Hajmalitë:Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:*" Hajmalitë janë shirk"; "Ai që ngjet hajmali Allahu mos ja plotësoftë dëshirat e tij".*

2.Vendosja e patkoit në hyrje të shtëpisë ose brenda në veturë.

3.Bindja se do të ndodhë diqka e keqe, nëse maca ta kalon tërthorazi rrugën

4.Frika nga pastrimi në diten e martë

5.Frika e prerjes së thonjëve të duarve dhe këmbëve njëkohësisht

6.Varja e hudhrave para shtëpisë me qëllim të largimit të të këqijave.

7.Syri i kaltër që ua vënë fëmijëve në djep, apo vendosja e tij në veturë me qellim mbrojtjeje nga mësyshi dhe fatkeqësitë.

8.Mbajtja e penjëve e të ngjashme me qëllim largimin e sëmundjes ose pengimin e saj.

## Kufri

### 48. Çka është kufri dhe si ndahet?

Fjala kufër në gjuhën shqipe do të thotë "mbulim, mbështjellje", kurse në lëminë e akidës ka kuptimin e të kundërtës së imanit.

### 49. Llojet e kufrit te madh

Llojet e kufrit të madh:

Çfarë është kufri i përgenjështrimit?. Është bindja për përgënjeshtrimin e pejgamberëve alejhimu selam. Argument për këtë është fjala e Allahut:**”E kush është më mizor se ai që shpif gënjeshtër ndaj All-llahut, ose përgënjeshtron të vërtetën pasi t’i ketë ardhur ajo? Po, a nuk është xhehennemi vend për jobesimtarët?”** (Ankebut: 68)

Çfarë është kufri i mendjemadhësisë dhe refuzimit?

Kjo ndodhë kur njeriu e di se të dërguarit ishin të vërtetë dhe se ata janë dërguar me të vërtetën nga Zoti i tyre, mirëpo nuk u nënshtrohen gjykimit e as urdhërave të tyre .Argument për këtë është ajeti kuranor:**“E kur u thamë engjëjve: përuluni (bini në sexhde) Ademit, ata menjëherë iu përulën, me përjashtim të iblisit (djallit). Ai refuzoi dhe u mbajt në të madh dhe u bë pabesimtar”.**(Bekare :34)

Çka është kufri i dyshimit?

Është dyshimi ndaj asaj me të cilën kanë ardhur pejgamberët.Argument për këtë është fjala e Allahut:**“Dhe ai hyri në kopshtin e vet (e me besimtarin për dore), po duke qenë dëmtues i vetes (duke mos besuar dhe duke u krenuar) tha: “Unë nuk mendoj se zhduket kjo kurrë!”**

**Dhe nuk besoj se do të ndodhë kijameti, (dita e gjykimit), por nëse bëhet që të kthehem te Zoti im, pa dyshim do të gjej ardhmëri edhe**

**më të mirë se kjo”.Atij ai shoku i vet (besimtari) i tha - duke e polemizuar atë - “A e mohove Atë që të krijoi ty nga dheu, pastaj nga një pikë uji, pastaj të bëri njeri të plotë?”**(Kehf :35-37)

Çka është kufri i mosinteresimit?

Nënkupton painteresim total ndaj fesë, duke mos dashur të dëgjoj apo të flasë për atë që ka ardhur i dërguari salAllahu alejhi ue selem.

Çka është kufri i talljes?

Argument për këtë është fjala e Allahut :**“E nëse i pyet ti ata (përse tallen), do të thonë: “Ne vetëm jemi mahnitur e dëfruar”. Thuaj: “A me All-llahun, librin dhe të dërguarin e Tij talleni?”Mos kërkoni fare ndjesë, ju pasi që (shpallët se) besuat, keni mohuar. Nëse një grupi nga ju i falim, grupin tjetër e dënojmë, ngase ishin kriminelë”.**(Teube :65-66)

Çka është kufri i miqësimit dhe armiqësimit?

Për këtë do të flasim në një kapitull të vaçantë në fund të librit.

Çfarë është kufri i dyfytyrësisë?

Kufri i dyfytyrësisëështë dy lloje:

**1.Lloji i parë:**

**Dyfytyrësia në besim**-Është kufër i madh i cili të nxjerrë nga feja.Ky kufër është gjashtë lloje:

1. Përgenjështrimi i pejgamberëve

2. Përgënjeshtrimi i asaj me të cilën kanë ardhur

3. Urrejtja e pejgamberit salAllahu alejhi ue selem

4. Urrejtja e asaj me të cilën ka ardhur i dërguari salAllahu alejhi ue selem

5. Gëzimi me humbjen e fesë së pejgamberit salAllahu alejhi ue selem

6. Urrejtja e fitorës e fesë së pejgamberit salAllahu alejhi ue selem.

**2.Lloji i dytë**

**Dyfytyrësia në vepër** -Është kufër i vogël.Ky është krim dhe mekat i madh.Lidhur me këtë i dërguari salAllahu alejhi ue selem në një hadith ka thënë:*" Katër gjëra që gjinden të një person aiështë munafik i kulluar , e nëse gjindet një nga këto katër gjëra të një person ai ka cilësi të nifakut përderisa ta braktis atë:Kur i besohet diçka tradhëton, kur flet gënjen, kur premton nuk e përmbush premtimin dhe kur kacafytet e tepron".*Transmeton Buhariu dhe Muslimi

## Kufri i vogël

50.Çka është kufri i vogël?

Kufri i vogël nuk e nxjerrë njeriun nga feja dhe as nuk e bën që ai të denohet përgjithmonë mirëpo ai do të ketë dënim të rëndë.Prej këtij lloji të

kufrit është kufri i mirësisë**:" All-llahu sjell si shembull një fshat (vendbanim) që ishte i sigurt dhe i qetë, të cilit i vinte furnizimi nga të gjitha anët me bollëk, kurse ata (banorët) i përbuzën të mirat e All-llahut. Atëherë All-llahu, për shkak të sjelljes së tyre, ua veshi petkun (ua ngjeshi) e urisë dhe të frikës".**(Nahl :112)

## Nifaku i madh(dyfytyrësia)

**51. Çka është nifaku i madh?**

Nifaku është dy lloje:

**1.Dyfytyrësia në besim-** Kjo ndodhë kur njeriu e shfaqë Islamin ndërsa e fsheh kufrin.Kjo e nxjerrë njeriun nga feja dhe nëse njeriu vdes pa u penduar mbetet përherë në zjarr.

**2.Dyfytyrësia në vepër**-Është kufër i vogël që nuk të nxjerrë nga feja.Argument është hadithi:*"Katër gjëra që gjinden tek një person është munafik i kulluar dhe nëse gjindet një nga këto katër gjëra tek një person ai ka veti të nifakit derisa ta braktis atë:Kur i besohet diçka tradhton, kur flet gënjen, kur premton se përmbush premtimin dhe kur kacafytet e tepron".*Transmeton Buhariu dhe Muslimi

52. Cilat janë veprat e kufrit me të cilat dallohen munafikët?

Munafikat i bëjnë disa vepra të kufrit me të cilat dallohen se ata janë jobesimtarë:

1. Ata tallen me Allahun, të dërguarin e tij dhe Kuranin.Thotë Allahu i Madhëruar:**“E nëse i pyet ti ata (përse tallen), do të thonë: “Ne vetëm jemi mahnitur e dëfruar”. Thuaj: “A me All-llahun, librin dhe të dërguarin e Tij talleni?”Mos kërkoni fare ndjesë, ju pasi që (shpallët se) besuat, keni mohuar. Nëse një grupi nga ju i falim, grupin tjetër e dënojmë, ngase ishin kriminelë.”**(Teube :65-66) **“E kur i takojnë ata që besuan thonë: “Ne kemi besuar!” Por kur veçohen me djajt (parinë) e vet u thonë: “Ne jemi me ju, ne vetëm jemi tallur (me besimtarët)”.**(Bekare :14)

2. E ofendojnë ose e përgenjështrojnë Allahun dhe të dërguarin salAllahu alejhi ue selem.Thotë Allahu për ta:**“Ka prej tyre që do të bëjnë vërejtje në ndarjen e lëmoshës, nëse u jepet nga ajo, ata mbesin të kënaqur, e nëse nuk u jepet, ata hidhërohen”.**(Teube :58).Pra munafikët e akuzan të dërguarin salAllahu alejhi ue selem për padrejtësi në shpërndarjen e sadakasë.

3. Ia kthejnë komplet shpinën fesë Islame, e përqeshin atë dhe punojnë për largimin njerëzve prej saj.Thotë Allahu:“**Kur u thuhet atyre: “Ejani**

**(për të gjykuar) te ajo që e zbriti All-llahu dhe te i dërguari!" i sheh se si dyfytyrëshit ta kthejnë shpinën".**(Nisa :61)

4. Dëshirojnë që të gjykojnë me ligjet e jobesimtarëve.Kujdesën që t'i huazojnë ligjet e jobesimtarëve dhe i zbatojnë ato në vend të ligjit të Allahut.Thotë Allahu i Madhëruar:**"A i vure re ata që mendojnë se besuan atë që të zbriti ty, dhe atë që zbriti para teje, se si dëshirojnë që mes tyre të gjykojë djalli, e duke qenë se janë të urdhëruar që të mos e besojnë atë. E djalli dëshiron t'i humbë në pafundësi".**(Nisa: 60)

5. Besojnë në saktësinë e feve tjera përveç Islamit .Thërrasin në to edhe pse e dinë se ato fe nuk janë të vërteta.

6. Ju ndihmojnë jobesimtarëve kunder muslimanëve.Munafikët në realitet janë jobesimtarë dhe ata ju ndihmojnë vëllëzërve të tyre prej jomuslimanëve kundër muslimanëve. Thotë Allahu i Madhëruar:**"O ju që besuat! Mos zini miq as jehuditë, e as të krishterët. Ata janë miq të njëri-tjetrit. E kush prej jush i miqëson ata, ai është prej tyre. Vërtet All-llahu nuk vë në rrugë të drejtë popullin zullumqar.E ata që në zemrat e tyre kanë sëmundje, i sheh se ngarendin te ta (për miqësi) duke thënë: "Po frikësohemi se mos po na sillet ndonjë e keqe". Po All-llahu do të sjellë fitoren, ose diç tjetër nga ana e Tij, e atëherë do të pendohen për atë që e mbanin fshehtë në shpirtin e tyre"**.(Maide :51-52)

7. E shfaqin gëzimin kur fitojnë pabesimtarët dhe kur muslimanet i godet humbja, sprovat apo ndonjë fatkeqësi.Thotë Allahu i Madhëruar: **"Ja, ju**

**(muslimanë) jeni që i doni ata, e ata nuk u duan juve. Madje ju i besoni librat në tërësi (të gjitha shpalljet), e kur ju takojnë thonë: "Ne kemi besuar"! E kur veçohen, ata nga mllefi kundër jush grisin majet e gishtërinjve. Thuaju: "Vdisni me atë mllef tuajin"! All-llahu e di shumë mirë se çka mbajnë (të fshehtat) zemrat e tyre.Nëse ju përjetoni ndonjë të mirë, ata i dëshpëron ajo, e nëse ju godet ndonjë e keqe, ata gëzohen për atë. Po, në qoftë se ju bëheni të durueshëm dhe ruheni (mëkateve), dinakëria e tyre nuk do t'u dëmtojë aspak. Është e sigurt se All-llahu e ka në dorë atë që punojnë ata".**(Ali Imran :119-120)

8. Ofendimi dhe sharja e dijetarëve të sunetit dhe i të gjithë besimtarëve të sinqertë.

9.I lavdërojnë pabesimtarët, mendimet dhe idetë e tyre në kundërshtim me Islamin.Thotë Allahu i Madhëruar:**"A e dini për ata që kanë miqësuar një popull që All-llahu ka shprehur mallkim kundër tyre? Ata nuk janë as prej jush as prej atyre dhe me vetëdije betohen rrejshëm.All-llahu për ta ka përgatitur një ndëshkim të ashpër. Vërtet, atë që bëjnë ata është shumë e keqe.Ata betimin e tyre e kanë marrë si mbrojtje dhe kanë penguar prej rrugës së All-llahut, andaj ata i pret një dënim poshtërues".** (Muxhadele :14-16)

**Mangësitë në teuhid**

53.Teprimi në lavdërimin e njerëzve të mirë

I dërguari i Allahut salAllahu alejhi ue selem na e ka tërhequr vërejtjen nga teprimi.Thotë i dërguari salAllahu alejhi ue selem“*Ruhuni nga teprimi, sepse teprimi i ka shkatërruar ata që kanë qenë para jush”.*Transmeton Ahmedi dhe Nesaiu.Sipas shejh Albanit (r.h.) hadithi është i vërtetë. Është transmetuar se teprimi në lavdërimin e njerzëve të mirë ka qenë gjëja e parë e që i ka hedhur njërëzit në shirk.Transmeton Buhariu në Sahihun nga Ibn Abassi (r.a) se ka treguar për idhujt në kohën e Nuhut alejhi selam ku ndër të tjera tha: “Veda, Suva, Jegutha, Jeuka dhe Nesra ishin njerëz të mirë prej popullit të Nuhut .Pasi vdiqën shejtani i inspiroi popullin e tyre që t’i portretizojnë dhe t’i vendosin në mexhliset (kuvendet e tyre) .Pastaj u emertuan me emrat e tyre dhe në fillim nuk i adhuruan derisa kaloi ajo gjeneratë.Me pas humbi dija dhe filloi adhurimi i këtyre njerëzve të mirë”

54. Çka është teberruki?

Teberruki është kërkimi i bereqetit.

55. Si ndahet teberruki?

Teberruki ndahet në dy lloje:

**1.Teberruki i lejuar**–Nënkupton qe muslimani t’i vepron disa adhurime të lejuara duke kërkuar shpërblimsi p.sh të kërkosh bereqet me leximin e Kuranit dhe veprimin me të.

**2.Teberruki i ndaluar:**

**Teberruki i ndaluar ndahet në dy lloje:**

**1.Teberruki që është shirk**-Kjo ndodhë kur kërkuesi i bereqetit beson se bereqeti ndikon vetëvetiu.Si p.sh beson se dikush nga krijesat ka mundësi t'i bëj dobi pa lejën e Allahut të Madhëruar.

**2. Teberruki bidat**-Është situatë kur njeriu kërkon bereqet në diçka që nuk ka argument sheriatik.

56. Kërkimi i ndaluari bereqetit nga njerëzit e mirë

Kërkimi i bereqetit nga personate gjallë apo të vdekur nuk lejohet.Kurse ajo qëështë transmetuar që e kanë bërë sahabët me qimet e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem, me pështymën e tij dhe ajo që shkëputej prej trupit të tij ka qenë e vaçantë vetëm për të dërguarin salAllahu alejhi ue selem përderisa ishte gjallë.Është fakt se sahabët nuk kërkuan bereqet në dhomën ,varrin pas vdekjës së tij dhe as në vendet ku është falur i dërguari salAllahu alejhi ue selem.Ata nuk shkuan në shpellën Hira që të lutën dhe as nuk shkuan në kodrën Turi Sina, ku Allahu i foli Musës alejhi selam.

Është transmetuar në shumë argumente që tregojnë se lejohet kërkimi i bereqetit me trupin dhe gjurmët e të dërguarit si psh, qimet, djersët, rrobat etj.Ndërsa përveç të dërguarit salAllahu alejhi ue selem nuk ka ardhur ndonjë argument që tregon për kërkimin e bereqetit nga trupat e tyre .Për

këtë arsye nuk është trasmetuar prej asnjë nga sahabët dhe tabiinët që të kenë kërkuar bereqet me trupat apo gjurmët e njerëzve të mirë.Ata nuk kërkuan bereqet me njeriun më të mirë pas pejgambereve, pra me Ebu Bekrin e as me dhjetë të përgezuarit me xhenet dhe as me asnjë pjestarë të Ehlul Bejtit.Po të ishte e lejuar një gjë e tillë ata do të na paraprinin në këto vepra, sepse ata ishin njerëz që më së shumti e donin mirësinë.

Thotë shejh Albani, Allahu e mëshiroftë: “Ne e dijmë (besojmë)se gjurmët e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem prej rrobave, flokëve, janë humbur dhe nuk ka mundesi askush që ta vërteton për ekzistimin e diçkaje prej tyre dhe kjo në menyrë të prerë dhe bindëse”.

Prej llojeve të shirkut të ndaluar e që bëhet me njerëzit e mirë është kur:

1.Fshirja prej tyre, veshja e rrobave të tyre për bereqet, ose pirja pas pirjes setyre me qëllim kërkimin e bereqetit.

2.Puthja e varreve të tyre, fshirja prej tyre dhe marrja e dheut duke kërkuar bereqet.

57. Kërkimi i bereqetit në kohëra, vende dhe me gjera që s’kanë ardhur në sheriat

Prej llojeve të këtij shirku është:

Vendet ku ka ecur i dërguari salAllahu alejhi ue selem dhe prej këtyre vendeve janë: shpella Theur, Hira dhe kodra e Arafatit.

58. A lejohet ngritja e varreve, ndriçimi i tyre, ndërtimi i tyre dhe ndërtimi i xhamive mbi to?

Kanë ardhurur shumë transmetime të cilat ndalojnë të gjitha veprimet e përmendura në pyetje.Transmeton Xhundub ibn Abdullah (r.a) i cili ka thënë: *“E kam dëgjuar të dërguarin salAllahu alejhi ue selem duke thënë pesë ditë para së të vdes, Ata që kanë qenë para jush i merrnin varret e pejgamberëve dhenjerëzeve të mirë për xhamia, kurse unë ju ndaloj një gjë të tillë”.*Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:*”Allahu i mallkoftë Jahuditë dhe Krishterët që i morën varret e pejgamberëve si vendfalje”.* Pra na e tërhoqi vërejtjen nga një gjë e tille.Gjithashtu transmetohet nga Ebu Hajaxh el Esedij, Allahu e mëshiroftë se ka thënë: “Me ka thënë mua Ali ibn Ebi Talib ( r.a.), A të dërgoj me atë që me dërgoi mua i dërguari salAllahu alejhi ue selem? Që mos të lësh statujë, veçse shkatërroje atë dhe mos lë varr të ngritur, veçse rrenoje atë”.

## Tevesuli

59. Çka është tevesuli?

Tevesuli është afrimi të Allahu i Lartësuar duke i kryer obligimet dhe duke ibraktisur ndalesat.

60 .Si ndahet tevesuli?

Tevesuli ndahet në dy lloje:

**a)Tevesuli i lejuar**

**b)Tevesuli i ndaluar**

a)Tevesuli i lejuar

Ky tevesul ndahet në llohe të shumta siç janë:

-Tevesuli tek Allahu me Emrat dhe Cilësitë e Tij, siç thotë Allahu:**"Allahu ka emrat më të mirë, andaj Atë thirreni me ata e hiquni nga ata që bëjnë shtrembërime me emrat e Tij. Ata kanë për t'u shpërblyer (me denim) për veprimet e tyre".**(A'raf:180). Ky tevesul realizohet duke e lutur Allahun me emrat e Tij, si p.sh: O Allah të lutem Ty me emrat e bukur që të më falesh Mua.
-Ta lutesh Allahun më cilësitë e Tij, siç thotë Allahu: O Allahu im unë kërkoj më cilësitë e Tua të larta që të me furnizosh me rrisk hallall. Ose ta lutesh me një cilësi të veçantë, si p.sh: O Allah Ti je Falës e do faljen andaj me fal mua; O Allah ndihmona kundër popullit pabesimtarë se Ti je i Plotëfuqishmi, i Urti.

-Lavdërimi i Allahut të Madhëruar dhe dërgimi i salavateve për të dërguarin salAllahu alejhi ue selem në fillim të lutjes.Është transmetuar nga Fadalete Ibn Abid nga i dërguari salAllahu alejhi ue selem se e ka dëgjuar një njeri duke u lutur në Namazin e tij dhe nuk e falënderoi Allahun, e as nuk dergoi salavat mbi të dërguarin salAllahu alejhi ue selem. *Tha:" Nxitoi ky, pastaj e thirri dhe i tha: Kur ndonjë prej jush lutet le ta fillon më falendërim dhe lavdërim për Allahun. Pastaj le të dërgoj salavat mbi të dërguarin salAllahu alejhi ue selem dhe të lutet për çfarë të do".* Hadithin e saktësoi Shejh Albani (r.h)

I dërguari salAllahu alejhi ue selem e dëgjoi një njeri duke u lutur, duke e madhëruar Allahun, pastaj dërgoi salavate mbi të dërguarin Muhamed salAllahu alejhi ue selem. Këtij i tha : “*Lutu se do të përgjigjet dhe kërko se do të jepet”.* Hadithin e saktësoi Shejh Albani (r.h)

-Robi të ndërmjetësoj të Allahu me adhurimet e zemrës, veprës, ose fajlëve, siç ka ardhur në Kuran: **“Pse një grup prej robërve të Mi thanë: "O Zoti ynë, ne besuam, prandaj na falë dhe na mëshiro, se Ti je më i miri i mëshiruesve!" (Mu’minin:109”)**

*Është transmetuar në tregimin e tre personave që u mbyllën në shpellë. Njeri prej tyre ndërmjetësoi me respektin e prindërve të tij. I dyti me dhënien e pages punëtorit të tij. I treti ndërmjetësoi tek Allahu me lënien e mëkatit. Secili prej tyre thoshtë në fund të lutjes: O Allah nëse këtë vepër e kam bërë për kënaqesinë tënde na largo nga kjo që gjindemi. Transmeton Buhariu dhe Muslimi.*

-Ose i lutesh Allahut duke thënë: O Allah unë të kërkoj Ty me dashurinë time ndaj Teje dhe ndaj të dërguarit Tënd, Muhamedit salAllahu alejhi ue selem dhe të gjithë pejgamberëve tjerë dhe të dashurve Tuaj, që të me shpëtosh nga dënimi i zjarrit.

-Te thuash: O Allah unë e kam agjëruar Ramazanin për hirë Tëndin.Me furnizo me lumturi në dunja dhe ahiret.

-Ta lutesh Allahun duke e përmend gjëndjen tënde në të cilën gjindesh, siç ka ardhur në lutjen e musës alejhi selam: **“...O Zoti im, unë kam nevojë pë çkado që të më japësh!” (Kasas:24)**

-Të lutesh: O Zoti im unë jam i dobët, nuk mund ta përballoj dënimin e varrit dhe xhehnemit. O Allah me shpëto prej tyre. O Zot im me janë shtuar dhimbjet e sëmundjes. Më shëro prej tyre. Në këtë radhë hyjnë edhe pranimi i mëkatit, kërkimi i mëshirës së Allahut dhe faljës së Tij, siç ka ardhur në fjalët e Allahut: **“Ata të dy thanë: "Zoti ynë, ne i bëmë të padrejtë(i dëmtuam) vetvetes sonë, në qoftë se nuk na falë dhe nuk na mëshiron, ne me siguri do të jemi prej të shkatërruarve!" (A’raf:23)**

**-**Ndërmjetësimi me lutjen e njerzëve të mirë, me shpresë se Allahu do t’i përgjigjët lutjes së tij. Kjo bëhët kur kërkon nga një musliman që është i gjallë që të lutet për ty. Ka ardhur në tregimin e bijve të Jakubit alejhi selam, i cili u lut për ta :**“ Ata thanë: "O babai ynë, lutu për neve të na falen mëkatet tona, se me të vërtetë ne kemi qenë fajtorë!"** (Jusuf:97)

Poashtu ka ardhur në hadith që i dërguari salAllahu alejhi ue selem e ka përmendur Uvejs el-Karnin, ku ndër të tjera tha:”*Thuani që të kërkon falje për ju”.*Transmeton Muslimi.

Ky lloj tevesuli bëhet kur njeriu është i gjallë, kurs pas vdekjes së tij nuk lejohet.

**b) Tevesuli i ndaluar. -***Është* afrimi të Allahu me atë që nuk është vërtëtuar në sheriat. Ky tevesul është disa lloje.

-Tevesuli në Allahun duke ia drejtuar lutjen të vdekurve dhe atyre që nuk janë prezent. Kërkimi i ndihmës prej të vdekurve është shirk i madh që të nxjerrë nga feja.

-Tevesuli në Allahun duke kryer adhurime të varret dhe tyrbet. Ndërtimi mbi to dhe vendosja e kandilave është prej shirkut të vogel, që e shtremberon teuhidin dhe është rrugë që të dërgon në Shirk të Madh.

-Tevesuli në Allahun duke shfrytëzuar pozitën e pejgambërve dhe njerzëve të mirë.Kjo është vepër e shpikur. Thotë Allahu :**”Thuaj: "Më thuani, atë që All-llahu ju dha si ushqim (të lejuar), e ju nga ai diçka bëtë të ndaluar e diçka të lejuar?" Thuaj: "A ju lejoi All-llahu ju, ose ju i shpifni All-llahut?" (Junus:59) “Dhe se njeriut nuk i takon tjetër vetëm se ajo që ka punuar.”** (Nexhm :39). Ky lloj i tevesulit nuk ka qenë i njohur në kohën e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem dhe as në kohën e sahabëve, ani pse për ndalimin e tij kanë treguar më shumë së një dijetar. Ka thënë Imam Ebu Hanife (r.h):”*Është e ndaluar që njeriu të thotë: Të lutem o Allah për hatër të filanit, evliave Tuaj, ose për hatër të Qabës”.*

### ***Teuhidi Esmau ue Sifat***

*61.Çka ështëteuhidi Esmau ue Sifat?*

*Teuhidi Esmau ue Sifat ( i emrave dhe cilësive të Allahut)ë shtë që t`ia pohojmë Allahut atë që ia pohoi vetës së tij, ose ia ka pohuar i dërguari salAllahu alejhi ve selem Allahut, pa shtuar, mangësuar, keqinterpretuar dhe përngjasuar.*

62. Cilat janë bazat mbi të cilat ngritet teuhidi i emrave dhe i cilësive të Allahut?

Bazat mbi të cilat ngritet teuhidi i emrave dhe cilësive të Allahut janë:

1.Emrat dhe cilësitë e Allahut janë teukifije (nuk ka vend për të ndërhyrë logjika).Thotë Allahu i Madhëruar:**“Mos iu qas asaj për të cilën nuk ke njohuri, pse të dëgjuarit, të pamurit dhe zemra, për të gjitha këto ka përgjegjësi”.**(Isra :36) **“Thuaj: “Zoti im i ndaloi vetëm të këqijat e turpshme, le të jenë të hapta ose të fshehta, ndaloi mëkatin, ndaloi shtypjen e tjetrit pa të drejtë, ndaloi t’i mvishni All-llahut shok pa patur për të kurrfarë argumenti, dhe ndaloi të thoni për All-llahun atë që nuk e dini se është e vërtetë.**(A`raf :33)

Pra, nuk ia pohojmë Allahut dhe as nuk ia mohojmë Allahut atë emër apo cilësi përveçse me argument nga Kurani dhe Sunneti .

2.Të besosh se Allahut nuk i përngjan askush nga krijesat, as në emra dhe cilësi.Allahu nuk është i barabartë me askënd.

3. Të gjitha cilësitë e Allahut janë të përkryera. Allahu i Lartësuar është i pastër nga çdo e metë.

Ta emërosh Allahun e Madhëruar me ata emra që Ai se ka emëruar vetën e Tij , ose t’i mohosh emrat e Tijështë krim ndaj Allahut të Madhëruar.Prandaj duhet ndjekur rrugën a argumentit në trajtimin e këtyre çështjeve.

63.Bereqeti i emrave dhe cilësive të Allahut është shumë i madh dhe nuk përkufizohet.

Emrat e Allahut janë shkak për:

1.Ata janë shkak për të hyrë në xhenet. Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: *“Allahu i ka nëntëdhjetëe nëntë emra.Kush i mëson ata do të hyjë në xhenet”.* Transmeton Buhariu dhe Muslimi

2. E arrinë dashurinë e Allahut.Allahu i do ata që i duan emrat e Tij.Është transmetuar në hadith nga *Aisha( r.a.) se i dërguarari salAllahu alejhi ue selem e ka dërguar një njeri në një ekspeditë dhe ai u lexonte në namazin e tyre me((Kul huuallahu Ehad). Kur u kthyen ia përmendën këtë të dërguarit saAllahu alejhi ue selem.Ai u tha:Pyeteni pse e bën një gjë të tillë? E pyeten, tha: Sepse në të është një cilësi prej cilësive të Allahut dhe unë kam dashur që ta lexojë atë.Tha i dërguari salAllahu alejhi ve selem: Tregoni atij se Allahu e do atë”.* Transmeton Buhariu dhe Muslimi

3. Shkak për pranimin e lutjes.Thotë Allahu**:“All-llahu ka emrat më të mirë, andaj Atë thirreni me ata e hiquni nga ata që bëjnë shtrembërime me emrat e Tij”.** (A`raf :180).Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: *“Të lutem Ty me çdo emër që e ke ëmëruar vetën Tënde , e ke zbritur në librin Tënd, ia ke mësuar ndonjë prej krijesave ose e ke veçuar në dijen Tënde “***.**Hadithin e saktësoi shejh Albani( r.h.)

4. Janë bazë prej bazave të frikërespektit.Thotë Allahu i Madhëruar:**“Po All-llahut ia kanë frikën nga robërit e Tij vetëm dijetarët, All-llahu është mbi gjithçka, është mëkatfalës”.**

(Fatir :28)

5. Shkak për largimin brengosjes dhe pikëllimit**.***“O Allahu im, unë jam robi Yt dhe biri i robit dhe i robëreshës Tënde.Balli im është në dorën Tënde, dispozitat Tuaja mbi mua i pranoj, i drejtë është gjykimi Yt mbi mua. Të lutem me çdo emër me të cilin e ke emëruar Vetën Tënde apo që e ke*

*zbritur në librin Tënd, ia ke mësuar dikujt prej krijesave Tua, apo që e ke mbajtur të fshehur në diturinë Tënde, bëje Kuranin pranverë të zemrës sime dhe dritë të gjoksit tim, shëndritje për pikëllimin dhe largimin e dëshpërimit“.*Hadithin e saktësoi shejh Albani (r.h.).

6.Allahu përmes tyre t'i largon belatë dhe telashet.Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: *Kush thotë në mbremje: Me emrin e Allahut me të Cilin nuk bën dëm asgjë në tokë dhe në qiell, Ai është Ndëgjuesi dhe Shikuesi.(3 herë).Nuk do ta godet ndonjë e keqe deri në mëngjes dhe kur e thotë këtë lutje (3 herë) në mëngjes nuk do ta godas asgjë e keqe deri në mbrëmje”.*Transmeton Muslimi

7. Përdorimi i emrave bënë që ta arrish shërimin.I dërguari salAllahu alejhi ue selem i tha njërit prej sahabëve*:”Vendose dorën në vendin ku ndien dhimbje dhe thuaj :Bismilah tri here dhe thuaj shtatë herë: Eudhu bi izzetillahi ve kudretihi min sherri ma exhidu ue uhadhir”.*Transmeton Muslimi

8.Të gjithë janë bereqet.Thotë Allahu i Madhëruar:**“I lartësuar është emri i Zotit tënd, të madhëruar e të nderuar!”** (Rrahman:78)

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: *“Kur hyn njeriu në shtëpinë e tij dhe e përmend emrin e Allahut të Lartëmadhëruar.Pastaj kur ushqehet, thotë shejtani “Nuk ka për ne konak e as darkë këtu”.Kur hyn njeriu në shtëpinë e tij dhe nuk e përmend emrin e Allahut, shejtani thotë : “E gjetëm konakun”.E nëse nuk e përmend emrin e Allahut kur ushqehet thotë: E gjetëm konakun dhe darkën”.*Transmeton Muslimi

9. Janë bazë e çdo gjëje. Thotë Allahu i Madhëruar:**“Ai është i pari që s'ka fillim dhe i fundit që s'ka mbarim, i dukshmi dhe i padukshmi, dhe Ai është më i dijshmi për çdo gjë”.**

(Hadid: 3)

10. Kanë ndikim tërëndësishëm për lejimin apo ndalimin kafshës së therrur. Nëse ti e përmend emrin e Allahut kur ta therrësh, lejohet ngrënia e saj:**“Ju (besimtarë) hani nga ajo që (është therur dhe) është përmendur emri i All-llahut, po qe se jeni të bindur në faktet e Tij”.**(En`Am :118).Madje Allahu e qortoi atë që nuk e ha atë që është përmendur emri i Allahut:**“Ç’keni ju që të mos hani nga ajo për të cilën është përmendur emri i All-llahut, e Ai ju sqaroi juve se çka është e ndaluar për ju, përveç kur jeni detyruar (atëherë edhe harami është hallall). Një shumicë (e mohuesve), duke mos pasur kurrfarë dije, por vetëm nga pasionet e tyre, duan t’i largojnë nga e vërteta (njerëzit). Po Zoti yt di më së miri për ata që i shkelin dispozitat”.**(En`Am :119)

Ka ndaluar ngrënien e kafshës qëështë therrur pa e përmendur emrin e Allahut :**“Dhe mos hani nga ajo që (para therjes së saj) nuk është përmendur emri i All-llahut, vërtet ajo (ngrënia) është mëkat. Djallëzit i nxisin miqtë e vet që t’ju polemizojnë juve, e nëse i dëgjoni ata, atëherë jeni si ata (idhujtarë)”.**(En`am: 121)

Vërejtje: Lënësi i namazit edhe nëse e përmend emrin e Allahut gjatë therrjes së kafshës nuk lejohet ngrënia e atij mishi.

11.Bereqeti i emrave i përfshinë edhe fëmijët.Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: *“Nëse ndonjëri prej jush i afrohet gruas së tij dhe thotë: Bismilah, o Allah largoje shejtanin prej nesh dhe largoje prej asaj që do të na furnizosh, nëse e ka caktu Allahu me lind fëmijë nuk ka mundësi që shejtani t’i bëjë ndonjë të keqe”.* Transmeton Buhariu dhe Muslimi

64. Regulla të imanit rreth cilësive të Allahut

Prej rregullave të imanit rreth cilësive të Allahut janë:

1. Mospërngjasimi Allahut me krijesat.Për këtë argumenton fjala e Allahut:**“Ai është krijues i qiejve e i tokës. Ai nga lloji juaj krijoi për ju bashkëshorte, edhe nga kafshët krijoi çifte, ashtu që t’ju shumojë. Asnjë send nuk është si Ai; Ai është dëgjuesi, shikuesi”.**(Shura :11) **“Ai është Zot i qiejve dhe i tokës dhe çka ka midis tyre, pra Atë adhuroje, e në adhurimin ndaj Tij bëhu i qëndrueshëm. A di për Të ndonjë emnak (adash)?!”**( Merjem: 65)“ **Thuaj: Ai, All-llahu është Një!All-llahu është Ai që çdo krijesë i drejtohet (i mbështetet) për çdo nevojë.As s’ka lindur kë, as nuk është i lindur.Dhe Atij askush nuk i është i barabartë”**.(Ihlas :1- 4)

2. Pohimi i cilësive të Allahut të cilat ia pohoi Allahu vetës së Tij, apo ia pohoi i dërguari salAllahu alejhi ue selem .Për këtë argumenton ajeti kuranor:**“... Asnjë send nuk është si Ai; Ai është dëgjuesi, shikuesi”.**(Shura: 11)

3.Ndërprerja e dëshirës në kuptimin e formës së këtyre cilësive.Thotë Allahu:**”Ai i di ato që ishin para tyre dhe ato që vijnë pas, po dija e tyre nuk mund ta përfshijë atë”.**(Ta Ha :110)

65. Disa cilësi prej cilësive të Allahut

Cilësitë e Allahut të Madhëruar janë teukifije( nuk lejohet ndërhyrja e llogjikës)

Teukifije dmth:Duhet pohuar vetëm ato cilësi që janë transmetuar në Kuran dhe sunet.

Thotë Imam Ahmedi (r.h): “Nuk duhet përshkruar Allahu vetëm se me ato cilësi që e ka përshkruar Ai vetën e Tij ose që e ka përshkruar profeti i Tij , salAllahu alejhi ue selem .S`duhet kaluar Kuranin dhe hadithin.

Disa nga cilësitë e Allahut janë:

**1.Fuqia**:Është cilësi qenësore e Allahut të Madhëruar e vërtëtuar me Kuran dhe sunet.Kuptimi i shprehjës qenësore është: Që i përshtatet Allahut të Madhëruar e pa ndarë prej Tij.Thotë Allahu:**"Vetëtima gati ua merr të pamurit dhe, sa herë që ajo u bën dritë atyre, ata ecin në te, e kur u errësohet mbesin aty. E sikur të donte All-llahu, do t'ua merrte të dëgjuarit (me krismën e bubullimës) dhe të pamurit (me shkëndijën e vetëtimës). Vërtetë, All-llahu është i plotfuqishëm për çdo gjë".**(Bekare: 20)

Nga suneti kemi hadithin e Uthman ibn Ebi Asi : *"Ai ju ankua të dërguarit salAllahu alejhi ue selem se ndien një dhimbje (shtrëngim) në trupin e tij prej ditës kur e pranoi islamin, i tha i dërguari salAllahu alejhi ue selem: Vendose dorën në vendin ku ndien dhimbje dhe thuaj :Bismilah tri herë dhe thuaj shtatë herë: Eudhu bi izzetillahi ve kudretihi min sherri ma exhidu ue uhadhir".*Transmeton Muslimi

2.**I Gjalli:** Është cilësi qënësore e Allahut. Allahu është i Gjallë dhe i Përhershëm dhe nuk vdes kurrë.**"All-llahu është një, nuk ka zot tjetër përveç Atij. Ai është mbikqyrës i përhershëm dhe i përjetshëm".**(Bekare :255)

**3.Dituria**:Është cilësi qënësore e Allahut e vërtetuar me Kuran dhe sunet.

Thotë Allahu në Kuran**:"All-llahu është një, nuk ka zot tjetër përveç Atij. Ai është mbikqyrës i përhershëm dhe i përjetshëm. Atë nuk e kap as kotja as gjumë, gjithçka ka në qiej dhe në tokë është vetëm e Tij. Kush mund të ndërmjetësojë tek Ai, pos me lejen e Tij, e di të tashmen që është pranë tyre dhe të ardhmen, nga ajo që Ai di, tjerët dinë vetëm aq sa Ai ka dëshiruar, Kursija e Tij (dija-sundimi) përfshijnë qiejt dhe tokën. Kujdesi i Tij ndaj të dyjave, nuk i vjen rëndë, Ai është më i larti, më i madhi'.**(Bekare :155)

Nga suneti kemi hadithin e Xhabir ibn Abdullahut ,i cili tregon se i dërguari salAllahu alejhi ue selem i mësonte ata që të luten në namazin e istiharës:" O Allahu im me diturinë Tënde kërkoj mbarësi, kërkoj ndihmë prej Fuqisë Tënde".Transmeton Buhariu

**3.Dëshira**:Është cilësi veprore e vërtëtuar me Kuran dhe sunet.Cilësitë veprore janë të ndërlidhura me dëshirën e Allahut dhe fuqinë e Tij. Thotë Allahu i Madhëruar: **"Atë që All-llahu dëshiron ta udhëzojë, ia zgjeron zemrën për (të pranuar) Islamin. Atë që dëshiron ta lërë të humbur, zemrën e tij ia bën shumë të ngusht sikur të ngjitej në qiell. Kështu All-llahu lëshon dënimin mbi ata që nuk besojnë**.(En'am:125)

Nga Sunneti: Hadithi i Abdullah ibn Umer (r.a.) ka thënë: "E kam dëgjuar të dërguarin salAllahu alejhi ue selem duke thënë: Kur Allahu dot a dënoj një popull, i dënon të gjithë ata që gjinden aty .Pastaj ata ringjallen sipas veprave të tyre". Transmeton Buhariu dhe Muslimi.

**4.Lartësia**:Është cilësi qenësore e Allahut e vërtëtuar me Kuran dhe sunet.

Thotë Allahu i Madhëruar:**"Madhëroje larg të metave Zotin tënd, më të lartësuarin!** ( A`la 1)

**I frikësohen Zotit të tyre që është mbi ta dhe i përmbahen në përpikëri asaj me çka urdhërohen**".(Nahl :50)

**5.Istivaja (Ngritja e Allahut mbi Arshin e Tij ashtu siç i përshtatet Madherisë së Tij)**

Istivaja:Është cilësi veprore e Allahut e vërtëtuar me Kuran dhe sunet.Thotë Allahu i Madhëruar:**"(E Ai është) Mëshiruesi që krijoi tokën dhe qiejt e lartëMëshiruesi që qëndron mbi Arsh".** (Ta Ha: 5)

Transmetohet nga Katade ibn Numan ( r.a.) që ka thënë:E kam dëgjuar të dërguarin salAllahu alejhi Ue selem duke thënë: Pasi Allahu e përfundoi

krijimin u ngrit mbi Arshin e Tij”. Transmeton Imam Dhehebiu në librin e tij El-Uluv.Ai thotë se të gjithë transmetuesit janë të besushëm.

Kuptimi i Istivas në gjuhen arabe vie me këto kuptime: Lartësim, ngritje, qëndrim,ngritja dhe qëndrimi i Allahut mbi Arshin e Tij.

**6.Të folurit:**Është cilësi qenësore e Allahut.Allahu flet kur të dojë, si të dojë, më fjalë që dëgjohet.Thotë Allahu në Kuran:**”Dhe (dërguam) të dërguar më parë që të rrëfyem për ta, dhe të dërguar të tjerë për të cilët nuk të rrëfyem, e Musait i foli All-llahu me fjalë”.(Nisa :164) “E kur Musai erdhi në kohën që ia caktuam dhe i foli Zoti i vet, ai tha: “Zoti im! Ma mundëso pamjen tënde e të shikojë!” Ai (Zoti) i tha: “Ti nuk ke mundësi të më shohësh, por shiko kodrën, e nëse ajo qëndron në vendin e vet, ti do të më shohish Mua”. Kur u drejtua kah kodra, një pjesë e dritës nga Zoti i tij e bëri atë (kodrën) thërrmi, e Musait i ra të fikët. Kur erdhi në vete, tha: “E lartë është madhëria Jote, pendohem te Ti (për atë që kërkova), dhe unë jam i pari i besimtarëve!”**(A`raf :143)

Nga suneti kemi hadithin e Ebu Hurejrës (r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “Dialoguan Ademi dhe Musa, i tha Musa Ademit:O Adem ti je babai ynë, na shkatërrove na nxore nga xheneti.I Tha Ademi:O Musa të zgjodhi Allahu me fjalët e Tij dhe ta shkroi Tevratin me dorën e Tij “.Transmeton Buhariu dhe Muslimi

**7. Fytyra**:Është cilësi qënësore treguese e vërtëtuar me Kuran dhe sunet

Thotë Allahu i Madhëruar:**”…Çkado që të jepni nga pasuria, e keni për veten tuaj, po mos jepni për tjetërkë, por vetëm për hir të All-llahut, e çkado që t’u jepni të tjerëve nga pasuria, ajo do t’u kompensohet në mënyrë të plotë duke mos u dëmtuar ju”.**(Bekare: 272)

**“E do të mbetet vetëm Zoti yt që është i madhëruar e i nderuar!E dotë mbetet vetëm fytyra e Zotit tënd qëështë i madhëruar e i nderuar!”** (Rrahman: 27)

Nga suneti: Hadithi i Xhabir ibn Abdullahut ( r.a.) që ka thënë: Pasi zbriti ky ajet:**“Thuaj: “Ai ka fuqi (t’ju shpëtojë, por edhe) t’ju sjellë dënim prej së larti ose prej së poshti nën këmbët tuaja apo t’ju ndajë në grupe e ta luftoni njëri-tjetrin. Shih se si i sqarojmë faktet në mënyrë që të kuptojnë”**.( En`Am: 65), u lut i dërguari salAllahu alejhi ue selem:Kërkoj mbrojtje me fytyrën Tënde“**…ose prej së poshti nën këmbët tuaja...”** “Kerkoj mbrojtje me fytyren Tënde” , tha:”... apo t’ju ndaj në grupe e ta luftoni njëri-tjetrin...” Tha i dërguari salAllahu alejhi ue selem:”Kjo është me e lehtë”. Transmeton Buhariu

**8.Dy duart e Allahut:** Janë cilësi qënësore treguese për Allahun e Lartësuar e vërtëtuar me Kuran dhe sunet.Thotë Allahu i Madhëruar:**“Jehuditë thanë: “Dora e All-llahut është e shtrënguar!” Qofshin të shtangura duart e tyre dhe qofshin të mallkuar, pse thanë atë. Jo, duart e Tij janë të shlira. Ai furnizon ashtu si të dojë…”.(Maide: 64)” (Zoti) Tha: “O Iblis, çka të pengoi ty t’i përulësh atij që Unë vetë e krijova me duart e Mija?”** (Sad :75)

Nga Sunneti:Hadithi i Ebu Musa El-Eshariut (r.a.) qëi dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “Allahu e shtrinë dorën e tij ditën që të pendohet mekatari i natës dhe e shtrinë dorën e Tij natën që të pendohet mekatari i ditës”.Transmeton Muslimi

**9.Dy Sytë e Allahut:** Janë cilësi qënësore të vërtëtuara me Kuran dhe sunet.

Thotë Allahu në Kuran :**”...e që të edukoheshe nën mbikëqyrjen Time”.**(Ta Ha :39) **“E, mbaroje anijen nën mbikëqyrjen Tonë dhe me mësimin tone…”**( Hud :37)

Nga suneti: Hadithi i Abdullah ibn Omerit (r.a.) në dy sahihët se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “Allahu nuk ju fshihet juve. Allahu nuk është i verbër dhe bëri më shënjë në sytë e tij kurse Dexhalli është i verbër në syrin e tij të djathtë”. Transmeton Buhariu dhe Muslimi

**10.Këmba e Allahut:**Është cilësi qënësore e Allahut e vërtëtuar me hadithe të sakta:

Në hadithin e Ebu Hurejres ( r.a.) kur flet për xhenetin dhe zjarrin ndër të tjera”Sa i përket zjarrit ai nuk do të mbushet derisa ta vendos Allahu i Lartëmadhëruar këmben e tij.Zjarri thotë: Mjaftë,mjaftë,mjaftë,dhe mbushet”.Transmeton Buhariu dhe Muslimi

Emrat dhe cilësit e Allahut janë të shumta.Këta ishin vetëm disa shembuj .

Obligohet muslimani që t’i pohon dhe vërtëton këta emrat ashtu siç i përshtatet Madhërisë së Tij. Le të ketë kujdes ai që i deformon emrat e Allahut dhe cilësitë e Tij në kuptimin e tyre, duke i përngjasuar me krijesat.Thotë Allahu i Madhëruar:**“Asnjë send nuk është si Ai; Ai është dëgjuesi, shikuesi”.**(Shura :11)

*66. Cilët janë emrat e Allahut ?*

*Në këtë listë kam përfshirë 99 emrat e Allahut të argumentuar në Kuran dhe sunetin e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem.*

*Nga Kurani:*

**1. Allahu, 2. El-Ehadu, 3. El-A`la, 4. El-Ekrem, 5. El –Ilah, 6. El-Evel, 7. El-Ahir, 8. Edh-Dhahir, 9. El Batin, 10, El-Bariu, 11. El-Berru, 12. El-Besir, 13. Et-Tevab, 14. El-Xhebbar, 15. El-Hafidh, 16. El-Hasib, 17. El-Hafidh, 18. El-Hafij, 19. El-Hakk, 20. El-Mubin, 21. El-Hakim, 22. El-Halim, 23. El-Hamid, 24. El-Hajj, 25. El-Kajjum, 26. El-habir, 27. El-Halik, 28. El-Khalak, 29. Err-Reuf. 30. Err-Rrahman, 31. Err-Rrahim, 32.Err-Rrezak, 33. Err-Rrekib, 34.Es-Selam, 35.Es-Semi, 36. Eshakir, 37. Eshekur, 38. Esh-Shehid, 39. Es-Samedu, 40. El-Aalim, 41. El-Azizi, 42. El-Adhim, 43. El-Afuv, 44. El-Ganij, 45. El-Fetah, 45. El-Alij, 46. El-Gaffar, 47.El-Gafur, 48. El-Ganijj, 49. El-Fetah, 50. El-Kaadir, 51. El-Kaahir, 52. El-Kuddus, 53. El-Kadiir, 54. El-Karib, 55. El-Kavijj, 56. El-Kahhar, 57. El-Kebir, 58.El-Kerim, 59. El-Letiif, 60.El-Mu`min, 61. El-Muteaal, 62. El-Mutekebbir, 63. El-Metin, 64. El-Muxhib, 65. El-Mexhid, 66. El-Muhit, 67. El-Musavvir, 68. El-Muktedir, 69. El-Mukit, 70. El-Melik, 71. El-Meliik, 72. El-Mevla, 73. El-Muhejmin, 74. En-Nesir, 75. El-Vahid, 76. El-Varith, 77. El-Vasi, 78. El-Vedud, 79. El-Vekil, 80. El-Velij, 81. El-Vehab.**

*Ndërsa nga suneti i profetit salAllahu alejhi ue selem kemi nxjerrë këta emra :*

***82. El-Xhemil, 83. El-Xhevad, 84. El-Hakemu, 85. El-Hajij, 86. Err-Rrab, 87. Err-Rrefik, 88. Es-Sejid 89,Es-Subuh, 90. Esh-Shafi, 91. Et-Tajjib, 92. El-Kabid, 93. El-Basit, 94. El-Mukaddim, 95. El-Muakhi, 96. El-Muhsin, 97. El-Mu`ti, 98. El-Menan, 99.El-Vitër.***

67. Kuptimi i shkurtër i emrave të bukur të Allahut

**1. Allah**- Ai i cili e meriton adhurimin dhe askush tjetër pos Tij.

**2. Err-Rrahman(i Gjithëmëshirshmi)**-Vlenë për besimtarët dhe për pabesimtarët në këtë botë.

**3. Err-Rrahim ( Mëshirëploti)**-Vlenë vetëm për besimtarët në botën tjetër**.“Ai ju mëshiron juve e edhe engjëjt e Tij, e për t’ju nxjerrë juve prej errësirave në dritë dhe Ai ndaj besimtarëve është shumë mëshirues”.**(Ahzab: 43)

**4. El-Melik: (Mbreti**) -Ai i Cili vepron çka të do në sundimin e Tij.

**5. El -Kudus( i Pastërti mga çdo e metë)**-I Pastërti nga të metat dhe mangësitë

**6. Es-Selam(Paqedhënësi)**-Ai i cili i siguron krijesat. Ai i cili i shpëton krijesat nga fatkeqësitë.

**7. El-Mu`min(Siguruesi )**–Sigurues i robërve të Tij nga dënimi.Ai të Cilin e besojnë besimtarët.

**8. El-Muhejmin(Gjithëpërfshirësi)**:-Ai i cili i di gjërat e imëta dhe me dijen e Tij ka përfshirë çdo gjë.

**9. El-Aziz(Krenari ,i Pathyeshmi)**- Ai i cili është i Plotfuqishëm dhe i Cili nuk mposhtet nga askush.

**10.El-Xhebar(Nënshtruesi i çdo gjëje-)** Ai i cili e pasuron çdo të varfër dhe e forcon çdo zemër të besimtarëve.Ai i Cili të varfërit i pasuron, të dobëtit i forcon, të uriturit i ushqen.Ai është i Plotëfuqishëm për gjithçka ,është me i Larti dhe më i Madhi.

**11. El–Mutekebbir(i Madhëruari)**-I madhërishmi nga çdo e keqe, e metë.Aiështë i Lartësuar dhe i Madhëruar.

**12. El-Halik (Krijuesi)**-Thotë Allahu:**”Vërtet, Zoti yt është krijuesi i përgjithshëm, më i dijshmi”.**(Hixhr :86) .Ai i cili i ka krijuar të gjitha krijesat dhe i ka përsosur.

**13. El -Bariu (Filluesi)–" Vërtet, Zoti yt është krijuesi i përgjithshëm, më i dijshmi"**. (Hixhr: 86).Ai i Cili i ka krijuar krijesat me fuqinë e Tij, pa kurfarë modeli të mëparshëm.

**14. El-Musavir(Formëdhënësi:"Vërtet, Zoti yt është krijuesi i përgjithshëm, më i dijshmi"**.(Hixhr :86). Ai i Cili ua dha formën e bukur të gjitha krijesave.

**15. El-khalak(Krijuesi):"Vërtet, Zoti yt është krijuesi i përgjithshëm, më i dijshmi"**.(Hixhr :86).Ai i cili ka krijuar çdo gjë me urtësinë e Tij

**16. El-Gafur(Shumë Falësi), El Gaffar(Shumë Falësi)**-Thotë Allahu**:"Njoftoi robërit e Mi se vërtet Unë jam Ai që fal shumë dhe mëshirues i madh"**.(Hixhr: 49) **"Unë u thashë: "Kërkoni falje Zotit tuaj, se Ai vërtet falë shumë."**(Nuh :10). Allahu i fal të gjitha mekatet nëse robi pendohet sinqerisht.

**17.El–Kahhar(Mposhtësi)**-Ai i cili i mposhtë të gjitha krijesat dhe bën që t'i përulen vetëm Atij.Të gjitha krijesat nuk bëjnë ndonjë lëvizje vetëm se me lejën e Tij.Të gjitha krijesat janë të dobëta dhe kanë nevojë për Allahun.

**18.El-Uehab(Dhuruesi)**-Çdo të mirë që e posedojnë krijesat e kanë vetëm prej Tij. Ai i cili ju dhuron krijesave edhe pse ata s'e meritojnë.

**19.Err-Rrezak(Furnizuesi)**- Ai i cili i furnizon të gjitha krijesat. Ndoshta dikush beson se rrizku është vetëm pasuria.Në fakt ka kuptim me të gjërë.Rrisk janë edhe mirësia e teuhidit pajtimi me atë që e ka vendosur Allahu ,moral i mirë, dituria gruaja e mirë dhe fëmijet, pasimi i të dërguarit salAllahu alejhi ue selem shëndeti ,qetësia e e zemrës, xheneti , shikimi i fytyrës së Allahut etj.

**20.El-Fettah(Zgjidhjedhënësi)**Ai i cili i hap gjërat e mbyllura, i lehtëson vështirësite.Në dorën e Tij janë çelësat e qiejve dhe tokës. Ai i hap dyert e rrizkut dhe mëshirës për robërit e Tij.

**21.El-Letif(i Dituri i të fshehtave dhe të imtave).**Thotë Allahu i Madhëruar:“**A nuk e di Ai që ka krijuar, kur dihet se Ai depërton në thellësi të sekreteve, i njeh hollësitë”.** (Mulk :14) I butë me robërit e tij besimtarë.U dhuron të mira atyre nga nuk e presin.

**22.El Habir(i Mirënjohuri)**-I Gjithëinformuari.Atij i nuk i fshihet asgjë.Nuk ndodhë në univers diçka vetëm se me lejën dhe dijen e tij.Nuk lëvizë asgjë dhe as nuk ndalet diçka vetëm se me lejën e Tij.

**23.El-Kabid, El-Basit( Shtrënguesi)**-Ai i Cili kap dhe shtrëngon me dorën e Tij të nderuar dhe i ndalon kujt të dojë sepse çdo gjë është në dorën e Tij. Ai i cili për një urtësi ua ndal rriskun robërve të tij .Ai cili i merr shpirtërat kur u vie afati.Është prej edukatës që këta dy emra të përmendën çdo herë së bashku.

**24.El -Basit (Dhënësi)**-Ai Cili i jep kujt të dojë . Ai ka në dorën e Tij çdo gjë.

**25.El-Mevla(Përkrahësi)**-Mbrojtësi i atyre që i mbështeten Allahut, çoftë në rehati ,vështirësi apo skamje .Për këtë arsye Allahu e veçoi mbrojtjën për bësimtarët në këtë ajet:**“Këtë ngase All-llahu është mbrojtës i atyre që besuan, kurse për jobesimtarët nuk ka mbrojtje.**(Muhamed :11)

**26.Es-Semi(Dëgjuesi)**-Ai i cili dëgjon çdo gjë.I dëgjon zërat e atyre që e falendërojnë.I shpërblen ata.I dëgjon dhe u përgjigjet atyre që i luten.

**27.El-Besir(Shikuesi)**- Ai i Cili me shikimin e Tij ka përfshirë çdo gjë në thellësitë e tokës dhe gjërësitë e qiellit. Ai e sheh milingonën e zezë në gurin e zi, në errësiren e natës; sheh anën e jashtme dhe të brendshme të saj; e sheh ecjën e ushqimit në trupin e saj të vogël.

**28.El-Hakemu(Gjykuesi )**- Ai i cili gjykon në mes krijesave në dynja dhe ahiret me drejtësinë e Tij.Nuk i bën dëm askujt as sa grimca më e vogël .Të Ai askush nuk e bartë mekatin e tjetrit.Secilit ia jep të drejtën e tij .

**29.Esh-Shekur( Mirënjohësi)**-Thotë Allahu:**"Çfarë ka All-llahu me dënimin tuaj? E falënderuat dhe i besuat? (e para nuk i pakëson sundimin e as e dyta nuk i shton) All-llahu është mirënjohës i dijshëm"**.(Nisa :147)**"Nëse All-llahut i huazoni diçka të mirë, Ai juve ua shumëfishon atë dhe ju falë; All-llahu është shumë mirënjohës, i butë".**(Tegabun :17).Ai i cili shpërblen shumë edhe pse vepra është vogël.E pranon veprën sado e vogël që është dhe e shumëfishon atë.Të gjitha këto i bën për Njësuesit e Tij.

Thotë shejh Sadi ( r.h.): "Ai është mirënjohës për veprat e pakta dhe Falës për lëshimet e mëdha. Të sinqertëve ua shumfishon shpërblimin pa masë".

**30.El-Halim(I Buti )**-Ua mundëson mekatarëve të pendohen dhe nuk i dënon menjëherë. Ai i Cili nuk ua shpejton mekatarëve denimin, por i falë që ata të pendohen .

**31.Err-Rrefik(i Buti)**-I butë me robërit e Tij.Allahu Fuqiplotë ju ndihmon robërve të Tij në vështirësi dhe sprova, Ai i ushqen të gjitha krijesat, i shpëton prej kurthave dhe u ndihmon kur ata kanë nevojë.

**32.El –Karib ( i Afërti)** -Thotë Allahu i Madhëruar:**"E kur robët e Mi të pyesin ty për Mua, Unë jam afër, i përgjigjem lutjes kur lutësi më lutet, pra për të qenë ata drejt të udhëzuar, le të më përgjigjen ata Mua dhe le të më besojnë Mua".**(Bekare :186)**"...S'ka dyshim, Zoti im është afër (me mëshirë), Ai përgjigjet (lutjeve)!"** (Hud :61)

Afrimi i Tij është dy lloje:

**E para:** Afrimi i përgjithshëm:Ai ka përfshirë me dijen e Tij të gjitha krijesat dhe Ai është me afer njeriut me dijen e Tij sesa damari i qafës.

**E dyta:** Afrimi i veçantë:Ai u përgjigjet atyre që i luten, adhuruesve, atyre që e dojnë Atë.Ky afrim bënë që Zoti ta do robin, t'i ndihmoj dhe ta forcon në sprova

**33.El-Muxhib(Pranuesi i lutjes)**-Ai i cili i përgjigjet nevojtarit kur ka nevojë.

**34.El-Alij(i Larti)**-I Lartë në çdo gjë, i Lartë që ta mposhtë dikush , i Lartë me qënien e Tij.

**35.El-Adhim(Madhështori)**-Fuqia e Tij ka tejkalon kufijtë e mendjës së njeriut.Ai është Madhështori.

**36.El-Hajij(i Turpshmi)**-Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: "Allahu i Lartësuar është i Turpshëm, Mbuluesi i mekateve, e don turpin dhe mbulimin".Hadithin e saktësoi shejh Albani (r.h.). Allahu i lartësuar u zbret të mira robëve të Tij, kurse ata ia kthejnëme mekate.Prapë së prapë kur ndokush nga njerëzit pendohet të Allahu, Allahu i Lartësuar turpërohet që t`ia kthen lutjen dhe pendimin e tij.

**37.El- Kebir (I Madhi )**-Thotë Allahu:**"Ata nuk e çmuan All-llahun me atë madhështinë që i takon, ndërsa në ditën e kijametit e tërë toka është në grushtin e Tij, e qiejt të mbështjellë në të djathtën (forcën) e Tij. Ai është i pastër nga të metat dhe Ai është i lartë nga çka ata i shoqërojnë!"** (Zumer: 67)

**38.El- Muteaal(I Lartësuari)**

**39.El-Mukit (I Plotëqfuqishmi)**-Ai i cili kujdesët për ushqimin e të gjitha krijesave ,ruajtësi i tyre dhe përcaktuesi i çdo gjëje.

**40.El -Hafidh (Mbrojtësi)**- Ai i Cili i ruan qiejt dhe tokën dhe atë që gjindet në to.Ato nuk zhduken dhe shkatërrohen përveçse me urdhërin e Tij, Ai i ruan robërit e Tij nga gjërat e liga.Thotë Allahu i Madhëruar:**“Ai (njeri) ka përcjellës një pas një, para tij dhe prapa tij, që me urdhrin e All-llahut e ruajnë atë. All-llahu nuk e prish gjendjen e një populli (nuk ua largon të mirat) përderisa ata ta ndryshojnë veten e tyre. Po, kur All-llahu vendos ta ndëshkojë një popull, atë nuk ka kush që ta zbrapsë. Ata, (njerëzit) nuk kanë mbrojtës tjetër pos Tij”**.(Rrad:11)

Ai i Cili ua ruan robërve veprat dhe fjalët e tyre.I di qëllimet e tyre dhe atë që fshehin në zemra.Atij nuk i fshihet asgjë.Ai i Cili i ruan besimtarët nga mekatet, dyshimet dhe epshet.Aq sa ka robi iman në zemrën e tij po aq është edhe mbrojtja e Alalhut .Thotë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:”Ruaje Allahun, Allahu të ruan ty”.Hadithin e saktësoi shejh Albani (r.h.)

**41.El -Hasib(Llogarimarrësi**)-Ai i Cili do t’i merr në llogari të gjitha krijesat dhe do t’i pyes për gjërat e fesë dhe ato të kësaj bote.

**42.El -Xhemil(I Bukuri)**-Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:”Allahu është i bukur dhe e do të bukurën”. Transmeton Muslimi. Tërë bukuria i takon Allahut.Ai është i bukur në vetën e Tij, në emrat e Tij, në veprat e Tij. Nuk ka mundësi asnjë krijesë ta përshkruaj bukurinë e Tij.Edhe banorët e xhenetit me gjithë shpërblimin dhe mirësitë e mëdha, kur ta shohin Zotin e tyre do të kënaqen me shikimin në Të.Ata i harrojnë të mirat në të cilat gjinden dhe duan që kjo gjendje të mos mbarojë.

**43.Err-Rrekib (Vrojtuesi)**-Thotë Allahu i Madhëruar:**”O ju njerëz! Kini frikë Zotin tuaj që ju ka krijuar prej një veteje (njeriu) dhe nga ajo krijoi palën (shoqën) e saj, e prej atyre dyve u shtuan burrra shumë e gra. Dhe kini frikë All-llahun që me emrin e Tij përbetoheni, ruajeni farefisin (akraballëkun), se All-llahu është mbikëqyrës mbi ju”**

(Nisa: 1)

Ka thënë Ibn Xheriri (r.h.)“Ruajtësi i veprave tuaja, Kujdestari juaj në barqet e nënave tuaja i cili ua dergonte ushqimin në barkun tuaj”.

**44.El -Ekrem ( Bujari)**-Thotë Allahu:**“E ai i cili kishte dituri nga libri tha: “Unë ta sjell atë ty sa çel e mshel sytë (këtij i tha sille)!” E kur e pa atë (fron) të vendosur pranë tij, (Sulejmani) tha: “Kjo është dhuntia e Zotit tim që të më sprovojë mua se a do ta falënderoj, apo mos do ta përbuz. E kush falënderon, ai falënderon për të mirën e vet, e kush përbuz, Zoti im (s’ka nevojë), është i pa nevojë e bujar!”**(Neml: 40)“ **Lexo! Se Zoti yt është më bujari! “** (Alek:3).Ai i Cili kur premton realizon dhe kur jep e shton atë.Prej bujarisë së Tij është se të keqen e kthen me të mirë dhe mekatin me falje

**45.El-Uasiu(I Madhi)**-Ai i cili me mëshirën dhe dijen e Tij ka përfshirë çdo gjë. Dija e tij ka përfshirë çdo gjë.

**46.El-Alim(i Gjithëdituri)**-Ai i Cili me dijen e Tij ka përfshirë të dukshmen dhe të padukshmen, të fshehtën dhe të qartën, të kaluaren dhe të ardhmen .Allahu e di atë që ka kaluar dhe atë që do të vie .

**47.Et-Tevab(Pendimpranuesi)**-Ai i Cili ua mundëson robërve të Tij që të pendohen dhe ua pranon pendimin e tyre

**48.El -Hakim(i Urti)**-Ai i Cili ka Urtësi të madhe në krijesat e Tij, urdhëresat e Tij. Ai i cili e ka përsosur krijimin e Tij:“A thua mos po kërkojnë gjykimin e kohës së injorancës, po për një popull që bindshëm beson, a ka gjykim më i mirë se ai i All-llahut?” (Maide :50).Nuk krijon asgjë rastësisht, nuk vendos ndonjë dispozitë pa qëllim.Atij i takon gjykimi në këtë botë dhe botën tjetër.

**49.El-Vedud(i Dashuri)**-Ai i Cili i do të dërguarit e Tij dhe pasuesit e tyre, Ai është me i dashuri të ata.Ua ka mbushur zemrat e tyre me dashuri për Të.Zemrat janë të kthyera tek Ai me dashuri dhe sinqeritet.

**50.El -Menan(Dhënësi i mirësive)**-Allahu Fuqiplotëështë Ai i Cili u jep robëve të Tij. I krijon ata, i furnizon, u jep shëndet dhe siguri në vendët e tyre.Ua nënshtroi dhuntitë e dukshme dhe të padukshme.Nga dhuntitë me të mëdha që ua dhuroi njerëzve është udhëzimi në Islam dhe mirësia e imanit .

**51.El-Mexhid(i Lavdishmi)**-Ai i cili përshkruhet me cilësi të lavdëruara, si lartëmadhëria, madhështija, lartësija. Ai i është me i Madhi, më i Larti.Atë e madhërojnë zemrat e besimtarëve me nënshtrim dhe dorëzim.

**52.Esh-Shehid(Dëshmuesi)**-Ai i Cili i dëgjon të gjithë zërat, i sheh të gjitha krijesat ,qofshin ato të vogla apo të mëdha .

**53.El-Hakk(i Vërteti)**- Allahu ështët i vërteti.Allahu është Ai i cili ua tregoi robërve rrugët e udhëzimit dhe ua tërhoqi vërejtjën që mos i ndjekin rrugët e humbjes.U dërgoi pejgamberë dhe u zbriti libra atyre .

**54.El-Vekil(Përkujdesësi)**–Çdo krijesë që strehohet të Ai do t'i mjaftoj .Nuk kërkon mbrojtje ndonjë besimtar vetëm se Allahu do ta ruan atë, Ai që i mbeshtetët Allahut, Allahu i mjafton Atij.Sa mbrojtës dhe ndihmëtar i mire është Ai.

**55.El –Kavijj (i Plotëfuqishmi)**-Ai i Cili i mposhtë të gjitha krijesat dhe nuk kthehet ajo që Ai e do. Prej kuptimeve të fuqisë së Tij është se Ai j'u ndihmon të dërguarve të Tij:**"Ne patjetër do të ndihmojmë të dërguarit tanë në jetën e kësaj bote, edhe ata që besuan, e edhe në ditën e prezentimit të dëshmive".**(Gafir :51)

Robi s`ka mundësi t'i largohet mekateve përveçse me forcën dhe fuqinë e Tij.Lidhur me këtë na tregoi i dërguari salAllahu alejhi ve selem se fjala:

“La havle ve la kuvete il-la bilah”është pasuri prej pasurive të xhenetit”.Transmeton Buhariu dhe Muslimi

**56.El-Metin (I Fuqishmi)**-Ai që nuk e kaplon lodhje në veprat e Tij.

**57.El-Velij(Përkrahësi)**-Ai i Cili i ka nën mbrojtje të gjitha gjërat në gjithësi.Ai është Sunduesi dhe Mirëbjatësi i çdo gjëje.

**58.El- Hamid(i Lavdëruari)**- Ai është i Lavdëruar çdo herë.Ai e meriton lavdërimin.

**59.El -Haju(i Gjalli)**-I Gjallë dhe nuk vdes kurrë.

**60.El- Kajum(Ngritësi)**-Me fuqinë e të cilit qëndron çdo gjë.

**61.El -Vahid (i Vetmi)**-Thotë Allahu:“Thuaj: **“Kush është Zoti (Krijuesi) i qiejve e i tokës!” Thuaj: “All-llahu!” Thuaj: “A keni pranuar pos Tij zota që nuk kanë mundësi t’i sjellin as dobi e as dëm vetvetes?” Thuaj: “A është i barabartë i verbëri me atë që sheh, ose, a janë të njëjta errësirat me dritën?” A mos i bënë All-llahut shokë (idhuj) e edhe ata zota krijuan si krijoi Ai dhe atyre u është bërë i ngjashëm (i paqartë) krijimi (e nuk po dinë se cili është krijim i Zotit, e cili i idhujve)? Thuaj: “All-llahu është krijues i çdo sendi, Ai është i vetmi ngadhënjyes!”**(Rrad :16) **“Thuaj: Ai, All-llahu është Një!”** ( Ihlas :1)

Ai i Cili nuk ka shok në krijim, sundim, adhurim.Ai s’ka ortak dhe askush askush nuk është i barabartë me Të.

**62.Es-Samed (i Domosdoshmi)**–Atij i drejtohen të gjitha krijesat për nevojat e tyre.Thotë Allahu:**“Thuaj: Ai, All-llahu është Një!All-llahu është Ai që çdo krijesë i drejtohet (i mbështetet) për çdo nevojë.As s’ka lindur kë, as nuk është i lindur”**.(Ihlas: 1-3)

Të gjitha krijesat kthehen të Ai per nevojat e tyre . Ai është synimi i të gjitha krijesave.Vetëm Atij i i kërkohet ndihmë në vështirësi.Ai na mjafton neve. Ai është mbrojtësi më i mirë.

**63.Es-Sejid (Drejtuesi)**-Atij i takon udhëheqja e çdo gëje. Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:”Zotëruesi është vetëm Allahu i Madhëruar”. Hadithin e saktësoi shejh Albani (r.h.).Çdo krijesë është rob i Tij dhe çdo krijesë ka nevojë për Të.

**64.El -Afuv (Mekatfalësi)**-Thotë Allahu:**“Kjo është kështu! E kush ndëshkon tjetrin me të njëjtën masë me të cilën ka qenë i ndëshkuar vetë, e pastaj atij përsëri i bëhet e padrejtë, All-llahu do ta ndihmojë atë patjetër. All-llahu shlyen shumë të këqijat dhe falë mëkatet”.**(Haxh: 60)

**65.El- Kadir (i Fuqishmi)**-Ai me fuqinë e Tij i krijoi krijesat, i solli në jetë dhe i përsosi në krijim .Me fuqinë e Tij i ngjallë dhe ua merrë shpirtin.I ringjallë dhe i shpërblen vepërmirët dhe i dënon mekatarët.Me fuqinë e tij i rrotullon zemrat dhe i bën si do Ai.

**66.El- Kadir (I Fuqishmi për të bërë çdo gjë)**-Ai i cili kurdon diçka me bë vetëm i thotë:Bëhu dhe ajo bëhet. Allahu ka fuqi për çdo gjë në qiell dhe në tokë, Ai ka fuqi për gjithqka.

**67.El -Mukadem(Përparuesi)**-Prej edukatës është që këta dy emra të përmendën gjithëherë së bashku.Allahu është nismetari i gjithqkaje, me drejtësi dhe urtësi, ashtu siç don Ai në mënyrën dhe formën që Ai e deshiron.Ai është Paslënësi, pra Ai i cili atë që duhet ta lë pas e lë për një urtësi dhe rregullim, edhe pse neve ndoshta nuk na shfaqet urtësia e asaj gjëje.

**68El –Muakher (Paslënësi)**

**69.El -Evel (I Pari)**-Thotë Allahu:**"Ai është i pari që s'ka fillim dhe i fundit që s'ka mbarim, i dukshmi dhe i padukshmi, dhe Ai është më i dijshmi për çdo gjë".**(Hadid :3)

**70.El -Ahir (i Fundit)-"Ai është i pari që s'ka fillim dhe i fundit që s'ka mbarim, i dukshmi dhe i padukshmi, dhe Ai është më i dijshmi për çdo gjë".(Hadid :3)**

**71.Edh-Dhahir (I Dukshmi)-"Ai është i pari që s'ka fillim dhe i fundit që s'ka mbarim, i dukshmi dhe i padukshmi, dhe Ai është më i dijshmi për çdo gjë".(Hadid :3)**

**72.El -Batin(i Fshehti):"Ai është i pari që s'ka fillim dhe i fundit që s'ka mbarim, i dukshmi dhe i padukshmi, dhe Ai është më i dijshmi për çdo gjë".(Hadid :3)**

**73.El-Vitr (Teku)**-Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:*" Allahu është tek dhe e don tekun".*Transmeton Muslimi .Allahu është tek kurse çdo gjë tjetër është çift.Thotë Allahu në Kuran:**"Dhe Ne krijuam prej çdo sendi dy lloje (mashkull e femër) që ju të përkujtoni (madhështinë e Zotit)".**(Dharijat :49)

**74.El- Ganij ( i Pasuri )**-Ai nuk ka nevojë për krijesat.Përkundrazi ato kanë nevojë për Të. Thotë Allahu:**"O ju njerëz, ju keni nevojë për All-llahun e All-llahu nuk ka nevojë për ju; Ai është i falënderuari".**(Fatir: 15). Ai nuk ka nevojë për asgjë.Atij nuk ia shtojnë sundimin adhurimet e krijesave dhe as nuk ia pakësojnë sundimin mekatet e mekatarëve.

**75.El -Melik (Sunduesi)- Në një vend të kënaqshëm, te Sunduesi i plotfuqishëm (te All-llahu).**(Kamer: 55)

**76.El -Muktedir( i Gjithëmundshmi)**-Ai i cili i përcakton gjërat me dijen e Tij dhe i zbaton me fuqinë e Tij.

**77.Err-Rreuuf (I Mëshirshmi)**-Thotë Allahu i Madhëruar:**“O ju të cilët besuat, mos shkoni gjurmëve të djallit, pse kush ndjek gjurmët e djallit ai urdhëron për të shëmtuara e të irituara, e sikur të mos ishte mirësia e All-llahut ndaj jush dhe mëshira e Tij, askush prej jush nuk do të pastrohej kurrë (prej mëkateve), por All-llahu e pastron atë që do Ai. All-llahu dëgjon e di”.**(Nur :21) .Nga dhembshuria Allahu u dërgoi robërve të Tij ajete të qarta, për t'i nxjerrë nga errësirat e kufrit për në dritën e Islamit,

**78.Esh-Shafi (Shëruesi)**-Allahu është Shëruesi i të gjitha sëmundjeve të shpirtit dhe trupit. Transmetohet nga Aisha ( r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem disa prej anëtarëve të familjes së tij u kërkonte mbrojtje duke e fshirë me dorën e tij të djathtë dhe thoshte, Aishja (r.a.) tregon se i Dërguari salAllahu alejhi ve selem sa herë që vizitonte ndonjë të sëmurë, ose e sillnin të sëmurin tek ai, ai –salAllahu alejhi ve selem- i lutej Allahut duke thënë: “Largoje sëmundjen, o Zoti i njërezve .Shëroje atë, pasi Ti vërtetë je Shëruesi, nuk ka shërim tjetër, përveç shërimit Tënd, shërim që nuk lë asnjë sëmundje”. Transmeton Buhariu dhe Muslimi

**79.El -Varith (Trashëguesi)** -Thotë Allahu:**“Ne, vërtet jemi që japim jetë e vdekje dhe Ne jemi trashëgues (të qiejve e tokës)”**.(Hixhr :23) . Atij të Cilit i mbetët në trashegimi toka dhe çdo gjë qëështë mbi të.Ai është Trasheguesi më i mirë.

**80.El -Kahar (Mposhtësi )**-Thotë Allahu i Madhëruar:**“Ai është mbizotërues ndaj robërve të Tij. Ai hollësisht di punët e Tij dhe të robërve të Vet”** (Enam: 18).Ai i Cili ka Fuqi për çdo gjë.E ka nënshtruar çdo gjë me fuqinë e Tij

**81.El -Berri (Mirëbërësi)**-Thotë Allahu i Madhëruar:**“Ne më parë ishim ndër ata që e lutëm Atë, e Ai është bamirës, mëshirues”.**(Tur :28)

**82.Ed-Dejan (Shpërblimdhënësi)**-Transmetohet nga Xhabir ibn Abdullah (r.a. ) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:” Do t’i ringjallë Allahu krijesat dhe therrët më zë.E dëgjon ai që është larg ashtu siq e dëgjon ai që është afër, Unë jam Mbreti ,Unë jam Shpërblimdhënësi”. Hadithin e saktësoi shejh Albani( r.h.)

**83.El-Muhsin(Bamirësi)**-Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:“Allahu është Mirbëresi dhe e do të mirën”.Hadithin e saktësoi shejh Albani( r.h.).

**84.Et-Tajib( i Miri**)-Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:” Allahu është i mirë dhe nuk pranon përveçse të mirën”.Transmeton Muslimi.Allahu është i mirë në vetën eTij, në emrat dhe cilësitë e Tij.Thotë Allahu:**”Ai është All-llahu, nuk ka zot që meriton të adhurohet pos Tij, Atij i takojnë emrat më të bukur”**.(Ta Ha: 8)**“.... Asnjë send nuk është si Ai; Ai është dëgjuesi, shikuesi”**.(Shura :11)

**85.El -Mu`ti (Dhënësi)** -Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:” Allahu është Dhënësi kurse unë ndarësi”. Transmeton Buhariu.Allahu i Lartësuar është Ai i Cili ia dha secilës krijesë formën dhe kujdeset për rriskun e saj në këtë botë dhe botën tjetër, ashtu siç e përshkruan Musa alejhi selam dhënien e Allahut:**”(Musai) Tha: “Dija për ata është te Zoti im, e shënuar në një libër. Zoti im nuk gabon e as nuk harron”.**(Ta Ha :52) . Thotë Allahu kur tregon për dhënien e botës tjetër:**“E për sa u përket atyre fatmirëve, ata jan në xhennet përgjithmonë, sa të jenë qiejt dhe toka, përveç atë çka do Zoti yt (All-llahu ju dhuron) shpërblim të pakëputur.**(Hud: 108)

Dhënia e Allahut mund të jetë e përgjithshme dhe e vaçantë:

E përgjithsme është se Allahu u jep të gjitha krijesave kurse e vaçantë është dhënia e pejgamberëve, të dërguarve dhe besimtarëve të mirë.

**86.El-Xhevad(Mirëbërësi)**-Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: "Allahu Fuqiplotë është Bujar (Fisnik)dhe e do bujarinë (fisnikrinë)". Hadithin e saktësoi shejh Albani( r.h.)

**87.Es-Subuh ( i Pastërti)**-Allahu është pastër nga çdo e metë . Transmetohet nga Aisha (r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem thoshte në ruke dhe sexhde: "Subbuhun Kuddusun rabil melaiketi ve rruh.(I Madhëruar dhe i shenjtëështë Zoti i engjujve dhe Xhibrilit". Transmeton Muslimi

**88.Err-Rrab( Zoti i gjithçkaje)**-Atë e lartësojnë dhe e pastrojnë nga të metat krijesat në qiej dhe në tokë:**"S'ka dyshim se ata që janë pranë (afër) Zotit tënd (melekët) nuk tërhiqen nga adhurimi ndaj Tij nga mendjemadhësia, Atë e madhërojnë dhe vetëm Atij i bëjnë sexhde"** (A`raf :206) **"Lutja e tyre aty është: "I lartë je o All-llah!", e përshëndetja e tyre është: "Selam!" dhe lutja e fundit e tyre: "Falënderimi i qoftë All-llahut, Zotit të botëve!** (Junus:10) **"Lartmadhëri të merituar i shprehin Atij shtatë qiejt e toka dhe çka ka në to, e nuk ka asnjë send që nuk e madhëron (nuk i bën tesbihë), duke i shprehur falënderim Atij, por ju nuk e kuptoni atë madhërim të tyre (pse nuk është në gjuhën tuaj). Ai është i butë dhe fal shumë".** (Isra: 44)

**89.El- A`la (Më i Larti):"Madhëroje larg të metave Zotin tënd, më të lartësuarin!"**(A`la: 1)

**90.El- Ilah (i Adhuruari)**: **Zoti juaj (që meriton adhurim) është Një, All-llahu, nuk ka zot pos Atij që është mëshirëplotë, gjithnjë mëshiron".**(Bekare: 163)

**91.El -Muhit**-Përfshirësi i gjithçkaje me dijen dhe fuqinë e Tij

**92.El- Hafij(Bamirësi)**-I përgjigjet gjithmonë lutjes së robit

**93.El-Hakk (i Vërteti): "Atë ditë All-llahu ua plotëson shpërblimin e merituar, e ata e dinë se All-llahu është Ai i vërteti, i qarti në drejtësi".**(Nur :25)

**94.El -Hamid (i Lavdëruari)-"… Ai është mbikëqyrësi, i lavdëruari".**( Shura :28)

**95.El -Vekil (Përkujdesësi)-."... Neve na mjafton që kemi All-llahu, Ai është mbrojtësi më i mirë!"**(Ali Imran :173)

**96.Es-Sejid (Drejtuesi)-Atij që i takon parija e çdo gjëje.).** Ka thënë pejgamberi salAllahu alejhi ue selem:"Drejtuesi është Allahu i Madhëruar".

**97.El -Ehadu (i Vetëm):Thuaj: Ai, All-llahu është Një!"** (Ihlas :1)

***98.El -Hafidh(Mbrojtësi)****- Ka thënë pejgamberi salAllahu alejhi ue selem:" Ruaje Allahun, Allahu të ruan ty".Hadithin e saktësoi shejh Albani (r.h.)*

***99.El Kerim (Bujari)."...E kush falënderon, ai falënderon për të mirën e vet, e kush përbuz, Zoti im (s'ka nevojë), është i pa nevojë e bujar!"****(Neml :40)*

68. Dobitë e besimit në emrat dhe cilësitë e Allahut

Dobitë e besimit në emrat dhe cilësit e Allahut jan të shumta dhe të panumerta. Prej tyre po I përmendim:

1.Dobia me e madhe e besimit në emrat dhe cilësitë e Allahut është pastrimi i Allahut nga të metat,dhe përshkrimi i Allahut ashtu siç i përshtatet madhërisë së Tij.

2. Ai që beson se Allahu është El-Afuv(Mekatfalësi), El Gafurr (Falësi), Er-Rahim (Mëshirëploti), bën që ai mos tahumb shpresën në mëshirën e Allahut

3. Besimtari kur e di qe Allahu dënon ashpër për mekatet, ai largohet nga ato mekate ,gjithherë nga frika ndaj Allahut Fuqiplotë.

4.Kur besimtari e di që Allahu është Fuqiplotë, Mbizotërues, i do besimtarët dhe i ruan ata, kjo e bënë robin që t'i mbështetet Allahut dhe të jetëi bindur në fitoren e Tij.Ai madje nuk frikësohet nga armiqtë e tij.Besimtari jeton i qetë dhe i kënaqur me Allahun ngase e di që Allahu e mbronë atë.

5.Ai që beson me zemër se Allahu është Gjithëshikuesi, i Gjithëdituri, Gjithëvezhguesi , kjo bënë që robi t'i frikësohet Atij, të largohet nga mekatet, ngase i vjen turp nga shikimi i Allahut.

6. Ai që i beson emrat dhe cilësitë e Allahut, ai kërkon mbrojtje me ta të Allahu i Madhëruar, prej asaj që frikësohet.

7.Ai që i mëson emrat dhe cilësitë e Allahut ndërmjetëson me ta të Allahu dhe e lutë Allahun që t'i përgjigjet lutjeve të tij.

## Besimi ne engjujt (melaiket)

69. Kush janë engjujt ?

Engjujt janë botë që dallojnë nga bota e njerëzve dhe e xhinëve.Janë botë e ndershme,e zgjedhur dhe shumë e devotshme ndaj Allahut të Madhëruar.Besimi në engjuj është bazë prej bazave të imanit.Ai që nuk i beson engjujt nuk është besimtar.Thotë Allahu i Madhëruar:” **I dërguari i besoi asaj që iu shpall prej Zotit të tij, e ashtu edhe besimtarët. Secili i besoi All-llahut, engjëjve të Tij, shpalljeve të Tij, të dërguarve të Tij. Ne nuk bëjmë dallim në asnjërin nga të dërguarit e Tij, dhe thanë: “Iu përgjigjëm thirrjes dhe respektuam urdhërin. Kërkojmë faljen tënde o Zoti ynë! Vetëm te Ti është ardhmëria jonë”.**( Bekare :285)

70. Kur janë krijuar engjujt?

Është e ditur se engjujt janë krijuar para Ademit alejhi selam .Argument për këtë është fjala e Allahut:**“(Përkujto Muhammed) Kur Zoti yt u tha engjëjve: “Unë po krijoj (po përcaktoj) në tokë një zëvendës!” Ata thanë: “A do të vëshë në te atë që bënë çrregullime dhe që derdh gjaqet, e ne të madhërojmë Ty me lavdërimin Tënd dhe plotësisht të adhurojmë!” Ai tha: “Unë di atë që ju nuk e dini!”**(Bekare :30)

71. Nga çka u krijuan engjujt ?

Engjujt janë krijuar prej dritës.Transmetohet në Sahihun Muslim nga Aishja( r.a.) nga babai i saj, se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:”Engjujt janë krijuar nga drita, xhinët janë krijuar nga zjarri pa tym, e

njeriu është krijuar prej asaj që ju është përshkruar”.I dërguari salAllahu alejhi ue selem nuk e ka përcaktuar llojin e kësaj drite që janë krijuar engjujt.Prandaj nuk ka nevojë që të mundohemi ta dimë këtë, ngase kjo është prej gajbit (të fshehtës), për të cilën Allahu na ka urdhëruar që të besojmë.

72. Aka ndonjë hadith që tregon madhësinë e engjujve të Arshit ?

Po.Transmeton Enesi ( r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:“Me është lejuar që t`ju flas për një engjull prej engjujve të Arshit .Këmbet e tij janë në tokën e shtatë kurse në brinjët e tij e ka Arshin . Ndërmjet cipës se veshit të tij dhe supëve, distancaështësa fluturon një zog 700 vite.Thotë ky melek: I Lartësuar qofsh o Allah”..Hadithin e saktësoi shejh Albani (r.h.)

73. Çka është transmetuar për madhështinë e Xhibrilit alejhi selam?

I dërguari salAllahu alejhi ue selem e ka pare dy herë Xhibrilin alejhi selam në formën e tij të cilën e ka krijuar Allahu.Allahu tregon për këtë në dy vende në Kuran në surën Tekvir:**“Dhe se ai e pat parë atë (Xhibrilin) në horizontin e qartë lindor”**.(Tekvir: 23) **“Atë (Xhibrilin) e ka parë edhe herën tjetër.(E ka parë) tek Sidretul Munteha.Që pranë saj është xhennetul Me’va (kopsht strehimi i)”.** (Nexhm :13-15).Transmetohet në Sahihun Muslim se Aishja (r.a.) e ka pyetur të dërguarin salAllahu alejhi ue selem për këto dy ajete. I dërguari salAllahu alejhi ue selem i tha:” Ai është Xhibrili alejhi selam, nuk e kam parë në formën në të cilën e ka krijuar Allahu i Lartësuar, përveçse në këto dy raste.E kam parë duke

zbritur nga qielli ,e kishte zënë gjërësinë në mes qiellit”.Transmeton Muslimi

74. A kanë krahë engjujt?

Po,engjujt kanë krah ashtu siç na tregoi Allahu i Lartësuar.Ka prej tyre qëështë me dy, tre dhe katër palë krah.Por, ka të tjera që kanë me shumë krah.Thotë Allahu i Madhëruar:**”Falënderimi i qoftë All-llahut, Krijuesit të qiejve e tokës, Sajuesit të engjëjve me nga dy palë, tri palë e katër palë krahë, ndërmjetësues (midis Tij dhe pejgamberëve). Ai shton në krijim atë që do, vërtet All-llahu ka fuqi për çdo send”.**(Fatir :1).Është transmetuar se i dërguari salAllahu alejhi ue selem e ka parë Xhibrilin me 600 palë krah.

75. Çka është transmetuar për bukurinë e engjujve ?

Allahu i Lartësuar i ka krijuar engjujt në formë të bukur.Thotë Allahu i Madhëruar:**“Ai (Kur’ani) nuk është tjetër pos shpallje që i shpallet.Atë ia mësoi Ai, fuqiforti, (Xhibrili)**(Nexhm:4-5).

Është e pranuar në zemrat dhe mendjet e njerëzve për bukurinë e engjujve, ashtu siç është e pranuar në zemrat dhe mendjet e njerëzve për shemtinë e shejtanëve.Prandaj shumë njerëz kur deshirojnë t’i përngjasojnë fëmijët e tyre me dikë, thonë ai është engjull.Kështu thanë gratë për Jusufin alejhi selam kur e panë:**“E kur ajo dëgjoi për ato pëshpëritjet e tyre, dërgoi t’i thërrasë ato, u përgatiti vendmbështetje dhe secilës prej tyre i dha nga një thikë e tha: “Dilu para atyre!” Kur e**

**panë atë, ato u tronditën dhe i prenë duart e tyre e thanë: "All-llahut i qofshim falë! Ky nuk është njeri, ky nuk është tjetër vetëm se ndonjë engjëll i lartë!"**(Jusuf: 31)

76. A përshkruhen engjujt me gjini?

Engjujt nuk përshkruhen me asnjë gjini.Allahu ua demantoi bindjet dhe përgenjështrimin e mushrikëve kur i përshkruanengjujt si femra.

Thotë Allahu i Madhëruar:**"Edhe engjujt që janë adhurues të Zotit i quajnë femra? A prezentuan ata në krijimin e tyre (melekëve)? Dëshmia e tyre do të regjistrohet dhe ata do të merren në pyetje"**.(Zuhruf :19)**"E ti (Muhammed) pyeti ata (idhujtarët): "A të Zotit tënd janë vajzat, kurse të tyre djemtë?"Apo, Ne i krijuam engjëjt femra, e ata ishin dëshmitarë (kur Ne i krijuam engjëjt femra)?!"** (Safat: 149-150)

77. A është transmetuar se engjujt ndonjëherë janë personifikuar në formë njeriu?

Po,është transmetuar në hadithe të sakta se engjujt janë personifikuar në formë njeriu.Ne do t'i përmendim disa raste nga ajetet dhe hadithet.Ne besojmë se engjujt i kanë ardhur Ibrahimit alejhi selam, mikut të Allahut .Ato i erdhen në formë njeriu,prandaj Ibrahimi alejhi selam nuk e ka ditur se ata janë engjuj**"Edhe Ibrahimit i patën ardhur të dërguarit (engjëjt) tanë me myzhde dhe i thanë: "Selam". Ai u përgjigj: "Gjithnjë paçi selam" dhe nuk vonoi t'ju sjellë një viç të pjekur (të fërguar në**

**gurë).Kur pa se duart e tyre nuk shtrihen kah ai (viç), iu dukën të pazakonshme dhe ndjeu prej tyre njëfarë frike. Ata i thanë: “Mos u frikëso, ne jemi të dërguar te populli i Lutit”.** (Hud:69-70).Gjithashtu engjujt I erdhën edhe Lutit alejhi selam, në formen e dy djelmoshave të rinjë, me fytyra të bukura**“E kur të dërguarit tanë i erdhën Lutit, ai u keqësua për ta dhe u ngushtua rëndë me ardhjen e tyre e tha: “Kjo është ditë e vështirë!”**(Hud:77)

Pastaj edhe Merjemës alejha selam :**”E, përmendju në këtë libër (tregimin për) Merjemen kur ajo u largua prej familjes së saj në një vend në lindje.Ajo vuri një perde ndaj tyre, e Ne ia dërguam asaj Xhibrilin, e ai iu paraqit asaj njeri në tërësi.Ajo tha: “Unë i mbështetem të Gjithëmëshirshmit prej teje, nëse je që i frikësohesh Atij (pra më le të lirë)!”Ai (Xhibrili) tha: “Unë jam vetëm i dërguar (melek) i Zotit tënd për të dhuruar ty një djalë të pastër (pejgamber)”.**(Merjem :16-19)

Nga Ebu Hurejra (r.a.) përcillet se e ka dëgjuar Pejgamberin salAllahu alejhi ue selem duke thënë: “Tre njerëz nga Beni Israilët, All-llahu i Madhëruar dëshiroi t'i sprovojë. Njëri prej tyre ishte zgjeban, i dyti tullac, kurse i treti i verbër. Allahu ua dërgoi një engjull, i cili së pari i vjen zgjebanit dhe i thotë: “Ç'dëshiron më së shumti?” Tha: “Më së shumti kisha dashur të kem ngjyrë dhe lëkurë të mirë dhe të çlirohem nga kjo për shkak të së cilës më urrejnë njerëzit”. Engjulli e fërkoi me dorë dhe prej tij ranë krejt zgjebet dhe e fitoi ngjyrën e mirë (të trupit). (Pastaj engjëlli) Tha: “Cilën pasuri më së shumti e do ?” Tha: “Devetë - ose lopët” (nuk i kujtohet saktë transmetuesit).Ai (engjulli) ia jep një deve barsë dhe i thotë: “Allahu të bekoftë me të!” Pastaj shkoi të tullaci dhe i tha: “Ç'dëshiron më së shumti?” .(Tullaci) Tha: ”Flokë të bukura dhe të largohet prej meje ajo prej së cilës njerëzit neveriten nga unë.” Engjulli e fërkon dhe ai shërohet e i jepen flokë të bukur. (Engjëlli) Tha: “Cilën pasuri e dëshiron më së

shumti?” (Tullaci) Tha: “Lopët”. Engjulli ia jep një lopë barsë dhe i thotë: “Allahu të bekoftë me të”. Engjëlli i shkon të verbërit e i thotë: “Ç'dëshiron më së shumti?” (I verbëri) Tha:” Të ma kthejë All-llahu të pamurit, që t'i shoh njerëzit”. Engjëlli e fërkon dhe Allahu ia kthen të pamurit. (Engjulli) Tha:” Cilën pasuri e dëshiron më së shumti?” (I verbëri) Tha: “Delët!” Engjulli ia jep një dele që lindë. Që të treve iu shtua pasuria .Zgjebani e bëri një luginë me deve, tullaci një me lopë ,e i verbëri një me dele. Pas kësaj engjëlli i vjen zgjebanit në formën dhe pamjen e tij të mëparshme e i thotë: “Unë jam një njeri i mjerë, më janë këputur lidhjet në këtë udhëtim , andaj sot askush nuk mund të më ndihmojë përveç All-llahut.Andaj po të lutem në emrin e Atij që të ka dhënë ngjyrë dhe lëkurë aq të bukur dhe kaq shumë deve, të më japësh një deve që të mund ta vazhdoj rrugën”. (Ish-zgjebani, tash pasanik) Tha: “Jo, unë kam shumë obligime (borxhe). (Engjulli) I tha:”Sikur po të njoh unë ty, a mos ke qenë një zgjeban nga i cili neveriteshin njerëzit, një i varfër të cilin Allahu e ka pasuruar! “Tha: “Unë këtë pasuri e kam trashëguar nga të parët e mëdhenj”. (Engjulli) Tha: “Nëse po gënjen, le të të kthejë All-llahu në atë gjendje në të cilën ke qenë”.Meleku pastaj i shkon tullacit ,por në formën dhe pamjen e tij të mëparshme e i thotë ashtu siç i tha zgjebanit.Edhe ky i përgjigjet ashtu siç iu përgjigj zgjebani. (Engjulli) Tha: “Nëse po gënjen le të të kthejë Allahu në atë gjendje në të cilën ke qenë!”. Pastaj engjulli i shkon ish të verbërit, por në formën dhe pamjen e tij të mëparshme dhe i thotë: “Unë jam i mjerë dhe udhëtar, më janë këputur lidhjet në këtë udhëtim timin, andaj sot askush nuk mund të më ndihmojë përveç Allahut, pastaj ti. Të lutem me atë që të ka kthyer të pamurit, më jep një dele, që të ndihmohem me të e të vazhdoj rrugën”. (Ish i verbëri) Tha: “Vërtet unë kam qenë i verbër, por Allahu ma ka kthyer të pamurit.Merr vëlla çka të duash dhe lë çka të duash! Pasha Allahun, asgjë sot nuk të ndaloj të marrësh në emër të Allahut të Gjithëfuqishëm e të Madhërishëm. (Engjulli) Tha: “Mbaje krejt pasurinë, ju vetëm keni qenë të sprovuar. Allahu është i kënaqur me ty,

kurse është i hidhëruar me dy shokët e tu”.Transmeton Buhariu dhe Muslimi

Transmetohet nga Omer ibn Hatabi ( r.a.) se ka thënë: “Një ditë ishim duke ndenjur tek i dërguari i All-llahut salAllahu alejhi ue selem .Me pas erdhi një njeri me rroba shumë të bardha dhe flokë shumë të zeza. Në të nuk hetohej shenja e udhëtimit dhe askush prej nesh nuk e njohëm.U ul pranë pejgamberit salAllahu alejhi ue selem, duke i mbështetur gjunjtë e vet në gjunjtë e tij, i vendosi duart e veta në kofshën e tij dhe tha: “O Muhamed, më trego ç'është Islami?” I Dërguari i Allahut salAllahu alejhi ue selem tha: “Islami është të dëshmosh se nuk meriton të adhurohet askush tjetër përveç All-llahut dhe se Muhamedi është i dërguar i Allahut, ta falësh namazin, ta japësh zekatin, ta agjërosh Ramazanin, ta vizitosh Qaben (nëse ke mundësi ).Ai tha: “Të vërtetën e the”. Ne u çuditëm: Po e pyet dhe po ia vërteton. Ai tha: “Më trego, ç'është imani? (Pejgamberi) Tha: “Të besosh Allahun, engjujt e Tij, librat e Tij, të dërguarit e Tij, ditën e fundit dhe të besosh në të caktuarit e Tij ”. Tha: “Të vërtetën e the”. Tha: “Më trego ç'është ihsani?” (Pejgamberi) Tha: “Ta adhurosh Allahun sikur ta shohësh, sepse edhe pse ti nuk e sheh, Ai vërtetë të sheh ty”. Tha: “Më trego ç'është çasti (i fundit, dita e shkatërrimit)?” (Pejgamberi) Tha: “Për këtë i pyeturi nuk di më shumë nga ai që pyet”. Tha: “Më trego mbi shenjat e tij?” (Pejgamberi) Tha: “Kur robëresha t'i lind vetës zonjushë, kur të shihen barinjtë këmbëzbathur, të zhveshur e të mjerë se si garojnë në ndërtimin e godinave të mëdha”. Pastaj shkoi, kurse unë mbeta një kohë. Pastaj (i Dërguari) tha: “O Umer, a e di kush ishte pyetësi?” Thashë: “Allahu dhe i dërguari i Tij e dinë më së miri”. Tha: “Vërtetë ishte Xhibrili alejhi selam, erdhi t'ua mësojë fenë tuaj”. Transmeton Muslimi

78. A hanë dhe pine engjujt ?

Engjujt nuk hanë,nuk pinë dhe as nuk martohen.Engjujt nuk kanë nevojë për ushqim pije.Allahu tregoi në Kuran se kur engjujt në formën e njeriut shkuan të Ibrahimi alejhi selam për ta përgëzuar për një djalë, Ibrahimi alejhi selam u afroi një viç të majmë, por engjujt as që i zgjatën duart e tyre:**” A ke arritur të dëgjosh ti për rrëfimin e musafirëve të ndershëm të Ibrahimit?Kur patën hyrë te Ai dhe thanë: “Të përshendesim me paqë!” Ai tha: “Qofshi gjithnjë të përshëndetur me paqë!” (E me vete tha): “Njerëz të panjohur!”Dhe ai pa u vërejtur shkoi te familja e vet dhe solli një viç të majmë të pjekur.Atë ua afroi atyre e tha: “Përse nuk po hani?”Dhe ndjeu njëfarë frike prej tyre, po ata thanë: “Mos ki frikë!” Mandej i dhanë myzhde për një djalë të dijshëm”.**(Dharijat :24-28)

79. A dihet numri i engjujve?

Engjujt jane në numër shumë të madh.Numrin e tyre nuk e di askush përveç Allahut të Madhëruar.Thotë Allahu i Madhëruar:**“E mbikëqyrës të zjarrit Ne nuk bëjmë tjetër, përveç engjëjve dhe numrin e tyre (të përmendur në Kur’an) nuk e bëmë për tjetër, por vetëm si sprovë për ata që nuk besuan, e që të binden ata që u është dhënë libri, e atyre që besuan t’u shtohet edhe më besimi, e atyre që u është dhënë libri dhe besimtarët të mos kenë dyshim dhe ata që zemrat i kanë të sëmura dhe jobesimtarët të thonë: “Çka dashti All-llahu me këtë si shembull?” Ja ashtu, All-llahu e lë të humbur atë që e do dhe e udhëzon atë që do, e ushtrinë e Zotit tënd nuk e di kush pos Atij, e ai (Sekari), nuk është tjetër vetëm se një përkujtim për njerëz”.**(Mudethir: 31)

Ne do t’i përmendim disa hadithe që tregojnë se sa i madh është numri i tyre.Meditoje me mua atë që e tha Xhibrili alejhi selam për kiblën e banorëve të qiellit të shtatë prej Bejtul Ma`murit.Kuri dërguari salAllahu alejhi ue selem e pyeti për të në natën e Israsë dhe Miraxhit, Xhibrili alejhi selam iu përgjigj: “ Në këtë shtëpi, çdo ditë hyjnë 70 mijë engjuj.Ata që hynë sot më nuk u vije radha.Pra prej kur i ka krijuar Allahu e deri në kijamet hyjnë çdo ditë nga 70 mijë engjuj.Gjithashtu transmetohet në sahihun Muslim nga Abdullah se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “Sillet xhehnemi ditën e kijametit dhe ai i ka 70 mijë zingjirë ku në secilin zinxhirë janë nga 70 mijë engjuj të tjerë” .Nëse e llogarisim numrin e këtyre engjujve, del numri i tyre 4 miljard e 900 milion.

Thotë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:” Unë jam duke e parë dhe dëgjuar atë që ju nuk keni mundësi.Është rënduar qielli.E meriton pse është rënduar ?.Nuk ka pëllëmbë veçse një engjull e ka vendosur ballin e tij në sexhde për Allahun”.Transmeton Tirmidhiu dhe Ibn Maxhe, kurse shejh Albani (r.h.) thotë se hadithi është hasen.Hadithet e sakta na tregojnë se ka engjuj që kujdesen për t`ia shkruar veprat njeriut, engjuj përkujdeses të mitrës së gruas, engjujt e qiellit të parë deri në të shtatin dhe engjujt e Arshit të Allahut të Madhëruar.

80. Ku banojnë engjujt?

Engjut banojnë në qiell, edhe pse ata zbresin në tokë për ta zbatuar urdhërin e Allahut.**”Qiejt e lartë mbi ta (ose qiejt njëri mbi tjetrin) gati pëlcasin (nga madhëria e Zotit ose nga thëniet e çoroditura të idhujtarëve). Ndërkaq, engjëjt vazhdimisht madhërojnë (bëjnë tesbih) duke e falënderuar Zotin e tyre dhe kërkojnë falje të mëkateve për ata (besimtarët) që janë në tokë. Ta dini se All-llahu është Ai mëkatfalësi,**

**Mëshiruesi!**” (Shura: 5) **“Po nëse ata (kufarët) janë kryeneç (e nuk bëjnë sexhde), atëherë ata që janë pranë Zotit tënd (engjëjt më të lartë), Atij i bëjnë tesbih natën e ditën dhe ata nuk mërziten prej adhurimit”.** (Fussilet :38) .Kur zbresin prej qiellit në tokë ata nuk zbresin veçse me lejën e Allahut.**”Ne (engjëjt, thotë Xhibrili) nuk zbresim (nuk vijmë) vetëm me urdhrin e Zotit tënd. Vetëm Atij i takon e tërë çështja e tashme, e ardhme dhe mes tyre, e Zoti yt nuk është që harron”.(Merjem :64). Numri i tyre shtohet shumë në natën e Kadrit:“Nata e Kadrit është më e rëndësishme se një mijë muaj!Me lejen e Zotit të tyre në (atë natë) të zbresin engjëjt dhe shpirti (Xhibrili) për secilën çështje”.** (Kadr: 3-4)

81. Çka është transmetuar për shpejtësinë e engjujve ?

Shpejtësia me e madhe që e di njeriu është shpejtësia e dritës 300 mijë km/s.Sa i përket shpejtësisë se engjujve, ajo nuk matet me matjet e njerëzve.Ndodhte që të vie ndonjë njeri dhe ta pyeste të dërguarin salAllahu alejhi ue selem, ndërsa vinte Xhibrili qe t'ia sjellë shpalljen ende pa e përfunduar ai pyetjen .

82. A eshte iblisi (shejtani) prej engjujve ?

Iblisi nuk është prej engjujve, kjo sepse ai u krijua nga zjarri kurse engjujt janë krijuar nga drita.

Allahu i ka përshkruar engjujt se ata asnjëherë nuk e thejnë urdhërin e Tij :**“O ju që besuat, ruajeni veten dhe familjen tuaj prej një zjarri, lëndë djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët. Atë (zjarrin) e mbikëqyrin engjëjt e rreptë e të ashpër që nuk e kundërshtojnë All-llahun për**

**asgjë që Ai i urdhëron dhe punojnë atë që janë të urdhëruar”.** (Tahrim: 6)

**“Vetëm e Tij është çdo gjë që është në qiej e në tokë! E ata që janë pranë Tij (melaiket), nuk shprehin mendjemadhësi në adhurimin ndaj Tij, e as nuk u bëhet (ibadeti) monoton.**

**Ata lartësojnë (All-llahun) natë e ditë dhe nuk mërziten”.**(Enbija :19-20)

Kurse shejtani është në të kundërten.Ai ishte mendjemadh para Allahut të Lartësuar , siç përshkruhet në Kuran:**“E kur u thamë engjëjve: përuluni (bini në sexhde) Ademit, ata menjëherë iu përulën, me përjashtim të iblisit (djallit). Ai refuzoi dhe u mbajt në të madh dhe u bë pabesimtar”.**(Bekare: 34)

Iblisi ka jetuar me engjujt edhe pse nuk ishte prej tyre.Kur erdhi urdhëri i Allahut për engjujt, ky urdhër ishte edhe për iblisin, sepse ishte në mesin e tyre.Thotë Allahu:**”(Përkujto) Kur u thamë engjëjve: “Përuluni Ademit, e ata iu përulën përpos Iblisit. Ai ishte nga xhinët, prandaj nuk respektoi urdhrin e Zotit të vet”. Vallë, a në vend Timin do ta merrni për mik atë dhe pasardhësit e tij, ndërsa ata janë armiq tuaj?” Sa këmbim i shëmtuar është ai i jobesimtarëve!”** (Kehf: 50)

83. A ka engjull me emrin Azrail?

Është përhapur shumë në mesin e njerëzve se një engjull quhet Azrail.Kjo është gabim, ngase emri i tij nuk është transmetuar as në Kuran dhe as në sunet.

84. Çfarë detyrash kryejn engjujt ?

Detyrat të cilat i kryejn engjujt janë të shumta.Ne do të tregojmë në përgjithësi nga ajo qe ka ardhur në Kuran dhe sunet për adhurimet dhe nënshtrimet që i kryejn disa nga engjujt e Allahut:

**1.Xhibrili alejhi selam**-Njihet me emrin “Shpirti i shenjtë”.Allahu e ka përshkruar me fuqi dhe besnikëri:**”S’ka dyshim se ai (Kur’ani) është thënie e të dërguarit fisnik (që e pranoi prej Zotit).Që është i fortë dhe që ka vend të lartë te Zoti i Arshit.Që është i respektuar atje (në mesin e engjëjve) dhe besnik”.**(Tekvir :19-21)

Allahu e veçoi atë me detyrën me të mirë, ambasador në mes Tij dhe të dërguarve alejhimu selam .Ai vinte për ta sjellë shpalljen, siç thotë Allahu:**“E Zoti yt, pa dyshim është Ai i plotfuqishmi dhe i mëshirshmi.E edhe ai (Kur’ani) është shpallje (zbritje) e Zotit të botëve”**.(Shuara :191-192)

Është transmetuar nga i dërguari salAllahu alejhi ue selem se Xhibrili e ka shoqëruar atë në rrugëtimin e Israsë dhe Miraxhit.

**2.Mikaili alejhi selam**-Detyra që Allahu ia ka besuar Mikailit alejhi selam është shiu dhe bimët.

**3.Israfili alejhi selam.**Ështe e njohur tek shumë njerëz se Israfili do t’i fruej surit në ditën e kijametit.Mirëpo nuk ka hadith të saktë që e potencon një gjë të tillë, ngase surit do t’i fryej një engjull tjetër.Xhibrilin, Mikailin dhe Israfilin i përmendte i dërguari salAllahu alejhi ve selem kur e fillonte

namazin e natës:” O Allah Zoti i Xhibrilit, Mikailit dhe Israfilit , krijuesi i qiejve dhe tokës, Njohësi i së fshehtës dhe të dukshmës.Ti do të gjykon në mes robërve Tuaj në atë që ishin në kundërthënie.Me udhëzo për në rrugen e drejtë, sepse Ti udhëzon atë që do për në rrugën e drejtë”. Transmeton Muslimi.

**4.Meleku i vdekjes**-Detyra e tij që ia ka besuar Allahu është që t’ia marrë shpirtërat krijesave.Ai poashtu ka ndihmës prej engjujve të tjerë.Thotë Allahu në Kuran:**”Vetëm Ai është mbizotërues ndaj robërve të vet. Ndaj juve dërgon rojë (cakton engjëj) derisa kur t’i vijë ndonjërit prej jush vdekja, atij ia marrin shpirtin të dërguarit tanë (të tjerë) dhe ata nuk bëjnë kurrfarë lëshimi”.**(En`am :61)

5. **Ndihmësit e engjullit të vdekjes**

Këta ndihmtarë janë dy lloje:engjujt e rahmetit (mëshirës) dhe engjujt e dënimit

Këta engjuj përmenden në fjalën e Allahut:**“Vetëm Ai është mbizotërues ndaj robërve të vet. Ndaj juve dërgon rojë (cakton engjëj) derisa kur t’i vijë ndonjërit prej jush vdekja, atij ia marrin shpirtin të dërguarit tanë (të tjerë) dhe ata nuk bëjnë kurrfarë lëshimi”.**(En`am: 61)

**6.Bartësit e Arshit të Allahut**-Ata janë katër, ndërsa kur vjen dita e kijametit shtohen edhe katër të tjerë.Thotë Allahu:**“Ndërsa ata (engjëjt) që e bartin Arshin edhe ata që janë përreth e tij, lartësojnë me falënderim Zotin e tyre, i besojnë Atij dhe i luten Atij t’i falë ata që besuan (duke thënë): “Zoti ynë, Ti me mëshirën dhe me diturinë Tënde ke përfshirë çdo send, andaj falju atyre që u penduan dhe**

**ndoqën rrugën Tënde, e edhe ruaji ata nga dënimi i xhehennemit!"**(Gafir: 7) **"Dhe engjëjt qëndrojnë në skajet (anët) e tij, e atë ditë tetë (engjëj) e bartin mbi vete Arshin e Zotit tënd".**(Haka :17)

**7.Meleku Ridvan**:Ky melek është roje e xhenetit dhe njëherit prijësi i engjujve të xhenetit.

Ka thënë Ibn Kethiri (r.h.) " Roja e xhenetit është një engjull që quhet Ridvan, i përmendur në disa hadithe".El Bidaje ve nihaje.

**8.Shërbetorët e xhenetit**-Janë engjuj që numrin i tyre e di vetëm Allahu.Thotë Allahu :**"(përfundimi i mirë është) Xhennete të Adnit (vende të përjetshme) ku do të hyjnë ata, edhe prindërit, gratë dhe fëmijët e tyre të cilët kanë qenë vepërmirë, ata do t'i vizitojnë engjëjt duke hyrë në secilën derë.(u thonë) Selamun alejkum, me durimin tuaj gjetët shpëtimin; sa përfundim i lavdishëm është ky vend".**(Rrad :23-24)

Është transmetuar se një banori prej banorëve të xhenetit do t'i shërbejnë me së paku tetëdhjetë mijë (80 mijë) shërbëtorë.

**9.Zebanijet**-Ata janë 19 engjuj. Allahu ua ka besuar rojen e xhehnemit dhe dënimin e banorëve të tij.Thotë Allahu:**"E Unë atë do ta hedh në Sekar!E, ku e di ti se çka është Sekar?Ai nuk lë send të mbetet pa e djegur.Ai është që ua prish dhe ua nxin lëkurat.Mbikëqyrës mbi të janë nëntëmbëdhjetë.E mbikëqyrës të zjarrit Ne nuk bëjmë tjetër, përveç engjëjve dhe numrin e tyre (të përmendur në Kur'an) nuk e bëmë për tjetër, por vetëm si sprovë për ata që nuk besuan, e që të binden ata që u është dhënë libri, e atyre që besuan t'u shtohet edhe**

**më besimi, e atyre që u është dhënë libri dhe besimtarët të mos kenë dyshim dhe ata që zemrat i kanë të sëmura dhe jobesimtarët të thonë: "Çka dashti All-llahu me këtë si shembull?" Ja ashtu, All-llahu e lë të humbur atë që e do dhe e udhëzon atë që do, e ushtrinë e Zotit tënd nuk e di kush pos Atij, e ai (Sekari), nuk është tjetër vetëm se një përkujtim për njerëz".**(Mudethir :26-31).Prijësi i këtyre engjujve është Maliku. Thotë Allahu kur tregon për banorët e zjarrit: "Dhe ata thërrasin: **"O Malik, le të na e marrë shpirtin Zoti yt!". Ai thotë: "Ju do të jeni aty përgjithmonë!"Ne u patëm sjellë të vërtetën, por shumica prej jush ishit urrejtës të së vërtetës".**(Zuhruf :77-78)

**10.El Kiram- el –Katibun**.Detyra e tyre është regjistrimi i veprave të njerëzve dhe ruajtja e tyre.Nga ana e djathtë engjulli i shkruan veprat e mira kurse nga ana e majtë engjulli i shkruan veprat e këqija.Thotë Allahu**:"Jo, nuk është ashtu. Ju përgënjeshtroni ditën e përgjegjësisë.Kurse ndaj jush kanë përcjellësit!"** (Infitar:9-10)

Është transmetuar në hadithi sahih: "Kur ngritet ndonjëri prej jush për namaz mos të pështyen përpara tij sepse ai në këtë gjendje është duke ju lutur Allahut të Madhëruar.Përderisa është në namaz mos të pështyej nga e djathta e tij sepse nga kjo anë është një engjull, mirëpo le të pështyej nga ana e majtë ose nën këmbët e tij". Transmeton Buhariu dhe Muslimi

Nëse thuhet si pështyen në anën e majtë kurse në anën e majtë është engjulli i cili i shkruan veprat e këqija?Përgjigja: Përderisa besimtari është në namaz ai nuk bën ndonjë të keqe asnjeherë, për këtë arsye engjulli i anës se majtë ia lë detyren vetëm engjullit të anës se djathtë, ngase namazi është nëna e adhurimeve dhe në të nuk bëhet ndonjë e keqe.

**11. El -Hafedhete (Ruajtësit).**Detyra e tyre është ruajtja e njeriut prej xhinëve dhe shkatërrimeve.Thotë Allahu në Kuran:**“Ai (njeri) ka përcjellës një pas një, para tij dhe prapa tij, që me urdhrin e All-llahut e ruajnë atë. All-llahu nuk e prish gjendjen e një populli (nuk ua largon të mirat) përderisa ata ta ndryshojnë veten e tyre. Po, kur All-llahu vendos ta ndëshkojë një popull, atë nuk ka kush që ta zbrapsë. Ata, (njerëzit) nuk kanë mbrojtës tjetër pos Tij”.**(Rrad :11)

Thotë Ibn Abassi (r.a.)“Engjujt e ruajn besimtarin para dhe mbrapa tij, e kur vjen kaderi i Allahut e lirojnë rrugen”.(Tefsiri i ibn Kethirit).Muxhahidi thotë:”E ruajn besimtarin në gjumë dhe zgjuar prej xhinëve dhe njerëzve.“

**12.Engjulli i cili përkujdeset për mitrën.**Argument është hadithi i Buharit dhe Muslimit: “Allahu Fuqiplotë e ka autorizuar një engjull për mitrën.Ky engjull thotë:O Zot u bë pikë, o Zot u bë gjak, o Zot u bë copë mishi, Kur Allahu dëshiron ta bëjë krijesë i thotë:Thotë engjulli: o Zot mashkull apo femër? ,I lumtur apo i dëshpëruar,?Cili është rrizku i tij? Sa do të jetoj? Të gjitha këto i shkruhen në barkun e tij”.Transmeton Buhariu dhe Muslimi

**13.Engjulli i bjeshkëve.**Allahu e ka autorizur këtë engjull për bjeshkët.Argument është hadithi i Buhariut dhe Muslimit: “Me thirri meleku i bjeshkëve dhe me dha selam pastaj tha: O Muhamed kjo çështje është në dorën tënde.Nëse do i bashkoj mbi ta këto dy kodra”.Transmeton Buhariu dhe Muslimi

**14.Engjujt që ecin në tokë.**Këta engjuj janë në tokë.I transmetojnë selamet e umetit të Muhamedit salAllahu alejhi ue selem dhe salavatet të ai .Thotë Pejgamberi salAllahua lejhi ue selem: “Allahu i ka disa engjuj në tokë që ecin.Ata m’i dërgojnë selamet e umetit tim”.

**15.Engjujt e lutjes**.Kur një musliman lutet për vëllaun e tij besimtar në mos prezencën e tij ky engjull thotë :”Amin edhe ty të qoftë ashtu.Ka thënë i dërguari salAllahua lejhi ue selem: “Lutja e muslimanit për vëllaun e tij në mungesë është e pranuar.Të koka e tij qëndron një engjull i autorizuar.Sa herë që ai lutet për vëllaun e tij për të mirë, engjulli thotë:Amin edhe ty të qoftë ashtu”. Transmeton Muslimi

**16.Engjujt të cilët i ngrisin shpirtërat e robërve pas vdekjës.**Kur vdes besimtari dy engjuj e marrin shpirtin e tij dhe ngjiten me të në qiell.Transmetuesi i hadithit, Hamadi thotë: “Thonë banorët e qiellit, shpirti i mirë ka ardhur nga toka, shpetimi i Allahut qoftë mbi ty dhe ngritet shpirti të Zoti i tij. E përmendi pabesimtarin në të kundërten e gjendjës së besimtarit”.Transmeton Muslimi

**17.Munkiri dhe Nekiri.**Detyra e tyre është që t’i marrin njerëzit në pytje në natën e varrit me pyetjet : Kush është Zoti yt? Cila është feja yte? Kush është pejgamberi yt?

85. Shembuj prej adhurimeve që i kryejn engjujt

Siç e kemi cekur me herët engjujt janë krijesa të Allahut.Thotë Allahu:**“E ata thanë: “I Gjithëmëshirshmi ka fëmijë!” Larg saj qoftë madhëria e Tij! Ja, ata janë robër të ndershëm!Që nuk flasin para Tij, ata veprojnë me urdhrin e Tij.Ai (All-llahu) e di çka vepruan më parë dhe**

**çka do të veprojnë, dhe ata nuk përpiqen të ndihmojnë pos për atë me të cilin është i kënaqur Ai, e ata nga frika prej tij janë të kujdesshëm”.**(Enbija: 26-28)

Këto janë disa prej adhurimeve që i kryejn engjujt:

**1.Frika prej Allahut të Lartësuar.**Engjujt më së miri e njohin Allahun dhe për këtë arsye ata me së shumti i frikësohen Atij.Thotë Allahu i Madhëruar**:“... e ata nga frika prej tij janë të kujdesshëm”.** (Enbija: 28) .Transmetohet nga Ebu Hurejra ( r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:“Kur vendos Allahu për një gjë në qiell, engjujt i rrahin krahët e tyre si nënshtrim për Allahun, sikurse zinxhiri kur bie mbi guri të lëmuar”.

**2.Tesbihu (Lartësimi i Alalhut).**Ne e dimë se tesbihu është dhikri me i mirë.

Transmeton Muslimi në Sahihun etij nga Ebu Dheri se ka thënë: Është pyetur i dërguari salAllahua lejhi ue selem:“Cili është dhikri me i mire ? Tha: Ai që Allahu e zgjodhi për engjujt dhe robërit e tij:”SubhanAllahu ve bihamdihi”.Për këtë arsye engjujt e lartësojnë Allahun pa ndërprerë, natën dhe ditën**:”Ata lartësojnë (All-llahun) natë e ditë dhe nuk mërziten”.**(Enbija :20).Nuk ka asnjë engjull i cili lodhet qoftë edhe vetëm një çast nga tesbihu (lartësimi) i Allahut .Njejtë janë edhe engjujt e Arshit:**“Ndërsa ata (engjëjt) që e bartin Arshin edhe ata që janë përreth e tij, lartësojnë me falënderim Zotin e tyre, i besojnë Atij dhe i luten Atij t’i falë ata që besuan (duke thënë): “Zoti ynë, Ti me mëshirën dhe me diturinë Tënde ke përfshirë çdo send, andaj falju**

**atyre që u penduan dhe ndoqën rrugën Tënde, e edhe ruaji ata nga dënimi i xhehennemit!”** (Gafir :7) .Poashtu edhe engjujt e tjerë e lartësojnë Alalhun:**“Qiejt e lartë mbi ta (ose qiejt njëri mbi tjetrin) gati pëlcasin (nga madhëria e Zotit ose nga thëniet e çoroditura të idhujtarëve). Ndërkaq, engjëjt vazhdimisht madhërojnë (bëjnë tesbih) duke e falënderuar Zotin e tyre dhe kërkojnë falje të mëkateve për ata (besimtarët) që janë në tokë. Ta dini se All-llahu është Ai mëkatfalësi, Mëshiruesi!”** (Shura :5).Kjo ngase engjujt e dinë vlerën dhe për këtë arsye lavdërohen me këtë tesbih**:“Edhe ne (engjëjt) jemi të rreshtuar (në adhurim),Dhe ne jemi që i bëjmë tesbih (mohojmë se Ai ka të meta).**

(Safat: 165-166)

**3.Rreshtimi në safa.** I dërguari salAllahu alejhi ue selem i nxiti shokët e tij që të rreshtohen bukur në namaz:”A nuk po rreshtoheni ashtu siç rreshtohen engjujt të Zoti i tyre?Kur u pyet se si rreshtohen ?Tha E plotësojnë rreshtin e parë dhe afrohen njëra me tjerën”.Transmeton Muslimi. Thotë Allahu në Kuran:**“Edhe ne (engjëjt) jemi të rreshtuar (në adhurim)”** (Safat:165)

4.Haxhi.Ne e dimë se engjujt e kanë një qabe në qiellin e shtatë ku e bëjnë haxhin . Kjo qabe quhet Bejtul Ma`mur.Allahu e ka përmendur këtë qabe në surën Tur:“**Pasha Turin.Dhe librin e shkruar në rreshta.Në lëkurë të shtrirë.Pasha shtëpinë (Qaben) e vizituar (ose Bejti Mamurin në qiell)”**.(Tur:1-4)

Ka thënë Ibn Kethiri (r.h.) të komenti i këtij ajeti: “Është vërtëtuar në hadith: Se i dërguari salAllahu alejhi ue selem në natën e Israsë dhe

Miraxhit pasi e kishte kaluar qiellin e shtatë: “Pastaj me ngriten të Bejtul Ma`muri , e aty hynin nga shtatëdhjetë mijë engjuj dhe kurrë më nuk u vinte radha “.Transmeton Buhariu dhe Muslimi. E adhurojnë Allahun në të dhe bëjnë tavaf aty ashtu siç bëjnë njerëzit në tokë rreth qabës se shenjtë .Bejtul Ma`muri është kibla e banorëve të qiellit të shtatë.Aty pejgamberi ynë salAllahu alejhi ue selem e pa Ibrahimin alejhi selam të mbeshtetur me shpinen e tij kah qabja e qiellit të shtatë, ngase ai e kishte ndërtuar një qabe në tokë dhe shpërblimi është sipas llojit të veprës.

86. A lodhen dhe mërziten engjujt nga adhurmi?

Engjujt dallojnë nga njerëzit dhe xhinët.Ata nuk lodhen, plogështohen e as nuk demoralizohen.Kështu i përshkruan Allahu në Kuran :**“Ata lartësojnë (All-llahun) natë e ditë dhe nuk mërziten”**.(Enbija: 20) “**Po nëse ata (kufarët) janë kryeneç (e nuk bëjnë sexhde), atëherë ata që janë pranë Zotit tënd (engjëjt më të lartë), Atij i bëjnë tesbih natën e ditën dhe ata nuk mërziten prej adhurimit”.**(Fussilet :38)

Është argumentuar Sujutiu ( r.h.) me fjalën e Allahut**“… “nuk mërziten…”.** (Enbija :20), se engjujt nuk flejnë.

87. A vdesin engjujt ?

Thotë Allahu në Kuran:**“Çdo gjë që është në të (në tokë) është zhdukur.E do të mbetet vetëm Zoti yt që është i madhëruar e i nderuar!”** (Rrahman: 26-27)

**“Veç All-llahut mos adhuro ndonjë zot tjetër, s’ka të adhuruar tjetër me meritëpos Tij. Çdo send zhduket e Ai jo. Vetëm Atij i takon gjykimi dhe te Ai do të ktheheni!”**(Kasas:88)

Pra engjujt vdesin në ditën e kijametit, ashtu siç vdesin njerëzit dhe xhinët.Kjo është ajo që Allahu tregoi në librin e Tij:**“Toka është ndriçuar me dritën e Zotit të vet, libri (shënimet mbi veprat) është vënë pranë dhe sillen pejgamberët e dëshmitarët, e kryhet mes tyre gjykimi me drejtësi, e atyre nuk u bëhet padrejt”**.(Zumer :69)

88. Si duhet besuar engjujt ?

Imam Sujutiu (r.h) në librin e tij “Shuabul Iman” përmend se imani në engjuj përfshinë disa kuptime:

1.Besimi në ekzistencën e tyre.

2.Pozitat që ia dha Allahu atyre.Pohimi se ata janë robër të Allahut, sikurse xhinët dhe njerëzit.Ata janë të obliguar me adhurim dhe janë krijesa që e shijojnë vdekjen.

3.Besimi se prej tyre ka ambasadorë prej Allahut tek të dërguarit në tokë.Ka prej tyre që janë bartës të Arshit, roje të xhenetit dhe xhehnemit.

89. Pse Allahu nuk dërgoi pejgamber prej engjujve ?

Ne e dimë se natyra e engjujve dallon tërësisht nga natyra e njerëzve.Sikur Allahu të dërgonte engjull si pejgamber, mënyra e komunikimit njeri-engjull do të ishte shumë e rëndë dhe njerëzit nuk do të arrinin t’i mësonin në hollësi çështjet e adhurimit.Njerëzit kanë nevojë për të dërguar nga njerëzit në mënyrë që të kenë mundësi ta pasojnë në çdo

vepër dhe të jetë shembull ai njeri për ta.Po të ishte i dërguari engjull nuk do të kishin mundësi ta ndiqnin për shkak të dallimit të natyrshmërisë në mes njeriut dhe engjullit.Për këtë arsye nëse Allahu do të dërgonte engjull ,atëherë do t`ua zbriste në formë njeriu në mënyrë që njerëzit të kenë mundësi ta pasojnë. Thotë Allahu i Madhëruar:**“E pastaj thanë: “Pse të mos i zbret atij (Muhammedit) një engjëll (të na thotë për Muhammedin se është I dërguar)”. E sikur të zbritnim Ne një engjëll, çështja do të merrte fund duke mos u dhënë atyre afat.Sikur ta bënim Ne atë (të dërguarin) engjëll, atë do ta bënim (në formë) njeriu e do t’ua përzienim (ngatërronim) atyre atë që i përzien ata vetes së tyre”.**(Enam :8-9)

Ne e dimë se sa e rëndë ka qenë për të dërguarin salAllahu alejhi ue selem ardhja e Xhibrilit alejhi selam në formën e tij si engjull.Kur e pa herën e parë Muhamedi salAllahu alejhi ue selem u kthye i frikësuar dhe duke vrapuar shkoi të gruaja e tij, Hatixhja(r.a.) dhe i tha: “Me mbulo, Me mbulo”.Sikur toka të ishte e banuar me engjuj atëherë Allahu do t`ua dërgonte si pejgamber nga lloji i tyre. **Thuaj: “Sikur të kishte në tokë engjëj që ecin qetë (si njerëzit), Ne do t’u çonim atyre nga qielli engjëj pejgamberë!”**(Isra: 95)

90. A e shoqërojnë njeriun dy engjuj qe t`ia shkruajn fjalët dhe veprat e tij ?

Po, Allahu Fuqiplotë i ka autorizuar dy engjuj që ia shkruajn njeriut çdo gjë që ai flet dhe vepron.Këta dy engjuj nuk i ndahen njeriut gjërë në vdekje.Thotë Allahu i Madhëruar**:“Kurse ndaj jush kanë përcjellësit! Janë shkrues të ndershëm te All-llahu.Ata e dinë se çka punoni”.**(Infitar :10-12) **“Ne e kemi krijuar njeriun dhe dimë se ç’pëshpërit ai në vetvete dhe Ne jemi më afër tij se damari (që rrah) i**

**qafës së tij.Dhe se kur dy engjëjt qëndrojnë pranë tij në të djathtë dhe në të majtë.Që ai nuk hedh ndonjë fjalë e të mos jetë pranë tij përcjellësi i gatshëm”**.(Kaf :16-18)

91. A është transmetuar se engjulli i cili gjindet ne anën e majtë e ngreh lapsin nga mëkatari gjashtë orë duke e pritur që të pendohet?

Po, ka ardhur në hadith se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “Meleku i anës se majtë e ngreh lapsin për gjashtë orë nga muslimani mëkatar.Nëse pendohet dhe i kërkon falje Allahut, e hedh atë përndryshe ia shkruan një të keqe”.Shejh Albani ( r.h.) ka thënë se hadithi është hasen.

92. A ka engjuj që i ruajn robërit e Allahut?

Ka engjuj që kujdesën për robërit e Allahut dhe i ruajn ata. Thotë Allahu i Madhëruar:**“Për të është njësoj (në dijen e Tij) si ai që fsheh prej jush thënien, si ai që e shpreh haptazi, si ai që vepron fshehtas natën (në errësirë të natës) dhe si ai që vepron haptazi ditën.Ai (njeri) ka përcjellës një pas një, para tij dhe prapa tij, që me urdhrin e All-llahut e ruajnë atë. All-llahu nuk e prish gjendjen e një populli (nuk ua largon të mirat) përderisa ata ta ndryshojnë veten e tyre. Po, kur All-llahu vendos ta ndëshkojë një popull, atë nuk ka kush që ta zbrapsë. Ata, (njerëzit) nuk kanë mbrojtës tjetër pos Tij”**.(Rrad :10-11)

Thotë Muxhahidi:” Nuk ka asnjë rob veçse një engjull e ruan në gjumë e kur është zgjuar e ruan nga xhinët, njerëzit dhe magjitë”.

93 . A duhet t’i do besimtari engjujt ?

Duhet ta kuptojme se engjujt e duan çdo besimtar të devotshëm dhe e urrejnë çdo rob i cili e lufton Allahun me mëkate dhe e mohon atë.Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:” Kur Allahu e do një rob e thirrë Xhibrilin alejhi selam dhe i thotë: “Unë e dua filanin duaje edhe ti.E do Xhibrili alejhi selam, pastaj therret në qiell dhe thotë: Allahu e do filanin duajeni edhe ju.E duan banorët e qiellit pastaj i bëhet prani në tokë”.Transmeton Buhariu dhe Muslimi

94. A i bartin engjujt lajmet e gëzuara (myzhdet) të robërit e Allahut?

Po, engjujt e bëjnë një gjë të tillë, kur Allahu i urdhëron.Allahu na tregon se si engjujt ia dërguan myzhden Ibrahimit alejhi selam se Allahu do ta furnizoj me një djalë të ditur.Thotë Allahu i Madhëruar:**”A ke arritur të dëgjosh ti për rrëfimin e musafirëve të ndershëm të Ibrahimit?Kur patën hyrë te Ai dhe thanë: “Të përshendesim me paqë!” Ai tha:“Qofshi gjithnjë të përshëndetur me paqë!” (E me vete tha): “Njerëz të panjohur!”Dhe ai pa u vërejtur shkoi te familja e vet dhe solli një viç të majmë të pjekur.Atë ua afroi atyre e tha “Përse nuk po hani?”**(Dharijat :24-27).Gjithashtu e përgëzuan Zekerijen alejhi selam për Jahjan alejhi selam.Thotë Allahu:**“E duke u falur ai në faltore, engjëjt e thërrasin: “All-llahu të përgëzon ty me Jahjanë, që do të vërtetojë fjalën (Isain) e ardhur nga All-llahu, e që do të jetë prijës i matur dhe pejgamber nga të dalluarit”!”**(Ali Imran :39).Këto myzhde nuk ishin vetëm për pejgamberët dhe të dërguarit, mirëpo vinin edhe për besimtarët.

Transmetohet në Sahihun Buhari dhe Muslim nga Ebu Hurejra ( r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:”Xhibrili alejhi selam shkoi të i dërguari salAllahu alejhi ue selem dhe i thotë: O i dërguar i Allahut ja kjo është Hadixhja.Po vjen me një gjellë me mish.Kur të vie tek ti, përshendete atë me emër të Zotit të saj (Allahut) edhe nga unë dhe përgëzoje atë me lajmin e mirë për një pallat xhevahirësh e perlash në xhenet, ku nuk do të ketë as zhurmë, lodhje e as shqëtësime”.
Transmeton Buhariu

Transmetohet nga Ebu Hurejra (r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “Një njeri e vizitoi një vëlla të tij në një fshat.Allahu e dërgoi në rrugën e tij një engjull, dhe kur u afrua ai, i tha, Ku po shkon? Tha: Deshiroj ta vizitojë një vëlla në këtë fshat, tha: A mos ke ndonjë pasuri që do atje ?Tha Jo: E dua vetëm për hirë të Allahut Fuqiplotë, tha: Unë jam i dërguar i Allahut .Alalhu të do ty siç e do ti atë”. Transmeton Muslimi

95. A ka ndonjë njeri që e kanë përshendetur engjujt ?

Po, Xhibrili alejhi selam e ka përshendetur nënën tonë, Hatixhen (r.a.) kur i tregoi se Allahu i ka bërë selam.

Transmetohet në Sahihun Buhari dhe Muslim nga Ebu Hurejra ( r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:”Xhibrili alejhi selam shkoi të i dërguari salAllahu alejhi ue selem dhe i thotë: O i dërguar i Allahut ja kjo është Hadixhja.Po vjen me një gjellë me mish.Kur të vie tek ti, përshendete atë me emër të Zotit të saj (Allahut) edhe nga unë dhe përgëzoje atë me lajmin e mirë për një pallat xhevahirësh e perlash në

xhennet, ku nuk do të ketë as zhurmë , lodhje e as shqëtësime”.
Transmeton Buhariu

Engjujt gjithashtu e kanë përshëndetur me selam sahabiun e njohur Umran ibn Husejn.Ajo që është me rëndësi është se veprat e mira e ofrojnë besimtarin afër engjujve dhe anasjelltas.Përderisa robi është me besim të fortë dhe vazhdon në këtë gjendje atehërë ai ngritet në një shkallë të lartë,me çrast e duan njerëzit dhe engjujt.I dërguari salAllahu alejhi ue selem në një hadith thotë: “Pasha atë që shpirti im është në dorën e tij sikur të vazhdonit ashtu siç jeni tek unë në dhikër (përmendjen e Zotit), do t`ju përshendetnin engjujt në shtretërit dhe rrugët tuaja”.Transmeton Muslimi

Transmeton Tirmidhiu se i dërguari salAllahu alejhi ue selem për Handhalen tha : “Sikur të vazhdonit ashtu siç jeni tek unë,do t’ju bëjnë hije engjujt me krahët e tyre”. Hadithin e saktësoi shejh Albani (r.h.)

96. A prezentojnë engjujt në kuvendet e dhikrit (përmendjes së Allahut)?

Po, engjujt prezentojnë në kuvendet e diturisë.Transmeton Muslimi nga Ebu Hurejra (r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “Nuk mblidhen njerëzit në një shtëpi prej shtëpive të Allahut, që e lexojnë librin e Allahut dhe e mësojnë atë mes tyre, veçse do t’ju zbres atyre qetësia.I mbulon mëshira , I rrethojnë engjujt dhe Allahu i përmend ata”.
Transmeton Muslimi

Kurse në sunetin e Tirmidhiut transmetohet se Ebu Derda (r.a.) ka thënë se e kam dëgjuar të dërguarin salAllahu alejhi ue selem duke thënë:”Engjujt i shtrinë krahët për kërkuesin e diturisë si kënaqësi për atë që është duke vepruar”.Hadithin e saktësoi shejh Albani( r.h.)

97. A ka engjull që ia dërgon pejgamberit salAllahu alejhi ue selem salavatet e umetit të tij?

Po.Ekzistojnë engjuj që ecin nëpër tokë dhe kur dëgjojnë se ndonjë njeri po dërgon salavate mbi të dërguarin, e marrin atë dhe ia dërgojnë të dërguarit salAllahu alejhi ue selem.Transmetohet nga Abdulah ibn Mesudi( r.a. ) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “Allahu i ka disa engjuj që ecin nëpër tokë.Ata m’i transmetojnë selamet e umetit tim”. Hadithin e saktësoi shejh Albani( r.h.)

98.A i regjistrojnë engjujt emrat e atyre që shkojnë herët për namazin e xhumasë?

Po,engjujt i shkruajn një nga një emrat e atyre që prezentojnë në namazin e xhumasë.Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:”Kur vie dita e xhumasë në çdo derë prej dyerve të xhamisë qëndrojnë engjuj që i shkruajn emrat e atyre që hynë në xhami .Kur ulet imami engjujt i mbyllin fletat e tyre dhe hynë për ta dëgjuar hytben Ai i cili vjen i pari ka shpërblim sikur ta kishte therrur një deve, i dyti sikur ta kishte therrur një lopë, i treti sikur ta kishte therrur një dash ,i katërti sikur ta kishte therrur një pulë, i pesti sikur ta kishte dhënë një vezë”. Transmeton Buhariu dhe Muslimi

99. A është transmetuar se engjujt ndërrohen mëngjes dhe mbrëmje?

Është vertetuar se engjujt ndërrohen në siperfaqën e tokës.Një grup i tyre qëndrojnë të ne prej namazit të sabahut deri në namazin e ikindië.Pastaj ata ngjiten me ato vepra të Allahu i Lartësuar dhe në vend të tyre vijnë engjujt e natës, të cilët e fillojnë punën e tyre prej namazit të ikindisë gjërë në namazin e sabahut .Pastaj ngjiten me ato vepra të Allahu i Lartësuar.Transmetohet nga Ebu Hurejra (r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “Allahu i ka disa engjuj që ndërrohen natën .Ata bashkohen në namazin e sabahut dhe atë të ikindisë.Engjujt që natën ishin tek ju ngriten në qiell .Zoti i pyet edhe pse është me i ditur se ata:Si i latë robërit e Mi? Thonë: I lamë duke u falur dhe i gjetëm duke u falur”. Transmeton Buhariu dhe Muslimi

100. A luten engjujt për besimaterët?

Allahu na tregoi se engjujt dërgojnë salavate për Muhamedin salAllahu alejhi ue selem.Thotë Allahu i Madhëruar:**”Është e vërtetë se All-llahu dhe engjëjt e Tij me madhërim e mëshirojnë Pejgamberin. O ju që keni besuar, madhërojeni pra atë (duke rënë salavatë) dhe përshëndeteni me selam”.**(Ahzab: 56)

Poashtu Allahu tregoi se engjujt luten edhe për besimtarët.Thotë Allahu i Madhëruar:**“Ai ju mëshiron juve e edhe engjëjt e Tij, e për t’ju nxjerrë juve prej errësirave në dritë dhe Ai ndaj besimtarëve është shumë mëshirues”**.(Ahzab: 43)

Salavati i Allahut për robin është me përmendjen e tij tek në qiell tek engjujt, kurse salavati i engjujve për besimtarët është lutja dhe kërkimfalja për ta.Thotë Allahu i Madhëruar:**” Ndërsa ata (engjëjt) që e bartin Arshin edhe ata që janë përreth e tij, lartësojnë me falënderim Zotin e**

**tyre, i besojnë Atij dhe i luten Atij t'i falë ata që besuan (duke thënë): "Zoti ynë, Ti me mëshirën dhe me diturinë Tënde ke përfshirë çdo send, andaj falju atyre që u penduan dhe ndoqën rrugën Tënde, e edhe ruaji ata nga dënimi i xhehennemit!"**( Gafir 7) **"Qiejt e lartë mbi ta (ose qiejt njëri mbi tjetrin) gati pëlcasin (nga madhëria e Zotit ose nga thëniet e çoroditura të idhujtarëve). Ndërkaq, engjëjt vazhdimisht madhërojnë (bëjnë tesbih) duke e falënderuar Zotin e tyre dhe kërkojnë falje të mëkateve për ata (besimtarët) që janë në tokë. Ta dini se All-llahu është Ai mëkatfalësi, Mëshiruesi!"**(Shura: 5)

101. Për kë lutën engjujt ?

Ndoshta dikush pyet se cilat janë ato vepra që e bëjnë pronarin e tyre që ta fitoj salavatin (lutjen) e engjujve.Prej këtyre veprave janë:

**1. Për ata të cilët dërgojnë salavate mbi të dërguarin salAllahu alejhi ue selem**

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: "Nuk ka asnjë rob i cili me dërgon mua një salavat veçse engjujt luten për të përderisa me dërgon salavat mua, prandaj robi le t'i shton salavatet sa më shumë".Hadithin e saktësoi shejh Albani (r.h.)

**2. Për ata që ua mësojnë njerëzve hajrin (të mirën)**: Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: "Allahu, engjujt, banorët e qiejve dhe tokës derisa edhe milingona në vrimen e saj dhe peshku luten për atë që ua meson hajrin (të mirën )njerëzve".Hadithi është i vërtetë

**3. Për ata që i vizitojnë të sëmurët**. Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: "Nuk ka asnjë musliman i cili e viziton një musliman në mëngjes,veçse luten për të shtatëdhjetë mijë engjuj deri në mbrëmje dhe

nëse e viziton në mbrëmje luten për të shtatëdhjetë mijë engjuj deri në mëngjes”.Hadithin e saktësoi shejh Albani (r.h)

**4. Për ata që e presin namazin me xhemat.** Transmetohet nga Ebu Hurejra (r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “Engjujt luten për juve përderisa jeni ulur në vendfaljen tuaj.Thonë: O Allah fale atë, o Allah mëshiroje. Derisa të mose prish abdesin”.

**5. Për ata që falen në safin e parë.** Transmetohet nga Berra ibn Azib ( r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “Allahu dhe engjujt e Tij dërgojnë salavat (pra Allahu i lavdëron kurse engjujt luten) për rreshat e parë në namaz”.Transmeton Buhariu dhe Muslimi

**6. Për ata që i lidhin safat (rreshtat në namaz).** Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: “Allahu dhe engjujt dërgojnë salavat mbi ata të cilët i lidhin safat dhe ai i cili nuk lë zbrazëti, Allahu e ngre një shkallë lartë në xhennet”.Shejh Albani ( r.h) ka thënë se hadithi është hasen.

**7. Për ata që zgjohen në syfyr:** “Allahu i Lartësuar dhe engjujt e tij dërgojnë salavate për ata që zgjohen në syfyr”. Shejh Albani ( r.h) ka thënë se hadithi është hasen

102. A ka ndikim lutja e engjujve për besimtarët?

Po, lutjet e engjujve kanë ndikim të madh për besimtarët.Thotë Allahu i Madhëruar:**“Ai ju mëshiron juve e edhe engjëjt e Tij, e për t’ju nxjerrë juve prej errësirave në dritë dhe Ai ndaj besimtarëve është shumë mëshirues”.**(Ahzab: 43)

Thotë ibn Kethiri (r.h.) në fjalët e Allahut të Madhëruar: “për t’ju nxjerrë juve prej errësirave në dritë” se i nxjerrin prej errësirave të injorancës dhe

devijimit për në dritën e udhëzimit dhe besimit.”Ai ndaj besimtarëve është shumë i mëshirues” dmth: Në dynja dhe ahiret.

103. A e thonë engjujt fjalën amin kur besimtari lutet?

Engjujt thonë amin për lutjet e besimtarëve, siç na ka treguar i dërguari salAllahu alejhi ue selem kur tha: “Lutja e besimtarit është e pranuar kur e bënë për vëllaun e tij në mos prezencë.Të koka e tij qendron një engjull, saherë që lutet ky për vëllaun e tij për të mirë, engjulli i thotë: Amin edhe ty të qoftë ashtu”. Transmeton Muslimi.

Transmetohet në sahihun Muslim se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “Mos u lutni për vetët tuaj përveçse për mirë ngase engjujt thonë amin për atë që luteni”. Transmeton Muslimi.Është transmetuar se amini i atij që përputhet me aminin e engjujve i falen mëkatet e kaluara.Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:” Kur ndonjëri prej jush thotë në namaz :Amin, dhe engjujt në qiell thonë amin.Nëse përputhet njëra me tjetrën robit i falen mëkatet e kaluara”.Transmeton Buhariu dhe Muslimi

104. Si ia marrin engjujt shpirtin besimtarit dhe si pabesimtarit?

Dihet se Allahu Fuqiplotë i ka veçuar disa engjuj me marrjen e shpirtrave të.Thotë Allahu i Madhëruar**:“Thuaj: “Engjëlli i vdekjes, i cili është caktuar për ju, ua merr shpirtrat, e pastaj do të ktheheni te Zoti juaj”.**(Sexhde: 11)

Engjujt që i marrin shpirtrat janë më shumë së një:**“Vetëm Ai është mbizotërues ndaj robërve të vet. Ndaj juve dërgon rojë (cakton**

**engjëj) derisa kur t'i vijë ndonjërit prej jush vdekja, atij ia marrin shpirtin të dërguarit tanë (të tjerë) dhe ata nuk bëjnë kurrfarë lëshimi.**

**Pastaj i kthehen All-llahut, Sunduesit të vërtetë të tyre. Vetëm i tij është sundimi (gjykimi) dhe Ai është më i shpejti i llogaritësve".**(En'am :61-62)

Kur engjujt ia marrin shpirtin besimtarit ia marrin me butësi dhe lehtësi, siç ka treguar i dërguari salAllahu alejhi ue selem në hadith: "Del shpirti i besimtarit sikur pika pika e ujit prej kovës". Hadithin e saktësoi shejh Albani( r.h.)

Kurse pabesimtarëve engjujt ia marrin shpirtin shumë ashpër dhe pa mëshirë.Thotë Allahu i Madhëruar:**"Sikur t'i kishe parë engjëjt kur ua marrin shpirtin atyre që mohuan (do të shihje tmerr), u bienin fytyrave dhe shpinave të tyre (para, prapa): "Shijoni dënimin e djegies!"**(Enfal: 50). Thotë Allahu: **"E si do të jetë atëherë puna e tyre kur engjëjt t'ua marrin shpirtin duke i rrahur fytyrave dhe shpinave të tyre?"** (Muhamed :27) **"E kush është më gabimtar i madh se sa ai që trillon rrenë ndaj Zotit, ose thotë: "Mua po më shpallet e nuk i është shpallur asgjë, ose se sa ai që thotë: "Do të thur diçka të ngjashme me atë që e ka zbritur All-llahu". E, sikur t'i shihje mizorët kur janë në agoni të vdekjes, e engjëjt kanë shtrirë duart e veta (me ndëshkim) e (u thonë): "Shpëtojeni pra vetveten (nëse mundeni)". "Tash përjetoni dënimin e turpshëm për shkak se e thoshit të pavërtetën për All-llahun, dhe ndaj argumenteve të Tij ishit kryeneç".** (En`am: 93)

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: "Del shpirti i pabesimtarit ashtu siç del therra nga leshi pasi është futur në të". Hadithin e saktësoi shejh Albani (r.h.)

105. A i përgëzojnë engjujt besimtarët në agoninë e vdekjës?

Po, Allahu i Madhëruar ka treguar se engjujt i përgëzojnë besimtarët në agoninë e vdekjës.Thotë Allahu i Madhëruar:**“E, s’ka dyshim se ata që thanë: “All-llahu është Zoti ynë”, dhe ishin të paluhatshëm, atyre u vijnë engjëjt (në prag të vdekjes dhe u thonë): të mos u frikësoheni, të mos pikëlloheni, keni myzhde xhennetin që u premtohej.**

**(u thonë) Ne kujdesemi për ju, si në jetën e kësaj bote, ashtu edhe në botën tjetër, kudo të keni atë që dëshironi dhe gjithçka kërkoni”**.(Fussilet: 30-31)

106. Si veprojnë engjujt me pabesimtarët dhe mëkatarët?

Kemi treguar më herët se si veprojnë engjujt me besimtarët dhe u kuptua se engjujt i duan besimtarët dhe adhurimet .Ndërsa pabesimtarët, zullumqaret dhe kriminelët nuk i duan.Bile i urrejnë i armiqësojnë dhe i luftojnë, duke ua dridhur zemrat e tyre siç ka ndodhur në luftën e Bedrit dhe Ahzabit.Ne do të tregojmë me gjërësisht se çfarë qëndrimi kanë engjujt për pabesimtarët dhe mëkatarët.

**1.E zbresin dënimin e Allahut mbi pabesimtarët**

Kur përgenjeshtrohej një prej të dërguarve të Allahut dhe vazhdonin në atë përgenjeshtrim, Allahu u dërgonte dënim nga ana e Tij.Nganjëherë dënimin ua sillnin engjujt e Allahut.

**2. Shkatërrimi i popullit të Lutit alejhi selam**

Engjujt u urdhëruan që ta dënojnë popullin e Lutit alejhi selam.Ata erdhën në formën e dy djelmoshave të rinjë dhe të bukur.Erdhën mysafir të Luti

alejhi selam, kurse populli i tij nuk dinte se ata kishin ardhur.Gruaja e Lutit alejhi selam u tregoi për ta dhe ata erdhën me vrap, që t`u bëjnë keq. Luti alejhi selam doli nga shtëpia që t'i ndalte dhe t'i mbronte mysafirët.Dialogoi me ta, por ata e refuzuan.Për këtë arsye Xhibrili alejhi selam i goditi me njërin krah në sytë e tyre dhe i verboi:**"E kur të dërguarit tanë i erdhën Lutit, ai u keqësua për ta dhe u ngushtua rëndë me ardhjen e tyre e tha: "Kjo është ditë e vështirë!"Dhe populli i tij, që më parë bënin punë të turpshme, erdhi me nguti te ai (te Luti), e ai tha: "O populli im, qe këto bijat e mia (gratë e atij vendi), janë më të pastra për ju, kini frikë pra All-llahun e mos më turpëroni me musafirët e mi, a nuk ka ndër ju ndonjë njeri të mençur (e t'ju ndalojë nga e keqja)?"Ata thanë: "Po ti e ke të ditur se ne nuk kemi kurrfarë lakmie në bijat tua, ti e di me siguri se çka dëshirojmë ne!"Ai tha: "Ah, sikur të kisha fuqi kundër jush (t'ju zbrapsë), ose të kisha mbështetje në ndonjë përkrahje (të fisit) të fortë!" (do t'i mbroja musafirët e mi).(engjëjt) Thanë: "O Lut, ne jemi të dërguarit e Zotit tënd, ata (populli yt) nuk kanë për t'u afruar te ti, e ti kah fundi i natës udhëto me familjen tënde dhe askush prej jush të mos vështrojë mbrapa (familja do të shpëtojë), pos gruas sate, ajo do të jetë e goditur me çka do të goditen edhe ata. Afati i tyre është mëngjesi, a nuk është mëngjesi afër?"**(Hud :77-81)

Thotë Ibn Kethir ( r.h.):"Përmendët se Xhibrili alejhi selam u doli atyre dhe i goditi në fytyrat e tyre me njërin krah dhe ju verbuan sytë, derisa thuhet se u rrafshuan fytyrat e tyre dhe nuk diheshin gjurmët e syve".Thotë Allahu:**"Ata deshën t'u afrohen musafirëve të tij. Ne ua verbuam sytë atyre, pra përjetoni ndëshkimin Tim dhe qortimet e Mia!**(Kamer :37). Kurse në mëngjesin e ditës se ardhshme Allahu i shkatërroi:**"Kur erdhi urdhri ynë, Ne përmbysëm të gjitha ato (fshatrat e tyre) duke kthyer çdo gjë nga lart poshtë, dhe mbi ta reshëm gurë të fortë pa ia**

**nda.(gurë) Të shënuar te Zoti yt. Ai (vend) nuk është larg zullumqarëve (idhujtarëve kurejshitë)”**. (Hud :82-83)

**3. I mallkojnë pabesimtarët:**

Thotë Allahu i Madhëruar:“**E si ta udhëzojë All-llahu një popull që pas besimit të tyre u bënë pabesimtarë dhe pasi dëshmoi se i dërguari është i vërtetë, dhe pasi t'ju kenë ardhur atyre argumente të qarta? All-llahu nuk ia mundëson udhëzimin e Vet popullit zullumqarë.**

**Ndëshkimi i të tillëve është: mallkimi nga All-llahu, nga engjëjt dhe nga gjithë njerëzimi tok”.**(Ali Imran: 86-87) **“Ata, të cilët mohuan dhe vdiqën si pabesimtarë, kundër tyre është mallkimi i All-llahut, i engjëjve dhe i të gjithë njerëzve”.**(Bekare: 161)

Engjujt nuk i mallkojnë vetëm pabesimtarët, mirëpo i mallkojnë edhe ata që i kryejn disa mëkate të caktuara:

**· E mallkojnë atë grua që nuk i përgjigjet burrit të saj**

Transmetohet në sahihun Buhari nga Ebu Hurejra ( r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi e selem ka thënë:” Nëse burri e thirrë gruan e tij në shtrat dhe ajo refuzon, e mallkojnë engjujt deri në mëngjes”.Transmeton Buhariu. Në një transmetim tjetër thuhet“Derisa t'i kthehët burrit”.Transmeton Buhariu

**· E mallkojnë atë që i drejtohet vëllaut të tij me hekur**

Transmeton Muslimi në sahihun e tij nga Ebu Hurejra (r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:”Kush ia drejton vëllaut të tij hekurin engjujt e mallkojnë atë edhe nëse vëllau i tij është prej nënës dhe babait”. Transmeton Muslimi

Mallkimi i engjujve na jep të kuptojmë ndalimin e kësaj vepre, ngase me këtë e frikëson muslimanin.Poashtu ka mundësi që shejtani të nxit që ta

goditësh e ta mbytesh, e në veçanti nëse hekuri në dorën tënde është armë prej armëve bashkohore.

**· E mallkojnë atë që i ofendon (shanë) shokët e pejgmaberit salAllahu alejhi ue selem**

Transmetohet nga Ibn Abasi (r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:" Kush i shanë shokët e mi, mbi të qoftë mallkimi i Allahut, engjujve dhe i të gjithë njerzëve". Hadithin e saktësoi shejh Albani (r.h.)

**· E mallkojnë atë që e strehon bidatçitë**

Prej atyre qëi mallkojnëe ngjujt janë edhe ata që i strehojnë bidatçitë (ata që sjellin risi në fe). Ka ardhur në hadith të saktë se: "Ai që e sjell një risi në fe, ose e strehon një bidatçi mbi të qoftë mallkimi i Alalhut, i engjujve dhe i gjithë njerëzve. Allahu nuk pranon prej tij në ditën e kijametit asnjë fjalë dhe vepër".Transmeton Buhariu dhe Muslimi

**4.Kërkesa e pabesimtareve që t'i shohin engjujt**

Pabesimtarë kërkuan që t'i shohin engjujt, si argument për vërtetësinë e pejgamberit salAllahu alejhi ue selem. Allahu u tregoi atyre se dita kur do t'i shohin engjujt do të jetë ditë dëshpërimi për ta, sepse do t'i shohin engjujt kur do të zbres dënimi mbi ta, ose kur të u arrijë vdekja.Thotë Allahu në Kuran:**"E ata që nuk e shpresojnë takimin Tonë, thanë: "Përse të mos na dërgohen neve engjëj, ose përse të mos e shohim Zotin tonë?" Ata e tejçmuan lartë veten dhe u sollën me arrogancë. Për kriminelët atë ditë kur i shohin engjëjt nuk ka gëzim, sepse ata (engjëjt) u thonë: "Është e ndaluar çdo e mirë (apo xhenneti është haram për ju)!"** (Furkan: 21-22)

107. A është transmetuar se si engjujt e kanë ruajtuar të dërguarin salAllahu alejhi ue selem?

Ne e dimë se çka i ka ndodhur të dërguarit salAllahu alejhi ue selem në Taif.Pasiqë e refuzuan banorët e Taifit dhe nuk iu përgjigjen, i dërguari salAllahu alejhi ue selem doli i mërzitur nga ky vend. Allahu ia dergoi Xhibrilin alejhi selam dhe engjullin e kodrave alejhi selam.Thotë i dërguari salAllahu alejhi ve selem:"E ngrita kokën kur ja e pashë një re që me bënte hije.Shikova në të dhe e pashë Xhibrilin alejhi selam,i cili me thirri: Tha: Allahu e ka dëgjuar fjalën e popullit tënd ndaj teje dhe refuzimin e tyre ndaj teje.Allahu ta dërgoi melekun e kodrave që ta urdhërosh si të duash ndaj popullit të Taifit.Tha: Me thirri meleku i kodrave, me përshëndeti me selam, pastaj me tha: O Muhamed, Allahu e ka dëgjuar fjalën e popullit tënd ndaj teje kurse unë jam meleku i kodrave .Allahu me dërgoi tek ti që të më urdhërosh si të duash ndaj tyre?, O Muhamed kjo çështje është në dorën tënde, nëse do i bashkoj mbi ta këto dy kodra.I tha i dërguari salAllahu alejhi ue selem: Jo, shpresoj se Allahu do t'a nxjerrë prej pasardhësve të tyre ndonjë që e adhuron Allahun dhe nuk i bën shok Atij".Transmeton Buhariu dhe Muslimi

Transmetohet në sahihun Buhari dhe Muslim nga Sad ibn Ebi Vekas (r.a.) që ka thënë:" E kam parë të dërguarin e Allahut në betejën e Bedrit dhe me të ishin dy burra me rroba të bardha që luftonin së bashku.Luftonin shumë ashpër.S'kam parë me herët të ngjajshëm dhe as me vonë".Transmeton Buhariu dhe Muslimi

108. Pse Allahu i urdhëroi engjujt qe t'i bien në sexhde Ademit alejhi selam?

Allahu i urdhëroi engjujt që t'i bien në sexhde Ademit alejhi selam si sexhde përshendetjeje e jo si sexhde adhurimi.Allahu tregon për vlerën e Ademit alejhi selam dhe meritën e tij si mekëmbës në tokë.Për këtë arsye Allahu i urdhëroi engjujt që t'i bien në sexhde Ademit alejhi selam.Thotë Allahu i Madhëruar:**" E kur u thamë engjëjve: përuluni (bini në sexhde) Ademit, ata menjëherë iu përulën, me përjashtim të iblisit (djallit). Ai refuzoi dhe u mbajt në të madh dhe u bë pabesimtar".**(Bekare :34)

Thotë Ibn Kethiri (r.h.):"Kjo ishte një nderim i madh prej Allahut të Madhëruar për Ademin alejhi selam kur i tregoi se engjujt do t'i bien në sexhde".

Thotë ibn Kethiri (r.h.):" Këto janë katër nderime për Ademin alejhi selam: E ka krijuar atë me dorën e Tij, i ka fryer nga ana e Tij, i ka urdhëruar engjujt t'i bien në sexhde dhe ia ka mësuar emrat e gjërave. Për këtë arsye Musa alejhi selam i tha Ademit alejhi selam kur u takuan në mbretërinë e lartë tek Allahu: Ti je Ademi babai i njerëzimit, të ka krijuar Allahu me dorën e tij të ka fryer nga ana etij, i ka urdhëruar engjujt të të bien në sexhde dhe t'i ka mësuar emrat e të gjitha gjërave".Transmeton Buhariu dhe Muslimi.Kështu dot'i thonë edhe njerëzit në ditën e Gjykimit.

109. Pse Iblisi refuzoi qe t'i bie në sexhde Ademit alejhi selam?

Mosrënia e iblisit në sexhde për Ademin alejhi selam ishte nga zilia dhe mendjemadhësia , për shkak të dallimit të krijimit të tyre. Iblisi u krijua nga zjarri kurse Ademi nga dheu (balta) dhe Iblisi mendoi se në brendësinë e tij është me i mirë se Ademi alejhi selam.

110. Çfarë obligimi kemi ndaj engjujve?

Engjujt janë krijesa të Allahut të zgjedhura dhe me një pozitë të lartë të Ai.Besimtari që e adhuron Allahun dhe mundohet ta arrijë kënaqësinë eTij, s'ka dyshim se i do shumë engjujt dhe largohet nga çdo gjë që i shqëtëson ata.

**1.Mos shqetësimi i tyre**

Tregon Sujutiu nga Karrafij el Malikij (r.h.):" Dije se obligohet për secilin besimtar respektimi i të gjithë pejgamberëve dhe engjujve .Ai i cili prek në nderin e tyre bënë kufër (del nga feja)**.**Shembull për këtë: kush e sheh një njeri arrogant dhe i thotë:Ti je bërë me i vrazhdë se sa roja e xhehnemit, ose e sheh një njeri me pamje jo të dëshiruar dhe i thotë je bërë sikurse Munkiri dhe Nekiri, ky njeri bëhet pabesimtar." El Habaik fi ahbari El melaik Li Sujutiu.

**2.Largimi nga mëkatët:** Më së shumti engjujt shqetësohen prej mëkatit të kufrit dhe shirkut.Ndërsa më së shumti i gëzon sinqeriteti i njeriut në urdhërat e Allahut dhe largimi nga çdo gjë që e urren Ai. Për këtë arsye engjujt nuk hynë në vende dhe shtëpi në të cilat kundërshtohet Allahu, ose në ato vende ku gjinden gjëra që i urren Allahu, siç janë statujat, fotografitë etj.

Transmetohet nga Ebi Seid (r.h.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:"Engjujt nuk hynë në atë shtëpi që ka qenë ose statujë". Në një transmetim tjetër nga Ebu Hurejra(r.a.) thotë se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: "Engjujt nuk e shoqërojnë një grup që me ta gjindet qeni dhe zileja". Shejh Albani (r.h.) ka thënë se hadithi është hasen

**3.Engjujt shqetësohen prej asaj që shqëtësohen bijtë e Ademit**

Engjujt shqëtësohen nga era e keqe dhe ndytësirat.Transmetohet nga Xhabir ibn Abdullah se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:” Kush ha huder ose qepë mos t’i afrohet xhamisë tonë, sepse engjujt shqëtësohen prej asaj që shqëtësohen bijtë e Ademit “.Transmeton Muslimi

**4.Ndalimi i pështyrjes nga ana e djathtë në namaz:** Është transmetuar në hadithi sahih: “Kur ngritet ndonjëri prej jush për namaz mos të pështyen përpara tij sepse ai në këtë gjendje është duke iu lutur Allahut të Madhëruar.Përdërisa është në namaz mos të pështyen as nga e djathta e tij sepse në këtë anë është një engjull.Le të pështyen nga ana e majtë ose nën këmbët e tij”. Transmeton Buhariu dhe Muslimi

**5.Dashuria ndaj engjujve**

Besimtari e ka obligim që t’i do të gjithe engjujt dhe të mos bëjë asnjë dallim, sepse të gjithë janë robër të Allahut.Jahuditë pretenduan se ata kanë miq dhe armiq nga mesi i engjujve.Ata pretenduan se Xhibrili është armiku i tyre, kurse Mikaili është miku i tyre. Allahu ua mohoi këtë bindje të ndytë dhe u tregoi se engjujt nuk dallojnë mes tyre:**”Thuaj: “Kush është armik i Xhibrilit (është armik i All-llahut), e ai me urdhrin e All-llahut e zbriti Kur’anin në zemrën tënde, që është vërtetues i asaj që ishte më parë dhe udhërrëfyes e përgëzues për besimtarët”.Kush është armik i All-llahut, i engjëjve të Tij, i të dërguarve të Tij, i Xhibrilit dhe i Mikailit (ai është mosbesimtar), All-llahu pa dyshim është armik i mosbesimtarëve”.**(Bekare: 97-98). Allahu u tregoi se bota e engjujve është një dhe ai që e mohon dhe armiqëson një engjull është sikur t’i ketë armiqësuar të gjithë engjujt.

## Besimi ne librat

111.Çka na tregoi Allahu për librat?

Prej parimeve të Ehli sunetit dhe xhematit është besimi i paluhatshëm në të gjitha shpalljet që i ka zbritur Allahu i Lartësuar të të dërguarit e Tij përmes Xhibrilit alejhi selam

Allahu i Madhëruar i tha Musës alejhi selam:**“Ai (All-llahu) tha: “O Musa, Unë të gradova ty mbi njerëzit me shpalljen Time dhe me të folurit tim. Merre atë që ta dhash dhe bëhu mirënjohës”.**(A`raf: 144)

Allahu i Lartësuar i ka lavdëruar të dërguarit e tij të cilët e transmetuan shpalljen e Zotit dhe nuk ju frikësuan qortimit të asnjë kërcënuesi.Thotë Allahu i Madhëruar:**“(ligj i All-llahut ndër) Ata, të cilët i kumtojnë shpalljet e All-llahut, i frikësohen vetëm All-llahut e askujt tjetër pos Tij, e All-llahu është i mjaftë të jetë llogaritës”.**(Ahzab: 39)

Shkatërrimi i popujve të mëhershëm ishte për arsye të përgenjeshtrimit të shpalljeve të Allahut të Madhëruar.Shiko qëndrimin e Salihut alejhi selam pasi Allahu e shkatërroi popullin e tij:**“Ai u zbraps prej tyre e tha: “O populli im, unë ju komunikova dërgesën e Zotit tim, ju këshillova sa munda, por ju nuk i përfillni këshilluesit”**.(A`raf :79)

Pastaj qëndrimin e Shuajbit alejhi selam pas shkatërrimit të popullit të tij:“**Të parët e tyre (paria) të mbramëve të tyre ju thotë: “Ju nuk keni përparësi ndaj nesh (pse vetë keni bërë kufër), shijojeni pra dënimin për atë që e fituat!”**(A`raf :39)

Obligohet besimi në shpalljen e zbritur nga Allahu i Madhëruar:**“Ju (besimtarë) thuani: “Ne i besuam All-llahut, atë që na u shpall neve, atë që iu shpall Ibrahimit, Ismailit, Is’hakut, Jakubit dhe pasardhësve (të Jakubit që ishin të ndarë në dymbëdhjetë kabile), atë që i është dhënë Musait, Isait dhe atë që iu është dhënë nga Zoti i tyre**

**pejgamberëve, ne nuk bëjmë dallim në asnjërin prej tyre dhe ne vetëm atij i jemi bindur”.**(Bekare: 136)

Thotë Allahu i Madhëruar:**”O ju që besuat, besoni vazhdimisht All-llahut, të dërguarit të Tij, librit që gradualisht ia shpalli të dërguarit të Tij dhe librit që e pat zbritur më parë. Kush nuk i beson All-llahut, engjëjve të Tij, librave të Tij, të dëguarve të Tij dhe botës tjetër, ai ka humbur tepër larg”.**(Nisa: 136)

Gjithashtu obligohet besimi në fletushkat e Ibrahimit dhe Musës alejhi selam, besimi në Tevratin e Musës alejhi selam, Inxhilin e Isës alejhi selam, Zeburin e Davudit alejhi selam dhe Kuranin e Muhamedit salAllahu alejhi ue selem.Besimtari obligohet të besoj se Allahu i ka folur Musës alejhi selam, i ka dhënë shpallje Salihut, Hudit dhe Shuajbit.

112. Çka përfshinë besimi në librat e Allahut?

1.Të besosh se të gjitha librat janë të zbritura prej Allahut Fuqiplotë tek të dërguarit e Tij dhe se të gjitha janë të vërteta, të qarta, udhëzim dhe dritë për njerëzit.

2.Të besosh se të gjtha janë fjalë e Allahut, e jo dikujt tjetër dhe se Allahu ka folur në realitet, ashtu siç ka dashur Ai. Prej kësaj shpallje disa është nëpërmjet perdës pa ndërmjetësus dhe disa është kur Allahut e dërgon ndonjë engjull, i cili urdhërohet t’ia transmetoj të dërguarit prej njerëzve.Thotë Allahu:**“Nuk ka asnjë njeri që t’i ketë folur All-llahu ndryshe, vetëm se me anë të frymëzimit, ose pas ndonjë perdeje, ose t’i dërgojë të dërguar (melek), e ai t’i shpallë me lejen e Tij atë që do Ai. Vërtet, Ai është më i larti, më i urti”.**(Shura :51)

Një lloj shpallje është që Allahu e ka shkruar me dorën e Tij të ndërshme, siç përmendet në Kuran:**”Dhe i përshkruam atij në pllaka çdo gjë (që i nevojitej), si këshillim dhe sqarim për secilin send. “Merri këto me seriozitet dhe urdhëroje popullin tënd që t’i përvetësojë më të mirat e tyre (dispozitat me shpërblim më të madh). Unë do t’ua tregoj vendbanimin mëkatarëve”.**(A`raf :145)

3.Të besosh se e gjithë ajo që gjindet në këto libra prej legjislacioneve është nga Allahu dhe se është obligim për njerëzit dorëzimi, nënshtrimi dhe gjykimi me to. Thotë Allahu i Madhëruar:**“Ne e zbritëm Tevratin, në të cilin është udhëzimi i drejtë dhe drita. Sipas tij gjykuan ndaj atyre që ishin jehudi, pejgamberët që ishin të bindur, gjykuan edhe dijetarët e devotshëm e paria fetare, ngase ishin të obliguar ta ruanin librin e All-llahut dhe ishin mbrojtës të tij. Prandaj, mos u frikësoni nga njerëzit, vetëm Mua të më frikësoheni dhe mos i ndërroni argumentet e Mia për pak send. E kush nuk gjykon me atë që e zbriti All-llahu, ata janë mohues”.**(Maide : 44) **“Ne vazhduam gjurmët e tyre (të pejgamberëve) me Isain, birin e Merjemes, vërtetues i Tevratit që kishin më pranë. Atij i dhamë Inxhilin, që është udhëzim i drejtë dhe dritë, që është vërtetues i Tevratit që kishin pranë, që ishte udhëzues e këshillues për të devotshmit.(E zbritëm) Që ithtarët e Inxhilit të gjykojnë sipas asaj që All-llahu e zbriti në të. E kush nuk gjykon sipas asaj që All-llahu e zbriti, të tillët janë mëkatarë të dalë jashtë rrugës së Zotit.Ne edhe ty (Muhammed) ta zbritëm librin (Kur’anin) e vërtetë që është vërtetues i librave të mëparshëm dhe garantues i tyre. Gjyko pra mes tyre me atë që All-llahu e zbriti, e mos pëlqe epshet e tyre e të largohesh nga e vërteta që të erdhi. Për secilin prej jush, Ne caktuam ligj e program (të posaçëm në çështje të veprimit). Sikur të donte All-llahu, do t’ju bënte një popull (në fe e sheriat), por deshi t’ju sprovojë në atë që ua dha juve, andaj ju (besimtarë)**

**përpiquni për punë të mira. Kthimi i të gjithë juve është te All-llahu, e Ai do t'ju njoftojë me atë që kundërshtoheshit.**" (Maide :46-48)

4.Të besosh se të gjitha librat e zbritura e vërtetojnë njëra-tjetrën, siç thotë Allahu i Madhëruar për Tevratin :**"Dhe (kam ardhë) që t'ju vërtetoj Tevratin që e keni para duarsh, t'ju lejoj disa që u ishin ndaluar juve, kam ardhë me argument nga Zoti juaj, pra kini frikë All-llahun dhe më dëgjoni mua".**(Ali imran:50) dhe për Kuranin**"….është vërtetues i librave të mëparshme dhe garantues i tyre".**(Maide: 48). Të besosh se të gjitha librat para Kuranit janë shfuqizuar, siç thotë Allahu i Madhëruar:**"Feja e pranueshme tek All-llahu është Islami, e atyre që u është dhënë libri, pasi mësuan për të vërtetën, vetëm nga zilia mes vete kundërshtuan. E kush mohon argumentet e All-llahut, le ta dijë se All-llahu shpejtë do t'i japë llogarinë"**.(Ali Imran: 19) **"E kush kërkon fe tjetër përveç fesë islame, atij kurrsesi nuk do t'i pranohet dhe ai në botën tjetër është nga të dëshëpruarit".**(Ali Imran: 85)

Ka thënë Muhamedi salAllahu alejhi ue selem: "Sikur Musa të ishte gjallë nuk do t'i takonte vetëmse të më pason mua".Shejh Albani (r.h.) ka thënë se hadithi është hasen

5.Të besosh se Kurani është i vërtetë dhe libër i fundit.Nuk do të zbres ndonjë libër pas tij që ta shfuqizoj dhe se Allahu i Madhëruar e ka marrë për detyrë mbrojtjen e tij:**"Ne me madhërinë Tonë e shpallëm Kur'anin dhe Ne gjithsesi jemi mbrojtës të tij".** (Hixhr: 9)

Të besosh se Tevrati dhe Inxhili janë ndryshuar.Thotë Allahu i Madhëruar:**"Një palë nga jehuditë është që ndryshojnë fjalët (e Zotit) nga vendet e veta, e (kur i thërret ti) ata thonë: "Dëgjuam (fjalën tënde) dhe kundërshtuam (thirrjen tënde), dhe thonë: "dëgjo mos dëgjofsh!" (dhe thonë): "Raina" (këto i thonë) duke përdredhur gjuhët e tyre dhe duke atakuar fenë. E sikur të thoshin ata:**

**“Dëgjuam, respektuam, dëgjo dhe vështrona”, do të ishte më mirë për ta dhe më e drejtë, por për shkak të refuzimit të tyre, All-llahu i mallkoi, prandaj besojnë vetëm pak (besim gjysmak)”.**(Nisa :46).Prej provave që tregojnë për ndryshimin e Tevratit është se në të përshkruhet Allahu me atë që si përshtatet Atij.Pastaj shpifjet që ua janë bërë pejgamberëve të Allahut, kur e dihet se ata janë të mbrojtur dhe kanë një pozitë të lartë të Allahu.Ka thënë Allahu i Madhëruar:**“Ne e morëm zotimin edhe të atyre që thanë: “Ne jemi nesara” e edhe ata e harruan një pjesë të asaj me të cilën ishin udhëzuar, andaj Ne kemi ndërsyer armiqësinë e urrejtjen ndërmjet tyre deri në ditën e kijametit. E më vonë All-llahu do t’i njoftojë ata me atë që bënë.O ithtarë të librit, juve ju erdhi i dërguari Jonë që ju sqaron shumë nga ajo që fshihnit prej librit, e për shumë nuk ju jep sqarime. Juve ju erdhi nga All-llahu dritë dhe libër i qartë”.**(Maide :14-15).Mjafton si provë për ndryshimin e Inxhilit ajo që gjindet sot në inxhilat e të krishtërve.Të krishterët sot shërbehen me 4 inxhila të përzgjedhur nga 70 si me të saktë.Emrat e tyre janë:

1.Inxhili i Mateut , 2.Inxhili i Llukës, 3.Iinxhili Gjonit , 4.Inxhili i Markut

Ne ia parashtrojmë një pyetje të krishtërve, Ku është Inxhili i Isës alejhi selam ?

Përgjigjuni, nëse keni përgjigje?!

113. Cilat janë librat e zbritura nga Allahu?

1. Kurani , i zbritur të i dërguari i fundit, Muhamedi salAllahu alejhi ue selem

2. Teurati , i zbritur të Musa alejhi ue selem

3. Inxhili, i zbritur të Isa alejhi ue selem

4. Zeburi , i zbritur të Davudi alejhi ue selem

5. Fletushkat e Ibrahimit dhe Musës alejhima selam

114. Pse Allahu i zbriti librat?

Allahu i zbriti librat që t'i nxjerrë njerëzit nga errësirat në dritë dhe për t'i thirrë në adhurimin ndaj Tij.Thotë Allahu i Madhëruar:**"Elif, Lam, Ra. (ky është) Libër; Ne ta shpallëm ty që me urdhrin e Zotit t'i nxjerrish njerëzit prej errësirave në dritë; (t'i nxjerrish prej errësirës) në rrugë të Fuqiplotit, të Falënderuarit".**(Ibrahim :1)

115. Cilat janë frytet e besimit në libra?

Besimi në librat e Allahut lë gjurmë të mëdha në besimtarin.Prej këtyre fryteve janë:

1.Lavdërimi ndaj Allahut të Madhëruar për butësinë dhe kujdesin e Tij ndaj krijesave, duke u zbritur libra në të cilat gjindet udhëzimi, drita, mirësia dhe lumturia e njerëzve në këtë botë dhe botën tjetër.

2.Shfaqja e urtësisë së Allahut të Madhëruar, duke shpallur në këto libra atë që i përshtatet secilit popull, kurse Kurani është libër i fundit i përshtatur për të gjitha krijesat, në çdo kohë deri në ditën e kijametit.

3.Vertëtimi i cilësisë se të folurit të Allahut, cilësi kjo që nuk krahasohet me atë të krijesave.

116. Cilat janë llojet e shpalljes-frymëzimit ?

Pranimi i shpalljes prejAllahut bëhët në disa forma, siç na i tregoi Allahu i Lartësuar në Kuran:**Nuk ka asnjë njeri që t'i ketë folur All-llahu ndryshe, vetëm se me anë të frymëzimit, ose pas ndonjë perdeje, ose t'i dërgojë të dërguar (melek), e ai t'i shpallë me lejen e Tij atë që do Ai. Vërtet, Ai është më i larti, më i urti".**"(Shura :51) .Allahu na tregoi përmes këtij ajeti se shpallja e Tij të krijesat vjen në tri forma:

1.Forma e parë. Shpallja kur Allahu e hedh frymezimin tek zemra e të dërguarit, me çrast i dërguari e kupton se kjo është shpallje prej Allahut dhe nuk dyshon në të.Argument është fjala e Allahut**"vetëm se me anën e frymëzimit"**.Transmeton Abdullah ibn Mesudit (r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi selam ka thënë:"Me të vertetë shpirti i shenjtë ka fryer në gjoksin tim se nuk do të vdes asnjë shpirt derisa ta plotëson rrizkun e saj, kështu që kini frikë Allahun dhe bëhuni të mirë në kërkim të rrizkut".Hadithin e saktësoi shejh Albani (r.h.). Qëllimi me shpirtin e shenjtë është Xhibrili alejhi selam.Disa dijetarë në këtë i kanë futur edhe ëndërrat e pejgamberëve si p.sh ëndrra e Ibrahimit alejhi selam për therrjen e djalit të tij si kurban, siç na tregoi Allahu i Madhëruar:**"Dhe kur arriti ai (djali) që së bashku me të (me Ibrahimin) të angazhohet në punë, ai (Ibrahimi) tha: "O djali im, unë kam parë (jam urdhëruar) në ëndërr të të pres ty. Shiko pra, çka mendon ti?" Ai tha: "O babai im, punoje atë që urdhërohesh, e ti do të më gjesh mua, nëse do All-llahu, prej të durueshmëve!"**(Safat: 102 )

2.Forma e dytë: Të folurit e Allahut pas perdës pa ndërmjetësues.Kjo ka ndodhë me Musën alejhi selam .Allahu i Madhëruar na tregon me shumë se sa një vend në librin e Tij.Thotë Allahu i Madhëruar:**"Dhe (dërguam) të dërguar më parë që të rrëfyem për ta, dhe të dërguar të tjerë për të**

**cilët nuk të rrëfyem, e Musait i foli All-llahu me fjalë”**.(Nisa: 164) **“E kur Musai erdhi në kohën që ia caktuam dhe i foli Zoti i vet, ai tha: “Zoti im! Ma mundëso pamjen tënde e të shikojë!” Ai (Zoti) i tha: “Ti nuk ke mundësi të më shohësh, por shiko kodrën, e nëse ajo qëndron në vendin e vet, ti do të më shohish Mua”.** Kur u drejtua kah kodra, një pjesë e dritës nga Zoti i tij e bëri atë (kodrën) thërrmi, e Musait i ra të fikët. Kur erdhi në vete, tha**: “E lartë është madhëria Jote, pendohem te Ti (për atë që kërkova), dhe unë jam i pari i besimtarëve!”**(A`raf :143).Allahu i foli edhe Ademit alejhi selam:**“E Ademi prej Zotit të vet pranoi disa fjalë (lutje), prandaj Ai ia fali (gabimin), Ai është Mëshirues dhe pranues i pendimit”.**(Bekare: 37)

Është transmetuar në sunet se Allahu i foli edhe të dërguarit salAllahu alejhi ue selem në natën e Israsë dhe Miraxhit. Argument është fjala e Allahut:**“Nuk ka asnjë njeri që t’i ketë folur All-llahu ndryshe, vetëm se me anë të frymëzimit, ose pas ndonjë perdeje, ose t’i dërgojë të dërguar (melek), e ai t’i shpallë me lejen e Tij atë që do Ai. Vërtet, Ai është më i larti, më i urti”.**(Shura :51)

3.Forma e tretë :Shpallja nëpërmjet engjullit. Argument është fjala e Allahut të Madhëruar:**“Nuk ka asnjë njeri që t’i ketë folur All-llahu ndryshe, vetëm se me anë të frymëzimit, ose pas ndonjë perdeje, ose t’i dërgojë të dërguar (melek), e ai t’i shpallë me lejen e Tij atë që do Ai. Vërtet, Ai është më i larti, më i urti”.** (Shura: 51). Shembull i kësaj forme të shpalljes është zbritja e Xhibrilit alejhi selam me shpallje prej Allahut tek të dërguarit.

I tërë Kurani ka zbritur nëpërmjet këtyre formave.Në të ka folur Allahu, e ka dëgjuar Xhibrili alejhi selam dhe e ka transmetuar tek i dërguari salAllahu alejhi ue selem.Thotë Allahu i Madhëruar:**”E edhe ai (Kur’ani) është shpallje (zbritje) e Zotit të botëve.**

**Atë e solli shpirti besnik (Xhibrili).(E solli) Në zemrën tënde, për të qenë ti prej atyre që tërheqin vërejtjen (pejgamber)**.(Shuara :192 194) **“Thuaj: “Atë (Kur’anin) e solli “Ruhul Kudus” - shpirti i shenjtë - plot vërtetësi nga Zoti yt, për t’i përforcuar edhe më ata që besuan, dhe për të qenë udhërrëfyes e myzhde për muslimanët”**.(Nahl: 102)

117. Në sa forma i ka ardhur Xhbrili alejhi selam të dërguarit salAllahu alejhi ue selem?

Xhibrili alejhi selam në transmetimin e shpalljes tek i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka ardhur në tri forma:

1.Formën reale në të cilën e ka krijuar Allahu.Në këtë formë i ka ardhur dy herë të dërguarit salAllahu alejhi ue selem.

2.I ka ardhur në formën e zhurmës se zilës dhe e ka mbajtur në mend i dërguari salAllahu alejhi ue selem.

3.I ka ardhur në fizionominë e njeriut duke ia transmetuar shpalljen.

118. Cilat janë veçoritë e besimit në Kuran?

Besimi në librat është shtyllë e rëndësishme prej shtyllave të imanit.Kurani është libër shfuqizues i librave të mëparshme.Rrjedhimisht ky libër dallohet me disa veçori që patjetër duhet të besohen, përndryshe besimi është i kotë.

Prej këtyre veçorive janë:

1. Besimi se Kurani ka ardhur për njerëzit dhe xhinët.Nuk i lejohet askujt të dalë jashtë pasimit të tij dhe as mos a adhuroj Allahun përveçse me të.

Thotë Allahu i Madhëruar:**“Ai, që ia shpalli Furkanin (Kur’anin, dallues të së vërtetës nga e pavërteta) robit të vet (Muhammedit) që të bëhet pejgamber i botës (këshillues), është i madhëruar”.**(Furkan: 1)

Thotë Allahu, kur tregon me gjuhën e Muahmedit salAllahu alejhi ue selem:**“Thuaj: “Cili send ka dëshminë më të madhe?” Thuaj: “All-llahu është dëshmues mes meje e jush, e mua më është shpallur ky Kur’an që me të t’ju tërheq vërejtjen juve dhe atij që i komunikohet (dhe të gjithë atyre që vijnë pas jush deri në ditën e kijametit). Ju po dëshmoni se pos All-llahut ka edhe zota të tjerë, a?” Thuaj: “Unë nuk dëshmoj!” Ai është vetëm një Zot dhe unë jam i pastër nga ajo që ju i shoqëroni!”**(En`am :19)

Tregon Allahu për xhinët:**“Thuaj: “Mua më është shpallur se një grup i vogël nga xhinët i vuri veshin dhe dëgjoi (Kur’anin) dhe (kur u kthyen te të vetët) thanë: “Ne kemi dëgjuar një Kur’an që mahnit,që udhëzon në të vërtetën, andaj ne i besuam atij dhe Zotit tonë, kurrsesi nuk do t’ia shoqërojmë më askë”.**(Xhin :1-2)

2. Besimi se të gjitha librat para Kuranit janë shfuqizuar dhe nuk i lejohet askujt prej ithtarëve të librit (çifut dhe krishter) dhe as dikujt tjetër që ta adhurojnë Allahun me diç tjetër përveçse me Kuran, S`ka fe përveç asaj që Kurani ka ardhur me të dhe s`konsiderohet adhurim përveçse atë që e ligjësoi Allahu në Kuran.S’ka të lejuar (hallall) përveç asaj që e ka lejuar Allahu dhe s`ka të ndaluar (haram) përveç asaj që e ka ndaluar Allahu .Thotë Allahu i Madhëruar:**”E kush kërkon fe tjetër përveç fesë islame, atij kurrsesi nuk do t’i pranohet dhe ai në botën tjetër është nga të dëshëpruarit”.**(Ali Imran :85) .Thotë Allahu i Madhëruar:**“Ne të zbritëm ty (Muhammed) librin (Kur’anin) me plot të vërteta, që të gjykosh mes**

**njerëzve me atë që të mësoi All-llahu. Mos u ngatërro për tradhëtarët (mos u dil në ndihmë)”.**(Nisa :105 )

3. Ajo me të cilën ka ardhur Kurani është e lehtë në krahasim me librat e mëhershme.Thotë Allahu në Kuran:**“Që pranojnë të dërguarin (Muhammedin), Pejgamberin arab, (që nuk shkruan as nuk lexon), të cilin e gjejnë të cilësuar (të përshkruar me virtytet e tij), te ata në Tevrat dhe në Inxhil, e që i urdhëron ata për çdo të mirë dhe i ndalon nga çdo e keqe, u lejon ushqimet e këndshme dhe u ndalon ato të pakëndshmet, dhe heq nga ata barrën e rëndë të tyre dhe prangat që ishin mbi ta. Pra, ata të cilët e besojnë atë, e nderojnë dhe e ndihmojnë, veprojnë me dritën që iu zbrit me të, të tillët janë të shpëtuarit”.**(A`raf: 157)

4.Kurani është libri i vetëm në mesin e të gjitha librave të zbritura për të cilin Allahu ka garantuar so do ta ruaj nga ndryshimi.Thotë Allahu në Kuran:**“Ne me madhërinë Tonë e shpallëm Kur’anin dhe Ne gjithsesi jemi mbrojtës të tij”.**( Hixhr :9) **“Atij nuk mund t’i mvishet e pavërteta nga asnjë anë; është i zbritur prej të Urtit, të Lavdishmit”.**(Fussilet:42)

5.Kurani Fisnik në vetën etij përmban mrekulli shkencore

6.Allahu i Lartësuar ka sqaruar në çdo gjë që kanë nevojë njerëzit,çoftë në çështje të fesë, dynjasë dhe të botës tjetër, do ta gjejnë në Kuran .Thotë Allahu i Madhëruar:**“Dhe (përkujtoju njerëzve) atë ditë, kur në secilin popull do të sjellim dëshmitar kundër tyre, e ty të sjellim dëshmitarë kundër atyre. Ne ty ta shpallëm librin sqarim për çdo send, udhëzim e mëshirë dhe myzhde për muslimanët”.**(Nahl :89) **“Nuk ka asnjë gjallesë në tokë dhe as shpendë që fluturojnë me dy krahë e që nuk janë të ndara në grupe (të ndryshme), sikurse edhe ju (Zoti i krijoi, i pajisi si juve). Asgjë nuk kemi lënë pas dore nga evidenca. Më në fund te Zoti i tyre do të tubohen”.**(En`am 38)

Ka thënë Abdullah Ibn Mesudi ( r.a )”Në Kuran është zbritur çdo dije (shkencë) dhe çdo gjë na është sqaruar në Kuran”.

7.Allahu i Lartësuar e ka bërë të lehtë Kuranin për atë që do ta mësoj.Thotë Allahu i Madhëruar:**“Ne Kuranin e bëmë të lehtë për mësim, po a ka ndokush që merr mësim?”** (Kamer :17)

8.Kurani përfshinë shkurtimisht mësimet e librave të mëparshme dhe bazat e sheriateve të të dërguarve paraprak.Thotë Allahu i Madhëruar:**”Ne edhe ty (Muhammed) ta zbritëm librin (Kur’anin) e vërtetë që është vërtetues i librave të mëparshëm dhe garantues i tyre. Gjyko pra mes tyre me atë që All-llahu e zbriti, e mos pëlqe epshet e tyre e të largohesh nga e vërteta që të erdhi. Për secilin prej jush, Ne caktuam ligj e program (të posaçëm në çështje të veprimit). Sikur të donte All-llahu, do t’ju bënte një popull (në fe e sheriat), por deshi t’ju sprovojë në atë që ua dha juve, andaj ju (besimtarë) përpiquni për punë të mira. Kthimi i të gjithë juve është te All-llahu, e Ai do t’ju njoftojë me atë që kundërshtoheshit”.** (Maide :48 ) **“Ai ju përcaktoi juve për fé atë që ia pat përcaktuar Nuhut dhe atë që Ne ta shpallëm ty dhe atë me çka e patëm porositur Ibrahimin, Musain dhe Isain. (I porositëm) Ta praktikoni fenë e drejtë e mos u përçani në të. Për idhujtarët është rëndë kjo në çka ju i thirrni ata. All-llahu veçon për të (për besim të drejtë) atë që do dhe e udhëzon në të atë që i drejtohet Atij”**.(Shura :13)

9.Kurani përmban në vete ndodhitë e pejgamberëve dhe popujve të tyre.Thotë Allahu i Madhëruar:**“Të gjitha këto që t’i rrëfyem ty nga lajmet e pejgamberëve, janë që ta forcojnë zemrën tënde, dhe në to të ka ardhur e vërteta e këshilla, si dhe përkujtime për besimtarët”.(Hud :120) “Këto janë disa nga lajmet e vendeve që po t’i rrëfejmë ty; disa prej tyre ekzistojnë ende, e disa janë**

**shkatërruar”.**(Hud :100) **“Po kështu, Ne të rrëfejmë ty për disa nga ndodhitë që kanë kaluar më herët dhe nga ana jonë ta dhamë ty shpalljen plot përkujtime”.** (Ta Ha :99)

10.Kurani është libri i fundit i zbritur dhe vula e të gjitha librave.Thotë Allahu i Madhëruar:**“Ai ta zbret ty (Muhammed) librin me argument që është vërtetues i librave të mëparshëm. Ai e zbriti më parë Tevratin dhe Inxhilin.Udhërrëfim për njerëz, e zbriti edhe Furkanin (dalluesin e së vërtetës nga gënjeshtra). S’ka dyshim se ata që mohojnë argumentet e All-llahut i pret ndëshkimi i rreptë. All-llahut është ngadhënjyes, shpagimtar”.**(Ali Imran:3-4) **“Ne edhe ty (Muhammed) ta zbritëm librin (Kur’anin) e vërtetë që është vërtetues i librave të mëparshëm dhe garantues i tyre. Gjyko pra mes tyre me atë që All-llahu e zbriti, e mos pëlqe epshet e tyre e të largohesh nga e vërteta që të erdhi. Për secilin prej jush, Ne caktuam ligj e program (të posaçëm në çështje të veprimit). Sikur të donte All-llahu, do t’ju bënte një popull (në fe e sheriat), por deshi t’ju sprovojë në atë që ua dha juve, andaj ju (besimtarë) përpiquni për punë të mira. Kthimi i të gjithë juve është te All-llahu, e Ai do t’ju njoftojë me atë që kundërshtoheshit”.** (Maide :48)

119. Allahu i sfidoi njerëzit dhe xhinët që ta sjellin një Kuran të ngjashëm

Allahu i sfidoi të gjithë njerëzit dhe xhinët që ta sjellin një Kuran të ngjajshëm .Thotë Allahu:**“Thuaj: “Edhe sikur të bashkoheshin njerëzit dhe xhinët për të sjellë një Kur’an të tillë, ata nuk do të mund të bënin si ky, sado që do ta ndihmonin njëri - tjetrin”**.(Isra :88)

Pastaj i sfidoi me dhjetë sure.Thotë Allahu:**“Apo, pse ata thonë: “Ai (Muhammedi) e trilloi atë (Kur’anin)”. Thuaj: “Formuloni pra dhjetë kaptina si ai (Kur’ani) ashtu të trilluara (siç thoni ju) dhe thirrni, pos All-llahut, po qe se jeni të drejtë (çka thoni), kë të mundeni për ndihmë!”E nëse nuk u përgjigjen juve, atëherë pra ta keni të qartë se ai (Kur’ani), është i zbritur me dijen e All-llahut dhe se nuk ka zot pos Tij. A jeni pra muslimanë?”**(Hud: 13-14). Pastaj i sfidoi me një sure të vetme:**”Përkundër kësaj, ata (idhujtarët) thonë se atë e trilloi ai (Muhammedi). Ti thuaj: “Silleni pra ju një kaptinë të ngjashme me këtë, madje thirrni kë të doni në ndihmë, pos All-llahut, po qe se jeni të drejtë në atë që thoni”.** (Junus :38). Në fund ua përseriti fjalën e Tij:**“E në qoftë se jeni në dyshim në atë që Ne ia shpallëm gradualisht robit tonë, atëherë silleni ju një kaptinë të ngjashme si ai (Kur’ani) dhe thirrni (për ndihmë) dëshmitarët tuaj (zotërat) pos All-llahut, nëse jeni të sinqertë (në thëniet tuaja se Kur’ani nuk është prej Zotit).E mos e paçit bërë (deri më tash), e as që do ta bëni kurrë (edhe në të ardhmen), atëherë ruajuni zjarrit, lëndë e të cilit janë njerëzit dhe gurët, që është i përgatitur për mosbesimtarët”.**(Bekare :23-24)

Kurani i thirri mirëpo ata nuk kishin mundësi dhe as që do të kenë ndonjëherë**.**E panë se kanë humbur.Nëse arabet që konsideroheshin të zotët e gjuhës arabe nuk kishin mundësi që ta sillnin një sure të ngjajshme sikurse Kurani, atëherë të tjerët janë edhe më të dobët.Me këtë u vërtëtua se Kurani është libër nga Allahu i Lartësuar:**“A nuk e përfillin ata (me vëmendje) Kur’anin? Sikur të ishte prej dikujt tjetër, përveç prej All-llahut, do të gjenin në te shumë kundërthënie”.**(Nisa :82)

120. Mrekullia e Kuranit është mrekullia më e madhe

Allahu i Lartësuar e ka përforcuar të dërguarin e tij me mrekulli si argument se ai është i dërguar nga Ai.Muhamedi salAllahu alejhi ue selem ka pozitë të lartë të Allahu i Madhëruar, ndërsa Kuran është mrekullia më e madhe që i është dhënë atij.”Nuk ka pasur asnjë të dërguar veçse Allahu i ka dhënë mrekulli që ta besojnë njerëzit, kurse ajo që me është dhënë mua është shpallje që ma ka shpallur Allahu.Shpresoj se do të kem më së shumti pasues në ditën e kjiametit”.Transmeton Buhariu dhe Muslimi

121. Cilat janë disa nga mrekullitë që i përmban Kurani?

Mrekullitë e Kuranit nuk kanë të sosur.Njerëzimit kohë pas kohe u zbulohen mrekulli që gjinden në të.Kur njerëzimi u fut në epoken e shkencës ata gjetën në librin e Allahut argumente të shumta për të cilat Allahu lajmëroi se do t`ia tregon:**”Ne do t’ua bëjmë atyre të mundshme që t’i shohin argumentet Tona në horizonte dhe në veten e tyre deri që t’u bëhet e qartë se ai (Kur’ani) është i vërtetë. A nuk mjafton që Zoti yt është dëshmitar për çdo gjë?”** (Fussilet :53) . Dhe ja premtimi po realizohet.

Disa nga mrekullitë që i përmban Kurani:

**Ruajtja e tij nga ndryshimi:**

Prej shenjave se Kurani është i ruajtur nga ndryshimi është se përkundër viteve që kanë kaluar ai nuk ka pësuar ndryshim dhe të gjithë ata që janë përpjekur për ta ndryshuar kanë dështuar.Kurani është i ruajtur dhe nuk i mungon asnjë shkronjë.Ky Kuran që është zbritur para 1400 viteve dhe është po i njëjti edhe sot E gjithë kjo vërtëton premtimin e Allahut në librin

e tij**”Ne me madhërinë Tonë e shpallëm Kur’anin dhe Ne gjithsesi jemi mbrojtës të tij”.** (Hixhr :9)

**Dituritë (shkencat) e gjëra që i përfshinë ai:**

Kurani përmban në vete njohuri me të cilat udhëzohen njerëzimi për në rrugën e drejtë dhe të lumturisë.Ai na mëson sesi t’i largohemi të keqës në çdo kohë dhe vend.Kurani flet për shkencat ekzakte, flet për të kaluarën, të tashmen dhe të ardhmen.Ishte e pamundur që Muhamedi salAllahu alejhi ue selem t’i dinte të gjitha këto gjëra kur dihet se ai ishte analfabet.Është e pamundur edhe për të gjithë banorët e tokës si dijetarë, poetë, shkrimtarë, filozofë që të sjellin diçka të ngjashme sikurse Kurani.Shkencat për të cilat flet Kurani dëshmojnë për secilin njeri të menqur se ky libër është nga Allahu dhe s`ka mundësi të jetë nga dikush tjetër. Do t’i sjellim tre shembuj të cilët tregojnë atë që e përmban Kurani:

**1. Kurani tregon për të kalurën, të tashmën dhe të ardhmen**

Prej të kaluarës së fshehtë për të cilën tregon Kurani janë tregimet e pejgamberëve të cilët nuk i ka parë i dërguari salAllahu alejhi ue selem dhe as populli i tij, si p.sh tregimi i të dërguarit të Allahut, Nuhut alejhi selam dhe popullit të tij që ishin prej popujve me të hërshëm.Allahu i tregoi të dërguarit të tij në Kuran Allahu këtë tregim ceki si mësim dhe përvojë për të zotët e mendjës.Thotë Allahu i Madhëruar:**“Këto janë disa nga rrëfimet e panjohura (për ty), që po t’i shpallim ty, e që para këtij (Kur’anit) nuk i ke ditur as ti as populli yt. Pra, të jesh i durueshëm se përfundimi (i lavdishëm) është për të devotshmit”.**(Hud: 49) .Sikur jobesimtarët në kohën e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem të dinin diçka prej tregimit të Nuhut alejhi selam do të ishte një rast i mirë për ta që ta përgenjështrojnë të dërguarin salAllahu alejhi ue selem, mirëpo ata heshtën dhe nuk folën.Shembull tjetër i fshehtë mirëpo që Allahu ia tregoi të dërguarit të tij salAllahu alejhi ue selem është edhe premtimi i Allahut se

besimtarët do t'i bëjë mekëmbës në tokë edhe pse ata ishin në numër shumë të vogël.Thotë Allahu i Madhëruar:**"Atyre nga mesi juaj të cilët besuan dhe bënë vepra të mira, All-llahu u premtoi se do t'i bëjë zotërues në atë tokë ashtu si i pat bërë zotërues ata që ishin para tyre dhe fenë të cilën Ai e pëlqeu për ta, do ta forcojë, e në vend të frikës Ai do t'ju dhurojë siguri. Ata më adhurojnë Mua e nuk më shoqërojnë asgjë. E kush edhe pas kësaj mohon, të tillët janë ata më të prishurit.Falni rregullisht namazin, jepni zeqatin dhe respektoni të dërguarin në mënyrë që të mëshiroheni.Kurrsesi mos mendo se janë të pathyeshëm në këtë jetë ata që nuk besuan. Vendi i tyre është zjarri e sa përfundim i keq është ai.O ju të cilët besuat, ata të cilët i keni në pronësinë tuaj (shërbëtorët) dhe ata që nuk kanë arritur moshën e pjekurisë, duhet të kërkojnë leje prej jush (për të hyrë te ju) në tri kohë: para namazit të sabahut, në kohën e drekës kur i hiqni rrobat tuaja (për të pushuar) dhe pas namazit të jacisë, që të tria këto kohë janë kur ju nuk jeni të veshur. Pos atyre tri kohëve nuk është mëkat as për ju as për ata, të vizitoni njëri-tjerin. Kështu All-llahu ua sqaron argumentet e veta. All-llahu është i dijshmi i urti.E kur fëmijët tuaj ta arrijnë moshën e pjekurisë, le të kërkojnë leje (për hyrje) ashtu si kërkuan ata para tyre. All-llahu ju shpjegon dispozitat e veta, sepse Ai di më së miri dhe është më i urti.E gratë e moshuara, të cilat nuk dëshirojnë martesë më, për to nuk është mëkat ta heqin petkun mbulues të tyre, po duke mos qenë zbuluese të bukurive, megjithëqë më së miri është për to të jenë të përmbajtura. All-llahu dëgjon, di.Nuk është mëkat për të verbërin, as për të çalin, as për të sëmurin, as për ju vetë, të hani nga shtëpitë tuaja, ose nga shtëpitë e etërve tuaj, shtëpitë e nënave tuaja, në shtëpitë e vëllezërve e të motrave tuaja, në shtëpitë e xhaxhallarëve, të hallave, të dajëve tuaj, në shtëpitë e tezeve tuaja ose të atyre që u janë besuar çelësat e tyre, ose (në shtëpitë) e miqve tuaj. Mund të hani bashkërisht ose veçmas,**

**nuk është mëkat. Kur të hyni në ndonjë shtëpi përshëndetni (ata që janë në to) me një përshëndetje të caktuar nga All-llahu (me selamun alejkum) që është e bekuar dhe e këndshme. Kështu All-llahu ua sqaron argumentet që t'i kuptoni.Besimtarë janë vetëm ata që i besuan All-llahut dhe të dërguarit të Tij, dhe kur janë me të (të dërguarin) për ndonjë çështje të përbashkët (të rëndësishme), nuk largohen pa i kërkuar leje atij. S'ka dyshim se ata që kërkojnë leje prej teje, ata i besojnë All-llahut dhe të dërguarit të Tij. E kur të kërkojnë leje për ndonjë punë të tyre, lejo kë të duash, e kërkoi falje All-llahut për ata, se vërtet, All-llahu falë shumë dhe është mëshirues.Thirrjen e të dërguarit mos e konsideroni si thirrjen tuaj ndaj njëri-tjetrit. All-llahu i di ata që tërhiqen prej jush tinëzisht, prandaj, le të ruhen ata që kundërshtojnë rrugën e tij (të të dërguarit) se ata do t'i zë ndonjë telashe, ose do t'i godasë dënimi i idhët" .**(Nur :55-63) .

Ky premtim u realizua brenda një kohe të shkurtër **.**Triumfuan besimtarët mbi dy superfuqi të mëdha të asaj kohe (Perandorisë Bizantine dhe Persiane) dhe e çliruan tokën në lindje dhe perëndim dhe ju nënshtruan këta popuj, duke hyrë në islam grupe-grupe.Shembull tjetër që tregon për të ardhmen është se Kurani tregon për disa njerëz të caktuar duke i përmendur edhe emrat e tyre se ata nuk do të bëhen musliman dhe do të vdesin në kufër. Ishte mundësia e tyre që ta përgënjështrojnë Kuranin dhe ta shfaqnin islamin e tye.Mirëpo nuk dolën jashtë asaj çfarë Kurani paralajmëroi për ta .Këta persona ishin Ebu Lehebi dhe Velid ibn Mugire.Thotë Allahu i Madhëruar:**"Qoftë i shkatërruar Ebi Lehebi, e ai më është shkatërruar!Atij nuk i bëri dobi pasuria e vet, as ajo çka fitoi!Ai do të hyjë në një zjarr të ndezur flakë.E edhe gruaja e tij, ajo që barti dru (ferra),E në qafën e saj ajo ka një litar të përdredhur.**

(Mesed :1-4).Gjithashtu tregimi për Velid ibn Mugiren se ai do të futet në zjarr.Tha Allahu i Madhëruar:**“E Unë atë do ta hedh në Sekar!”**
(Mudethir :26)

122. Cilat janë përiudhat nëpër të cilat kaloi Kurani?

Kurani nuk është përmbledhur në një ekzemplarë të vetëm në kohën e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem.Urtësia ishte se përderisa i dërguari salAllahu alejhi ue selem ishte gjallë shpresohej që të zbriste Xhibrili alejhi selam me shpallje.Mirëpo duhet ta dimë se nuk u nda nga kjo botë i dërguari salAllahu alejhi ue selem veçse Kurani ishte shkruar në rrasa gurësh, fleta hurmesh, lëkura devësh etj.

**Tubimi i Kuranit në kohën e Ebu Bekrit ( r.a.)**

Pasi Ebu Bekri e mori udhëheqjen e muslimanëve pas vdekjës së pejgamberit salAllahu alejhi ue selem ndodhi lufta e Jemames në të cilën u mbytën më shumë se 70 hafiza (njerëz që e dinin Kuranin përmendësh).Pas kësaj Omeri (r.a ) i propozoi Ebu Bekrit (r.a.) që ta përmbledhin Kuranin në një vend nga frika se mos po humbet.Ebu Bekri ( r.a) në fillim ishte i luhatur, sepse Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem nuk e kishte bërë një gjë të tillë.Me vonë edhe për shkak të dobisë u pajtua me mendimin e Omerit( r.a ) dhe e solli Zejd ibn Thabit, sepse ai ishte më i njohuri në shkrimin e shpalljës.

**Tregimi i përmbledhjës së Kuranit në kohën e Ebu Bekrit( r.a.)**

Ebu Bekri ( r.a. ) e përgatiti ushtrinë nën komandën e Halid ibn Velidit (r.a) me një numër të madh të sahabëve .Musejleme Kedhabin, mallkimi i Allahut qoftë mbi të, e luftuan shumë ashpër derisa e poshëtroi Allahu dhe e mbytën.Në këtë luftë u vranë shumë sahabë që e dinin Kuranin

përmendësh.Thuhet se janë vrarë më pak ose me tepër se 700 sahabë.Prej këtu filloi idea për tubimin e Kuranit. Shkruesi i shpalljes së të dërguarit salAllahu alejhi ue selem Zejd ibn Thabit (r.a.) kështu e përshkruan këtë ndodhi: Me thirri Ebu Bekri (r.a.) pas luftës së Jemames dhe aty ishte edhe Omeri (r.a.). Ebu Bekri tha: Omeri me erdhi dhe me tha:Në luftën e Jemames vdekja i ka marrë shumë prej atyre që e dinin Kuranin përmendësh.Po kam frikë se nëse ndodhë ndonjë luftë prapë do të mbyten shumë prej atyre që e dinë Kuranin kështuqë e shoh të arsyeshme që të mblidhet Kurani".I thash Omerit (r.a.) : "Si po e bën një gjë që nuk e ka vepruar i dërguari salAllahu alejhi ue selem?" ,Tha Omeri (r.a.): "Kjo pasha Allahun është gjë e mire".Vazhdoi Omeri (r.a.) duke ma ripërseritur derisa Allahu ma hapi gjoksin për këtë dhe u pajtova me mendimin e Omerit (r.a.)..Kështu u mblodh Kurani në një ekzemplarë dhe mbeti tek Ebu Bekri (r.a.) derisa vdiç .Pastaj të Omeri (r.a.) gjatë gjithë jetës dhe tek Hafsa ,vajza e Omerit (r.a.)

123. Çka është transmetuar për vlerën e leximit te Kuranit?

Thotë Allahu i Madhëruar:**"Ata që lexojnë librin e All-llahut, e falin namazin dhe nga begatitë që Ne u kemi dhënë japin fshehtazi e haptazi, ata e shpresojnë në një fitim që kurrë nuk humbet.Që Ai (All-llahu) do t'ju plotësojë shpërblimin e tyre, e edhe do t'ju shtojë nga mirësia e Tij, vërtet Ai është mëkatfalës dhe shumë mirënjohës".**(Fatir :29-30)

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:"Allahu i ka disa robër prej njerzëve.Thanë:Kush janë ata o i dërguar i Allahut?Tha: Lexuesit e Kuranit, ata janë robërit e zgjedhur të Allahut".Transmeton Ibn Maxhe, Ahmedi kurse shejh Albani (r.h.) thotë se hadithi është i vërtetë

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: “Të këshilloj që t’i kesh frikë Allahut ngase ajo është koka e çdo gjëje. Merru me xhihad ngase xhihadi është adhurimi i umetit tim, mos e braktis dhikrin dhe leximin e Kuranit sepse ai është shpirti yt në qiell dhe përmendja yte në tokë”. Hadithin e saktësoi shejh Albani(r.h.)

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: “Më i miri prej jush është aii cili e mëson Kuranin dhe ua mëson të tjerëve”.Transmeton Buhariu

Transmetohet nga Ebu Umema el-Bahilij (r.a) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “Lexojeni Kuranin sepse ai do tëvie si ndërmjetësues në ditën e ringjalljës”.Transmeton Muslimi

124.Cilat janë ndryshimet që ndodhën në librat e mëparshëm?

**Llojet e ndryshimeve që kanë ndodhur në librat e mëparshme**

Ajo që gjindet sot në duart e çifutëve dhe të krishterëve prej librave të shenjtë dihet se është ndryshuar .Këtë gjë e cekë tekstualisht Kurani.Ky ndryshim është disa lloje:

**Ndryshimi ne shkrim:**

Thotë Allahu i Madhëruar:**”Është shkatërrim për ata që me duart e veta e shkruajnë librin, e pastaj thonë: “Ky është prej All-llahut”! E për të arritur me të një fitim të paktë, pra është shkatërrim i madh për ta çka shkruan duart e tyre dhe është shkatërrim i madh për ta ajo çka fitojnë”.**(Bekare :79)

**Ndryshimi në gjuhë**

**“Në të vërtetë, një grup prej tyre janë ata që pështjellojnë gjuhët e tyre kur lexojnë librin (për ta deformuar kuptimin) ashtu që ju të**

**mendoni se ajo (shprehje) është nga libri, po ajo nuk është nga libri (i vërtetë), madje thonë: “Kjo është nga All-llahu”! Po ajo nuk është nga All-llahu. Ata duke ditur thonë gënjeshtra për All-llahun”.**(Ali Imran :78)

**Ndryshimi në kuptim**

Kjo nënkupton rastin kur shkrimi mbetet, mirëpo i ndryshohet kuptimi.Thotë Allahu i Madhëruar: **“O ti i dërguar! Të mos brengos vrapimi në mosbesim i atyre që me gojët e tyre thanë: “Ne kemi besuar”, e zemrat e tyre nuk kanë besuar (munafikët), e as i atyre që janë jehudi, të cilët shumë i përgjigjen gënjeshtrës dhe shumë dëgjojnë (fjalën) një populli që nuk vjen te ti, ata janë që i mënjanojnë fjalët pas vënies së tyre në vendin e vet (nga ana e All-llahut) e thonë: “Nëse u jepet kjo, pranoni, e nëse nuk u jepet, atëherë refuzoni. Po atë që All-llahu do ta humbë, ti nuk mund të bësh asgjë për të (nuk mund ta shpëtosh). Janë ata të cilëve All-llahu nuk deshi t’iu pastrojë zemrat (prej kufrit). Janë ata që në këtë jetë kanë poshtërim, kurse në jetën tjetër kanë dënim të madh”.**(Maide: 41)

Ka thënë Abdullah Ibn Abassi (r.a.): “O ju musliman si po i pyesni ithtarët e librit kurse libri i Allahut të cilin e zbriti tek i dërguari i tij salAllahu alejhi ue selem, e keni para jush.Në të ju ka treguar për të gjitha ndodhitë.Allahu i Lartësuar ju ka treguar në Kuran se ithtarët e librit e kanë ndryshuar librin e Allahut dhe e kanë shkruar me duart e tyre .Ata kanë thënë se ky libër është nga Allahu kurse ai libër nuk është nga Allahu.Këtë e kanë bërë për përfitime materiale”.

125. Cilat janë vendet e pajtmit dhe mospajtimit ndërmjet Kuranit dhe librave të mëparshëm?

**Vendet e pajtimit:**

1.**Të gjitha librat kanë bërë thirrje në Islam**

Thirrja e të gjithë pejgamberëve ishte adhurimi i Allahut dhe mohimi i tagutit.Thotë Allahu i Madhëruar:**”Ne dërguam në çdo popull të dërguar që t’u thonë: “Adhuroni vetëm All-llahun, e largojuni djajve (adhurimit të tyre)!” Por, pati nga ata që All-llahu e udhëzoi dhe pati nga ata që ishte i gjykuar me humbje, pra udhëtoni nëpër botë dhe shihni se si ishte fundi i gënjeshtarëve?”** (Nahl: 36)“**Feja e pranueshme tek All-llahu është Islami …”**(Ali Imran :19).Nuhu alejhi selam i thoshte popullit të tij**:“E nëse prapësoheni (nga mësimet e mia), unë nuk u kërkoj ndonjë shpërblim, se shpërblimi im është vetëm prej All-llahut. Unë jam i urdhëruar të jem njëri prej muslimanëve”.**(Junus :72).Islami është feja me të cilën Allahu i Madhëruar e ka urdhëruar babain e pejgamberëvë, Ibrahimin alejhi selam:**“Kur Zoti i vet atij i tha: “Dorëzohu”! Ai tha: “Iu kam dorëzuar Zotit të gjithësisë”!”** (Bekare:131). Pastaj Ibrahimi dhe Jakubi i këshillojnë pasardhësit e tyre**:“E Ibrahimi i porositi bijtë e tij me këtë (fe), e edhe Jakubi. (u thanë) “O bijtë e mi, All-llahu ua zgjodhi fenë (islame) juve, pra mos vdisni ndryshe, por vetëm duke qenë muslimanë”!**(Bekare: 132) .Bijtë e Jakubit alejhi selam i përgjigjen babait të tyre:**”A ishit ju (ithtarë të librit) dëshmitarë kur Jakubit iu afrua vdekja, e ai bijve të vet u tha: “Çka do të adhuroni pas meje”? Ata thanë: “Do ta adhurojmë Zotin tënd dhe Zotin e prindërve tuaj: Ibrahimit, Ismailit, Is’hakut, një të vetmin Zot dhe ne, vetëm Atij i jemi dorëzuar”!”** (Bekare :133) . Musa alejhi selam i tha popullit të tij:**“Musai tha: “O populli im, nëse i keni besuar All-llahut, vetëm atij**

**mbështetuni, nëse jeni të dorëzuar (vendimit të Tij)!"**(Junus: 84) . Havarijunët i thanë Isës alejhi selam:**"E kur e kuptoi Isai vendosmërinë e tyre në mosbesim (dhe qëllimin që ta mbysin), tha: "Kush janë ndihmëtarët e mi për në rrugë të All-llahut"? Havarijjunët thanë: "Ne jemi ndihmëtarë të fesë së All-llahut, ne i besuam All-llahut, e ti dëshmo për ne se jemi muslimanë (të bindur, të dorëzuar)"!**(Ali Imran :52) . Dhe kur një grup prej ithtarëve të librit e dëgjuan Kuranin thanë:**"E atyre që Ne u dhamë librin përpara këtij, disa prej tyre i besojnë këtij (Kur'anit)".**(Kasas :52) .Pra Islami ëstë feja e cila është artikuluar në gjuhët e të dërguarve alejhimu selam dhe pasuesve të tyre prej Ademit alejhi selam deri tek Muhammedi salAllahu alejhi ue selem.

**2.Thirrja në teuhid (njësim) dhe akide (bindje).**

Të gjithë të dërguarit kanë ardhur për t'i thirrur njerëzit në njësimin e Allahut dhe besimin në Të.

Nuhu alejhi selam i tha popullit të tij:"**Ne e patëm dërguar Nuhun te populli i vet, e ai tha: "O populli im, adhurojeni All-llahun, nuk keni zot tjetër pos Tij. Unë kam frikë për dënimin tuaj në një ditë të madhe!"**(A`raf: 59)

Ibrahimi alejhi selam i tha popullit të tij:**"Edhe Ibrahimin (e dërguam) kur ai popullit të vet i tha: "Adhurojeni All-llahun dhe keni frikë prej Atij, se kjo, nëse e kuptoni, është shumë më mirë për ju".**(Ankebut :16)

Hudi alejhi selam i tha popullit të tij: **"Edhe te (populli) Ad-i (dërguam) vëllain e tyre Hudin, e ai tha: "O populli im, adhurojeni (një Zot) All-llahun, ju nuk keni zot pos Tij, a nuk po frikësoheni?!"**(A`raf :65)

Salihu alejhi selam i tha popullit të tij:**"Edhe te (populli) Themud ua dërguam vëllain e tyre, Salihun, e ai u tha: "O populli im, besojeni All-llahun (Një) nuk keni zot tjetër pos Tij. Qe, ju erdhi argumenti nga**

**Zoti juaj. Ja, kjo deveja është mrekulli për ju. Lereni këtë të lirë të hajë në tokën e All-llahut dhe kurrsesi mos e merrni me të keq, e t'ju kapë dënimi i dhembshëm".**( A`raf :73)

Nganjëherë Allahu tregon se për çfarë qëllim janë dërguar pejgamberët:**"Ne nuk dërguam asnjë të dërguar para teje e të mos i kemi shpallur atij se: Nuk ka zot tjetër përveç Meje, pra më adhur**oni!"(Enbija: 25)

Nganjëherë tregon se kjo është edhe porosia e të gjithë të dërguarve dhe atyre që erdhën pas tyre: "A ishit ju (ithtarë të librit) dëshmitarë kur Jakubit iu afrua vdekja, e ai bijve të vet u tha: **"Çka do të adhuroni pas meje"? Ata thanë: "Do ta adhurojmë Zotin tënd dhe Zotin e prindërve tuaj: Ibrahimit, Ismailit, Is'hakut, një të vetmin Zot dhe ne, vetëm Atij i jemi dorëzuar"!"** (Bekare :133)

Nganjëherë tregon se kjo fe është ajo që Allahu e ka ligjësuar për të gjithë të dërguarit dhe e ka bërë sistem jete :**"Ai ju përcaktoi juve për fé atë që ia pat përcaktuar Nuhut dhe atë që Ne ta shpallëm ty dhe atë me çka e patëm porositur Ibrahimin, Musain dhe Isain.(I porositëm) Ta praktikoni fenë e drejtë e mos u përçani në të. Për idhujtarët është rëndë kjo në çka ju i thirrni ata. All-llahu veçon për të (për besim të drejtë) atë që do dhe e udhëzon në të atë që i drejtohet Atij"**.(Shura :13)

**2.Vendet e mospajtimit:**

1.Feja e të dërguarve alejhimu selam ishte Islami, kurse dispozitat ndryshonin nga një pejgamber të një tjetër. Sheriati i Isës alejhi selam dallonte nga sheriati i Musës alejhi selam në disa gjëra.Gjithashtu edhe sheriati i Muhamedit salAllahu alejhi ue selem ndryshonte me sheriatin e Musës dhe Isës alejhimu selam në disa pika .Thotë Allahu i Madhëruar:**"Ne edhe ty (Muhammed) ta zbritëm librin (Kur'anin) e**

**vërtetë që është vërtetues i librave të mëparshëm dhe garantues i tyre. Gjyko pra mes tyre me atë që All-llahu e zbriti, e mos pëlqe epshet e tyre e të largohesh nga e vërteta që të erdhi. Për secilin prej jush, Ne caktuam ligj e program (të posaçëm në çështje të veprimit). Sikur të donte All-llahu, do t'ju bënte një popull (në fe e sheriat), por deshi t'ju sprovojë në atë që ua dha juve, andaj ju (besimtarë) përpiquni për punë të mira. Kthimi i të gjithë juve është te All-llahu, e Ai do t'ju njoftojë me atë që kundërshtoheshit".** (Maide :48).Nga kjo kuptohet se sheriatet nuk ndryshojnë komplet, por vetëm në disa gjëra.Të gjitha sheriatet e pejgamberëve ishin të njëjta në bazat e fesë, por ato ndryshonin vetëm në ndonjë dispozitë.Nëse meditojmë në dispozitat e popujve të mëhershëm si p.sh numri i namazeve, rekatet, shtyllat, vaxhibet, forma e namazit, agjerimit, zeqatit mund të ndryshojnë prej një sheriati në një tjetër.

**Qëndrimi i Kuranit ndaj librave të mëhershëm**

Këtë e tregoi Allahu në disa ajete .Thotë Allahu i Madhëruar:**"Ne edhe ty (Muhammed) ta zbritëm librin (Kur'anin) e vërtetë që është vërtetues i librave të mëparshëm dhe garantues i tyre. Gjyko pra mes tyre me atë që All-llahu e zbriti, e mos pëlqe epshet e tyre e të largohesh nga e vërteta që të erdhi. Për secilin prej jush, Ne caktuam ligj e program (të posaçëm në çështje të veprimit). Sikur të donte All-llahu, do t'ju bënte një popull (në fe e sheriat), por deshi t'ju sprovojë në atë që ua dha juve, andaj ju (besimtarë) përpiquni për punë të mira. Kthimi i të gjithë juve është te All-llahu, e Ai do t'ju njoftojë me atë që kundërshtoheshit".** (Maide :48)

Librat e mëhershëm e kanë përmendur Kuranin dhe e kanë lavdëruar atë.Është treguar në to se Allahu i Madhëruar do ta zbres një libër tek robi dhe i dërguari i Tij, Muhamedi salAllahu alejhi ue selem.Ashtu edhe ndodhi. Ky fakt ndikon që të na shtohet besimi edhe më shumë në këtë Kuran dhe t'i nënshtrohemi urdhërit të Allahut dhe ta pasojmë të dërguarin salAllahu alejhi ue selem .Thotë Allahu:**"Thuaj: "I besuat ju atij ose nuk i besuat (atij nuk i bëhet dëm), e atyre që u është dhënë dijeni (nga librat e parë) para tij, kur u lexohet atyre, ata hedhen me fytyra (përdhe) duke i bërë sexhde".Dhe thonë: "I lartësuar është Zoti ynë, premtimi i Zotit tonë është realizuar".**(Isra :107-108)

1.Kurani ka ardhur me disa gjëra të cilat i kanë përmendur librat e mëparshëm.Thotë Allahu:**"E mbikëqyrës të zjarrit Ne nuk bëjmë tjetër, përveç engjëjve dhe numrin e tyre (të përmendur në Kur'an) nuk e bëmë për tjetër, por vetëm si sprovë për ata që nuk besuan, e që të binden ata që u është dhënë libri, e atyre që besuan t'u shtohet edhe më besimi, e atyre që u është dhënë libri dhe besimtarët të mos kenë dyshim dhe ata që zemrat i kanë të sëmura dhe jobesimtarët të thonë: "Çka dashti All-llahu me këtë si shembull?" Ja ashtu, All-llahu e lë të humbur atë që e do dhe e udhëzon atë që do, e ushtrinë e Zotit tënd nuk e di kush pos Atij, e ai (Sekari), nuk është tjetër vetëm se një përkujtim për njerëz".** (Mudethir: 31)

2.Kurani tregoi për zbritjen e librave të mëhershme dhe na urdhëroi t`i besojmë ato.Kurani gjithashtu na tregon për ndryshimin që ka ndodhë në ato libra Kurani është gjykues mbi këto libra ngase është shpallja e fundit që gjithë njerëzimi obligohen të ecin sipas tij dhe gjithnjë t'i referohen atij.

126. Sheriati ynë s'ka nevojë për sheriatet e mëhershme

Shpallja e fundit e zbritur nga Allahu nuk ka nevojë për shpalljet e mëparshme, në krahasim me sheriatin e Isës alejhi selam që kishte nevojë për sheriatin e Musës alejhi selam.Për këtë arsye populli i Isës alejhi selam kishte nevojë për librat e mëhershme si Tevratin dhe Zeburin.Edhe popujt e mëhershëm kishin nevojë për librat paraprak, ndërsa umeti i Muhamedit salAllahu alejhi ue selem e pason Kuranin dhe nuk ka nevojë as për pejgamber dhe as për libër tjetër.

## Besimi në pejgamberët e Allahut

127. Çka do të thotë besimi në të dërguarit e Allahut?

Besimi në të dërguarit e Allahut është shtyllë prej shtyllave të imanit.

Besimi në të dërguarit e Allahut do të thotë:

1. Besimi i paluhatshëm se Allahu dërgoi pejgamber në çdo popull që t'i thërrasin në adhurimin e Allahut.Thotë Allahu i Madhëruar:**"I dërguari i besoi asaj që iu shpall prej Zotit të tij, e ashtu edhe besimtarët. Secili i besoi All-llahut, engjëjve të Tij, shpalljeve të Tij, të dërguarve të Tij. Ne nuk bëjmë dallim në asnjërin nga të dërguarit e Tij, dhe thanë: "Iu përgjigjëm thirrjes dhe respektuam urdhërin. Kërkojmë faljen tënde o Zoti ynë! Vetëm te Ti është ardhmëria jonë".(Bekare :285) " Ata, të cilët nuk besuan thonë: "Pse të mos i ketë zbritur atij (Muhammedit) ndonjë argument (mrekulli praktike) nga Zoti i tij?" Ti je vetëm qortues. Çdo popull pati udhëzues (pejgamber)".**(Rad :7)

Duhet besuar se të gjithë pejgamberët ishin të sinqertë, të mirë, të udhëzuar, bujarë, të devotshëm, të besushëm, udhëzues me argumente

të qarta dhe të përforcuar nga Zoti i tyre. Mohimi i njërit prej tyre është sikurse mohmi i të gjithëve, bile edhe mohim i Allahut të Madhëruar.Thotë Allahu i Madhëruar: **“Edhe populli i Nuhut gënjeu të dërguarit”.**(Shuara :105). Nuhu alejhi selam ishte i vetmi i dërguar të populli i tij, mirëpo përgënjështrimi ndaj tij ishte përgenjështrim për të gjithë pejgamberët ngase thirrja e të dërguarve ishte teuhidi.

Duhet besuar se të gjithë pejgamberët e kanë transmetuar atë që ua dërgoi Allahu i Madhëruar dhe se nuk e kanë fshehur as edhe një shkronjë të vetme nga ajo qe i është zbritur. Allahu i Madhëruar duke na treguar për të dërguarin e fundit, salAllahu alejhi e selem thotë:**” Sikur të trillonte ai (Muhammedi) për Ne ndonjë fjalë!Ne do ta kapim atë me fuqinë Tonë.**

**E pastaj do t’ia këputnim atij arterien e zemrës.E askush prej jush nuk do të mund të ndërhynte për mbrojtjen e tij”.**(Haka: 44-47)

2.Duhet besuar se ata ishin në hak (të vërtetën) e qartë dhe në rrugen e drejtë dhe se Allahu i Madhëruar e zgjodhi Ibrahimin alejhi selam për mik.Thotë Allahu i Madhëruar:**”Kush ka fe më të mirë se ai që sinqerisht i është bindur All-llahut dhe, duke qenë bamirës, e ndjek fenë e drejtë të Ibrahimit? All-llahu e zgjodhi Ibrahimin të dashurin më të ngushtë”.**(Nisa :125) Gjithashtu e mori për mik edhe Muhamedin salAllahu alejhi ue selem.”Sikur ta merrja dikë prej njerëzve për mik do ta merrja Ebu Bekrin për mik, mirëpo shoku juaj (Muhammedi) është mik i Allahut”.Transmeton Muslimi

3.Duhet besuar se Allahu i ka folur Musës alejhi selam me fjalë.Thotë Allahu:**“Dhe (dërguam) të dërguar më parë që të rrëfyem për ta, dhe të dërguar të tjerë për të cilët nuk të rrëfyem, e Musait i foli All-llahu me fjalë”.** (Nisa :164)

4.Duhet besuar se Allahu disa pejgamberë i gradoi mbi disa të tjerë, siç përmendet në Kuran:**“Këta (për të cilët të rrëfyem) janë të dërguarit, disa prej tyre i dalluam nga të tjerët, prej tyre pati që All-llahu u foli, disa i ngriti në shkallë më të lartë, Isait, birit të Merjemes i dhamë argumente dhe e përforcuam me shpirtin e shenjtë (Xhibrilin). E sikur të donte All-llahu, nuk do të mbyteshin ndërmjet vete ata (populli) që ishin pas tyre, pasi që atyre u patën zbritur argumentet, por ata megjithatë u përçanë. E pati prej tyre që besuan dhe pati të tillë që nuk besuan,e sikur të dëshironte All-llahu ata nuk do të mbyteshin, por All-llahu punon çka dëshiron”.**(Bekare :253) **“Zoti yt e di më së miri gjendjen e atij që është në qiej e tokë. Ne kemi dalluar disa pejgamberë nga të tjerët, prandaj Davudit i kemi dhënë Zebur (shënime)”**.(Isra :55)

5.Duhet besuar se thirrja e të gjithë pejgmaberëve ishte thirrja në Islam.Thotë Allahu:**“Feja e pranueshme tek All-llahu është Islami, e atyre që u është dhënë libri, pasi mësuan për të vërtetën, vetëm nga zilia mes vete kundërshtuan. E kush mohon argumentet e All-llahut, le ta dijë se All-llahu shpejtë do t’i japë llogarinë”.**(Ali Imran :19).Baza e fesë është teuhidi dhe distancimi nga shirku.Thotë Allahu i Madhëruar:**“Ai ju përcaktoi juve për fé atë që ia pat përcaktuar Nuhut dhe atë që Ne ta shpallëm ty dhe atë me çka e patëm porositur Ibrahimin, Musain dhe Isain. (I porositëm) Ta praktikoni fenë e drejtë e mos u përçani në të. Për idhujtarët është rëndë kjo në çka ju i thirrni ata. All-llahu veçon për të (për besim të drejtë) atë që do dhe e udhëzon në të atë që i drejtohet Atij”.**(Shura :13).Dispozitat kanë ndryshuar nga një pejgmaber të tjetri, siç thotë Allahu i Madhëruar:**“Ne edhe ty (Muhammed) ta zbritëm librin (Kur’anin) e vërtetë që është vërtetues i librave të mëparshëm dhe garantues i tyre. Gjyko pra mes tyre me atë që All-llahu e zbriti, e mos pëlqe epshet e tyre e të**

**largohesh nga e vërteta që të erdhi. Për secilin prej jush, Ne caktuam ligj e program (të posaçëm në çështje të veprimit). Sikur të donte All-llahu, do t'ju bënte një popull (në fe e sheriat), por deshi t'ju sprovojë në atë që ua dha juve, andaj ju (besimtarë) përpiquni për punë të mira. Kthimi i të gjithë juve është te All-llahu, e Ai do t'ju njoftojë me atë që kundërshtoheshit".** (Maide: 48)

Duhet besuar se disa prej këtyre pejgamberëve, Allahu i përmendi me emër dhe pati prej tyre që nuk na tregoi për ta , siç thotë Allahu**:"Dhe (dërguam) të dërguar më parë që të rrëfyem për ta, dhe të dërguar të tjerë për të cilët nuk të rrëfyem, e Musait i foli All-llahu me fjalë".**

(Nisa: 164) .Numri i atyre që Allahu i përmendi me emër në Kuran janë 25.Thotë Allahu:**"Këto janë argumentet tona që ia dhamë Ibrahimit kundër popullit të tij. Ne ngrejmë në shkallë të lartë atë që duam. Zoti yt çdo send e vë në vendin e vet, asgjë nuk mund t'i fshehet.Ne atij (Ibrahimit) i falëm Is'hakun dhe Jakubin dhe secilin prej tyre e udhëzuam. Më parë edhe Nuhun e patëm udhëzuar. E nga pasardhësit e tij (të Ibrahimit) udhëzuam Davudin, Sulejmanin, Ejjubin, Jusufin, Musain dhe Harunin. Kështu i shpërblejmë bamirësit.(shpërblyem) Edhe Zekerijanë, Jahjanë, Isain, Ilijasin të gjithë prej të mirëve të përsosur.(shpërblyem) Edhe Ismailin, Eljesanë, Junusin dhe Lutin. Të gjithë këta i veçuam mbi njerëzit tjerë".**(En`am: 83-86)

Në këto ajete u përmendën 18 pejgamberë dhe obligohet besimi në shtatë të tjerë të përmendur në disa ajete:

**'All-llahu e zgjodhi (pejgamber) Ademin, Nuhun, familjen e Ibrahimit, familjen e Imranit mbi popujt tjerë (të asaj kohe".** (Ali Imran :33) "Edhe te (populli) Ad-i (dërguam) vëllain e tyre Hudin, e ai tha: **"O populli im, adhurojeni (një Zot) All-llahun, ju nuk keni zot pos Tij, a nuk po**

**frikësoheni?!”**(A`raf :65) **“Edhe te (populli) Themud e patëm dërguar njërin prej tyre, Salihun, e ai u tha: “O populli im, adhurojeni All-llahun, ju nuk keni ndonjë zot tjetër pos Tij, Ai së pari ju krijoi nga dheu dhe ju bëri banues të tij, andaj kërkoni falje prej Tij, dhe shprehni pendim te Ai. S'ka dyshim, Zoti im është afër (me mëshirë), Ai përgjigjet (lutjeve)”!”** (Hud: 61) **“(gurë) Të shënuar te Zoti yt. Ai (vend) nuk është larg zullumqarëve (idhujtarëve kurejshitë)”.**(Hud :83) **“(Përkujto) Edhe Ismailin, Idrisin dhe Dhulkiflinë, që të gjithë ishin të durueshëm.Ata i përfshimë në mëshirën Tonë, se ishin vërtet prej të mirëve”.**(Enbija :85-86)**“ Muhammedi nuk ka qenë babai i asnjërit prej burrave tuaj por ai ishte i dërguari i All-llahut dhe vulë e të gjithë pejgamberëve, e All-llahu është i dijshëm për çdo send”.**(Ahzab: 40) .Nuk ka pasur popull që nuk ka pasur të dërguar, i cili thirrte për tek Allahu :**”Ne të dërguam ty me atë që është e vërtetë, lajmgëzues e qortues, e nuk pati asnjë nga popujt që nuk pati të dërguar”.(Fatir :24) “Secili popull kishte të dërguarin e vet, e kur u vinte i dërguari i tyre bëhej gjykimi i drejtë mes tyre, atyre nuk u bëhet padrejtësi”.**(Junus: 47)

Të dërguarit ishin nga njerëzit, siç thotë Allahu i Madhëruar kur tregon për të dërguarin e fundit salAllahu alejhi ue selem:**“Thuaj: “Unë jam vetëm njeri, sikurse edhe ju, mua më shpallet se vetëm një Zot është Zoti juaj, e kush është që e shpreson takimin e Zotit të vet, le të bëjë vepër të mirë, e në adhurimin ndaj Zotit të tij të mos e përziejë askë”.**(Kehf :110) Pejgamberët ishin njerëz që hanin, pinin, ecin nëpër tregje dhe martoheshin.Thotë Allahu i Madhëruar:**”Ne para teje dërguam pejgamberë të tjerë, por edhe ata ishin të dërguar që kanë ngrënë ushqim, që kanë ecur e shëtitur nëpër tregje. Ne bëmë njërin prej jush sprovë për tjetrin se a do të jeni të durueshëm. E Zoti yt është Ai që sheh çdo gjë”**.(Furkan: 20) Thotë Allahu i Madhëruar:**“Ne dërguam edhe para teje të dërguar dhe atyre u mundësuam të kenë gra e**

**fëmijë. Asnjë të dërguari nuk i takoi të sjellë ndonjë mrekulli vetëm me lejen e All-llahut. Për secilin afat ekziston evidencë e caktuar”.**(Rad :38 ).Të dërguarit goditeshin me sëmundje sikurse njerëzit e tjerë prej, por ata asnjëherë nuk lënguan nga sëmundjet psikike.Thotë Allahu i Madhëruar:**”(Përkujto) Edhe Ejubin kur iu drejtua Zotit të vet me lutje: “Më gjeti belaja, e Ti je më Mëshiruesi ndër Mëshiruesit!”**(Enbija :83) .Të dërguarit nuk e dinin gajbin (të fshehtën) dhe as nuk posedonin në dorën e tyre dëm dhe dobi.Thotë Allahu Fuqiplotë për të dërguarin e tij Muhamedin salAllahu alejhi ue selem:**”Thuaj: “Unë nuk kam në dorë për veten time as ndonjë dobi, as ndonjë dëm, pos çka do All-llahu. Sikur ta dija të fshehtën, do t’i shumoja për vete të dobishmet, e nuk do të më prekte gjë e keqe. Unë nuk jam tjetër vetëm se qortues dhe përgëzues për njerëzit që besojnë”.**(A`raf :188) . I dërguari ishte njeri, mashkull. Allahu nuk dërgoi engjull e as femra si pejgamber.Thotë Allahu i Madhëruar:**”Ne edhe para teje nuk dërguam tjetër pos burra, të cilëve u dhamë shpallje, e nëse nuk e dini këtë, atëherë pyetni njerëzit e dijshëm”.**(Enbija :7) **”Thuaj: “Sikur të kishte në tokë engjëj që ecin qetë (si njerëzit), Ne do t’u çonim atyre nga qielli engjëj pejgamberë!”**(Isra: 95)

Duhet besuar se të dërguarit asnjëherë nuk kanë mashtruar, siç thotë Allahu i Madhëruar:

**“Asnjë pejgamberi nuk i takoi të bëjë hile dhe kush bën hile (në ndarjen e plaçkës së luftës), ai në ditën e kijametit vjen i ngarkuar me atë që ka bërë, pastaj secilit njeri i jepet ajo që e ka fituar, duke mos iu bërë e padrejtë”.**(Ali imran: 161)

Duhet besuar së të gjithë pejgamberët ishin të pajisur me moral të lartë, me besnikëri dhe pastërti nga Allahui Madhëruar:**”Dhe ia falëm atij**

**Is’hakun, e si dhuratë edhe Jakubin. Dhe që të gjithë i bëmë të mirë (pejgamberë)”.**(Enbija :72)

Duhet besuar se me të dalluarit prej këtyre pejgamberëve janë Ulul Azmi (pejgamberët e vendosur) .Ata janë: Muhammedi, Nuhu, Ibrahimi, Musa dhe Isa sal Allahu alejhim ue selem.

Allahu i përmendi në dy ajete:

I pari: **“( (Përkujto) Kur Ne e morëm (me betim) prej pejgamberëve premtimin e tyre; edhe prej teje, prej Nuhut, Ibrahimit, Musait, Isait, birit të Merjemes, pra morëm prej tyre besë të fortë”.**(Ahzab: 7)

I dyti:“**Ai ju përcaktoi juve për fé atë që ia pat përcaktuar Nuhut dhe atë që Ne ta shpallëm ty dhe atë me çka e patëm porositur Ibrahimin, Musain dhe Isain. (I porositëm) Ta praktikoni fenë e drejtë e mos u përçani në të. Për idhujtarët është rëndë kjo në çka ju i thirrni ata. All-llahu veçon për të (për besim të drejtë) atë që do dhe e udhëzon në të atë që i drejtohet Atij”.**(Shura :13)

Duhet besuar se më i dalluari prej të gjithë pejgamberëve ishte i dërguari jonë Muhamedi salAllahu alejhi ue selem.Argument për këtë është ajo që cekët në ajetin e surës Ali Imran, ku të gjithë të dërguarit ia dhanë besën Allahut, se nëse dërgohet Muhammedi salAllahu alejhi ue selem duke qenë ata gjallë do ta besojnë dhe ndihmojnë atë.Thotë Allahu:**”Përkujtoni (o ithtarë të librit) kur All-llahu mori zotimin e pejgamberëve: Nga ajo se juve ju dhashë libër e urtësi, ju patjetër do ta besoni dhe ndihmoni pejgamberin që vjen pas juve, e që vërteton atë që ju keni pranë vetes. Tha (All-llahu): “A pranuat, a e morët sipër obligimin Tim”? Ata thanë: “Ne e pranuam”! Tha (All-llahu): “Dëshmoni pra, edhe Unë dëshmoj bashkë me ju”!**(Ali Imran: 81)

Duhet besuar se i dërguari jonë Muhammedi salAllahu alejhi ue selem është i dërguari i fundit dhe se shpallja është ndërprerë pas tij.Thotë Allahu i Madhëruar:**” Muhammedi nuk ka qenë babai i asnjërit prej burrave tuaj por ai ishte i dërguari i All-llahut dhe vulë e të gjithë pejgamberëve, e All-llahu është i dijshëm për çdo send”.** (Ahzab:40) .Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: “Shembulli im dhe shembulli i të dërguarve para meje është sikurse shembulli i atij që e ka ndërtuar një pallat, e ka plotësuar dhe zbukuruar atë, përveç një vend e ka lënë një zbraztirë sa një tjegull dhe secili që ka hyrë dhe e ka vizituar pasiqë e ka shikuar ka thënë: Sa e bukur qenka vetëm sikur ta kish vendos edhe një tjegull në këtë vend.Unë jam vendii asaj tjegulle, me mua është vulosur vula e pejgamberisë”.Transmeton Buhariu dhe Muslimi

128. Pse i dërgoi Allahu pejgamberët ?

Allahu i dërgoi pejgamberët me qëllim që t’i thërrasin njerëzit në adhurimin e Tij .

Thotë Allahu i Madhëruar:**”Ne nuk dërguam asnjë të dërguar para teje e të mos i kemi shpallur atij se: Nuk ka zot tjetër përveç Meje, pra më adhuroni!  (Enbija :25)**. Që t’i nxerrin njerëzit prej errësirave për në dritë, që t’ua transmetojnë shpalljen e Allahut njerëzve, që t’i përgezojnë besimtaret dhe t’ua transmetojnë shpalljen e Allahut njerëzve, që t’i përgezojnë besimtarët dhe t’ua tërhoqin vërejtjën kundërshtarvë.Thotë Allahu:**”Ne nuk i dërgojmë ndrushe të dërguarit pos vetëm si përgëzues e qortues. E, megjithatë, ata që nuk besuan polemizojnë me të pavërtetën në mënyrë që me të, ta mbizotërojnë të vërtetën, dhe argumentet e Mia dhe atë me çka u qortuan i marrin për tallje.** (Kehf:56)

129.Si i dërgoi Allahu të dërguarit ?

Allahu i dërgoi të dërguarit me shpallje. Thotë Allahu:**” Nuk ka asnjë njeri që t'i ketë folur All-llahu ndryshe, vetëm se me anë të frymëzimit, ose pas ndonjë perdeje, ose t'i dërgojë të dërguar (melek), e ai t'i shpallë me lejen e Tij atë që do Ai. Vërtet, Ai është më i larti, më i urti.** (Shura:51)

130. Si i zgjodhi Allahu pejgamberët prej mesit të njerëzve ?

Allahu i zgjodhi ata që ishin me zemra me të pastërta, me moralin me të lartë, me bujarët, që kishin prejardhjen me të mirë, ishin të lirë, që kishin mendje të mprehtë dhe të menqur.Ata ishin njerëzit me të mirë në pamje dhe moral.

131. Pse Allahu i zgjodhi pejgamberët prej njerëzve?

Allahu i zgjodhi pejgamberët nga lloji njerëzor.Kjo ishte nderë dhe krenari për njerëzit, sepse kishin mundesi të flasin dhe rrinin me ta, t’i kuptojnë kur ata flasin dhe t’i pasonin sepse pejgamberët ishin shembull për popujt e tyre.Thotë Allahu i Madhëruar:**”Ne asnjë nga të dërguarit nuk e dërguam ndryshe vetëm në gjuhën e popullit të vet, ashtu që ai t’u shpjegojë atyre (në atë gjuhë). E All-llahu e lë të humbur atë që do, dhe e udhëzon në rrugë të drejtë atë që do. Ai është i fuqishmi, i urti”.**(Ibrahim :4)

Sikur Allahu të dërgonte të dërguar nga engjujt s'do të kishte mundësi që njeriu t'i pason, ngase shikimi i engjujve nuk është çështje e lehtë dhe njeriu s'ka mundesi ta pason atë që nuk e sheh dhe nuk di asgjë për të.

Dërgimi i pejgamberëve nga lloji njerëzor ishte i domosdoshëm në mënyrë që të kenë mundësi të flasin me ta.Sikur Allahu të dërgonte të dërguar nga engjujt nuk do të kishin mundësi ta bëjnë një gjë të tillë. Thotë Allahu i Madhëruar:**"Po njerëzit nuk i pengoi tjetër që të besojnë, kur u erdhi atyre shpallja, vetëm se thoshin: "A thua All-llahu e dërgoi njeriun pejgamber?"**

**Thuaj: "Sikur të kishte në tokë engjëj që ecin qetë (si njerëzit), Ne do t'u çonim atyre nga qielli engjëj pejgamberë!"**(Isra :94-95).Sikur toka të ishte e banuar me engjuj, Allahu do t`ua dërgonte një të dërguar nga lloji i tyre.Banorët e tokës janë njerëz dhe Allahu me mëshirën dhe urtësinë e Tij deshi që i dërguari të jetë prej llojit njerëzor:**" Thuaju (o i dërguar): "O ithtarë të librit (Tevrat e Inxhil), ejani (të bashkohemi) te një fjalë që është e njëjtë (e drejtë) mes nesh dhe mes jush: Të mos adhurojmë, pos All-llahut, të mos ia bëjmë Atij asnjë send shok, të mos e konsiderojmë njëri - tjetrin zotër pos All-llahut"! E në qoftë se ata refuzojnë, ju thoni: "Dëshmoni pra, se ne jemi muslimanë (besuam një Zot)!"**(Ali imran: 64)

132. Sa është numri i pejgamberëve?

Allahu me urtësinë e Tij deshi që çdo populli t'i dërgonte të dërguar.Allahu nuk dërgoi pejgamberë për të gjithë njerëzimin, përveçse Muhamedin salAllahu alejhi ue selem. Poashtu Allahu me drejtësinë e Tij deshi që mos ta dënon askënd prej krijesave vetëm se pasi ia ofroi argumentet:**"Kush e**

**udhëzon veten në rrugën e drejtë, ai e ka udhëzuar vetëm vetveten e vet, e kush e humbë (rrugën), ai e ka bërë humbjen kundër vetvetes së vet, e askush nuk do ta bartë barrën e tjetrit. E Ne nuk dënuam askë para se t'ia dërgojmë të dërguarin"**(Isra:15).Duke u nisur nga kjo u rrit numri i pejgambëreve gjatë gjithë historisë së njerëzimit.Thotë Allahu në Kuran:**"Ne të dërguam ty me atë që është e vërtetë, lajmgëzues e qortues, e nuk pati asnjë nga popujt që nuk pati të dërguar".** (Fatir :24)

I dërguari i Allahut salAllahu alejhi ue selem na tregoi për numrin e pejgamberëve.Transmeton Ebu Dherri (r.a.) i cili e pyeti të dërguarin salAllahu alejhi ue selem:"O i dërguari i Allahut, Sa ishte numri i pejgambëreve (lajmetarëve)?Tha:Njëqind e njëzet e katër mijë, treqind e pesëmbëdhjetë prej tyre ishin të dërguar".Hadithin e saktësoi shejh Albani( r.h.)

133. A na ka treguar Allahu për të gjithë pejgamberët në Kuran?

Ky numër i madh i pejgamberëve dhe të dërguarve na jep të kuptojmë se ata që i njohim me emrat e tyre janë shumë pak, e poashtu edhe një numër shumë të madh prej tyre nuk i njohim.Thotë Allahu në Kuran :**"Dhe (dërguam) të dërguar më parë që të rrëfyem për ta, dhe të dërguar të tjerë për të cilët nuk të rrëfyem, e Musait i foli All-llahu me fjalë".**(Nisa :164) **"Ne kemi dërguar pejgamberë para teje, për disa prej tyre të kemi njoftuar me rrëfimet e tyre, e për disa sish nuk të kemi njoftuar, e asnjë pejgamberi nuk i takoi të sjellë ndonjë argument, vetëm se me urdhrin e All-llahut. E kur të vijë koha e caktuar nga All-llahu, zbatohet gjykimi me drejtësi dhe aty atëherë dështojnë ata të kotit".**(Gafir: 78)

Për ata që na tregoi Allahu në librin e tij ose na tregoi i dërguari salAllahu alejhi ue selem nuk lejohet t'i mohojme dhe t'i përgënjështrojmë.Megjithatë besojmë se Allahu ka dërguar të dërguar që ne nuk i njofim emrat dhe ndodhitë me popujt e tyre.

134. Cila është nevoja e njerëzimit për pejgamberë?

Njerëzit në të kaluaren i polimezonin pejgamberët, i refuzonin mësimet e tyre dhe i shpërfillnin ata .Sot në shekullin 21 njerëzit kanë arritur në kulminacionin e materialës.Ata kanë arritur të zhyten në thellësitë e oqeaneve, të fluturojnë në hapësirat e universit, kanë zbuluar shumë gjëra të panjohura për njerëzimin.Por këta njerëz janë polimezuesit me të mëdhenj të pejgamberëve dhe kundershtarët me të fortë të tyre.Sot shumë sisteme dhe legjislatura në shumë shtete janë në kundërshtim me mësimet e pejgamberëve.Bile disa shtete e vendosin ateizmin si parim i kushtetutës dhe e quajnë sekularizëm.Të gjitha shtetet të cilat i gjykojnë muslimanët ecin në këtë metedologji, kurse populli injorant mashtrohen duke i ndëgjuar pushtetarët e tyre që thonë se neni i kushtetutës është: “Feja e shtetit është Islami”.Në fakt feja e tyre janë ligjet e tagutit.

A thua vallë ka arritur njerëzimi sot në atë shkallë që mos të ketë nevojë për mësimet e pejgamberëve?!, A thua vallë a është i gatshëm njerëzimi sot që ta udhëheq vetëvetën larg nga rruga e pejgamberëve?!

Mjafton si përgjigje për këtë të shikosh në shtetet e zhvilluara (Amerika, Britania, Franca, Rusia, Kina) dhe do ta kuptosh se në çfarë mjerimi jetojnë.Ne nuk e mohojmë se ata kanë arritur në aspektin material, mirëpo në anën tjetër ata kurrë nuk do të arrijnë që të pavarsëohen prej

mësimeve të pejgamberëve, të cilët erdhën për t`ua rregulluar jetën e njerëzve.

Nuk e mohon askush se streset, brengat, dëshpërimi, paniku dhe mjerimi e ka kapluar botën e “civilizuar”.Sot njeriu e ka humbur njerëzoren e vetë, e ka humbur dhe shkatërruar vetën e tij, pa moral, duke mos e ditur se pse ka ardhur në këtë botë?.Ata që vetën e tyre sot e quajnë të civilizuar janë duke i shkatërruar pikë se pari familjet e tyre.Civilizimi i tyre po i mbyt ata.Sot mjerisht njerëzimin e gjenë në stres, brenga, vetëvrasje, prostuticion, homoseksualizëm, alkool, drogë, mbytje, tradhëti, vjedhje, palçkitje, divorce etj.Ne kemi shumë nevojë për mësimet e pejgamberëve, për përmirësimin e zemrave dhe ndriçimin e jetës tonë.Ne kemi shumë nevojë për mësimet e pejgamberëve në mënyrë që ta kuptojmë qëllimin e jetës dhe lidhjen me Krijuesin.Ne kemi shumë nevojë për mësimet e pejgamberëve në mënyrë që të mos devijojmë dhe të largohemi nga rruga e drejtë.

135. Cila është domosdoshmeria e shpalljes dhe nevoja e njerëzve për të?

Shpallja e Allahut është e domosdoshme për jetën e njeriut në tokë.Njeriu në këtë rrugëtim të gjatë të jetës patjetër i duhen mësimet e Zotit, të cilat ia rregullojnë jetën.Patjetër këtij njeriu i duhet udhëzimi që të jeton sipas tij, e si ka mundësi ky udhëzim të plotësohet pa shpalljen e Zotit?. Pra shpallja është e domosdoshme, pa të cilën njeriu në këtë jetë është i shkatërruar dhe i humbur.Domosdoshmeria e shpalljes dhe nevoja për të shihet qartë kur ne e kuptojmë se njeriu përbëhët prej dy elementeve, trupit dhe shpirtit.Bota përbëhet prej dy pjesëve, bota e lartë dhe e poshtme (ulët), ndërsa jeta është dy lloje:jeta e kësaj bote e cila përfundon

dhe jeta e botës tjetër e cila është e përhershme.Në mes këtyre dy jetërave është bota e varrezave ku do të qendrojnë shpirtërat për një kohë pas vdekjës deri në ringjallje.Nga kjo kuptojmë se meqë njeriu është me shpirt, atij i duhet shpallja e Zotit që i tregon se çka i duhet shpirtit prej adhurimeve që kanë ardhur nga bota e lartë.Poashtu meqë njeriu është i përbërë nga trupi, atij i duhet shpallja nga Zoti që i tregon rrugët e ruajtjes se trupit, dhe rregullat të cilat e ndihmojnë atë që të mbetet vital.Pasiqë bota është dy lloje, e lartë dhe e poshtë, njeriut i duhet shpallja e Zotit që i tregon për botën e lartë dhe ajo që gjindet në të sepse njeriu nuk ka mundësi ta di pa shpalljen e Zotit të tij.Gjithashtu meqë jeta është dy jetërash, njeriut i duhet shpallja e Zotit që ta kupton se çfarë i duhet për këtë botë dhe botën tjetër.

136. Cilat janë cilësitë e pejgamberëve?

Bartësit e shpalljes së Krijuesit tek krijesat patjetër duhet t'i kenë disa cilësi që janë obligim për secilin që e bartë shpalljen e Allahut të Madhëruar.Prej këtyre cilësive janë:

**1.Sinqeriteti:** Sinqeriteti në qëllim, sinqeriteti në fjalë dhe vepër, ngase është e pamundur që të cilësohet bartësi i shpalljes me të kundertën e sinqeritetit e që është gënjeshtra dhe dyfytyrësia.Ai që lexon për jetën e pejgamberëve e mëson këtë të vërtetë dhe i beson asaj.

**2.Besnikëria:** Besnikëria në çdo gjë, në fjalë dhe vepra, në gjykim dhe vendim, në transmetim dhe thirrje, në vetmi dhe publik.Është e pamundur që pejgamberët të cilësohen me të kundërtën e besnikërisë e që është tradhëtia.Ata kurrë nuk kanë tradhëtuar as në gjerat me të imëta.

**3.Transmetimi:** Qëllimi me këtë është që i dërguari ta transmeton të gjithë atë që është urdhëruar duke mos fshehur asgjë.

**4.Menquria:** Të dërguarit ishin të menqur dhe asnjëri prej tyre nuk ishte i çmendur e as mendjelehtë.

137.A kanë pasur pejgamberët të meta?

S`ka dyshim se njerëzit dallojnë njeri prej tjetrit në formë dhe pamje.Prej njerëzve gjën me pamje të keqe dhe të mirë, disa janë të verbër disa që shohin, disa shurdhmemecë e disa dëgjojnë.Kurse pejgamberët nuk i kanë pasur këto të meta dhe kanë qenë në graden me të lartë të njerëzorës.Për këtë arsye Allahu i zgjodhi ata për të dërguar, ngase i dërguari patjetër duhet të jetë me zemër të pastër moral të lartë .Thotë Allahu:**“E kur u vjen atyre ndonjë argument i prerë (për Muhammedin), ata thonë: “Kurrsesi nuk e besojmë atë (dërgesën e Muhammedit) derisa të mos na jepet edhe neve ngjashëm me atë që iu pat dhënë të dërguarve të All-llahut”! Më së miri All-llahu e di ku ta vërë dërgesën (risalen) e vet. Ata që bënë krim do t’i godasë poshtrimi dhe dënimi i fortë te All-llahu për shkak se vazhdimisht bënin hile”.**(En`am :124)

**Përsosmëria e njeriut realizohet me:**

**1. Përsosmëria në krijimin e jashtëm**

Allahu na e tërhoqi vërejtjen që mos ta shqetësojmë të dërguarin salAllahu alejhi ue selem, ashtu siç e shqetësuan izraelitët Musën alejhi selam**”Dhe, (rikujto) kur Musai popullit të vet i tha: “O popull imi, pse më shqetësoni kur e dini se me të vërtetë unë jam i dërguar i All-llahut te ju!” E kur ata u shmangën (nga e vërteta), All-llahu i largoi zemrat e**

**tyre, pse All-llahu nuk e vë në rrugë të drejtë popullin e prishur".(Saf:5) "O ju që keni besuar, mos u bëni si ata që e ofenduan Musain, e All-llahu e pastroi atë nga ajo që i thanë. Ai tek All-llahu ishte me famë".**(Ahzab :69)

I dërguari salAllahu alejhi ue selem na tregoi për këtë ngjarje dhe tha:"Musa alejhi selam ishte njeri shumë i turpshëm, nuk i dukej asgjë nga lëkura e tij prej turpit që kishte.E akuzuan ata që e akuzuan prej izraelitëve dhe i thanë: Nuk e mbulon ky trupin e tij për shkak të ndonjë të mete në lekurën e tij, ose është i zgjebosur ose ndonjë të metë tjetër.Allahu deshi ta pastronte nga kjo që i shpifën Musës.Një ditë Musa ishte i vetëm në një vend, i zhveshi rrobat e tij dhe i vendosi mbi një gurë, filloi të lahej dhe pasiqë e përfundoi u nis në drejtim të rrobave për t'i veshur, kurse guri filloi të rrokullisej me rrobat e tij. Musa e mori shkopin e tij dhe e panë pa rrobat e sipërme me një trup shumë të bukur . Allahu e pastroi nga ajo që i kishin shpifur.Pastaj guri u ndal, Musa i morri rrobat e tij , i veshi dhe e goditi gurin me shkopin e tij,.Pasha Allahun me të vërtetë gurit i kanë mbetur gjurmët nga goditja me shkop tri, katër apo pesë gjurmë dhe për këtë argumenton fjala e Tij: **."O ju që keni besuar, mos u bëni si ata që e ofenduan Musain, e All-llahu e pastroi atë nga ajo që i thanë. Ai tek All-llahu ishte me famë".**(Ahzab: 69) Transmeton Buhariu dhe Muslimi

**2. Përsosmëria në moral**

Të dërguarit kishin moral të lartë dhe e merituan që të lavdërohen nga Zoti i krijesave.Allahu e lavdëroi Ibrahimin alejhi selam:**"Vërtet, Ibrahimi ishte shumë i butë, shumë i dhembshëm dhe i kthyeshëm".**(Hud :75).Allahu e lavdëroi edhe Musën alejhi selam :**"Njëra prej atyre dyjave tha: "O babai im, merre këtë në shërbim me pagë, pse më i miri i atij që do ta marrësh në shërbim është ai i fuqishmi e besniku!"**(Kasas :26). Allahu e lavdëroi Ismailin alejhi selam me sinqeritet dhe zbatues të

premtimit:**”Përkujtoju në këtë Libër Ismailin! Ai ka qenë shumë besnik në premtim (premtoi të bëhet kurban) dhe i dërguar, pejgamber”.**(Merjem :54). Allahu e lavdëroi moralin e të dërguarit të tij Muhammedit salAllahu alejhi ue selem dhe tha:**“Vërtet, ti je në një shkallë të lartëtëmoralit!”** (Kalem: 4)

Ky moral dhe këto sjellje kishin gjurmë të mëdha në udhëzimin e njerëzve dhe edukimin e tyre.

**3. Të dërguarit ishin njerëzit më të mirë me prejardhje**

Të dërguarit kishin prejardhje fisnike.Të gjithë të dërguarit pas Nuhut alejhi selam ishin prej pasardhësve të tij dhe të gjithë të dërguarit pas Ibrahimit alejhi selam ishin nga pasardhësit e tij.Thotë Allahu i Madhëruar:**“Ne Nuhun dhe Ibrahimin i zgjodhëm të dërguar e pasardhësve të atyre dyve ua dhamë pejgamberllëkun dhe librin, e disa prej tyre i udhëzuan në rrugën e drejtë po shumë prej tyre mbetën jashtë rrugës”**.(Hadid: 26)

Transmetohet në sahihun Muslim nga Vathiletu ibnul Eska`a që ka thënë: “E kam dëgjuar të dërguarin salAllahu alejhi ue selem duke thënë: Allahu i zgjodhi kenanët prej bijëve të Ismailit, i zgjodhi kurjshitët prej kenanëve, i zgjodhi kurejshët prej bijëve të Hashimit dhe me zgjodhi mua prej bijëve të Hashimit”. Transmeton Muslimi

**4. Pejgamberët ishin të lirë nga skllavërimi**

Prej cilësive të plotësimit të pejgamberëve është se ata nuk ishin skllevër.

Thotë Sefaraniu ( r.h.)”Skllavëria është mangësi, i dërguari ishte thirrës i njerëzve gjatë natës dhe ditës, kurse skllavit nuk i mundësohet një gjë e tillë.Pejgamberët ishin të pastërt nga skllavërimi”

**5. Të gjithë pejgamberët ishin mashkuj**

Të gjithë të dërguarit e Allahut ishin meshkuj. Allahu nuk ka dërguar pejgamber femër .Për këtë argumenton ajeti kuranor: **“Ne edhe para teje nuk dërguam tjetër pos burra, të cilëve u dhamë shpallje, e nëse nuk dini këtë, atëherë pyetni njerëzit e dijshëm”.**(Enbija: 7)

138. Cila është urtësia se pejgamberët kanë qenë meshkuj e jo femra?

Të dërguarit ishin burra dhe jo gra për disa arsye dhe urtësi.Prej tyre janë:

1.Shpallja bën që njeriu të jetë i njohur në thirrje.Pastaj komunikimi, takimi me njerëz fshehtas dhe haptas, ballafaqimi me përgenjështruesit, dialogimi dhe demantimi ndaj tyre, përgatitja dhe udhëheqja e ushtrive.Të gjitha këto i përshtaten burrit e jo gruas.

2.Shpallja bën që njeriu ta mbështet të dërguarin dhe ta pason atë, të bëhët urdhërues në të mirë dhe ndalues nga e keqja.Aty duhet të ketë gjykatës dhe po të ishte gruaja pejgambere nuk do të mund të plotësoheshin të gjitha këto dhe nuk do të mundin burrat t’i pasonin ato në shumë gjëra.

3.Burrëria është me e përshtatshme në pranimin e shpalljes dhe për këtë arsye Allahu bëri që burrat të jenë një shkallë sipër grave.Thotë Allahu: **“Burrat janë përgjegjës për gratë, ngase All-llahu ka graduar disa mbi disa të tjerët dhe ngase ata kanë shpenzuar nga pasuria e tyre”.**(Nisa :34) .Gjithashtu na tregoi i dërguari salAllahu alejhi ue selem se gratë janë të mangëta në mendje dhe fe.Kjo nuk do të thotë se femra është e nënçmuar.

4.Gruas i ndodhin gjëra të cilat e bëjnë atë të stagnon prej shumë detyrave dhe obligimeve si p.sh Menstruacionet, shtatëzania, lindja, lehonia etj.Të gjitha këto bëjnë që një grua të mos jetë pejgambere.

139. Cilat janë ato gjëra me të cilat janë veçuar pejgamberët nga njerëzit e tjerë?

Të dërguarit e Allahut janë veçuar prej njerëzve të tjerë me këto gjëra:

**1.Shpallja:"Ne të frymëzuam ty me shpallje sikurse e patëm frymëzuar Nuhun dhe pejgamberët pas tij; e patëm frymëzuar Ibrahimin, Ismajlin, Is'hakun, Jakubin dhe pasardhësit e tij, Isain, Ejubin, Junusin, Harunin, Sulejmanin, e Davudit i patëm dhënë Zeburin".**(Nisa :163)

**2.Mbrojtja**:Ata kurrë nuk e kanë kundërshtuar Allahun.

**3.U flenin sytë por jo edhe zemrat**:Transmeton Enesi në hadithin e Israsë dhe Miraxhit që ka thënë: "I dërguari ishte fjetur me sytë e tij kurse me zemër ishte zgjuar, po kështu edhe të dërguarve të tjerë u flejnë sytë, kurse zemrat jo".Transmeton Buahriu.

**4.Kishin liri zgjedhjeje në momentin e vdekjës**: Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: "Nuk ka asnjë të dërguar i cili sëmurët veçse zgjedh në mes asaj se a dëshiron të jetoj apo të vdes".Transmeton Buahriu

**5. Nuk varrosen përveçse në vendin ku kanë vdekur:** Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: "Nuk është varrosur asnjë pejgamber përveçse në vendin në të cilin ka vdekur".Hadithin e saktësoi shejh Albani( r.h.).

**6.Toka nuk i ha trupat e tyre** : Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: "Allahu i Plotëfuqishëm ia ka ndaluar tokës që t'i ha trupat e pejgamberëve". Hadithin e saktësoi shejh Albani (r.h.)

**7. Janë të gjallë në varret e tyre**:Është vertetuar në hadith se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:”Të dërguarit janë të gjallë në varret e tyre duke u falur”. Hadithin e saktësoi shejh Albani (r.h.)

Transmeton Muslimi nga Ebu Hurejra (r.a.) në hadithin e Israsë dhe Miraxhit:” E pashë një grup prej pejgamberëve dhe e pashë Musën në këmbë duke u falur,e pashë Isën të birin e Merjemës në këmbë duke u falur dhe Ibrahimin në këmbë duke u falur. Transmeton Muslimi

140. Cilat kanë qenë detyrat e pejgamberëve?

Detyrat e pejgamberëve dhe qëllimet e tyre ishin:

**1.Transmetimi i qartë:** Thotë Allahu**:“Thuaj: “Respektojeni All-llahun dhe respektojeni të dërguarin!” Nëse ata refuzojnë, atëherë atij i takon përgjegjësia me çka është i ngarkuar ndërsa juve përgjegjësia me çka jeni të ngarkuar, nëse i bindeni atij, atëherë keni gjetur të vërtetën. I dërguari ka obligim vetëm komunikimin e qartë”.**(Nur :54)

**2.Daveti (thirrja) për tek Allahu:** Thotë Allahu:**“Ne dërguam në çdo popull të dërguar që t’u thonë: “Adhuroni vetëm All-llahun, e largojuni djajve (adhurimit të tyre)!” Por, pati nga ata që All-llahu e udhëzoi dhe pati nga ata që ishte i gjykuar me humbje, pra udhëtoni nëpër botë dhe shihni se si ishte fundi i gënjeshtarëve?”** (Nahl :36)

**3. Përgëzimi dhe tërheqja e vërejtjes:**Thotë Allahu:**“Njerëzit ishin një popull (të fesë së natyrshme islame) e (kur u përçanë) All-llahu dërgoi pejgamberët përgëzues dhe qortues…”**( Bekare: 213)

**4.Përmirësimi i njerëzve dhe pastrimi i tyre**:Thotë Allahu:**“Ai është që arabëve të pashkolluar u dërgoi Pejgamberin nga mesi i tyre që t’ua lexojë ajetet e Tij, t’i pastrojë ata, t’ua mësojë librin dhe sheriatin, edhe pse më parë ata ishin në një humbje të dukshme”.**(Xhuma :2)

**5.Ngritja e argumentit:**Thotë Allahu:**"Të dërguar që ishin lajmgëzues e kërcënues, ashtu që pas dërgimit të dërguarve njerëzit të mos kenë fakt (arsyetim) para All-llahut. All-llahu është i pavarur në sundimin e vet dhe di si të veprojë".**(Nisa :165)

**6.Udhëheqja e umetit : "Ne edhe ty (Muhammed) ta zbritëm librin (Kur'anin) e vërtetë që është vërtetues i librave të mëparshëm dhe garantues i tyre. Gjyko pra mes tyre me atë që All-llahu e zbriti, e mos pëlqe epshet e tyre e të largohesh nga e vërteta që të erdhi. Për secilin prej jush, Ne caktuam ligj e program (të posaçëm në çështje të veprimit). Sikur të donte All-llahu, do t'ju bënte një popull (në fe e sheriat), por deshi t'ju sprovojë në atë që ua dha juve, andaj ju (besimtarë) përpiquni për punë të mira. Kthimi i të gjithë juve është te All-llahu, e Ai do t'ju njoftojë me atë që kundërshtoheshit".**(Maide :48)

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:" Beni israilët ishin të udhëhequr nga pejgamberët saherë që vdiste ndonjë i dërguar, u vinte tjetri".Transmeton Buhariu dhe Muslimi

141. Në cilat vende u dërguan pejgamberët?

Shumica e pejgamberëve të përmendur në Kuran vendbanimet e tyre i kishin në Lindjen e Mesme.Aty u dërguan, jetuan,vdiqen dhe u varrosen.

· Ibrahimi alejhi selam u dërgua në Irak, pastaj migroi në tokën e kenanëve.

· Ismaili alejhi selam u lind në Sham.Jetoi në Meke dhe nuk doli prej saj.Aty u dërgua, thirri në islam tek fiset arabe derisa i erdhi vdekja.

· Is’haku jetoi në Sham sikurse edhe Jakubi alejhima selam, përveç Jakubit alejhi selam, i cili u shpërngul në Egjipt.Atje ai jetoi me djemtë e tij dhe ndoshta aty edhe ka vdekur.

· Jusufi alejhi selam u dërgua në Egjipt, ku edhe vdiq.

· Musa dhe Haruni alejhima selam u dërguan në Egjipt dhe jetuan afër kodrës Turi Sina, derisa vdiqen.

· Davudi dhe Sulejmani alejhima selam kanë jetuar në tokën e Palestines (bejtul Makdisit).

· Kanë vazhduar të dërguarit e Allahut në tokën e Shamit ku i fundit prej tyre ishte Isa alejhi selam i cili jetoi në Bejtul Makdis, derisa Allahu e ngriti në qiell.

· Pastaj në Mekë u dërgua vula e pejgamberëve Muhamedi salAllahu alejhi ue selem.Aty lindi dhe jetoi derisa u shpërngul në Medine, ku jetoi dhjetë vite, pastaj aty vdiq dhe u varros ne dhomën e Aishes (r.a.)

· Nuhu alejhi selam thuhet që ka jetuar në mes dy lindjeve lindjes, në mes Lindjës së Mesme dhe të Poshtme.

· Hudi, Salihu dhe Shuajbi alejhima selam u dërguan në tokën e arabëve

· Luti alejhi selam ka bërë hixhret (shpërngulje) me xhaxhain e tij Ibrahimin alejhi selam prej Babilonisë së Irakut.Lutin, Allahu e dërgoi në Mu`tefikat që në të ishin pesë qytete të mëdha,e me të njohurat prej tyre ishte Sedumi dhe Amurah.Allahu i shkatërroi banorët e atyre fshatrave për shkak të fëlliqësirave të mëdha që i kryenin kurse Lutin alejhi selam e shpëtoi dhe besimtarët që ishin me të.Ata shkuan në tokën e Shamit dhe aty qëndruan.

142. A mundet njeriu ta bartë shaplljën e Allahut?

Ata që nuk mund ta paramendojnë se njeriu nuk ka mundësi ta bartë shpalljën nuk e kuptojnë vlerën e njeriut dhe pozitën e tij që ia dha Allahu.Allahu ia ka mundësuar njeriut që ta bartë shpalljën e tij, të cilën nuk e pranuan as qiejt, toka dhe bjeshkët:**“Ne ua ofruam amanetin (obligimet) qiejve, tokës dhe maleve, e ato nuk deshën ta marrin përsipër atë dhe u frikësuan prej tij, ndërsa njeriu atë e mori mbi vete; dhe ai i bëri padrejt vetes, dhe ishte i padijshëm”**.(Ahzab: 72)

Ata të cilët e stërmadhuan atë se Allahu nuk zgjedh të dërguar nga njerëzit, e vlerësuan njeriun vetëm nga aspekti i jashtëm, se ai ha, pi, fle dhe ecë nëpër tokë për t’i kryer nevojat e tij

**”E ata thanë: “Ç’është me këtë të dërguar, i cili ha ushqim dhe ec nëpër tregje? Përse të mos i jetë dërguar një engjëll së bashku me te, e të jetë qortues?”**(Furkan: 7).Ata nuk e shikuan brendësinë e njeriut, nuk e shikuan shpirtin i cili është nga ana e Allahut:**“E kur ta përsosë atë (në formën e njeriut) dhe t’i japë atij shpirtin që është krijesë Imja, atëherë ju bini atij në sexhde”**.(Hixhr :29).Me këtë shpirt njeriu u dallua dhe u bë mekëmbës në tokë. Pastaj të dërguarit përgatiten me një përgatitje të vaçantë për ta bartur shpalljen.Thotë Allahu i Madhëruar:**”Dhe Unë të zgodha ty për shpalljen Time”.** (Ta Ha: 41) .Shiko gjendjën e të dërguarit tonë salAllahu alejhi ue selem, se si u kujdes Allahu për të megjithëse ai ishte jetim dhe i varfër:**” Dhe të gjeti të paudhëzuar e Ai të udhëzojë, dhe të gjeti të varfër, e Ai të begatoi”.** (Duha :6-8).Allahu e lavdëroi atë, e pastroi, ia hoqi barrën që e rëndonte dhe e nxori prej tij hisën e shejtanit.

143. Cilat janë detyrat tona ndaj pejgamberëve?

Ndaj të dërguarve të Allahut i kemi disa detyra:

**1.Besimi i tyre**

Besimi në pejgamberët është shtyllë prej shtyllave të imanit.Thotë Allahu i Madhëruar:**“Thuaj: “Ne i kemi besuar All-llahut, edhe asaj që na u zbrit neve, edhe asaj që i është zbritur Ibrahimit, Ismailit, Is’hakut, Jakubit dhe pasardhësve. Edhe asaj që i është dhënë Musait dhe Isait, edhe asaj që i është zbritur të gjithë pejgamberëve nga Zoti i tyre. Ne nuk bëjmë kurrfarë dallimi në mes tyre dhe ne vetëm Atij i jemi dorëzuar”.**(Ali Imran: 84) .Ai që nuk i beson pejgamberët ka devijuar me një devijm të madh dhe ka humur shumë larg.**“O ju që besuat, besoni vazhdimisht All-llahut, të dërguarit të Tij, librit që gradualisht ia shpalli të dërguarit të Tij dhe librit që e pat zbritur më parë. Kush nuk i beson All-llahut, engjëjve të Tij, librave të Tij, të dëguarve të Tij dhe botës tjetër, ai ka humbur tepër larg.”**(Nisa: 136)

**2.Obligohemi t’i besojmë të gjithë të dërguarit**

Mohimi i një të dërguari konsiderohet mohim i të gjithë të dërguarve.Thotë Allahu**:“Edhe populli i Nuhut gënjeu të dërguarit’.** (Shuara: 105) **“ Edhe populli Ad nuk i besoi të dërguarit”.** (Shuara :123) **“ Edhe kabilja Themud nuk i besoi të dërguarit”.** (Shuara :141)**“Populli i Lutit të dërguarit i konsideroi gënjeshtarë”**. (Shuara: 160) .Dihet se çdo popull e ka përgënjështruar pejgamberin e tij, prandaj përgënjeshtrimi i një të dërguari konsiderohet përgënjështrim i të gjithëve, ngase të dërguarit e kanë bartur një mesazh, kanë qenë thirrësa të një feje.Besimi në disa pejgamber dhe mohmi i disave është mohim i të gjithëve.Këtë e tregoi Allahu:**”S’ka dyshim se ata që nuk besojnë All-llahun dhe të dërguarin e Tij, dëhirojnë të bëjnë dallim mes All-llahut dhe të dërguarve të Tij e thonë: “Ne i besojmë disa e nuk i besojmë disa të**

**tjerë" e mes këtij duam të marrin një rrugë.Të tillët lanë jobesimtarët e vërtetë; e Ne kemi përgatitur dënim të fortë e nënçmues për jobesimtarët".**(Nisa :150-151)

Allahu e lavdëroi të dërguarin e këtij umeti dhe besimtarët që e pasuan atë, për shkak të besimit të tyre në të dërguarit dhe mos dallimin ndërmjet.Thotë Allahu:**"I dërguari i besoi asaj që iu shpall prej Zotit të tij, e ashtu edhe besimtarët. Secili i besoi All-llahut, engjëjve të Tij, shpalljeve të Tij, të dërguarve të Tij. Ne nuk bëjmë dallim në asnjërin nga të dërguarit e Tij, dhe thanë: "Iu përgjigjëm thirrjes dhe respektuam urdhërin. Kërkojmë faljen tënde o Zoti ynë! Vetëm te Ti është ardhmëria jonë"**.(Bekare :285)

Allahu u ka premtuar atyre të cilët nuk bëjnë dallim ndërmjet pejgamberëve se i pret shpërblim i madh në këtë botë dhe botën tjetër.**"E ata që besuan All-llahun dhe të dërguarin e Tij dhe nuk bënë kurrfarë dallimi në asnjë prej tyre, të tillëve do t'u jepet shpërblim i merituar. All-llahu falë shumë dhe është mëshirues".**(Nisa :152)

**3.Besimi në librat që u janë zbritur atyre**

Prej shtyllave të besimit është që të besosh në librat të cilat i ka zbritur Allahu tek robërit e tij nëpërmjet Xhibrilit alejhi selam .Allahu i tha Musës alejhi selam: **"Ai (All-llahu) tha: "O Musa, Unë të gradova ty mbi njerëzit me shpalljen Time dhe me të folurit tim. Merre atë që ta dhash dhe bëhu mirënjohës"**.(A`raf: 144)

Allahu i lavdëroi të dërguarit e Tij të cilët i transmetuan shpalljet dhe nuk ju frikësuan qortimit të asnjë kërcënuesi:**"(Iigj i All-llahut ndër) Ata, të cilët i kumtojnë shpalljet e All-llahut, i frikësohen vetëm All-llahut e askujt tjetër pos Tij, e All-llahu është i mjaftë të jetë llogaritës".**(Ahzab: 39) . Shkatërrimi dhe dënimii popujve të mëparshëm ishte për shkak të përgenjeshtrimit të pejgamberëve.

**4.Dashuria e tyre dhe kujdesi që mos të biem në ndonjë dyshim që e hedh dikush për ta**

Prej detyrave që kemi ndaj pejgamberëve të Allahut është që t'i duam ata sinqerisht dhe të kemi kujdes që mos të biem në ato dyshime që i kanë hedhur armiqtë e pejgamberëve.Prej shpifjeve që ia kanë bërë pejgamberëve nuk shpetoi as i dërguari jonë, Muhamedi salAllahu alejhi ue selem.Thotë Allahu i Madhëruar:"**Ty nuk po të thuhet tjetër përveç asaj që u është thënë të dërguarve para teje. Vërtet, Zoti yt është ai që falë, po është edhe Ai që ndëshkon rëndë".**

(Fussilet: 43). Libri i Allahut dhe suneti i pejgamberit salAllahu alejhi ue selem i pastruan pejgamberët e Allahut nga shpifjet që ua bënë krishterët dhe çifutët .

**5.Të dëshmojmë se ata e kanë çuar në vend shpalljën e Zotit**

Thotë Allahu i Madhëruar:"**Dhe ashtu (siç ju udhëzuam në fenë islame) Ne u bëmë juve një pupull të drejtë (një mes të zgjedhur) për të qenë ju dëshmitarë (në ditën e gjykimit) ndaj njerëzve, dhe për të qenë i dërguari dëshmitar ndaj jush. E Kiblen nga e cila ti u drejtove nuk e bëmë për tjetër, vetëm se për të provuar atë që shkon pas të dërguarit, nga ai që kthehet prapa, ndonëse kjo ka qenë vështirë (për disa), por jo edhe për ata që All-llahu i drejtoi. All-llahu nuk është që t'ua humbë besimin tuaj. S'ka dyshim se All-llahu është shumë i butë dhe mëshirues ndaj njerëzve".** (Bekare :143)

**6.Besimi në pagabueshmerinë e transmetimit të shpalljës**

Janë pajtuar dijetarët e umetit se të dërguarit janë të mbrojtur në transmetimin e shpalljës.Ata nuk harrojnë asgjë nga ajo që Allahu ua shpalli atyre.Allahu e garantoi të dërguarin e Tij, salAllahu alejhi ue selem, se atij do t'i lexohet dhe ai nuk do ta harron atë që ia shpallë Allahu,

përveç asaj që do Allahu:**”Ne do ta lexojmë ty e nuk do të harrosh (Kur’anin).Përveç asaj që All-llahu dëshiron. Ai e di të haptën e të fshehtën”.**(A`la: 6-7)

Allahu e garantoi të dërguarin se do t`ia mbledhë të gjithë Kuranin në gjoksin e tij:**“Ti (Muhammed) mos e shqipto atë (Kur’anin) me gjuhën tënde për ta nxënë atë me të shpejtë!**

**Sepse Ne e kemi për detyrë tubimin dhe leximin e tij!E kur ta lexojnë atë ty, ti përcille me të dëgjuar leximin e tij”.**(Kijame :16-18)

Ata janë të mbrojtur në transmetimin e shpalljës.Pejgamberët nuk fshefin asgjë nga ajo që Allahu u shpalli atyre, ngase fshehja e diçkaje që e ka zbritë Allahu është mashtrim dhe tradhëti, kurse të dërguarit janë të pastër prej kësaj.Thotë Allahu:**”O ti i dërguar! Komunikoje atë që t’u zbrit prej Zotit tënd, e nëse nuk bën (kumtimin në tërësi), atëherë nuk e ke kryer detyrën (revalatën-risalen). All-llahu të garanton mbrojtjen prej njerëzve (prej armiqve). All-llahu nuk vë në rrugë të drejtë popullin që mohon”.**(Maide :67) .Sikur të ndodhte diçka prej fshehjes ose ndryshimit të asaj që e zbriti Allahu, atëherë do ta godiste dënimi i Allahut :**“Sikur të trillonte ai (Muhammedi) për Ne ndonjë fjalë!Ne do ta kapim atë me fuqinë Tonë.**

**E pastaj do t’ia këputnim atij arterien e zemrës”.**(Haka: 44-46) .Prej mbrojtjës se pejgamberëve ka qenë se ata nuk kanë harruar asgjë nga ajo që Allahu ua shpalli:**”Ne do ta lexojmë ty e nuk do të harrosh (Kur’anin)”.**(A`la: 6) **“Dhe ai nuk flet nga mendja e tij.**

**Ai (Kur’ani) nuk është tjetër pos shpallje që i shpallet”.**(Nexhm :3-4)

144.A janë të mbrojtur pejgamberët nga mëkatët e mëdha dhe të vogla?

Umeti islam janë të një mendimi se pejgamberët janë të mbrojtur prej mëkatëve të mëdha dhe mëkatëve të këqija si prostuticioni, vjedhja, mashtrimi, magjia, ndërtimi i idhujve dhe adhurimi i tyre etj.Kurse sa i përket mëkatëve të vogla shumica e dijetarëve islam janë të mendimit se pejgamberët nuk janë të mbrojtur prej mëkatëve të vogla.Ka thënë shejhul Islam ibn Tejmije (r.a.): “Mendimi se pejgamberët janë të mbrojtur prej mëkatëve të mëdha dhe nuk janë të mbrojtur prej mëkatëve të vogla është mendimi i shumicës se dijetarëve”.

Shumica e dijetarëve të këtij mendimi u bazuan në këto argumenet.Mëkati i Ademit alejhi selam që e hëngri pemën që ia kishte ndaluar Allahu:**“Përkujto kur Ne u thamë engjëjve: “Bëni sexhde ndaj Ademit, ata i bënë, pos Iblisit, i cili nuk deshi”.E Ne i thamë: “O Adem, ky është armik yti dhe i bashkëshortes tënde, pra mos t’ju nxjerrë kurrsesi nga xhenneti, e t’ju vë në vështirësi (për të siguruar mjetet e jetesës)”.Ti aty (në xhennet) nuk ke për të qenë i uritur e as nuk ke për të mbetur i zhveshur.Aty nuk ke për të pasur etje e as nuk do të keshë vapë.Por, atë e ngacmoi djalli duke i thënë: “O Adem, a do të të tregoj për pemën e pavdekshmërisë dhe të sundimit të pazhdukshëm!”Ata të dy hëngrën nga ajo (pemë) dhe që të dy u zhveshën, e ia nisën ta mbulojnë veten e tyre me gjethe që i mblidhnin nëpër xhennet, dhe kështu Ademi theu urdhrin e Zotit të vet dhe gaboi”.**(Ta Ha :116-121).Ajeti shumë qartë e tregon rënien e Ademit alejhi selam në këtë mëkat.

1.Nuhu alejhi selam e luti Zotin e tij për djalin e tij pabesimtar:**“Nuhu e luti Zotin e vet, duke i thënë: “O Zoti im, djali im është i familjes sime, e premtimi Yt është i saktë, ndërsa Ti je më i drejti i të drejtëve!”**(Hud :45).Allahu e qortoi Nuhun alejhi selam për këtë fjalë duke ia bëri me dije se ai nuk është prej familjes së tij dhe se ai nuk është prej atyre që bëjnë vepra të mira. **“(Zoti) Tha: “O Nuh, ai (djali) nuk ishte nga familja jote (për të cilën të premtova se do t’i shpëtoj), ai ishte punëkeq, e ti mos**

**më kërko Mua atë që nuk di, Unë të këshilloj që të mos bëhesh nga injorantët!”(Hud: 46)**

Nuhu alejhi selam kërkoi falje për mëkatin e tij dhe u pendua**”…e në qoftë se nuk më fal mua dhe nuk më mëshiron Ti, do të jem i humbur!”**(Hud :47) .Kjo e bënë të qartë se ajo që bëri Nuhu alejhi selam ishte mëkat, e që duhet kërkuar falje :**”(Nuhu) Tha: “Zoti im, unë mbështetem në mbrojtjen Tënde që të (mos) kërkoj prej Teje atë për çka nuk kam njohuri, e në qoftë se nuk më fal mua dhe nuk më mëshiron Ti, do të jem i humbur!”**(Hud :47)

2.Musa alejhi selam deshi ta ndihmon atë që ishte prej grupit të tij dhe e goditi kundërshtarin me çrast e mbyti :**”Dhe ai hyri në qytet në një kohë të pahetuar prej banorëve të tij, dhe në të i gjeti dy veta që po përlaheshin, njëri prej ithtarëve të tij e tjetri prej armiqve të tij, e ai i anës së tij i kërkoi ndihmë kundër armikut dhe Musai i ra grusht e ai vdiq. Ai (Musai) tha: “Kjo është prej veprave të djallit, e s’ka dyshim se ai është armik i hapët që shpie në humbje”.Ai tha: “Zoti im, unë e ngarkova veten e Ti më fal mua!” Dhe Ai ia fali, se Ai është që fal shumë, është mëshirues”**.(Kasas :15-16) . Musa alejhi selam e pranoi se bëri padrejtësi dhe i kërkoi Allahut që ta falë.Allahu i tregoi se ia ka falur.

3.Davudi alejhi selam nxitoi në gjykim para se ta dëgjon fjalën e palës së dytë.Nxitoi në pendim dhe Allahu ia fali atij mëkatin:**“Ai (Davudi) tha: “Ai ka bërë padrejt ndaj teje me kërkimin e deles tënde (për t’ia bashkuar) te delet e veta. Është e vërtetë se shumica prej ortakëve i bëjnë padrejt njëri-tjetrit, me përjashtim të atyre që kanë besuar dhe punuar vepra të mira, por të tillë janë pak!”, e Davudi mendoi se Ne kemi vënë në sprovë atë, andaj kërkoi falje nga Zoti i vet, ra i përkulur dhe u pendua.Ne atë ia falëm atij dhe ai është i afërt te Ne dhe ka përfundim (ardhmëri) të mirë”.**(Sad :24-25)

4.Të dërguarin tonë salAllahu alejhi ue selem, Allahu e qortoi për shkak që ia kthehu shpinën fytyrës së të verbërit, Ibn Ummi Mektumit, gjërsa i therriste prijësit e pabesimtarëve në Islam, gjërsa në anën tjetër i verbri Ibn Ummi Mektumi e dëshironte atë që është tek Allahu:**“Ai vrenjti (fytyrën) dhe u kthye.Ngase atij i erdhi i verbëri.E ku mund ta dish ti, ndoshta ai do të pastrohet.Apo do të këshillohet dhe këshilla do t’i bëjë dobi!”** (Abese :1-4)

Mjaftojnë këta shembuj pa i përmendur të tjerët, ngase është përmendur në Kuran zemërimi i Junusit alejhi selam me popullin e tij dhe braktisja e tyre pa lejën e Allahut.

**Ndërimi i pejgamberëve**

Këto mëkate të vogla qëi kanë bërë pejgamberët nuk duhet të mirren si arsye për t’i ofenduar ose për të shpifur atyre ndaj tyre.Këto gjëra janë të vogla dhe Allahu ua ka falur, i ka pastruar prej tyre.Muslimani duhet që të merr mësim dhe përvojë prej këtyre, ngase nëse të dërguarit të cilët i zgjodhi Allahu i Lartësuar i qortoi për këto mëkate të vogla, atëherë ne obligohemi që të jemi shumë me të kujdesshëm dhe të frikësohemi prej mëkatëve tona

145. A janë të mbrojtur prej gabimeve njerëzit e tjerë?

Ehli Suneti nuk ia mbështesin mbrojtjen prej mëkatëve dikujt tjetër pos pejgamberëve.Përderisa edhe njerëzit me të mirë të këtij umeti pas të dërguarit tonë salAllahu alejhi ue selem, sahabët (r.a.), si Ebu Bekri dhe Omeri nuk janë të mbrojtur prej mëkatëve.

Ka thënë udhëheqësi i drejtë Ebu Bekër Es-Sidik në hutben e parë që e ka ligjeruar pas marrjes se udhëheqjës:“O ju njerëz mua me është besuar

udhëheqja dhe nuk jam më i miri në mesin tuaj.Nëse me shihni në rrugë të mirë me ndihmoni, e nëse me shihni se po gaboj me përmiresoni".Kur erdhi një grua të Omeri (r.a.) me argument për një çështje të caktuar, Omeri(r.a.) tha: "Gruaja ia qëlloi ndërsa Omeri gaboi".

146. Mos mbrojtja e pejgamberëve nga gjendjet fizike-emocionale njerëzore si p.sh frika dhe harresa

Gjendjet fizike apo emocionale që i godasin njerëzit si frika, zemërimi, harresa, u ndodhnin edhe pejgamberëve dhe kjo nuk ua zbeh mbrojtjen e tyre nga mëkatët.Për këtë kemi shumë shembuj nga Kurani dhe suneti.

**1.Frika e Ibrahimit alejhi selam prej musafirëve të tij**

Ibrahimi alejhi selam ndjeu frikë në vetën e tij kur pa se musafirët e tij nuk i zgjasnin duart për të ngrënë ushqim.Ai nuk e dinte se ata ishin engjuj të përsonifikuar në formë njeriu:**"Kur pa se duart e tyre nuk shtrihen kah ai (viç), iu dukën të pazakonshme dhe ndjeu prej tyre njëfarë frike. Ata i thanë: "Mos u frikëso, ne jemi të dërguar te populli i Lutit".**(Hud: 70)

**2.Mos durimi i Musës alejhi selam për veprimet e Hidrit alejhi selam**

Musa alejhi selam i premtoi Hidrit alejhi selam se do të bëj durim gjatë shoqërimit me të dhe se nuk do ta pyeste për asgjë gjë që do të bënte Hidri alejhi selam, derisa ai vetë t'i tregoj për urtësinë e atij veprimi.Mirëpo gjatë rrugëtimit të tyre Musa alejhi selam nuk mundi ta përmbante vetën kur i shihte ato gjëra të çuditshme që i bënte Hidri alejhi selam.Musa alejhi selam secilën herë e pyeste, e kundërshtonte, ndërsa Hidri alejhi selam secilën herë i thoshte:**"Ai (i dijshmi) tha: "A nuk të thashë se vërtet ti nuk do të mund të kesh durim me mua?"** (Kehf :75). Hidri alejhi selam

në fund të udhëtimit ia tregoi urtësinë e këtyre veprimeve:**”Tha: “A nuk të thashë se nuk do të mund të kesh durim me mua?”**( Kehf :72)

### 3.Veprimet e Musës alejhi selam kur e pa popullin e tij që e adhuronin viçin

Musa alejhi selam u hidhërua shumë, e kapi vëllaun e tij për koke dhe e shkundi.I hodhi pllakat që në të ishte shkruar udhëzimi dhe drita.Pasi u kthye të populli i tij pas përfundimit të takimit me Allahun, i gjeti që po adhuronin viçin:**“E kur u kthye Musai shumë i hidhëruar te populli i vet, tha: “Sa keq më paskeni zëvendësuar pas shkuarjes sime! A e ngutët (pritjen) urdhrin e Zotit tuaj?” I hodhi pllakat dhe e zuri për (flokë) koke vëllain e vet duke e tërhequr kah vetja. Ai (vëllai Haruni) tha: “O bir i nënës sime, populli më mundi dhe gati më mbyti, mos më konsidero mua me njerëzit mizorë”.** (A`raf 150)

Kurse në hadith:”Nuk është i njëjtë si ai që ta tregon lajmin me atë që e sheh vetë.Allahu i Lartësuar i tregoi Musës alejhi selam se populli i tij janë duke e adhuruar viçin . Musa alejhi selam nuk i hodhi pllakat, por kur erdhi dhe i pa se çfarëpo bënin populli i tij i hodhi pllakat dhe ato u thyen”. Hadithi është sahih

### 4.Një pejgmaber e djegë një fshat të milingonave

Kjo i ka ndodhur një të dërguari prej të dërguarve të Allahut, i cili u hidhërua kur e pickoi një milingonë.Ai urdhëroi që të digjet i tërë ai fshat i milingonave.Me pas Allahu e qortoi për këtë.Në hadith të cilin e transmeton Ebu Hurejra (r.a.), i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:“Zbriti një pejgamber prej pejgamberëve për të pushuar nën hijen e një peme, e pickoi atë një milingonë.Ai urdhëroi që të digjet shtëpia e milingonave.Allahu i shpalli atij:”A për një milingonë të vetme (i dogje të gjitha)”.Transmeton Buhariu

### 6. Besimi në mrekullitë e tyre

Para se të flasim për disa prej mrekullive të pejgamberëve dua t`ua sqaroj dallimin në mes mrekullisë dhe kirameteve.

147. Çka është El -Muxhize (mrekullia)?

El-Mu`xhizeh (mrekullia) është gjë jashtë ligjeve të natyrës.Allahu ia mundëson që ta ketë në dorë një pejgamber prej pejgamberëve të Allahut, me çrast ajo mrekulli duhet të jetë e përshtatshme me atë që thirrin, si p.sh çarja e hënës për të dërguarin salAllahu alejhi ue selem ose shkopi i Musës alejhi selam, i cili shndërrohej në gjarpër etj.Allahu i përforcoi të dërguarit e Tij me mrekulli që njerëzimi nuk ka mundësi t'i bëjë. Allahu e bëri këtë që njerëzit ta kuptojnë se kjo nuk mund të bëhet nga dikush prej krijesave ,por vetëm nga Ai.Secili pejgamber e ka pasur mrekullinë që i është përshtatur aktualitetit të atij populli.Meqenëse magjia ishte e përhapur të populli i Faraonit, Allahu e ndëroi të dërguarin e tij Musën alejhi selam me mrekulli që e tejkalonte magjinë.Ishte shkopi i cili shndërrohej në gjarpër.Pasiqë njerëzit në kohen e Isës alejhi selam ishin në një shkallë të lartë të mjekësisë, Allahu e nderoi Isën alejhi selam me mrekullinë e shërimit të të zgjebosurve, të verbërve dhe ringjalljene të vdekurve.Meqë arabët në Gadishullin Arabik ishin në një shkallë të lartë të oratorisë, Allahu e nderoi Muhamedin salAllahu alejhi ue selem me mrekullinë e Kuranit, me të cilin i sfidoi njerëzit dhe xhinët që ta sjellin një të ngjajshëm me të.

## Disa mrekulli të pejgamberëve

148. Cila është mrekullia e Salihut alejhi selam?

Prej mrekullive të Salihut alejhi selam ishte se populli i tij kërkuan nga ai që nga një guri që ata e përcaktuan t`ua nxjerrë atyre një deve.Ata ia cekën vetitë e saj.Salihu alejhi selam e luti Allahun, ndërsa Allahu e urdhëroi atë guri që të çahet dhe ta nxjerrë një deve të madhe në atë formë që populli i Salihut ekishte kërkuar:**“Edhe te (populli) Themud ua dërguam vëllain e tyre, Salihun, e ai u tha: “O populli im, besojeni All-llahun (Një) nuk keni zot tjetër pos Tij. Qe, ju erdhi argumenti nga Zoti juaj. Ja, kjo deveja është mrekulli për ju. Lereni këtë të lirë të hajë në tokën e All-llahut dhe kurrsesi mos e merrni me të keq, e t’ju kapë dënimi i dhembshëm”.**(A`raf: 73)

149. Cilat janë mrekullitë e Ibrahimit alejhi selam?

Prej mrekullive të Ibrahimit alejhi selam ishte se Allahu bëri që zjarrin të cilin e kishin ndezur populli i tij për ta dënuar Ibrahimin dhe për ta mbytur e bëri të ftohtë dhe shpëtim për të.Thotë Allahu i Madhëruar:**“Atëherë ata thanë: “Digjeni atë (Ibrahimin) dhe ndihmoni zotat tuaj, nëse doni t’u ndihmoni!”Po Ne i thamë: “O zjarr, bëhu i ftohtë dhe shpëtim për Ibrahimin!”Ata deshën t’i bëjnë atij (Ibrahimit) kurth, po Ne ata i bëmë më të dështuarit.**

(Enbija :68-70) . Prej mrekullive që Allahu ia mundësoi Ibrahimit alejhi selam ishte edhe ringjallja e të vdekurve.Allahu na e tregoi këtë në librin e Tij:**“Përkujto kur Ibrahimi tha: “Zoti im, më mundëso të shoh se si i ngjallë të vdekurit”? Ai (Zoti) tha: “A nuk je i besueshëm”? Ai (Ibrahimi) tha: “Po, por desha që zemra ime të ngopet (bindje)”! Ai (Zoti) tha: “Merri katër shpendë pranë vete (theri e copëtoi), e pastaj në çdo kodër vëndoje nga një pjesë të tyre, mandej thirri ato, do të vijnë ty shpejtë, e dije se All-llahu është i gjithëfuqishmi, i urti”.**(Bekare :260)

Allahu e urdhëroi që t'i therrë këto shpezë dhe t'i bëj copë-copë e t'i shpërndan në disa kodra.Me pas Ibrahimi alejhi selam doli në një vend të caktuar dhe i thirri, ato copa u bashkuan, duke u bërë siç ishin.U dha jeta atyre dhe erdhën para Ibrahimit alejhi selam. I lartësuar qoftë Allahu.

150. Cilat janë mrekullitë e Musës alejhi selam?

Allahu ia dha Musës alejhi selam nëntë mrekulli të qarta:**"Ne i patëm dhënë Musait nëntë argumente (mrekulli) të qarta. Pyeti pra ti (Muhammed) beni israilët (nëse duan të dëshmojnë) kur ai u ka ardhur atyre (Musai), e atij i pat thënë faraoni: "O Musa, unë mendoj ti je i magjepsur!"**(Isra :101)

1.Mrekullia me e madhe prej këtyre mrekullive ishte shkopi i cili shndërrohej në gjarpër të madh kur hidhej në tokë:**"O Musa, ç'është ajo që e ke në të djathtën tënde?Ai (Musai) tha: "Ai është shkopi im që të mbahem në të, dhe me të u shkund (gjethe nga drunjtë) dhenve të mia, dhe me të kryej edhe nevoja të tjera.Ai (All-llahu) i tha: "Hidhe atë, O Musa!"Ai e hodhi atë, kur ja, ai një gjarpër i madh që lëvizte me shpejtësi.(All-llahu i) Tha: "Kape atë, e mos u frikëso, se Ne do ta kthejmë atë përsëri në gjendjen e mëparshme!"**(Ta Ha :17-21)

Mrekullia e këtij shkopi ishte se ai i gëlltiti mijëra prej litarëve dhe shkopinjëve që i kishin sjellur magjistarët e faraonit për ta mundur Musën alejhi selam:"**Ata thanë: "O Musa, do të hedhësh ti apo ne po hedhim të parët?"Ai (Musai) tha: "Jo, hidhni ju!" Kur ja, atij iu duk se nga ajo magji e tyre litarët dhe shkopinjtë lëviznin (si gjarpërinj).E Musai ndjeu në vete njëfarë frike.Ne i thamë atij: "Mos kr frikë, është më se e sigurt se ti do të jesh triumfues!"**

**Tani hidhe atë që e ke në dorën tënde të djathtë (shkopin), që t'i gëlltisë ato që i bënë ata, sepse ajo që bënë ata nuk është asgjë tjetër**

**pos mashtrim magjistari, e magjistari nuk do të ketë sukses kudo qoftë”.**(Ta Ha: 65-69)

Magjistarët kur e panë se ç’bëri shkopi i Musës alejhi selam e kuptuan se kjo nuk është prej dorës se njeriut, mirëpo është prej dorës së Allahut, Krijuesit të njerëzimit.Ata nuk u përmbajten dhe para masës ranë në sexhde për Allahun, Zotin e botërave :**”Atëherë (kur shkopi i Musait i gëlltiti) magjistarët u hodhën në sexhde e thanë: “Ne i besuam Zotit të Harunit dhe të Musait!”**(Ta Ha: 70)

2.Prej mrekullive që Allahu ia kishte dhënë Musës alejhi selam është edhe ajo që e përmend Allahu në librin e Tij:**”Dhe, fute dorën tënde sqetullën tënde e do ta nxjerrësh atë të bardhë pa asnjë të metë. Kjo është një mrekulli tjetër”.**(Ta Ha :22) .E fuste dorën në xhep pastaj e nxirrte atë kur ja ajo ndriçonte sikurse hëna pa kurfarë të mete.

Pastaj Allahu i përmendi shtatë denime me të cilat i kishte goditur popullin e Musës alejhi selam:

3.I kishte goditur thatësia dhe ishin pakësuar ujërat e lumit Nil.

4.Pakësimi i frutave.Toka i kishe ndalur begatitë e saj.Ajo që dilte mbi tokë goditej me thatësirë.

5.Tufani (vërshimin) që ua përmbyste të mbjellurat dhe ua shkatërronte qytetet dhe fshatrat.

6.Rriqërat që i dëmtonin njerëzit

7.Bretkosat të cilat ua hanin dhe pakësonin ushqimin e tyre.

8.Uji i pijshëm që shndërrohej në gjak.

9.Karkalecat që nuk lënin asgjë të thatë dhe të njomë, vetëm se e shkatërronin

**“(Për madhërinë e Zotit) Ne e provuam popullin e faraonit me skamje dhe me pakësim të frutave, në mënyrë që të marrin mësim.Kur u**

**vinte atyre e mira (viti i begatshëm), ata thonin: “Kjo është e (mira) jona thjesht”. E kur i godiste ndonjë e keqe, fatin e zi ia përshkruanin Musait dhe atyre (besimtarëve) që ishin me të. Veni re, fati i tyre është te All-llahu (e jo te Musai), por shumica e tyre këtë nuk e dinin.Ata thanë: “Me çfarëdo argumenti të na vishë që me të të na magjepsish (largosh nga feja që kemi), ne nuk do të besojmë ty”.Atëherë (për shkak të mohimit) Ne lëshuam kundër tyre: vërshimin, karkalecat, rriqërat (insekte dëmtuese), bretkosat dhe gjakun, fakte të qarta njëra pas tjetrës, po ata mbanin kokëfortësi sepse ishin popull mëkatarë”.**(A`raf :130-133)

Argumentet e tjera:

Këto ishin nëntë argumentet me të cilat Allahu e dërgoi Musën alejhi selam tek faraoni.Allahu i dha Musës alejhi selam edhe argumente të tjera, si p.sh: goditja e detit me shkop dhe hapja e rrugëve për të shpetuar nga faraoni dhe ushtrija e tij.Pastaj goditja e shkëmbit me shkop dhe rrjedhja e dymbëdhjetë burimeve prej tij dhe dërgimi i shpezëve si ushqim në shkretëtirë.

151. Cilat janë mrekullitë e Isës alejhi selam?

Prej mrekullive të Ises alejhi selam që Allahu i Lartësuar na tregoi ishte se ai ndërtonte prej balte në formë zogu, frynte në të dhe ai bëhej zog me lejën e Allahut .Pastaj i prekte të sëmurit dhe ata shëroheshin me lejën e Allahut.Poashtu me lejen e Allahut të zgjebosurit ia largonte sëmundjen dhe i ngjallte të vdekurit i thërriste ata dhe Allahu na e tregoi në fjalet Tij kur i tha Isës alejhi selam:**“All-llahu (atë ditë) i thotë: “O Isa, bir i Merjemes, përkujtoi të mirat e Mia ndaj teje dhe ndaj nënës sate, kur të fuqizova me shpirtin e shenjtë (Xhibrilin), e ti u fole njerëzve (kur ishe) në djep dhe (kur ishe) i pjekur (si burrë), kur ta mësova ty librin**

**e urtësinë Tevratin e Inxhilin, kur me lejen Time formove nga balta si formë shpeze e i fryve asaj dhe me urdhrin Tim u bë shpezë, kur e shërove të verbërin dhe të sëmurin nga sëmundja e lëkurës me dëshirën Time, kur me urdhrin Tim i nxore (të gjallë) të vdekurit, kur i zbrapa beni israilët prej teje (që deshën të të mbysin) atëherë kur erdhe me argumente, e disa prej tyre që nuk besuan thanë: "Kjo (mrekullia e Isait) nuk është tjetër vetëm se magji e qartë!"**(Maide :110)

Prej mrekullive të Allahut që ia kishte zbritur Isës alejhi selam ishte një sofër (tryezë) prej qiellit atëherë kur havarijunët ia kërkuan Isës alejhi selam që të jetë festë për të parët dhe të fundit e tyre:**"Dhe (përkujto) kur Havarijjunët thanë: "O Isa, bir i Merjemes, Zoti yt a mund të na zbresë një tryezë nga qielli?" (Isai) tha: "Kini frikë All-llahun nëse jeni besimtarë!"(Ata) Thanë: "Ne dëshirojmë të hamë nga ajo dhe të na binden (edhe më shumë) zemrat tona dhe të vërtetojmë bindshëm se na e the të vërtetën e të bëhemi dëshmues të saj!"Isai, bir i Merjemes, tha: "O All-llah, Zoti ynë, zbritna nga qielli një tryezë, të na jetë festë (gëzim) për ne dhe për ata (që vijnë) pas nesh, të jetë argument prej Teje, dhe dhurona se Ti je furnizuesi më i mirë!"All-llahu tha: "Unë atë ua zbres, e kush prej jush mohon pastaj, Unë atë e dënoj me një dënim që nuk e dënoj asnjë nga njerëzit".**

(Maide :112-115)

### Disa prej mrekullive të të dërguarit salAllahu alejhi ue selem

152. Cilat janë mrekullitë e Muhamedit salAllahu alejhi ue selem?

Allahu ia mundësoi të dërguarit tonë salAllahu alejhi ue selem t'i ketë disa mrekulli të mëdha,që dëshmojnë në vërtetësinë e tij si i dërguar.Disa prej dijetarëve i kanë numëruar një mijë mrekulli të Muhamedit salAllahu alejhi ue selem.Mrekullia më e madhe e të dërguarit tonë salAllahu alejhi ue është Kurani,e cila konsiderohet mrekullia më e madhe e të gjitha kohërave .Kjo mrekulli ju flet mendjeve dhe shpirtrave.Kurani është mrekulli e përhershme deri në ditën e kijametit, i cili nuk ndryshon dhe as nuk humbet:**"Ata që e mohuan Kur'anin kur u erdhi janë të marrë; ai është një libër ngadhënjyes (i pashoq).Atij nuk mund t'i mvishet e pavërteta nga asnjë anë; është i zbritur prej të Urtit, të Lavdishmit".**(Fusilet :41-42)

Prej mrekullive të Muhamedit salAllahu alejhi ue selem është edhe çarja e hënës, kur këtë i kërkuan banorët e Mekës.Thotë Allahu:**"Momenti (i katastrofës së përgjithshme) është afruar, e hëna është çarë (në dysh).Po ata (idhujtarët) edhe nëse shohin ndonjë argument (mrekulli) zbrapsen e thonë: "Kjo është magji e vazhdueshme!"**(Kamer :1-2)

Mrekulli e Muhamedit salAllahu alejhi ue selem ishte edhe Israja dhe Miraxhi.Thotë Allahu i Madhëruar:**"Pa të meta është Lartmadhëria e Atij që robin e Vet e kaloi në një pjesë të natës prej Mesxhidi Haramit (prej Qabes) gjer në Mesxhidi Aksa (Bejti Mukaddes), rrethinën e të cilës Ne e kemi bekuar, (ia bëmë këtë udhëtim) për t'ia treguar atij disa nga argumentet Tona.Vërtet, Ai është dëgjuesi (i fjalëve të Muhammedit), pamësi (i punëve të Muhammedit)".**(Isra :1)

**-Mrekullia e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem në hapjen e hendekut**

Sahabët filluan në hapjen e hendekut.Ata i ndihmonte edhe i dërguari salAllahu alejhi ue selem.

“Gjatë hapjës se hendekut hasen në një shkëmb të fortë që sahabet nuk munden ta thyenin dhe ta hapnin hendekun.Shkuan tek i dërguari salAllahu alejhi ue selem për t’i treguar për të.I dërguari salAllahu alejhi ue selem shkoi menjëherë tek vendi ku ndodhej shkëmbi i fortë, e morri çekanin, zbriti afër tij dhe tha:Bismilah .E goditi shkëmbin me një goditje të fortë dhe e theu 1/3 e tij dhe tha:Allahu Ekber.M’u dhanë çelësat e Shamit.Pasha Allahun unë jam duke i shikuar pallatet e kuqe në këtë moment.E goditi herën e dytë dhe u thye 1/3 dhe thoshte: Allahu Ekber .M’u dhanë çelësat e Persisë .Pasha Allahun unë jam duke i parë pallatet e bardha të Persisë.E goditi herën e tretë dhe u thye i gjithë shkëmbi, ndërsa i dërguari salAllahu alejhi ue selem tha:Allahu Ekber. M’u dhanë çelësat e Jemenit .Pasha Allahun unë jam duke i parë portat e Sanas prej këtij vendi.(Zinxhiri i hadithit është i saktë).

Tregon një shok i të dërguarit salAllahu alejhi ue selem se kur arritëm t’i çlirojmë këto vende i pamë pallatet ashtu siç na i kishte përshkruar i dërguari salAllahu alejhi ue selem.

**Shtimi i ushqimit në shtëpinë e Xhabir ibn Abdullahut (r.a.)**

Gjatë hapjes së hendekut muslimanët ishin shumë të uritur ngase nuk kishin ushqim. Xhabir ibn Abdullahu e shikoi pejgamberin salAllahu alejhi ue selem dhe i pa gjurmët e urisë në fytyrën e tij. Xhabiri (r.a.) shkoi të bashkëshortja e tij dhe e urdhëroi që ta therrë një dele dhe të përgatit ushqim për të dërguarin salAllahu alejhi ue selem.Ajo e dëgjoi atë dhe i tha :” Mos me poshëtro para të dërguarit të Allahut salAllahu alejhi ue selem, sepse ushqimi nuk mjafton përveçse për të dhe dy prej shokëve të tij”.Shkoi Xhabiri të i dërguari salAllahu alejhi ue selem dhe fshehtas i tha: “Kemi përgatitur ushqim për ty o i dërguar i Allahut”.U ngrit i dërguari salAllahu alejhi ue selem dhe i thirri të gjithë sahabët duke ju thënë: O punëtorët e Hendekut, Xhabiri ka përgatitur ushqim për ne (ishin një mijë veta).U ndal Xhabiri ( r.a.) duke menduar: Si do të hanë një mijë veta ushqim kurse ushqimi nuk mjafton me shumë se sa për tre veta?!I

dërguari salAllahu alejhi ue selem i tha atij: “Mos përgatitni ushqim derisa të vi unë”.U nis Xhabiri( r.a.) për në shtëpinë e tij me të dërguarin salAllahu alejhi ue selem dhe shokët e tij.Kur e pa gruaja e Xhabirit( r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka ardhur dhe me të gjindet edhe e gjithë ushtria e tij filloi ta qorton burrin e saj. Xhabiri( r.a.) i tha asaj: Ata i thirri i dërguari salAllahu alejhi ue selem dhe ai e dinte se sa kemi ushqim.Tha ajo: S’ka gjë të keqe përderisa i ka thirrë i dërguari salAllahu alejhi ue selem. Shkoi i dërguari salAllahu alejhi ue selem dhe pështyu në brum duke thënë Bismilah.Pastaj tha: “Tani përgatiteni brumin tuaj“.E përgatiten ushqimin.Filloi Xhabiri (r.a.) t’i thërras sahabët dhjetë nga dhjetë.Ata hanin dhe ushqimi mbetej ashtu siç ishte, derisa u ushqyen një mijë veta dhe nuk u paksua asgjë nga ushqimi. Hëngri edhe i dërguari salAllahu alejhi ue selem pastaj ia afroi ushqimin edhe Xhabirit dhe i tha që të ha ai dhe gruja e tij dhe t`ju dhurojnë edhe fqinjëve.Të gjithë u ushqyen dhe ushqimi mbeti ashtu siç ishte”. Transmeton Buhariu dhe Muslimi

**Mrekullitë e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem në Hudejbije**

I dërguari salAllahu alejhi ue selem u dërgua në një ambient shkretinor e të thatë.Ai së bashku me shokët e tij dilnin për në beteja për ta mbrojtur fenë e Allahut.Uji ishte hargjuar dhe kishin mbetur pa të, ishin të etur dhe kishin nevojë për t’u pastruar dhe për abdes.Allahu ua mundësoi sahabëve t’i shohin mrekullitë në dorën e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem. Allahu ua mundësoi sahabëve që të shohin se si uji i pakët të shtohet në dorën e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem.Kur mbërriten muslimanët tek pusi i Hudejbijes, uji ishte i pakët, sahabet ishin shumë të etur.U lut i dërguari salAllahu alejhi ue selem në një enë me ujë, morri abdes dhe u lut pastaj e hodhi në pus dhe uji u shtua.Të gjithë njerëzit pinë ujë dhe morën abdes.

**I dërguari salAllahu alejhi ue selem tregon për vdekjën e tre komandatëve në betejën e Mu`tes**

Pasiqë i dërguari salAllahu alejhi ue selem e dërgoi ushtrinë në ekspeditën e Mu`tes dhe i vendosi në krye të kësaj ushtrie tre komandanta: Zejd ibn Harith, Xhafer ibn Ebi Talib dhe Abdullah ibn Revaha (r.a.). Mu`teja ishte në një distancë shumë të largët me Medinën.Pasi u vranë që të tretë qëndroi i dërguari salAllahu alejhi ue selem dhe ju tregoi shokëve të tij për vdekjën e tyre dhe për këtë askush nuk i tregoi prej njerëzve.Për këtë i tregoi Xhibrili alejhi selam.Transmetohet nga Enesi (r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem u tregoi për rënien e Zejdit, Xhaferit dhe Abdullahut para se t`ju vinte lajmi atyre.Tha:"E mori flamurin Zejdi dhe ra shehid, pastaj e mori Xhaferi dhe ra shehid pastaj e mori Ibn Revaha dhe ra shehid , derisa e mori flamurin shpata prej shpatave të Allahut (Halid ibn Velidi) dhe Allahu ia dha fitorën atyre.Të dërguarit salAllahu alejhi ue selem i lotonin sytë gjërsa tregonte ngjarjen". Transmeton Buhariu.

**Devja i bie në sexhde të dashurit tonë, salAllahu alejhi ue selem**

Një ditë prej ditëve ishte aty një familje prej ensarëve dhe e kishin një deve me të cilën e ujitnin tokën e tyre.Mirëpo deveja u egërsua dhe nuk u bindej atyre.Ata shkuan tek i dërguari salAllahu alejhi ue selem dhe ju ankuan atij për gjendjen e devës, gjërsa edhe toka u ishte tharë për shkak se devja nuk po ju bindej. Me ta shkoi edhe i dërguari salAllahu alejhi ue selem, ndërsa sahabët frikësoheshin se mos po i ndodhte diç të dërguarit salAllahu alejhi ue selem .Mirëpo i dërguari salAllahu alejhi ue selem i lajmëroi ata se nuk do ta godet diçka e keqe.U afrua tek deveja pastaj erdhi deveja tek i dërguari salAllahu alejhi ue selem me nxitim dhe ra në sexhde para tij.U ngrit i dërguari salAllahu alejhi ue selem dhe e kapi për balluke dhe e futi në punë.

**Ushqimi dhe guralecët e madhëronin Allahun në dorën e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem**

Sahabët e dëgjonin zërin e ushqimit duke e madhëruar Allahun e Lartësuar.Gjithashtu e dëgjonin zërin e guralecave duke e madhëruar Allahun në dorën e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem.

Transmetohet nga Abdullah ibn Mesudi (r.a.) i cili ka thënë: “Ishim me të dërguarin e Allahut salAllahu alejhi ue selem në një udhëtim, ndërsa uji na u pakësua .Muhamedi salAllahu alejhi ue selem tha: Kërkoni ujë të pijshëm.Ia sollën një enë me pak ujë, e futi dorën e tij në enë dhe tha: Eja o ujë i begatshëm, i begatshëm nga Allahu.Thotë Abdullahu ibn Mesudi ( r.a.) “E kam parë ujin se si buronte nga gishtat e të dërguarit të Allahut salAllahu alejhi ue selem dhe e kemi dëgjuar zërin e tesbihut (lartësimit) të ushqimit duke e ngrënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem”.Transmeton Buahriu.Në një transmetim tjetër tha:” E kemi ndegjuar zërin e tesbihut (lartësimit) të gurëve në dorën e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem”.

**Një pemë dëshmon për pejgamberinë e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem**

Një ditë prej ditëve i dërguari salAllahu alejhi ue selem e takoi një beduin dhe ia paraqiti atij Islamin.Beduini kërkoi nga i dërguari salAllahu alejhi ue selem dhe i tha:Kush dëshmon për këtë?. I dërguari salAllahu alejhi ue selem e thirri një pemë e cila ishte e largët. Ajo erdhi tek i dërguari salAllahu alejhi ue selem duke e çarë tokën.Derisa erdhi tek i dërguari salAllahu alejhi ue selem dëshmoi tri herë se është i dërguari i Allahut. Pastaj e urdhëroi i dërguari salAllahu alejhi ue selem dhe u kthye ku ishte.

**I dërguari salAllahu alejhi ue selem e urdhëron një degë dhe ajo i bindet urdhërit të tij**

Transmetohet nga Ibn Abasi (r.a.) se një bediun erdhi tek i dërguari salAllahu alejhi ue selem dhe i tha: “Si ta di që ti je i dërguar i Allahut?!, tha: Unë e thërras këtë degë të kësaj hurme që të dëshmon për mua se jam i dërguar i Allahut? Kjo degë filloi të zbret nga hurma derisa ra tek i

dërguari salAllahu alejhi ue selem.Pastaj i tha:Kthehu!.U kthye.Ndërsa beduni e pranoi Islamin”.Hadithin e saktësoi shejh Albani( r.h.)

**Të qajturit e trungut nga malli për të dërguarin salAllahu alejhi ue selem**

Pasiqë e ndërtoi i dërguari salAllahu alejhi ue selem xhaminë e tij, ai nuk kishte minber që të ligjeronte mbi të.Ai ligjeronte mbi një trung të hurmës. Një ditë erdhi një grua prej ensarëve e cila e kishte një djalë marangoz.Ajo i kërkoi leje të dërguarit salAllahu alejhi ue selem që djali i saj t`ia ndërtonte një minber.I dërguari salAllahu alejhi ue selem u pajtua.Në xhumanë e ardhshme sahabët e larguan trungun kurse minberin e ri e vendosen në drejtim të kibles.Hypi i dërguari salAllahu alejhi ue selem mbi të që të ligjeronte, teksa sahabët e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem e dëgjonin të qajturit e trungut që i ngjasonte zërit të devës gjatë lindjes. Pastaj zbriti i dërguari salAllahu alejhi ue selem dhe e përkdheli dhe ai u ndal.Trungu ishte i mërzitur me ndarjen ngai dërguari salAllahu alejhi ue selem.

Kur e lexonte Hasan Basriu (r.h.) këtë hadith qante dhe thoshte: “Ne jemi me parësor që të përmallohemi për të dërguarin salAllahu alejhi ue selem se sa ky trung”.

**Lajmërimi i të dërguarit salAllahu alejhi ue selem për disa gjëra të cilat do të ndodhin në të ardhmën, të cilat ia tregoi Allahu i Madhëruar .**

Njohja e gajbit (të fshehtës) në përgjithësi është çështje që i përket vetëm Zotit dhe askujt tjetër.

Thotë Allahu i Madhëruar**:“Ai është që e di të fshehtën, por fshehtësinë e vet nuk ia zbulon askujt.Me përjashtim të ndonjë të dërguari që Ai do.Atë botë Ai vë roje para edhe prapa tij (kur i shpall fshehtësinë),Për ta ditur (për t’u dukur) se ata kanë kumtuar shpalljet**

**e Zotit të tyre, dhe se Ai e ka përfshi atë tek ata, Ai e di sasinë e çdo gjëje që ekziston”.**(Xhin: 26-28)

Allahu i Madhëruar ia tregoi të dërguarit tonë salAllahu alejhi ue selem shumë gjëra të së fshehtës.Pastaj i dërguari salAllahu alejhi ue selem ia tregoi umetit të tij.Ai na tregoi për shenjat e vogla dhe të mëdha të kijametit.Ka ndodhur ashtu siç ka paralajmëruar i dërguari i sinqertë, salAllahu alejhi ue selem përveç disa shenjave të cilat ende s'kanë ndodhur ngase nuk ka ardhur koha e tyre.Edhe ato me lejën e Allahut do të ndodhin.

I dërguari salAllahu alejhi ue selem na tregoi për shenjat e vogla të kijametit. Prej tyre përmendi:

1.Shfaqja e fitneve (sprovave) 2.Pasimi dhe kryerja e gjynaheve të popujve të kaluar 3. Shfaqja e havarixhëve 4. Dalja e disa njerzëve që pretendojnë se janë pejgamberë5. Humbja e besës 6. Shtimi i policëve 7.Përkrahësit e zullumqarëve 8. Përhapja e prostuticionit 9. Përhapja e kamatës, 10. Përhapja e instrumenteve muzikore dhe lejimi i tyre 11. Zbukurimi i xhamive 12. Pirja e alkoolit 13. Vrsajet e shumta 13. Afrimi i kohës 14. Shfaqja e shirkut në këtë ummet 15. Përhapja e mëkatëve të shumta 16. Ndërprerja e lidhjeve farefisnore 17. Sjellja e keqe me fqiun 18. Koprracia e madhe 19. Tregëtia e madhe 20. Termetet e shpeshta 21. Vdekja e njerëzve të mirë 22. Marrja e posteve prej mendjelehtëve23. Shfaqja e femrave të veshura por të zhveshura

Prej këtyre shenjave gjithashtu ishte kur i dërguari salAllahu alejhi ue u ngjit në kodrën e Uhudit e me të ishte Ebu Bekri, Omeri dhe Othmani .Filloi të dridhej kodra së bashku me ta.I dërguari salAllahu alejhi ue selem tha: Qëndro o Uhud sepse mbi ty është i dërguari, i sinqerti dhe dy shehidat.Transmeton Buhariu.Me të vërtetë u mbyt Omeri dhe Othmani. Allahu i furnizoi me shehidllëk.Gjithashtu i dërguari salAllahu alejhi ue selem i përgëzoi disa prej shokëve të tij me xhenet dhe të gjithë vdiqën në teuhid dhe asnjë prej tyre nuk e braktisi fenë e Allahut.

153.Cilat janë dobitë e besimit në pejgamberët e Allahut

Realizimi i imanit në pejgamberët e Allahut lë gjurmë të mëdha në besimtarin.Prej tyre janë:

1.Njohja e mëshirës së Allahut dhe kujdesi i Tij për krijesat kur u dërgoi atyre të dërguar të ndershëm për t'i udhëzuar në rrugën e Allahut të Madhëruar.

2.Mirënjohja ndaj Allahut për këtë begati të madhe

3.Dashuria e të dërguarve, respektimi i tyre, lavdërimi i tyre në atë që e kemi të lejuar.Ata janë të dërguarit e Allahut, e transmetuan mesazhin e Tij të krijesat, i këshilluan popujt e tyre dhe bënin durim në rrugën e tyre.

## Veçoritë e te dërguarit salAllahu alejhi ue selem

154. Cilat janë veçoritë e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem?

Pozita dhe vlera e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem të Allahu është shumë e madhe. Allahu e zgjodhi atë mbi të gjitha krijesat dhe e dalloi mbi të gjithë pejgamberët dhe të dërguarit alejhimu selam. Allahu ia zgjeroi gjoksin e tij, ia ngriti famën e tij, e largoi nga ai barrën e cila e rëndonte, e lartësoi lartë emrin e tij dhe e lavdëroi në çdo gjë.

Allahu e lavdëroi në mendjën e tij:**"Shoku juaj nuk ka humbur, e as që ka devijuar".**(Nexhm: 2)

Në besnikerinë e tij:**"Dhe ai nuk flet nga mendja e tij".**(Nexhm:3)

Shikimin e tij:**"Shikimi (i Muhammedit) as nuk lakoi e as nuk tejkaloi".**(Nexhm :17)

Zemrën e tij:**“Zemra nuk mohoi atë që pa (me sy)”.**(Nexhm :11)

Gjoksin e tij**:“A nuk ta hapëm Ne gjoksin tënd?”** (Inshirah :1)

Famën e tij:**“Dhe Ne, ta ngritëm lart famën tënde?”** (Inshirah :4)

Pastërtinë e tij: **Dhe Ne hoqëm prej teje barrën tënde”.** (Inshirah :2)

Butësinë e tij: **“Juve ju erdhi i dërguar nga lloji juaj, atij i vie rëndë për vuajtjet tuaja, sepse është lakmues i rrugës së drejtë për ju, është i ndijshëm dhe i mëshirshëm për besimtarë”.**(Teube :128)

Diturinë e tij:**“Atë ia mësoi Ai, fuqiforti, (Xhibrili)”**(Nexhm :5)

Moralin e tij:**“Vërtet, ti je në një shkallë të lartë morali!**(Kalem :4)

Pastaj tregoi për poziten e tij në qiell, të Zoti i botërave dhe tek engjujt.ThotëAllahu:**“Është e vërtetë se All-llahu dhe engjëjt e Tij me madhërim e mëshirojnë Pejgamberin. O ju që keni besuar, madhërojeni pra atë (duke rënë salavatë) dhe përshëndeteni me selam”.**(Ahzab:56)

Pastaj i urdhëroi banorët e tokës prej besimtarëve që t’i dërgojnë salavate atij në menyrë që të bashkohet lavdërimi i banorëve të qiellit dhe tokës:**”O ju që keni besuar, madhërojeni pra atë (duke rënë salavatë) dhe përshëndeteni me selam”.**(Ahzab :56)

Pasha Allahun, une them se nuk ia di vlerën të dërguarit të Allahut askush, përveç Allahut të Madhëruar.

Transmetohet ne dy sahihet nga Ebu Hurejra (r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “Jam dalluar mbi pejgamberët tjerë me gjashtë gjëra: Me është dhënë oratoria, jam ndihmuar me frikë një muaj me herët, me janë lejuar plaçkat e luftës, me është bërë toka e pastër (xhami) dhe jam dërguar për të gjithë njerëzit dhe me mua është vulosur pejgamberia”.Transmeton Buhariu dhe Muslimi

Allahu i Lartësuar është betuar në paraditën dhe natën, kur e shtrinë errësiren se nuk e ka lënë Muhamedin salAllahu alejhi ue selem dhe as nuk e ka braktisur.Thotë Allahu i Madhëruar:**“Pasha paraditën!Pasha natën kur shtrinë errësirën!Zoti yt nuk të ka lënë, as nuk të ka përbuzur.Dhe se bota e ardhshme është shumë më e mirë për ty se e para.E Zoti yt do të të jepë ty, e ti do të kënaqesh.A nuk të gjeti ty jetim, e Ai të bëri vend (të dha përkrahje).Dhe të gjeti të paudhëzuar e Ai të udhëzoi.Dhe të gjeti të varfër, e Ai të begatoi.Pra, mos e përul jetimin!As lypësin mos e përzë!E me të mirat që t’i dha Zoti yt, trego (udhëzo njerëz)!”**(Duha:1-11)

Allahu e ka marrë besën prej të gjithë pejgamberëve dhe të dërguarve se nëse dërgohej tek ta Muhamedi salAllahu alejhi ue selem, do ta besojnë dhe ndihmojnë atë:**“Përkujtoni (o ithtarë të librit) kur All-llahu mori zotimin e pejgamberëve: Nga ajo se juve ju dhashë libër e urtësi, ju patjetër do ta besoni dhe ndihmoni pejgamberin që vjen pas juve, e që vërteton atë që ju keni pranë vetes. Tha (All-llahu): “A pranuat, a e morët sipër obligimin Tim”? Ata thanë: “Ne e pranuam”! Tha (All-llahu): “Dëshmoni pra, edhe Unë dëshmoj bashkë me ju”**( Ali Imran :81). Prej vlerës dhe pozitës së tij salAllahu alejhi ue selem është se Allahu e nderoi në thirrjen e tij. Allahu e thirri me emrat me të dashur që Ai i do:**“O ti Pejgamber” dhe: “O ti i dërguar”.Kurse pejgamberët e tjerë Allahu i thirri me emrat e tyre:(Ne i thamë) O Adem, ti dhe bashkëshortja jote zini vend në Xhennet, hani nga të doni, e mos iu afroni kësaj peme, pse do të bëheni prej zulumqarëve (të vetvetes suaj)”**.( A`raf: 19) “Iu pat thënë: **“O Nuh, zbarko qofsh i shpëtuar nga ana Jonë, me begati për ty dhe për një popull që është me ty...”( Hud :48) “Ne e thirrëm atë: “O Ibrahim!”Ti tashmë e zbatove ëndrrën! Ne kështu i shpërblejmë të mirët!”** (Safat :104-105) **“O Jahja, merre librin me shumë kujdes, dhe ashtu Ne i dhamë atij urtësi kur ishte fëmijë”.**(Merjem :12)

Prej vlerës dhe pozitës së Muhamedit salAllahu alejhi ue selem është edhe betimi i Allahut në jetën e tij:**“Pasha jetën tënde (Muhammed), s’ka dyshim se ata (populli i Lutit) ishin të humbur në dehjen e tyre”.**(Hixhr: 72)

Prej vlerës dhe pozitës së Muhamedit salAllahu alejhi ue selem është edhe ndalimi i ngritjes së zërit mbi zërin e pejgamberit salAllahu alejhi ue selem, si respekt për të:**“O ju që keni besuar, mos ngreni zërin tuaj mbi zërin e Pejgamberit dhe mos iu ngërmoni atij si i ngërmoheni njëri-tjetrit, e të zhduken veprat tuaja duke mos ditur ju”.**(Huxhurat :2)

Prej vlerës dhe pozitës sëMuhamedit salAllahu alejhi ue selem është edhe statusi i tij si zotëri i gjithë njerëzimit, siç ka ardhur në hadithin e Abdullah ibn Selamit (r.a.) që transmeton nga i dërguari salAllahu alejhi ue selem: “Unë jam zotëriu i bijëve të Ademit në ditën e kijametit pa u lavdëruar, i pari që do të me çahet toka, i pari i cili do të ndërmjetësoj, në dorën time është flamuri i falendërimit.Poshtë meje është Ademi dhe të tjerët”.Hadithin e saktësoi shejh Albani (r.h.)

Prej vlerës dhe pozitës së Muhamedit salAllahu alejhi ue selem është se ai është i pari i cili do të ndërmjetëson në ditën e kijametit për të filluar gjykimi, siç ka ardhur në hadithin e ndërmjetësimit.”Ai i kërkon leje Allahut për të ndërmjetësuar dhe Allahu i jep leje.Kur e sheh Allahun e Lartësuar bie në sexhde, pastaj e lut Allahun çfarë të dojë.Me pas i thuhet: Ngrite kokën o Muhamed.Fol, do të dëgjohet fjala jote dhe kërk ,do të jipet dhe ndërmjetso se do të pranohet”.Transmeton Buahriu dhe Muslimi.Ky është ndërmjetësimi i madh në ditën e kijametit dhe ky është vendi i lavdëruar me të cilin është veçuar i dërguari jonë salAllahu alejhi ue selem në fjalët e Allahut të Madhëruar:**” Dhe në një pjesë të natës zgjohu me të (me Kur’anin - namazin), është e sigurt se Zoti yt do të ngrejë ty në një vend të lavdishëm”.**(Isra: 79)

Prej vlerës dhe pozitës sëMuhamedit salAllahu alejhi ue selem është falja e mëkatëve të tij nga Allahu.Atij i janë falur mëkatët e kaluara dhe të

ardhshmet.Nuk është transmetuar se ndonjërit prej pejgamberëve Allahu t'i ketë thënë kështu. Secilit që i kërkohet që të ndërmjetëson për ta në diten e kijametit thotë"Vetja ime, vetja ime". Prej vlerës dhe pozitës se Muhamedit salAllahu alejhi ue selem është edhe se mrekullia e secilit pejgamber ka përfunduar me vdekjën e tij kurse mrekullia e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem , Kurani, do të mbetet deri në ditën e kijametit. Prej vlerës dhe pozitës sëMuhamedit tij salAllahu alejhi ue selem është se Allahu ia lejoi plaçkat e luftës.Prej vlerës dhe pozitës Muhamedit salAllahu alejhi ue selem është premtimi i Allahut se do ta ruaj Kuranin:**"Ne me madhërinë Tonë e shpallëm Kuranin dhe Ne gjithsesi jemi mbrojtës të tij".** (Hixhr: 9). Kurse për librat e mëparshme Allahu tha: **"Ne e zbritëm Tevratin, në të cilin është udhëzimi i drejtë dhe drita. Sipas tij gjykuan ndaj atyre që ishin jehudi, pejgamberët që ishin të bindur, gjykuan edhe dijetarët e devotshëm e paria fetare, ngase ishin të obliguar ta ruanin librin e All-llahut dhe ishin mbrojtës të tij. Prandaj, mos u frikësoni nga njerëzit, vetëm Mua të më frikësoheni dhe mos i ndërroni argumentet e Mia për pak send. E kush nuk gjykon me atë që e zbriti All-llahu, ata janë mohues".**(Maide :44)

Prej vlerës dhe pozitës së Muhamedit salAllahu alejhi ue selem është se umeti i tij nuk bashkohen në dalalet (devijim) dhe do ta ruan një grup prej umetit të tij duke vazhduar në të vërtetën, siç ka ardhur në hadithin që e transmeton Buhariu dhe të tjerët: "Vazhdon një grup prej umetit tim haptas në të vërtetën, nuk ju bëjnë dëm armiqtë e tyre dhe kushdo që mundohet t'i nënçmoj ata, derisa të vie urdhëri i Allahut".Transmeton Buahriu dhe Muslimi

Prej vlerës dhe pozitës së Muhamedit salAllahu alejhi ue selem është edhe dërgimi i tij si pejgamber për njerëz dhe xhinë, e jo si pejgamberët e tjerë që dërgoheshin vetëm për një popull: **"Sikur të kishim dashur Ne, do të dërgonim pejgamber në çdo vendbanim".**(Furkan: 51)

Prej vlerës dhe pozitës sëMuhamedit salAllahu alejhi ue selem është se Allahu do t`ia jap Keutherin (lum në xhennet), kurse Haudin para hyrjes në xhenet.Prej vlerës dhe pozitës së Muhamedit salAllahu alejhi ue selemështëse Allahu do t`ia jap 70 mijë njerëz prej umetit të tij që do të hynë në xhenet pa dhënë llogari dhe pa u dënuar.

155. Cilat janë detyrat e umetit ndaj Muhamedit salAllahu alejhi ue selem?

Ndaj të dërguarit salAllahu alejhi ue selem umeti i tij ka detyra të cilat nuk numërohen dhe nuk përkufizohen.Prej tyre po i përmendim:

**1. Besimi se ai është pergamber**

Thotë Allahu i Madhëruar:“**Thuaj (Muhammed): “O ju njerëz! Unë jam i dërguari i All-llahut te të gjithë ju. All-llahut që vetëm i Tij është sundimi i qiejve e i tokës, s’ka të adhuruar tjetër pos Tij; Ai jep jetë dhe Ai jep vdekje, pra besoni All-llahun dhe të dërguarin e Tij, pejgamberin e pashkolluar, që beson All-llahun dhe shpalljet e Tij, ndiqeni rrugën e tij që ta gjeni të vërtetën”.**(A`raf:158)

Ka thënë pejgamberi salAllahu alejhi ue selem: “Pasha atë që shpirti im është në dorën e Tij, nuk dëgjon për mua asnjë prej këtij umeti, jahudi apo krishterë pastaj vdes duke mos me besuar me atë që jam dërguar , veçse do të jetë prej banorëve të zjarrit”. Transmeton Muslimi

**2. Dashuria ndaj tij**

Dashuria e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem është bazë prej bazave të imanit.Thotë Allahu në Kuran:**“Thuaj (o i dërguar): “Në qoftë se etërit tuaj, djemtë tuaj, vëllezërit tuaj, bashkëshortet tuaja, farefisi juaj, pasuria që e fituat, tregtia që frikoheni se do të dështojë, vendbanimet me të cilat jeni të kënaqur, (të gjitha këto) janë më të dashura për ju se All-llahu, se i dërguari i Tij dhe se lufta për në**

**rrugën e Tij, atëherë, pritni derisa All-llahu nuk vë në rrugën e drejtë njerëzit e prishur”.**(Teube :24)

Transmetohet në dy sahihët nga hadithi i Enesit (r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:”Nuk ka besuar askush prej jush derisa të jem unë me i dashur tek ai sesa babai i tij, fëmija dhe njerëzit në përgjithësi”.Transmeton Buahriu dhe Muslimi

**3. Nderimi i tij**

Kjo është prej detyrave të umetit që Allahu na e obligoi në librin e tij:**“Që ju (njerëz) t’i besoni All-llahut dhe të dërguarit të Tij dhe atë ta përkrahni e ta respektoni, e (All-llahun) ta madhëroni për çdo mëngjes e mbrëmje”.**(Fet`h :9)

**4. Nënshtrimi ndaj asaj që na ka urdhëruar**

Ka thënë Allahu:**“Kush i bindet Pejgamberit, ai i është bindur All-llahut, e kush e refuzon, Ne nuk të dërguam ty roje kundër tyre”.(Nisa :80) “ Për Zotin tënd jo, ata nuk janë besimtarë (të asaj që të zbriti ty as të asaj para teje) derisa të mos zgjedhin ty për të gjykuar në atë konflikt mes tyre, e pastaj (pas gjykimit tënd) të mos ndiejnë pakënaqësi nga gjykimi yt dhe (derisa) të mos binden sinqerisht”.**(Nisa: 65)

Nënshtrimin ndaj të dërguarit salAllahu alejhi ue selem, Allahu e ka bërë adresë për dashurinë ndaj Tij.Thotë Allahu:**“Thuaj: “Nëse e doni All-llahun, atëherë ejani pas meje që All-llahu t’ju dojë, t’ju falë mëkatet tuaja, se All-llahu është që fal shumë, mëshiron shumë”.** (Ali Imran :31)

Thotë Ibn Kethiri (r.h.):” Ky ajet është shumë i qartë për secilin që pretendon që e do Allahun dhe nuk ecën në rrugën e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem.Ai është gënjeshtar në këtë gjë derisa ta pason

rrugën e Muhamedit salAllahu alejhi ue selem dhe fenë e të dërguarit në të gjitha fjalët dhe veprat e tij”.

Ka thënë pejgamberi salAllahu alejhi ue selem: “I gjithë umeti im do të hyjë në xhenet përveç kush nuk dëshiron.Thanë:O i dërguar i Allahut:Kush nuk dëshiron?Tha:Kush me nënshtrohet mua do të hyjë në xhenet, e kush me kundërshton ai ka refuzuar”.Transmeton Buhariu

Ka thënë pejgamberi salAllahu alejhi ue selem:”Kush me bindet mua i është bindur Allahut dhe kush me kundërshton mua e ka kundërshtuar Allahun”.Transmeton Buhariu dhe Muslimi

**5. Largimi nga çdo gjë që na ka ndaluar.**

Nga Ebu Hurejra (r.a.) transmetohet se ka thënë: “E kam dëgjuar të dërguarin e Allahut, salAllahu alejhi ue selem duke thënë:”Çka u kam ndaluar largohuni nga ajo, kurse ç`u kam urdhëruar, punoni nga ato sa të mundeni, sepse asgjë nuk i ka shkatërruar ata që kanë qenë para jush, përveç shumë pyetjeve të tepërta dhe mosnënshtrimi ndaj pejgamberëve të tyre”.Transmeton Buahriu dhe Muslimi

**6. Pasimi**

Thotë Allahu:**“Thuaj (Muhammed): “O ju njerëz! Unë jam i dërguari i All-llahut te të gjithë ju. All-llahut që vetëm i Tij është sundimi i qiejve e i tokës, s’ka të adhuruar tjetër pos Tij; Ai jep jetë dhe Ai jep vdekje, pra besoni All-llahun dhe të dërguarin e Tij, pejgamberin e pashkolluar, që beson All-llahun dhe shpalljet e Tij, ndiqeni rrugën e tij që ta gjeni të vërtetën”.**(A`raf:158)

Ka thënë pejgamberi salAllahu alejhi ue selem:”Kush e vepron një vepër që ne se kemi vepruar ajo do të refuzohet”.Transmeton Buahriu

Ka thënë Ibn Mesudi ( r.a.):”E vizatoi i dërguari i Allahut salAllahu alejhi ue selem një vizë me dorën e tij dhe tha: “Kjo është rruga e drejtë e Allahut dhe në dy skajet e saj bëri viza të ndryshme, pastaj tha: Këto janë

rrugicat, ku në secilën prej këtyre qëndron nga një shejtan që therret në të.Pastaj lexoi ajetin:**“Dhe se kjo është rruga (feja) Ime e drejtë (që e caktova për ju), pra përmbajuni kësaj, e mos ndiqni rrugë të tjera e t'ju ndajnë nga rruga e Tij. Këto janë porositë e Tij për ju, ashtu që të ruheni”.**(En`am: 153)

Ky është Omeri ( r.a.) i cili kur shkonte tek guri i zi e puthte dhe thoshte:”Unë e di se ti je vetëm një guri, nuk bën dëm as dobi dhe po mos ta kisha parë të dërguarin salAllahu alejhi ue selem duke të puthur, nuk do të puthja”.Transmeton Buhariu

**7. Besimi në tërë atë që ka lajmëruar**

Thotë Allahu në Kuran për të dërguarin salAllahu alejhi ue selem:**“Pasha yllin kur ai bie (prej së larti poshtë)!Shoku juaj (Muhammedi që ju e njihni) as nuk është njeri që ka humbur, as që ka devijuar (nga e vërteta).Dhe ai nuk flet nga mendja e tij.Ai (Kur'ani) nuk është tjetër pos shpallje që i shpallet.Atë ia mësoi Ai, fuqiforti, (Xhibrili)”.** (Nexhm: 1-5)

**8. Edukata me të dërguarin salAllahu alejhi ue selem**

Thotë Allahu i Madhëruar:**“Ne të dërguam ty (Muhammed) dëshmitar, përgëzues dhe qortues.Që ju (njerëz) t'i besoni All-llahut dhe të dërguarit të Tij dhe atë ta përkrahni e ta respektoni, e (All-llahun) ta madhëroni për çdo mëngjes e mbrëmje”.**(Fet`h :8-9)

Ka thënë Allahu i Madhëruar:**“O ju që keni besuar, mos ngreni zërin tuaj mbi zërin e Pejgamberit dhe mos iu ngërmoni atij si i ngërmoheni njëri-tjetrit, e të zhduken veprat tuaja duke mos ditur ju”.** (Huxhurat: 2)

Do të habiteni kur ta kuptoni se ky ajet ka zbritur për dy njerëzit me të mirë të këtij umeti, Ebu Bekrin dhe Omerin.Transmetohet në Sahihun Buhari nga ibn Ebu Mulejke që ka thënë:” Gati sa nuk u shkatërruan Ebu Bekri

dhe Omeri( r.a.). I ngriten zërat tek i dërguari salAllahu alejhi ue selem kur erdhi karavani i beni temimit.Njeri prej tyre dha shenjë për Akreh ibn Hamis kurse tjetri dha shenjë për një njeri tjetër.Ebu Bekri i tha Omerit: Ti nuk deshe tjetër vetëm se të më kundërshtosh.Tha Omeri: Nuk desha të kundërshtoj ty dhe i ngritën zërat. Për këtë ngjarje zbriti fjala e Allahut:”**O ju që keni besuar, mos ngreni zërin tuaj mbi zërin e Pejgamberit dhe mos iu ngërmoni atij si i ngërmoheni njëri-tjetrit, e të zhduken veprat tuaja duke mos ditur ju”**.( Huxhurat: 2)

Thotë Zubejri (r.a. ) “Pas kësaj dite zëri i Omerit nuk dëgjohej më, përveçse për së afërmi”.

Kurse në sahihun Muslim nga hadithi i Enes ibn Malik (r.a.) transmetohet që ka thënë:“Kur zbriti ky ajet:**“O ju që keni besuar, mos ngreni zërin tuaj mbi zërin e Pejgamberit dhe mos iu ngërmoni atij si i ngërmoheni njëri-tjetrit, e të zhduken veprat tuaja duke mos ditur ju**.(Huxhurat :2) .Thotë Enesi:U mbyll Thabit ibn Kajs në shtëpinë e tij dhe thoshte: Unë jam prej banorëve të zjarrit. I dërguari salAllahu alejhi ue selem e pyeti Sad ibn Muadhin dhe i tha: O Ebu Amër:Çka u bë më Thabitin? A ka ndonjë ankesë? Sadi tha: Ai është fqiu im dhe nuk di sa ka ndonjë ankesë.Tha: Shkoi Sadi tek Thabit ibn Kajsi dhe po ia përmend fjalët e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem.Thabiti (r.a.) i tha: Kur zbriti ky ajet **”O ju që keni besuar, mos ngreni zërin tuaj mbi zërin e Pejgamberit dhe mos iu ngërmoni atij si i ngërmoheni njëri-tjetrit, e të zhduken veprat tuaja duke mos ditur ju”.**(Huxhurat: 2), ju e dini se unë e kam pasur zërin me të lartë para të dërguarit salAllahu alejhi ue selem dhe unë jam prej banorëve të zjarrit.Ia përmendi Sadi këtë të dërguarit salAllahu alejhi ue selem, kurse i dërguari salAllahu alejhi ue selem i tha: Jo, por ai është prej banorëve të xhenetit”.Transmeton Muslimi

**9. Stolisja me moralin e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem**

Nëse pretendon se e do sinqerisht të dërguarin salAllahu alejhi ue selem atëherë stolisu me moralin e tij.

**10. Transmetimi i thirrjes dhe sunetit të tij**

Thotë Allahu:“**Thuaj: “Kjo është rruga ime, e vënë në fakte të qarta, e që unë thërras te All-llahu, unë dhe ai që vjen pas meje. Larg të metave është All-llahu, e unë nuk jam nga idhujtarët.”(Jusuf: 108) “E kush është në rrugë më të mirë se ai që thërret në rrugën e All-llahut, që bën vepra të mira dhe që thotë: “Unë jam prej muslimanëve?”**(Fussilet :33)

Mjafton për këtë fjala e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem ku i tha Aliut dhe Muadhit (r.a.) : ”Për Allah, nëse Allahu udhëzon nëpërmjet teje qoftë edhe një person të vetëm, kjo është më e mirë për ty sesa devetë e kuqe.”.Transmeton Buhariu dhe Muslimi

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:”Treguesi i së mirës është sikurse vepruesi i saj”. Transmeton Muslimi

Transmetohet nga Ebu Hurejra (r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “Ai që thirrë në udhëzim do ta ketë shpërblimin e të gjithë atyre që e pasojnë pa ju mangësuar asgjë nga shpërblimi i tyre dhe ai që thirrë në devijim (humbje) do ta ketë mëkatin e të gjithë atyre që e kanë pasuar, pa ju mangësuar asgjë nga mëkatët e tyre”.Transmeton Muslimi.

**11. Mbrojtja e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem:**

Duke e mbrojtur të dërguarin salAllahu alejhi ue selem, sunetin e tij –gjatë jetës së tij dhe ta mbrosh atë dhe sunetin e tij pas vdekjës së tij.

11.**Dërgimi i salavateve për të dërguarin salAllahu alejhi ue selem, shpeshtimi i tyre siç na ka urdhëruar Allahu për këtë:”Është e vërtetë se All-llahu dhe engjëjt e Tij me madhërim e mëshirojnë Pejgamberin. O ju që keni besuar, madhërojeni pra atë (duke rënë salavatë) dhe përshëndeteni me selam”.**(Ahzab: 56)

Transmetohet nga Abdullah ibn Amër ( r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “Ai i cili ma dërgon një salavat mua, Allahu do t’i dërgon atij dhjetë”.Transmeton Muslimi

Transmetohet nga Aliu (r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “Koprrac është ai që kur përmendët emri im nuk me dërgon salavat mua”. Hadithin e saktësoi shejh Albani (r.h.)

12.**Prej detyrave që kemi ndaj të dërguarit salAllahu alejhi ue selem është që t`ia dojmë shokët, familjën dhe gratë e tij**

T’i duash të gjithë dhe të ruhesh që mos i ofendosh duke i sharë, ose goditur në diçka ngase Allahu ia ka bërë detyrë këtij umeti që t’i do shokët e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem.Tha Allahu, pasi i përmendi muhaxhiret (migruesit) dhe ensarët (vendasit medinas):**“Edhe ata që kanë ardhur pas tyre e thonë: “Zoti ynë, falna neve dhe vëllezërit tanë që para nesh u pajisën me besim dhe mos lejo në zemrat tona farë urrejtjeje ndaj atyre që besuan. Zoti ynë Ti je i butë, mëshirues!”**(Hashr: 10). Tha Allahu i Lartësuar në të drejtën e të afërmeve të të dërguarit salAllahu alejhi ue selem dhe të familjës së tij:**“Ajo (dhunti) konsiston në atë që All-llahu u jep myzhde robërve të vet, të cilët besuan dhe bënë vepra të mira. Thuaj: “Unë nuk kërkoj prej jush ndonjë shpërblim për thirrjen time, vetëm se respektin e dashurisë për hir të farefisnisë (akraballëkut)”. Kush bën ndonjë të mirë, Ne ia shumëfishojmë të mirat; vërtet, All-llahu falë mëkatet, është mirënjohës”.**(Shura :23)

Ka ardhur në komentin e këtij ajeti Kuranor:”Thuaj atyre që të kanë ndjekur ty prej besimtarëve:Nuk po ju kërkoj për atë me të cilën kam ardhur ndonjë shpërblim prej jush përveç se t’i doni të afërmit e mi”.

156. Çka thotë Islami per ata që pretendojnë se janë pejgamberë?

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:“Nuk do të bëhet kijameti derisa të dalin dexhalla genjështarë, përafersisht tridhjetë, secili prej tyre pretendon se është i dërguar”. Transmeton Buhariu dhe Muslimi

Ka ndodhur në kohën e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem.Musejlemete Kedhabi, El-Esved el-Ansi dhe Talihatu el Esedij pretenduan se ishin pejgamberë.Prej këtyre u pendua vetëm Talihatu el Esedij, kurse të tjerët u mbyten përshkak të kufrit.Secili që e pretendon pejgamberllëkun pas të dërguarit salAllahu alejhi ue selem është pabesimtar dhe secili që i beson atij është pabesimtar.Thotë Allahu i Madhëruar:**“Muhammedi nuk ka qenë babai i asnjërit prej burrave tuaj por ai ishte i dërguari i All-llahut dhe vulë e të gjithë pejgamberëve, e All-llahu është i dijshëm për çdo send”.**(Ahzab: 40)

## Besimi ne ditën e gjykimit

157. Çka është qëllimi me ditën e fundit dhe a është obligim besimi i saj?

Qëllimi me ditën e fundit është të besosh dhe të bindesh se një ditë kjo botë do të përfundon, Më pas do të fillon bota tjetër dhe Allahu do t’i ringjallë të vdekurit për t’i marrë në llogari secilin njeri për atë që veproi.Besimi në ditën e gjykimit është obligim dhe është një nga gjashtë shtyllat e imanit .

158. Cila është vdekja e madhe dhe vdekja e vogël?

Ne e dimë se gjumi i përngjason vdekjës dhe për këtë arsye dijetarët e kanë quajtur gjumin “Vdekja e vogël”.Pra gjumi është vdekje dhe zgjurja nga gjumi është ringjallje.

Siç i tha Llukmani alejhi selam birit të tij:“O biri im nëse dyshon që do të vdesësh, mos fli dhe nëse dyshon në ringjalljën mos u zgjo nga gjumi”.

Thotë Allahu në Kuran:**“Ai është që ju vë në gjumë natën dhe e di çka vepruat ditën, pastaj ju ngjall-zgjon në të (ditën) deri në afatin e caktuar (vdekje). Pastaj do të ktheheni e do t’ju njoftojë me atë që keni pas vepruar”.**(En`am: 60)

Përderisa njeriu është në gjumë atij i mirret shpirti.Atij që do, Allahu ia merr shpirtin, e atij që do t’ia kthen ia kthen. Thotë Allahu:**“All-llahu i merr shpirtrat kur është momenti i vdekjes së tyre (i vdekjes së trupave të tyre), e edhe atë që është në gjumë e nuk ka vdekur, e atij që i është caktuar vdekja e mban (nuk e kthen), e atë tjetrin (që nuk i është caktuar vdekja, por është në gjumë), e lëshon (të kthehet) deri në afatin e caktuar. Vërtet, në këto ka argumente për një popull që mendon”.**(Zumer: 42)

Kurse “Vdekja e madhe”është kur robi del prej kësaj bote dhe varroset.

159. Çka do të thotë besimi në vdekje ?

Besimi në vdekje do të thotë:

Vdekja është për të gjitha krijesat që jetojnë në tokë apo qiej. Thotë Allahu: **“Çdo gjë që është në të (në tokë) është zhdukur. E do të mbetet vetëm Zoti yt që është i madhëruar e i nderuar!** (Rrahman: 26-27) Momentin e vdekjes nuk e di askush përpos Allahut të Lartësuar: **“ S'ka dyshim se vetëm All-llahu e di kur do të ndodhë kijameti, Ai e di kur e lëshon shiun. Ai e di se ç'ka në mitra (të nënave), nuk e di kush**

**pos Tij se çka do të ndodhë (çka do të punojë) nesër, dhe askush nuk e di, pos Tij, se në ç'vend (ose kohë) do të vdesë. All-llahu është më i dijshmi, më i njohuri. (Llukman :34)**

Përkujtimi i shpeshtë i vdekjes. Thotë i Dërguari salAllahu alejhi ue selem " Përkujtone atë që ua shkatërron kënaqesitë e kësaj bote" E saktësoi Shejh Albani (r.h)

Përgatitja për vdekjën para se të vij, ngutja në vepra të mira. Besimi në atë që do të vie pas vdekjës si pyetjet e varrit, shpërblimit dhe ndëshkimit në varr, pastaj ringjallja dhe hyrja në xhenet apo xhehnem.

160. A e di ndokush kohën e vdekjës së tij?

Askush nuk e di kur dhe ku do të vdesë. Të gjitha këto i di vetëm Allahu i Madhëruar.Vdekja është një nga pesë fshehtësitë që i di vetëm Allahu i Lartësuar:**"Çelësat e fshehtësive janë vetëm te Ai, atë (fshehtësinë) nuk e di kush pos Tij. Ai e di çka ka në tokë dhe në det, Ai e di për çdo gjeth që bie dhe s'ka kokërr në thellësi të tokës, s'ka të njomë dhe s'ka të thatë që nuk është (shënuar) në librin e qartë (Levhi - Mahfudh)."**(En`am :59) **"S'ka dyshim se vetëm All-llahu e di kur do të ndodhë kijameti, Ai e di kur e lëshon shiun. Ai e di se ç'ka në mitra (të nënave), nuk e di kush pos Tij se çka do të ndodhë (çka do të punojë) nesër, dhe askush nuk e di, pos Tij, se në ç'vend (ose kohë) do të vdesë. All-llahu është më i dijshmi, më i njohuri".**(Llukman:34)

Transmeton Buahriu në sahihun e tij nga Ibn Omer (r.a.) që ka thënë: Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem se çelësat e fshehtësisë janë pesë::**"S'ka dyshim se vetëm All-llahu e di kur do të ndodhë kijameti, Ai e di kur e lëshon shiun. Ai e di se ç'ka në mitra (të nënave), nuk e di kush pos Tij se çka do të ndodhë (çka do të punojë) nesër, dhe**

**askush nuk e di, pos Tij, se në ç'vend (ose kohë) do të vdesë. All-llahu është më i dijshmi, më i njohuri".**(Llukman:34)

161. A preferohet përkujtimi i vdekjës?

Po, preferohet përkujtimi i vdekjës, në mënyrë që mos të lidhen zemrat tona me kënaqësitë e kësaj bote të përkohshme.Thotë Allahu i Madhëruar: **"Secili njeri do të shijojë vdekjen, e shpërblimet tuaja u plotësohen ditën e kijametit, e kush shmanget zjarrit e futet në xhennet, ai ka arritur shpëtim, e jeta e kësaj bote nuk është tjetër pos një përjetim mashtrues".**(Ali imran :185) **"S'ka dyshim se vetëm All-llahu e di kur do të ndodhë kijameti, Ai e di kur e lëshon shiun. Ai e di se ç'ka në mitra (të nënave), nuk e di kush pos Tij se çka do të ndodhë (çka do të punojë) nesër, dhe askush nuk e di, pos Tij, se në ç'vend (ose kohë) do të vdesë. All-llahu është më i dijshmi, më i njohuri".**(Llukman:34) **"Sikur All-llahu t'i dënonte njerëzit (zullumqarë) për shkak të mizorisë së tyre, nuk do të linte mbi të (tokë) asnjë gjallesë, por Ai i lë ata për më vonë deri në afatin e caktuar, e kur të vijë afati i tyre, për asnjë moment nuk mund ta vonojnë as ta ngutin".** (Nahl: 61)

Transmetohet nga ibn Omeri ( r.a.) se ka thënë: I dërguari salAllahu alejhi ue selem, me kapi për krahu dhe tha: Jeto në këtë botë si i huaj ose si udhëtar.Kurse Ibn Omeri (r.a.) thoshte: "Kur të ngrysësh mos e prit mëngjesin dhe kur të zgjohesh mos e pritë mbrëmjen.Gjatë kohës së shëndetit përgatitu për sëmundje dhe gjatë jetës përgatitu për vdekjën tënde".

Thotë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: "Përkujtone atë që ua shkatërron kënaqësitë e kësaj bote".E saktësoi shejh Albani (r.h.)

162. Çfarë efekti ka përkujtimi i vdekjës në përmirësmin e vetvetës?

S`ka dyshim se përkujtimi vdekjës lë gjurmë të mëdha në përmirësimin e trupave, zemrave dhe shpirtrave.Kjo ngase njerëzit janë të prirë pas kënaqësive të kësaj bote.Rrjedhimisht kjo i bën që shumë lehtë të bien në mëkate, të jenë përtac në adhurime.

163. Cilat janë agonitë e vdekjës?

Vdekja ka dhimbje të cilat i përjeton njeriu në agonin e vdekjës, siç thotë Allahu i Madhëruar: **“Agonia e vdekjes i vjen me atë të vërtetën (i zbulohet çështja e Ahiretit); kjo është ajo prej së cilës ke ikur”.**(Kaf :19)

Transmetohet se i dërguari salAllahu alejhi ue selem në agoninë e vdekjës thoshte:”La ilahe il-lAllah me të vërtetë vdekja paska dhimbje”.Në një transmetim tjetër:”O Allah mi lehtëso dhimbjet e vdekjës”. Transmeton Buhariu.

164. Çka i lehtëson dhimbjet e vdekjës?

I dërguari salAllahu alejhi ue selem na tregoi se shehidi i cili vdes në betejë i lehtësohen dhimbjet e vdekjës.Transmeton Ebu Hurejra ( r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “Shehidi nuk e ndien dhimbjen e vdekjës përveç si ndonjëri prej jush që e ndien dhimbjen e shpuarjes së therrës. Transmeton Nesaiu, kurse e ka saktësuar shejh Albani (r.h.)

165. A prezentojnë engjujt në agoninë e vdekjës?

Kur vie koha që njeriu të largohet nga kjo botë, Allahu i dërgon engjujt e vdekjës për t`ia marrë shpirtin .Engjujt e vdekjës i vijnë besimtarit në pamje shumë të bukur, kurse pabesimtarit i vijnë në pamje shumë të frikshme.

166. Si është udhëtimi i shpirtit të besimtarit dhe jobesimtarit?

I dërguari salAllahu alejhi ue selem tregon për udhëtimin e shpirtrave të besimtarëve dhe pabesimtarëve si dhe ndodhitë në këtë udhëtim të çuditshëm.

167. Cili është përgëzimi për besimtarin në agoninë e vdekjës?

Besimtarit i zbresin nga qielli engjujt me fytyra të ndritura sikurse drita e diellit.Ata kanë me vete qefina prej qefinave të xhenetit dhe parfum prej parfumave të xhenetit.Ata ulën afër tij aq sa sheh syri larg pastaj vjen engjulli i vdekjës dhe i ulet tek koka e tij dhe i thotë:”O ti shpirt i mirë dil në faljen e Zotit tënd dhe në mëshirën e Tij.

168. Si del shpirti i besimtarit?

Del shpirti i besimtarit lehtazi .E merr meleku i vdekjës e vendos në dorën e tij, mirëpo nuk e mbanë në dorë as sa qel e mbyll sytë.Më pas e mbështjell me qefin dhe e parfumos me erën me të mirë që mund të ekzistoj. Kështu i merret shpirti besimtarit.

169. Çka ndodhë me shpirtin e besimtarit duke u ngjitur në qiell?

Engjujt e marrin shpirtin e besimtarit dhe e ngjisin nëpër qiell dhe nuk kalojnë pranë ndonjë grupi të engjujve veçse ata thonë: Kush është ky shpirt kaq i mirë? I thonë: Filani i biri filanit me emrat me të bukur që e kanë thirrur në jetën e dynjas dhe vazhdon duke u ngjitur derisa arrijnë në qiellin e dynjas.Engjujt kërkojnë leje për t`ju hapur dyert. I hapen dyert e qiellit dhe luten engjujt e secilit qiell për shpirtin e mirë derisa arrinë në qiellin e shtatë.

170. Ku shkon shpirti i besimtarit pasi te ngjitet në qiell?

Kur arrinë shpirti i besimtarit në qiellin e shtatë, Allahu Fuqiplotë thotë: “Shkruajeni librin e robit tim në Ilijin (vend i lartë ku shkruhen emrat e besimtarëve) dhe kthejeni në tokë sepse unë prej tokës e kam krijuar në të do ta kthej dhe prej sajë do ta nxjerri edhe njëherë dhe kthehet shpirti në trup”.(Fjalë e autorit)

171. Cili është përgëzimi për pabesimtarin në agoninë e vdekjës?

I zbresin engjujt nga qielli me fytyra të zeza, ulën pranë tij, pastaj vjen meleku i vdekjës dhe ulet tek koka e tij dhe i thotë: “O ti shpirt i keq, dil në hidhërimin e Zotit tend”.

172. Si del shpirti i pabesimtarit?

Shpirti i pabesimtarit del me shumë vështirësi, sikurse kur të hiqet therra nga leshi deles.Ai del me erë shumë të keqe, si asnjë erë e keqe në këtë botë.

173. Çka ndodhë me shpirtin e pabesimtarit duke u ngjitur në qiell?

Kur ngjitet shpirti i pabesimtarit në qiell nuk kalojnë pranë një grupi prej grupit të engjujve veçse ata pyesin: Çka është ky shpirt i keq? U përgjigjen Filani i biri filanit me emrat me të këqinj që e kanë emertuar në dynja, derisa arrinë në qiellin e dynjas.Engjujt kërkojnë leje për t`ju hapur dyert e qiellit por ato nuk i hapen.Thotë Allahu i Madhëruar:**“Nuk ka dyshim se ata që përgënjeshtruan argumentet Tona dhe nga mendjemadhësia u larguan prej tyre, atyre nuk u hapen dyert e qiellit dhe nuk do të hyjnë në xhennet deri të përbirojë deveja nëpër vrimën e gjilpërës. Ja, kështu i shpërblejmë kriminelët”.**( A`raf:40)

174. Ku shkon shpirti i pabesimtarit pasi t’i mbyllen dyert e qiellit?

Thotë Allahu i Plotfuqishëm**:”Shkruajeni librin e tij në sixhin (burg) në tokën me të ulët dhe kthehet shpirti në trupin e tij”.Thotë Allahu në Kuran:”Duke qenë të sinqertë në besimin ndaj All-llahut, dhe duke mos i përshkruar Atij shok, e kush i përshkruan shok All-llahut, ai është sikur të bie nga qielli e ta rrëmbejë shpendi, ose si ai të cilin e gjuan era e stuhishme në ndonjë vend të humbur”.**(Haxh :31)

## Dënimi dhe shpërblimi në varr

175. Çka do të thotë besimi në dënimin dhe shpërblimin në varr ?

Besimi në tërë atë që ka lajmëruar i dërguari salAllahu alejhi ue selem se varri ose do të jetë kopsht prej kopshteve të xhenetit ose gropë prej gropave të xhehnemit.

176. Çka do ta pyesin Munkiri dhe Nekiri njeriun në varr?

Do ta pyesin:Kush është Zoti yt? Cila është feja jote? Kush është pejgamberi yt?

177. Si përgjigjet besimtari në pyetjet e varrit ?

Allahu e forcon besimtarin dhe ai përgjigjet: Zoti im është Allahu, Feja ime është Islami dhe pejgamberi im është Muhamedi salAllahu alejhi ue selem.

178. Pasi besimtari përgjigjet në pyetjet e varrit a do ta shtrengon varri ?

Po, do ta shtrëngon mirëpo me një shtrëngim të lehtë sikur e shtrëngon nëna fëmijun e saj.

179. A shpërblehet besimtar në varr?

Po.Thirrë një thirrës prej qiellit:Të vërtetën e tha robi im, shtroni nga shtrojat e xhenetit,visheni me tesha të xhenetit, dhe hapjani një derë në varr qëta sheh vendin e tij në xhenet.I zgjerohet varri aq sa sheh syri dhe ky lutet : “O Zot bëje kijametin..O Zot bëje kijametin”.

180. A do ta shoqëron besimtarin ndokush në varr?

Po. I vjen atij një njeri me fytyrë të bukur, me rroba të bukura, me erë shumë të mirë, dhe i thotë: Myzhde, kjo është dita që t`u është premtuar, i thotë atij: Kush je ti sepse fytyryra jote sjell mirësi ? I thotë: Unë jam vepra jote e mirë . I thotë: O Zot bëje kijametin në mënyrë që të kthehem të familja dhe pasuria ime.

181. Si përgjigjet pabesimtari nëvarr?

Pabesimtari përgjigjet me shumë vështirësi duke thënë” Ah,Ah,Nuk e di, Nuk e di “.

182.Meqë pabesimtari nuk përgjigjet në pyetjet e varrit, a do ta shtrëngon varri ?

Po, e shtrëngon aq fort saqë ia thyen edhe eshtrat.

183. A dënohet pabesimtari në varr?

Po.Thirrë një thirrës prej qiellit:Përgenjështroi robi im shtoni varrin e tij nga zjarri dhe hapeni një derë në varr le ta shoh vendin e tij në xhehnem.Nga kjo derë i vjen nxehtësia shumë e madhe dhe e shtrëngon varri dhe ia bashkon dy krahët e tij.

184. A do ta shoqëron pabesimtarin ndokush në varr?

Po. Do t'i vie një njeri me fytyrë të keqe, me rroba shumë të këqija, me erë shumë të rëndë dhe i thotë: Mjerë për ty për këtë ditë.I thotë: Kush je ti sepse fytyra jote sjellë sherr? I thotë : Unë jam vepra jote e keqe që me ke vepruar në dynja Thotë:O Zot mos e bëje kijametin.

185. Dënimi dhe shpërblimi në varr

Pasi të vendoset robi në varr fillon jeta e tij me shpërblimin e varrit apo dënimin etij.Kjo varet prej asaj se çka ka punuar njeriu në dynja.Nëse ka qenë adhurues fillon jeta e begative dhe nëse është pabesimtar ose mëkatar i madh e nuk është penduar , fillon jeta e dënimit për të.

186. A është varri shtepia e parë e ahiretit?

Transmetohet nga Hani shërbetori i Othmanit ( r.a.) i cili ka thënë: Ishte Othmani ai i cili kur e shikonte varrin qante aq shumë saqë i lagej mjekrra e tij.I thuhej atij: E kujton xhenetin dhe xhehnemin dhe nuk qan kurse e kujton varrin dhe qan aq shumë?.Tha: Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:”Varri është shtëpia e parë prej shtëpive të ahiretit, nëse shpëton në varr çdo gjë me pas e ka me të lehtë dhe nëse në varr nuk shpëton atëherë çdo gjë më pas e ka më vështirë”.

187. Përgatituni për këtë ditë

Transmetohet nga Berra ibn Azib (r.a.) që ka thënë: “Përderisa ishim me të dërguarin salAllahu alejhi ue selem e pamë një grup njerëzish.Tha: Përse janë mbledhur ata njerëz?I thanë: Po e hapin një varr.Tha:U frikësua i dërguari salAllahu alejhi ue selem dhe nxitoi në mesin e sahabëve derisa mberiti tek varri.Tha: I dola përballë që ta shikoj se çka po bën, filloi të qajë derisa i piknin lotët .Pastaj u kthye nga ne dhe tha: O vëllezërit e mi përgatituni për këtë ditë”.Shejh Albani (r.h.) ka thënë se hadithi është hasen.

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: “Vizitoni varrezat sepse ato ua përkujtojnë botën tjetër”.E skatësoi shejh Albanir (r.h.)

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:”Ia pata ndaluar vizetën e varreve, tani vizitoni sepse u zbuten zemrat, rrjedhë loti dhe ua kujtojnë botën tjetër”.E saktësoi shejh Albani (r.h.)

Ka thënë Sufjan Eth-Theuri: “Kush e kujton shpesh varrin do ta gjejë atë kopsht prej kopshteve të xhenetit dhe kush është i shkujdesur nga përkujtimi i varrit do ta gjejë gropë prej gropave të xhehnemit”.

188.A do ta shtrëngon varri njeriun?

Shtrëngimit të varrit nuk mund t’i shpetoj askush, qoftë i mirë apo i keq, i vogël apo i madh.Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem për Sad ibn Muadhin (r.a.):“Për Sadin është dridhur Arshi, janë hapur dyert e qiellit dhe kanë marrë pjesë 70 mijë engjuj në faljen e namazit të tij.U shtrëngua nga varri pastaj u lirua “. E saktësoi shejh Albani (r.h.)

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:”Varri e ka një shtrëngim, sikur dikush të shpetonte do të shpetonte Sad ibn Muadhi”.E saktësoi shejh Albani (r.h.)

As fëmija i vogel nuk i shpeton shtrëngimit të varrit.Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:”Sikur të shpetonte ndonjë nga shtrëngimi i varrit do të shpetonte ky fëmijë”.E saktësoi shejh Albani (r.h.)

E ka nxjerrur Ibn Ebi Dunjanga Muhammed Et-Tejmij që ka thënë”:Thuhet: Shtrëngimi i varrit ndodhë sepse toka është nëna e tyre, prej saj janë krijuar dhe munguan një kohë të gjatë.Pasiqë Allahu ia kthen fëmijët e saj, e shtrëngon sikur nëna që e shtrëngon fëmijën që i ka munguar një kohë të gjatë.Ai që është i nënshtruar për Allahun, e shtrëngon me butësi dhe ai që është kundërshtar dhe mëkatar e shtrëngon me fuqi, i zemëruar në të”.

189.Si do të shpërblehet besimtari në varr?

Besimtari në varr kalon prej një mirësie në tjetër.Begatia e parë që e merr në varr është forcimi nga Allahu kur pyetet nga ana e dy engjujve.Thotë Allahu i Madhëruar:“**All-llahu i forcon ata që besuan në fjalën e fortë (të mirë) në jetën e kësaj bote edhe në botën tjetër, ndërsa mizorët All-llahu i bën të humbur. All-llahu punon çka të dojë”.**( Ibrahim :27)

Besimtari në varrin e tij e sheh zjarrin nga i cili e ka mbrojtur Allahu dhe e sheh vendin e tij në xhenet. Allahu ia ndriçon dhe zgjeron varrin e tij, i shtrohet varri nga shtronjat e xhenetit.Bile besimtari do të flej në varr me gjumin me të mirë që s’e ka shijuar asnjëherë në dynja.Edhe veprat e tij do t’i personofikohen dhe do ta shoqërojnë në varrin e tij, siç ka ardhur në hadithin e Berra ibn Azib:”I vjen një njeri me fytyrë të bukur, me rroba të bukura, dhe me erë shumë të mirë dhe thotë: Myzhde, gëzim për ty: Gëzohu me kënaqësinë e Allahut dhe xhenetet e Tij ku do të jesh përgjithmonë, kjo është dita që t`u është premtuar.I thotë: atij Edhe ty të gëzoftë Allahu :Kush je ti?Ngase fytyra jote po sjell mirësi, i thotë: Unë jam vepra jote e mire”. E saktësoi shejh Albani (r.h.).

Allahu ia gjelbëron varrin e tij deri në ditën e ringjalljes, siç ka ardhur në hadith:”I zgjerohet atij varri dhe i mbushet gjelbërim deri në ditën e ringjalljës”.I shtohet varri i tij nga shtrojat e xhennetit, siç ka ardhur në hadithin e Berra ibn Azib: “Thirrë një thirrës nga qielli: Të vërtetën e tha robi im, shtoni nga shtonjat e xhenetit dhe visheni me rrobat e xhennetit” .

Përgezohet më korrektësinë e fëmijëve të tij që janë në dynja.

190.Si do të dënohet pabesimtari në varr?

Thirrë një thirrës nga qielli: Përgenjështroi robi im, ah çfarë poshtërimi është ky, ah çfarë dënimi i rëndë është ky.Pastaj i ngushtohet varri derisa i bashkohen dy krahët dhe i mbushet varri i tij me errësirë.I shtrohet varri i

tij nga shtrojat e zjarrit, goditet me një çekan derisa e bën pluhur pastaj e kthen Allahu ashtu siç ishte dhe i vjen vepra e tij e keqe dhe e shoqëron në varr.

Transmetohet në hadith nga Berra ibn Azib: “I vjen një njeri me fytyrë të keqe dhe i thotë unë jam vepra jote e keqe”.E lusim Allahun që të na fal dhe mëshiron!

191.Si të ruhemi nga dënimi i varrit?

Thotë ibn Kajimi ( r.h ) se përgjigjja është dy lloje: E përgjithshme dhe e detajizuar

E përgjithshme është kur: Largimi nga të gjitha mëkatët të cilat bëjnë që të dënohesh në varr. Prej me të rëndësishmeve dhe me të dobishmëve është:Të ulet njeriu një moment kur bie për gjumë, ta llogaritë vetën e tij për tërë atë që e ka humbur dhe e ka fituar gjatë asaj dite.Pastaj ta ripërtrinë pendimin e sinqertë mes tij dhe Allahut.Kësisoj të fle me këtë pendim dhe të vendos që mos të kthehet kurrë në atë mëkat kur të zgjohet. Le ta bëjë këtë për çdo natë, nëse vdes këtë natë vdes i penduar dhe nëse zgjohet zgjohet i gëzuar dhe me ambicie për vepra të mira.Për këtë njëri nuk ka gjumë me të mirë sesa ky, e në veçanti nëse e përfundon këtë pendim me përmendje të Allahut dhe me lutjet që na i mësoi i dërguari salAllahu alejhi ue selem.Ai që e do mirësinë Allahu i jep sukses në këtë.

**Kurse përgjigja e detajizuar:**

Do t’i përmendim hadithet nga i dërguari salAllahu alejhi ue selem që na tregojnë se si të shpetojmë nga dënimi i varrit

1. **Besimi, devotshmëria dhe veprat e mira**

Thotë Allahu i Madhëruar:**“.....Kështu këshillohet ai që i beson All-llahut dhe ditës së fundit, e kush u përmbahet dispozitave të All-llahut, atij Ai i hap rrugë,dhe e furnizon atë prej nga nuk e kujton fare. Kush i mbështetet All-llahut, Ai i mjafton atij, All-llahu realizon dëshirën e vet dhe All-llahu çdo gjëje ia ka caktuar kohën (afatin)”.**(Talak: 2-3).Në këtë ajet Allahu u premtoi të devotshmëve dhe atyre që i frikësohen Atij se do t’i shpëton nga çdo ngushtim dhe vështirësi dhe s`ka ngushtim me të madh sesa dalja e shpirtit dhe ngushtimi i varrit.

2. **Qëndrueshmëria në nënshtrim për Allahun e Madhëruar**

Thotë Allahu i Madhëruar**:”E, s’ka dyshim se ata që thanë: “All-llahu është Zoti ynë”, dhe ishin të paluhatshëm, atyre u vijnë engjëjt (në prag të vdekjes dhe u thonë): të mos u frikësoheni, të mos pikëlloheni, keni myzhde xhennetin që u premtohej.(u thonë) Ne kujdesemi për ju, si në jetën e kësaj bote, ashtu edhe në botën tjetër, kudo të keni atë që dëshironi dhe gjithçka kërkoni.Pritje e nderuar prej Atij që falë mëkatet dhe që është mëshirues!”** (Fussilet :30-32) **“Ata që thanë: “All-llahu është Zoti ynë dhe qëndruan besnikërisht, për ta nuk ka frikë dhe ata nuk do të pikëllohen.Të tillët janë banues të xhennetit, aty do të jenë përgjithmonë, atë e kanë shpërblim pë veprat që i bënë”.**

(Ahkaf: 13-14)

3. **Shehidi në rrugën e Allahut**

Thotë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: Shehidi i ka shtatë shpërblime të Allahu:

“I falen të gjitha mëkatët me pikën e parë të gjakut, e sheh vendin e tij në xhenet, zbukurohet me petkun e imanit, martohet me 72 hyri prej hyrive të xhenetit, shpëton nga dënimi i varrit, është i mbrojtur nga frika e madhe dhe ndërmjetëson për 70 anëtarë të familjës së tij”.E saktësoi shejh Albani (r.h.)

**4. Ai që vdes si shehid, por jo në luftë**

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: “Kë e konsideroni shehid në mesin tuaj?Thanë: O i dërguari i Allahut !Ai që vritet në rrugën e Allahut ai është dëshmor ,Tha: Atëherë dëshmorët në umetin tim do të jenë pak në numër.Thanë: Kush janë ata o i dërguari i Alllahut?Tha: Ai që vdes në rrugën e Allahut është deshmor, kush vdes nga sëmundja e murtajes është deshmor, kush vdes nga sëmundja e barkut është deshmor dhe kush përmbytet është dëshmor”.Sahih Muslim

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:”Kush vritet duke e mbrojtur pasurinë e tij është dëshmor, kush vritet duke e mbrojtur gjakun e tij ai është dëshmor, kush vritet duke e mbrojtur fenë e tij është dëshmor, kush vritet duke e mbrojtur familjen e tij është shehid”.Hadithin e saktësoi shejh Albani( r.h.)

**5. Leximi i surës Tebareke**

Mos ji i shkujdesur ndaj surës Mulk (tebareke) çdo natë, ngase na ka treguar i dashuri jonë salAllahu alejhi ue selem se ajo do të bëhet pengesë nga dënimi i varrit.Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:”Surja Tebareke është pengesë nga dënimi i varrit”.Transmeton Ibn Mervedihi nga Ibn Mesudi dhe e ka saktësuar shejh Albani (r.h.)

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: “Një sure nga Kurani e cila i ka 30 ajete ka dialoguer për lexuesin e saj derisa e ka futur në xhenet.Kjo sure është Tebareke”. Hadith Hasen

**6. Largimi nga ajo që bëhet shkak të dënohesh në varr**

Prej shkaqeve që të ruhesh nga dënimi i varrit është që të largohesh nga çdo gjë që bëhet shkak të dënohesh në varr si p.sh: Thashethemët, mos ruajtja nga kryerja e nevojës se vogël, gënjeshtra, kamata, pirja e alkoolit, prostuticioni, homoseksualizmi, muzika, përgojimi, shirku, kufri, bidatet, braktisja e Kuranit dhe mos veprimi me të etj.

**7. Pendimi i sinqertë para vdekjës**

Sa bukur është kur robit i mbyllet jeta me pendim të sinqertë dhe me nënën e të gjitha lutjeve:“O Allah, ti je Zoti im nuk ka Zot tjetër që e meriton adhurimin me të drejtë pos Teje, Ti me ke krijuar dhe unë jam robi Yt, do të qëndroj besnik ndaj marrveshjës dhe premtimit Tënd aq sa të kem mundësi, Kërkoj mbrojtjën Tënde nga e keqja që kam vepruar,Unë jam mirënjohës ndaj dhuntive Tua, i pranoj mëkatet e mia, andaj më fal ngase mëkatet nuk i fal askush tjetër përveç Teje”.Transmeton Buhariu.

**8. Vdekja në natën ose ditën e xhumasë**

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: “Nuk ka asnjë musliman i cili vdes natën apo ditën e xhuma veçse Allahu do ta ruaj nga sprova e varrit”.Transmeton Buhariu

**9. Duaja (Lutja)**

Nuk duhet asnjëherë muslimani të jetë i shkujdesur nga lutja, ngase ajo është prej shkaqeve me të mëdha për shpëtim në dynja dhe ahiret.

E dëgjoi i dërguari salAllahu alejhi ue selem një njeri duke u lutur në teshehud:” O Allah unë të lutem ty sepse ty të takon falendërimi, s`ka të adhuruar me meritë pos Teje, i vetëm i Cili nuk ka shok, Dhuruesi o Krijuesi i qiejve dhe tokës, O Me Madhështori, O Ti që je i Gjallë dhe i Përhershëm, unë kërkoj nga Ti xhenetin dhe kërkoj nga Ti mbrojtje nga xhehnemi. I tha i dërguari salAllahu alejhi ue selem shokëve të tij: A e dini se me çfarë është lutur?Thanë: Allahu dhe i dërguari i Tij e dinë më së miri.Tha: Pasha atë që shpirti im është në dorën e Tij, e ka lutur Allahun me emrin e tij me të madh që kur i lutet Atij, Ai përgjigjet dhe kur i kërkohet Atij, Ai jep”.E saktësoi shejh Albani (r.h.)

**10. Pirja e ujit të zem -zemit me qëlim që të shpetosh nga dënimi varrit**

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:”Uji zem- zem është me synimin që pihet”.E saktësoi shejh Albani (r.h.)

Ibn Abassi ( r.a.) kur e pinte ujin e zem- zem-it thoshte:” O Allah unë kërkoj nga Ti dituri të dobishme, furnizim të gjerë dhe shërim nga çdo sëmundje”.

**Shenjat e Kijametit**

Shumë prej shenjave të kijametit kanë ardhur, ato i shohim çdo ditë. Kjo bënë që çdo besimtari t’i shtohet besimi, ngase po shfaqet ajo që ka treguar i dërguari salAllahu alejhi ue selem para me shumë se 1400 viteve. Secila prej këtyre shenjave që ndodhë është mrekulli e qartë për të dërguarin e këtij ummeti, Muhamedin salAllahu alejhi ue selem. Mjerë për ata që dyshojnë ose e mohojnë shpalljen dhe të dërguarin salAllahu alejhi ue selem.

192.Cilat janë disa prej shenjave të vogla të kijametit?

Shenjat e vogla të kijametit janë të shumta, ne do t’i përmendim disa prej tyre:

1.Dërgimi i pejgamberit salAllahu alejhi ue selem 2. Vdekja e pejgamberit salAllahu alejhi ue selem 3.Çlirimi i Bejtul Makdisit (Palestinës) 4. Shfaqja e fitneve (sprovave) 5.Humbja e emanetit (besës) 6. Përhapja e instrumenteve muzikore dhe muzikës 7.Pretendimi i pejgambërllëkut nga disa njerëz 8. Shtimi i pasurisë 9. Vrasjet e shumta 10. Pirja e alkoolit dhe lejimi i tij 11. Ikja e diturisë 12. Shtimi i injorancës (paditurisë) 13. Ngritja e Kuranit nga fletët dhe gjoksat, 14.Dëshmia e rrejshme, 15. Fshehja e

dëshmisë së ditur16. Dalja e një zjarri nga toka e Hixhazit17. Vdekja e njerëzve të mire 18. Përhapja e imoralitetit me të madhe 19. Ndërpreja e lidhjeve farefisnore 20. Sjellja e keqe ndaj fqiut 21. Përhapja e kamatës me të madhe 22. Ngrënia e haramit 23. Marrja e pozitave nga mendjelehtët, 24. Përhapja e shirkut në umet 25.Shafitjet e tokës 26. Shpifjet 27. Afrimi i kohës derisa viti bëhet sa një muaj, muaji sa një javë, java sa një ditë dhe dita sa një ndezje e zjarrit 28. Përhapja e femrave të veshura por të zhveshura 29. Shtimi i grave dhe pakësimi i burrave 30. Përhapja e gënjeshtrës dhe rritja e saj 31. E shpreson njeriu vdekjën prej sprovës së rëndë 32.Shtimi i fjalëve dhë braktisja e veprave 33. Lufta në mes bizantinëve (evropianëve) dhe muslimanëve 34. Çlirimi i Konstandinopojës (Stambollit) 35.Lufta me jehudët ku do të flasë guri dhe druri 36. Shkatërrimi i Qabës 37. Shfaqja e një ere të mirë që do t`ua merr shpirtërat besimtarëve etj.

193.Çka është transmetuar për imam Mehdiun alejhi selam?

Ndërmjet shenjave të vogla dhe të mëdha të kijametit është një shenjë që dijetarët e quajnë “Shenja e mesme” e që është shfaqja e imam Mehdiut alejhi selam.Mehdiu alejhi selam është nga familja e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem, prej djemve të Hasanit të birit të Aliut (r.a.).Ai do të dal në kohën e fundit kur bota do të mbushet me padrejtësi dhe zullum, me çrast ai do ta mbushë me paqe dhe drejtësi.Është interesant se emri i tij është sikurse emri i të dërguarit salAllahu alejhi ue selem, Muhamed ibn Abdullah.Është prej pasardhësve të Fatimës, vajzës së të dërguarit salAllahu alejhi ue selem .

Ne obligohemi që të bëjmë angazhim në adhurim për Allahun dhe të sakrifikojmë me trup dhe pasuri, në ndihmë për fenë e Allahut, e të mos të bëhemi përtac dhe ta presim imam Mehdiun alejhi selam që t’i zgjidhë

problemet e muslimanëve.Imam Mehdiu alejhi selam do të shfaqet nga ana e lindjes, kurse muslimanët do t`ia japin besatimin në mes Qabës dhe Mekamu Ibrahimi. Pas tij do të falet Isa alejhi selam i cili do të zbres për ta mbyur Dexhallin.Shenja më e madhe që e dimë nëpërmjet saj se ky njeri është Imam Mehdiu është se do të dal një ushtri për ta luftuar atë dhe do ta shafit toka atë ushtri dhe nuk mbetët përveç një njeri .Ky është ai i cili do t'i lajmëron njerëzit për shafitjen e kësaj ushtrije.

**Mirësitë në kohën e imam Mehdiut alejhi selam**

Në kohen e Mehdiut do të shtohen mirësitë, të cilat do t'i përfshinjë njerëzit. Toka do t'i nxjerrë të mirat e saj, qielli do t'i zbret bereqetet e tij. Njerëzit bëhën të lumtur, aq të lumtur saqë nuk di kush për atë lumturi përpos Allahut të Madhëruar.

194.Cilat janë shenjat e mëdha të kijametit?

Shenjat e mëdha të kiametit janë dhjetë:

Transmetohet nga Hudhejfe ibn Usejd el- Gifarij (r.a.) i cili ka thënë: "Doli një ditë i dërguari salAllahu alejhi ue selem, kurse ne ishim duke përkujtuar kijametin.Tha: Çfarë po përkujtoni?Thanë: Po e kujtojmë kijametin.Tha: Nuk do të ndodhë kijameti para se të ndodhin dhjetë shenja.E përmendi:Tymi, Dexhalli, shtaza, lindja e diellit nga perëndimi, zbritja e Isës të birit të Merjemës alejhi selam, jexhuxhët dhe mexhuxhët, tri shafitje: Një në lindje, një në perendim dhe një në Gadishullin Arabik dhe e fundit është zjarr, i cili i shtyen njerëzit dhe i tubon ata". Transmeton Muslimi.

**Dexhalli dhe Isa alejhi selam**

195. Kush është Dexhalli?

Dexhalli është sprova me e madhe për njerëzimin gjatë gjithë histories, deri në ditën e kijametit.

196. Cilat janë cilësitë e Dexhallit?

Transmetohet nga Ibn Omer ( r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem e ka përmendur Dexhallin përpara njerëzve, dhe tha: “Allahu nuk është i verbër, kurse Dexhalli është i verbër në syrin e tij të djathtë.Në hadithin e Hudhejfes ( r.a.) thuhet se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “Dexhalli syrin e tij e ka të verbër dhe ka shumë flokë”.Transmeton Muslimi.

Në hadithin e Enesit (r.a.) thuhet se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:” Ndërmjet dy syve i shkruan kafir”.Transmeton Buhariu dhe Muslimi

Në një transmetim:”Pastaj e shkroi KEFERE, e lexon çdo musliman”.Transmeton Muslimi

Në një transmetim:“E lexon çdo besimtar, di apo nuk di shkrim lexim”.Transmeton Muslimi

197.A ka sprovë me të madhe për njerëzimin sesa Dexhalli?

Dexhalli është sprova me e madhe për njerëzimin gjatë gjithë historisë deri në ditën e kijametit.Kjo për shkak se Allahu ia jep disa ndodhi të mëdha me te cilat i habit mendjët e njërëzve.Ka thënë i dërguari salAllahu

alejhi ue selem:”Në mes krijimit të Ademit e ndodhisë së kijametit nuk ka sprovë me të madhe sesa Dexhalli”.Transmeton Muslimi

198.Cilat janë disa nga sprovat e Dexhallit?

Dexhalli do të pretendon se është zot, përpos Allahut.Allahu do t`ia jep disa fuqi dhe mundësi që janë shkak për sprovimin e njerëzve.Për këtë arsye askush s`mund të qendron para sprovës së Dexhallit, përveç ai i cili është i mbrojtur nga Alalhu dhe është pajisur me iman dhe teuhid.

Disa nga mundësitë që do t’i ketë Dexhalli dhe që do të jenë shkak për t’u sprovuar njerëzit me zemëra të sëmuara janë:

1. Kopshti dhe zjarri i tij

2. Shpejtësia e transferimit nëpër tokë

3. I përgjigjet qielli dhe toka urdhërit të tij

4. Dexhalli ndihmohet me shejtan

5. E mbyt një njeri pastaj e ringjallë prapë (me lejën e Allahut)

199.A ua kanë tërhequr vërejtjen pejgamberët popujve të tyre për Dexhallin?

Po, ngase pejgamberët alejhimu selam e dinë më së miri rrezikun e sprovës së Dexhallit.Transmetohet nga Enesi (r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:”Nuk është dërguar asnjë i dërguar përveçse ua ka tërhequr vërejtjën popullit të tij për të verbërin rrenacak (Dexhallin).Me të vërtetë ai është i verbër kurse Zoti juaj nuk është i verbër dhe mes dy syve të tij i shkruan Kafir”. Transmeton Buhariu dhe Muslimi

200.Kur do të shfaqet Dexhalli?

Pasi muslimanët do t’a çlirojnë Konstandinopojën (Stambollin) do të dal Dexhalli.Për këtë ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:”Ndërtimi i Palestinës, , shkatërrimi i Medinës , ndodhia e kasaphanës, çlirimi i Konstandinopojes dalja e Dexhallit”. E saktësoi shejh Albani ( r.h.)

201.Çka do të ndodhë tri vite para se të dal Dexhalli?

Tri vite para se të dal Dexhalli do të ndodhë thatësi, uri e madhe, qielli e ndal shiun, toka nuk jap fryte, siç na ka lajmëruar për këtë më i sinqerti salAllahu alejhi ue selem:”Para daljes se Dexhallit do të ketë tri vite thatësi, i godet njerëzit uri e madhe.Në vitin e parë Allahu e urdhëron qiellin që ta ndal 1/3 e shiut dhe e urdhëron që të ndalet 1/3 e fryteve.Në vitin e dytë Allahu e urdhëron qiellin që ta ndal ½ e shiut dhe tokën me ½ e fryteve.Në vitin e tretë ndalet i gjithë shiu nga qielli dhe toka i ndal të gjitha frytet, nuk ka gjelbërim nuk mbetët asgjë pa u shkatërruar përveç kë do Allahu.I thanë: Si jetojnë njerëzit në atë kohë? Tha: me fjalën La ilahe il-lAllah, Allahu Ekber, Elhamdulilah.Do t`ju mjaftojnë sa një porcion ushqimi”. E saktësoi shejh Albani (r.h.)

202.Prej cilit vend del Dexhalli?

Dexhalli del nga lindja nga Horosani, nga vendi Asbahani, pastaj ec në tokë dhe nuk lë qyetet pa hyrë përveç Mekës dhe Medinës, sepse ato janë të mbrojtura nga engjujt.

203.Kush do ta pason Dexhallin?

Shumica e pasuesve të Dexhallit janë çifutët, evropianet ( turqit kinezët, japonezët, mongolët) dhe shumë prej njerzve tjerë, shumë prej arabëve dhe grave.

204.Sa do të qëndron Dehxalli në tokë?

Sahabët e kanë pyetur të dërguarin salAllahu alejhi ue selem për kohën se sa do të qendron Dexhalli në tokë.Thanë: O i dërguari i Allahut sa do të qëndron ai në tokë?

Tha: “Dyzet ditë.Dita e parë zgjat sa një vit, dita e dytë sa një muaj, dita e tretë sa një javë dhe ditët tjera si ditet tuaja. Tham:O i dërguari i Allahut dita e cila zgjat sa një vit a na mjafton namazi i një dite? Tha:Jo,llogariteni kohët e namazit në mënyren e njëjtë që e bëni në këto ditë pastaj faluni”.Transmeton Muslimi

205.A do te hyjë Dexhalli në Meke dhe Medine?

Allahu ia ka ndaluar Dexhallit që të hyjë në Mekë dhe Medine.Allahu do ta mbrojë Mekën, Medinën prej Dexhallit dhe mortajës.Transmetohet nga Enesi ( r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:”Nuk hyn në Medine frika e Dexhallit.Medina atë ditë i ka shtatë porta, në secilën portë qëndrojnë dy engjuj”.Transmeton Buhariu dhe Muslimi

206.Si do të dalin munafikat nga Medina?

Pasiqë Dexhalli nuk ka mundësi të hyjë në Meke dhe Medine duhet patjetër që munafikat të dalin dhe ta pasojnë atë.Për këtë ndodhi që do të ngjajë na ka treguar i dërguari salAllahu alejhi ue selem:"Nuk ka qytet vetëm se do të hyjë Dexhalli përveç Mekës dhe Medinës .Nuk ka kodër prej kodrave rreth Mekës dhe Medinës, veçse engjujt janë duke e ruajtur nga Dexhalli.Ai zbret në rrethinën e Medinës,me çrast do të dridhet toka tri herë dhe do të dal çdo pabesimtar dhe munafik".Transmeton Buhariu dhe Muslimi

207.Kur do të zbres Isa alejhi selam?

Pas daljës së Dexhallit dhe shkatërrimeve të tij në tokë, Allahu e dërgon Isën alejhi selam.Ai do të zbres zbret në tokë të" Minarja e Bardhë" në lindje të Damaskut, i veshur me dy rroba dhe duart i ka të vendosura mbi krahët e dy engjujve.Nuk e ndien ndonjë pabesimtar erën e tij veçse vdes, kurse era e tij arrinë sa sheh syri i tij.Zbret Isa alejhi selam tekpala e ndihmuar e cila lufton për të vertetën, të cilët mblidhen për ta luftuar Dexhallin. Isa alejhi zbret në kohën e ikametit , ku imam i atij grupi është udhëheqësi i drejtë imam Mehdiu alejhi selam.

208.Cilat janë argumentet nga Kurani dhe suneti për zbritjen e Isës alejhi selam?

Zbritja e Isës alejhi selam shenjë prej shenjave të kijametit e vërtetuar me Kuran dhe sunetin e vërtetë.Thotë Allahu i Madhëruar:**"Kur iu përmend**

**popullit tënd si shembull biri i Merjemes, ata brohoritën.Dhe thanë: "A janë më të mirë zotat tanë apo ai?" Ata nuk të thanë atë, vetëm si polemikë, por ata janë njerëz ngatërrestarë.Ai (Isai) ka qenë vetëm një rob, të cilin e bëmë pejgamber dhe e bëmë shembull të jashtëzakonshëm si përvojë për beni israilët.Po sikur të duam Ne, do të bënim prej jush engjëj që do t'ju zëvendësonin në tokë.E ai (Isai) është parashenjë e momentit (e kijametit), pra kurrsesi mos dyshoni në të (në katastrofë) dhe eni pas meje, kjo është rruga e drejtë".**(Zuhruf: 57 -61)

Transmetohet nga Ebu Hurejra (r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:" Pasha atë që shpirti im është në dorën e Tij.Pritet që të zbret tek ju i biri i Merjemës, gjykatës i drejtë, do ta thyej kryqin, e mbyt thiun dhe e heq xhizjen.Shtohet pasuria derisa mos ta pranoj askush.Një sexhde e vetme do të jetë më e mirë se e gjithë dynjaja dhe ajo që është në të.Pastaj Ebu Hurejra (r.a.) Tha :Lexoni nëse doni:**"Nuk ka asnjë nga ithtarët e librit vetëm se ka për t'i besuar atij (Isait) para vdekjes së vet, e në ditën e gjykimit ai dëshmon kundër tyre".**(Nisa:159)
Transmeton Buahriu dhe Muslimi

209.Cila është urtësia e zbritjes së Isës alejhi selam, e jo e pejgamberëve të tjerë?

Disa dijetarë i kanë nxjerrë urtësitë e zbritjes së Isës alejhi e jo të pejgamberëve të tjerë.Ndër këto urtësi janë:

1.Kunderpërgjigje ndaj çifutëve të cilët pretenduan se e kanë mbytur Isën alejhi selam.Allahu ua bën të qartë gënjeshtrën e tyre dhe se Isa alejhi selam do t'i lufton ata dhe komandantin e tyre Dexhallin.

2.Isa alejhi selam e ka gjetur në Inxhil vlerën e umetit të Muhamedit salAllahu alejhi ue selem, siç ka ardhur në fjalën e Allahut :**”Muhammedi është i dërguar i All-llahut, e ata që janë me të (sahabët) janë të ashpër kundër jobesimtarëve, janë të mëshirshëm ndërmjet vete, ti i sheh kah përulen (në rukuë), duke rënë me fytyrë në tokë (në sexhde), e kërkojnë prej All-llahut që të ketë mëshirë dhe kënaqësinë e Tij ndaj tyre. Në fytyrat e tyre shihen shenjat e gjurmës së sexhdes. Përshkrimi i cilësive të tyre është në Tevrat dhe po ky përshkrim është edhe në Inxhil. Ata janë si një farë e mbjellë ku mbin filizi i vet, e ai trashet, përforcohet dhe qëndron në trungun e vet, ajo e mahnit mbjellësin. (All-llahu i shumoi). Për t’ua shtuar me ta mllefin jobesimtarëve. All-llahu atyre që besuan dhe bënë vepra të mira u premtoi falje të mëkateve dhe shpërblim të madh”.**(Fet`h: 29)

Isa alejhi selam e luti Allahun të jetë prej tyre. .Allahu ia pranoi lutjen e tij dhe e la gjallë në qiell derisa do të zbres në kohën e fundit për ta ripërtrirë Islamin.

3.Zbritja e Isës alejhi selam nga qielli bëhet për shkak se i afrohet vdekja, ne mënyrë që të varroset në tokë, sepse çdo krijesë që u krijua nga dheu nuk i takon të vdes jashtë tokës.Zbritja e tij në tokë është takim me Dexhallin, me çrast edhe do ta mbyt atë.

4.Ai zbret si përgenjeshtrim për të krishterët dhe shfaqet gënjeshtra e tyre në thirrjen e tyre të kotë. Allahu do t’i zhdukë të gjitha fetë përveç Islamit, sepse ai e thyen kryqin, e mbyt thiun dhe e heq xhizjen.

210.Si do ta mbytë Isa alejhi selam Dexhallin?

Dexhalli do të vdes nga dora e Isës alejhi selam, siç tregojnë hadithet e sakta.Dexhalli do ta shetitë të gjithë tokën përveç Mekës dhe

Medinës.Shtohen pasuesit e tij, sprova e tij përfshinë shumë njerëz, nuk shpetojnë prej tij përveç një pakicë e besimtarëve.Pastaj zbret Isa alejhi selam tek “Minarja e Bardhë” në lindje të Damaskut.Rreth tij janë besimtarët.Niset Isa alejhi selam së bashku me besimtarët me qëllim që ta mbysin Dexhallin.Kur të zbret Isa alejhi selam, Dexhalli është të Bejtul Makdis, e takon Isa alejhi selam të porta Lud. Kur e sheh Dexhalli fillon të shkrihet sikurse shkrihet kripa në gjellë.I thotë Isa alejhi selam: Unë e kam një goditje për ty që nuk mund të me shpëtosh. E zë Isa alejhi selam dhe e mbyt me shtizën e tij. Shpartallohen ushtarët e Dexhallit, ju versulën besimtarët dhe i mbysin derisa do të flas edhe druri dhe guri gasp emoticon musliman! O rob i Allahut! Ky është çifuti pas meje eja dhe mbyte, përveç pemës garkad ajo është nga pemët e çifutve.

211.Me çka do të gjykon Isa alejhi selam?

Isa alejhi selam do të gjykon me sheriatin e Muahmedit salAllahu alejhi ue selam, sepse feja Islame është feja e fundit dhe e qëndrueshme deri në diten e kijametit.Isa alejhi selam do të jetë gjykatës prej gjykatësve islam, ripërtrirës i Islamit .Ai nuk vjen si profet por si pasues i pejgamberit salAllahu alejhi ue selem, sepse nuk ka të dërguar pas Muhamedit salAllahu alejhi ue selem.

212.A do të përhapet siguria dhe bereqeti në kohën e Isës alejhi selam?

Po, ngase i gjithë universi i është nënshtruar dhe dorëzuar Allahut.Njeriu sa më shumë që i shton adhurimet aq do ta gjenë universin të nënshtruar për të.Për këtë arsye kur të zbret Isa alejhi selam njerëzit e kuptojnë se kjo është një shenjë që kijameti është afruar dhe njerëzit kapen pas

adhurimeve.Pastaj Allahu e urdhëron tokën dhe ajo i nxjerr begatitë e saj dhe e urdhëron qiellin dhe i zbret bereqetet e tij.Në këtë kohë nuk e gjenë askënd për t'i dhuruar lëmoshë, hiqet koprracia, inati dhe zilia.

213.Sa do të qëndron Isai alejhi selam në tokë?

Është transmetuar nje hadith nga Ebu Hurejra (r.h. ) qe gjindet tek Taberaniu dhe Ibn Asakiri se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:“Zbret Isa, i biri Merjemës dhe qëndron në mesin e njerërzve dyzet vite”.Në transmetimin e Imam Muslimit nga Abdullah ibn Amri (r.a.) ka thënë: Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ve selem: “E dërgon Allahu Isën alejhi selam, pastaj qëndrojnë njerëzit shtatë vite dhe në mes dy njerëzve nuk do të ketë armiqësi.Pastaj Allahu do ta dërgon një erë të ftohtë nga ana e Shamit dhe nuk mbetët askush në tokë që ka mirësi në zemrën e tij sa grimca, veçse ia merr shpirtin”.Transmeton Muslimi.Transmetohet nga imam Ahmedi, Ibn Ebi Shejbe, Ebu Davudi, Ibn Xheriri dhe Ibn Himabi se Isa alejhi selam qendron dyzet vite në tokë pastaj vdes, ia falin namazin muslimanët dhe varroset tek i dërguari ynë, Muhamedi salAllahu alejhi ue selem.

214.Si të shpetojmë nga sprovat e Dexhallit?

Nuk ka asnjë pejgamber që nuk ia ka tërhequr vërejtjën popullit të tij nga sprova e Dexhallit.Edhe i dërguari jonë salAllahu alejhi ue selem ia tërhoqi vërejtjen popullit të tij nga sprova e madhe e Dexhallit, sepse ai do të dal në umetin e tij

Ja disa shkaqe që me lejën e Allahut na mbrojnë nga sprovat e Dexhallit:

**1.Lidhja me Allahun Fuqiplotë**

Kapja në iman, njohja e emrave dhe cilësive të Allahut:”Ai është krijues i qiejve e i tokës. Ai nga lloji juaj krijoi për ju bashkëshorte, edhe nga kafshët krijoi çifte, ashtu që t'ju shumojë. Asnjë send nuk është si Ai; Ai është dëgjuesi, shikuesi”.(Shura :11).Dexhalli është i verbër ndërsa Allahu nuk është i verbër, dhe ne nuk mund ta shohim Allahun derisa të vdesim, kurse Dexhallin e shohin njerëzit në këtë botë, besimtarë dhe pabesimtarë.

**2.Kërkimi i mbrojtjes prej sprovave të Dexhallit**

E në veçanti në namaz në teshehud para selamit.Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:”Kur ndonjeri prej jush është në teshehud le t'i kërkon Allahut mbrojtje prej katër gjërave: O Allah unë kërkoj mbrojtje prej dënimit të xhehnemit, prej dënimit të varrit, prej sprovave të jetës dhe vdekjës dhe prej sherrit të sprovës së Dexhallit”. Transmeton Muslimi

**3.Mësimi përmendësh i ajeteve të surës Kehf**

I dërguari salAllahu alejhi ue selem na ka urdhëruar me leximin e fillimit të surës Kehf kur të shfaqet Dexhalli, kurse në disa transmetime fundin e surës Kehf.Prej haditheve të transmetuara është ai që e transmeton Muslimi nga hadithi i gjatë i Nevas ibn Semanit, ku ndër të tjera thotë: “Kush e takon atë (Dexhallin) prej jush, le ta lexon fillimin e surës Kehf”. Transmeton Muslimi.Gjithashtu transmetohet nga Ebu Derda ( r.a.) se i

dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “Ai i cili i mëson dhjetë ajete prej fillimit të surës Kehf, është i mbrojtur prej Dexhallit”.

4.Ikja prej Dexhallit dhe sprovave të tij

Vendi më i mirë për tu mbrojtur nga Dexhalli është Meka dhe Medina, ngase e kemi cekur se Dexhalli nuk hynë në këto dy vende.Muslimani duhet që kur të del Dexhalli të largohet prej tij, kjo për shkak të sprovave dhe dyshimeve të mëdha që ia mundëson Allahu Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: “Kush dëgjon se ka dalë Dexhalli le të ikë prej tij, se pasha Allahun nje njeri do të shkon të Dexhalli duke menduar se ky është besimtar , mirëpo do të bëhet prej pasuesve të tij përshkak të dyshimeve që ia hedh ai”. Hadithin e Saktësoi shejh Albani( r.h.)

**Jexhuxhët dhe mexhuxhët**

Janë prej bijëve të Jafethit, babait të turqëve (mongolëve, kinezëve dhe japonezëve), kurse Jafethi është prej bijëve të Nuhit alejhi selam.

215.Cilat janë argumentet për daljën e jexhuxhëve dhe mexhuxhëve?

Argumentet për daljen e jexhuxhëve dhe mexhuxhëve në kohën e fundit të kësaj bote janë të vërtetuara me Kuran dhe sunetin e pastër.

Thotë Allahu në Kuran:**”Derisa të hapet (penda) e Jexhuxh Mexhuxhëve dhe ata do të zbresin nga çdo bregore me shpejtësi.Dhe derisa të jetë afruar premtimi i saktë (dita e kijametit) e ai është**

**momenti kur mbeten të shtangur sytë e atyre që nuk besuan (në ato çaste thonë): “Të mjerët ne, vërtet ishim krejt të pavetëdijshëm për këtë (moment); por jo, është e vërtetë se ishim zullumqarë të mëdhenj”.**( Enbija: 96-97)

Transmetohet nga Zejneb bintu Xhahsh se i dërguari salAllahu alejhi ue selem hyri një ditë i frikësuar dhe tha:” La ilahe il-lAllah, mjerë për arabët prej sherrit që ju është afruar, është hapur sot nga penda e jexhuxhëve dhe mexhuxhëve sikur kjo ( dhe e rrumbullakësoi gishtin e madh me atë që vjen pas tij).Thotë Zejneb bintu Xhahsh:Thash: O i dërguari i Allahut! A do të shkatërrohemi gjërsa në mesin tonë ka njerëz të mirë?Tha: Po, kur ja mund e keqja”.Transmeton Buhariu dhe Muslimi

216.Tregimi për ndërtimin e pendës së jexhuxhëve dhe mexhuxhëve

Në kohët e mëhershme ishte një mbret besimtar dhe i drejtë.Emri i tij ishte Dhulkarnejn.Ky mbret ka jetuar në kohën e Ibrahimit alejhi selam dhe madje kishin bërë tavaf së bashku rreth Qabës, atëherë kur atë e ndërtoi Ibrahimi alejhi selam.Dhulkarnejni e mësoi hajrin, mirësinë dhe diturinë e madhe prej Ibrahimit alejhi selam.Dhulkarnejni alejhi selam dëshironte që e gjithë bota të besonte dhe ta adhuronte Allahun e Madhëruar.Për këtë arsye ai përgatiti ushtri të madhe për t`i thirrur njerëzit në adhurimin e Allahut dhe njësimin e Tij.Allahu i Madhëruar e ndëroi atë dhe ia lehtësoi rrugët të cilat do t’i ndihmojnë në transmetimin e kësaj thirrje të bekuar.Dhulkarnejni alejhi selam arriti në lindjet e tokës dhe perendimet e saj, çdo ushtri që i dilte përpara e shpartallonte atë.Ai i gjykoi njerëzit me drejtësi dhe mëshirë, dërisa e mori në sundim tërë tokën .Vazhdoi Dhulkarnejni në udhëtimin e tij të bekuar që ta përhap drejtësinë, mëshirën në mes njerëzve dhe t`ua mëson besimin dhe teuhidin.

Udhëtimi i tij i parë:

U nis Dhulkarnejni alejhi selam me ushtrinë e tij derisa arriti në perëndimin e diellit, d.m.th arriti në vendin me të largët në tokë nga ana e perëndimit.Në këtë vend e gjeti një popull pabesimtar, hyri tek ta kurse Allahu ia mundësoi që të triumfon mbi ta.Pastaj i la të zgjedhin, o të dënohen o të falen dhe të përhapet mes tyre drejtësia.Dhulkarnejni alejhi selam u tha atyre:Sa i përket atij që bën padrejtësi dhe vazhdon t'i bëj Allahut shirk, do ta dënojmë e pastaj kur të vdes, Allahu do ta dënon me një dënim të rëndë.Kurse sa i përket atij që beson dhe na ndjek neve në iman dhe teuhid, këtij Allahu do t'i jep shpërblim të madh në xhenet.

Udhëtimi i dytë:

Pasiqë arriti Dhulkarnejni alejhi selam në vend perëndimin e diellit, e filloi udhëtimin e dytë të gjatë në anën e lindjës se diellit, ku e gjeti nëj popull shumë interesant.Ishte një popull izbathur, i zhveshur, nuk kishin shtëpi, pemë etj. Kishin hapur tunele nën tokë që të futen në to në mënyrë që të mbrohen nga vapa e diellit.Nganjëherë zhyteshin në ujë, nuk punonin asgjë, as nuk angazhoheshin për arritjen e furnizimit të tyre derisa perëndonte dielli.Pastaj dlnin dhe e fillonin punën.Kur erdhi Dhulkarnejni alejhi selam filloi t'i mësoj si të ndërtonin shtëpi qëtë mbrohen nga vapa e diellit dhe të ftohtit.I thirri tek Allahu dhe që të gjithë i besuan, u mbushen zemrat e tyre me ëmbëlsinë e imanit dhe dritën e teuhidit.Pastaj Dhulkarnejni alejhi selam u nda nga ta dhe e filloi udhëtimin e tretë

Udhëtimi i tretë:

Rrugëtimin e tretë e filloi në mes lindjes dhe perëndimit nga ana e veriut.Ky rrugëtim e dërgonte atë tek bjeshkët e larta dhe të forta.Dhulkarnejni alejhi selam arriti tek një vend në mes dy kodrave të mëdha, të vendet e mongolëve, kinezëve dhe japonezëve.Aty e gjeti një popull të prapambetur, thuajse nuk dinin asnjë gjuhë përveç të tyren.Gjuha e tyre ishte e panjohur dhe shumë e vështirë, saqë Dhulkarnejni alejhi selam nuk mundi t'i kuptonte, vetëmse nëpërmjet përkthyesit.Pasiqë bisedoi me ta, Dhulkarnejni alejhi selam e kuptoi se ata jetonin në një katastrofë të vërtetë.Ata jetonin afër dy bjeshkëve shumë të mëdha, kurse pas bjeshkëve jetonte populli i vrazhdë, jexhuxhët dhe mexhuxhët.Forma, trupat dhe madhësia e tyre ishte shumë interesante.Ata ishin pabesimtar dhe hajdutë që jetonin nga plaçkitjet që i bënin.Ky popull ishte i varfër dhe i shkretë, jetonin në një katastrofë të vërtetë, ngase jexhuxhët dhe mexhuxhët kur vinte mbrëmja dilnin pas kodrave dhe vinin tek këta njerëz duke ua ngrënë të mbjellurat, pemët, ua vidhnin pasuritë, kafshët etj.Kësisoj ky popull mbeti i varfër, i uritur për shkak të gjithë kësaj që ua bënin jexhuxhët dhe mexhuxhët.Pasiqë e kuptoi Dhulkarnejni alejhi selam nga përkthyesi tregimin e këtyre njerëzve vendosi të qëndron afer tyre dhe t`ju ndihmon atyre me kusht që ata ta besojnë Allahun e Lartëmadhëruar.

Të gjithë i besuan Allahut dhe e njësuan Atë në adhurim:**"Ata thanë: "O Dhulkarnejn, vërtet Jexhuxhi dhe Mexhuxhi janë duke bërë shkatërrime në tokë, a bën që ne të japim ty një kontribut (një formë tagri a tatimi), e që të bësh një pendë mes nesh dhe mes tyre?" Ai (Dhulkarnejni) tha: "Atë që mua ma mundësoi Zoti im është shumë më e mirë (nga ajo që më ofroni ju), po ju më ndihmoni me fuqi punëtore të bëj një pendë të fortë mes jush dhe mes atyre!". Më sillni copa të hekurit! E kur e nivelizoi ai me dy anët e kodrave, tha: "Ndizni!" e kur e bëri atë (hekurin) zjarr (si zjarr nga të ndezurit) tha: "Më sillni bakër të shkrirë t'ia hedhë atij!"**( Kehf :94-96)

Ata kur e panë Dhulkarnejnin alejhi selam çlirues dhe të fuqishëm i kërkuan ndihmë që t`ua bënte një pengesë mes tyre e jexhuxhëve dhe mexhuxhëve ne mënyrë që ata të mos kenë mundësi ta kalojnë atë pengesë

Asketizmi i Dhulkarnejnit alejhi selam në pasuri:

Dhulkarnejni alejhi selam ua ktheu pasurinë e tyre materiale dhe u bë asket në të dhe tha: **“Ai (Dhulkarnejni) tha: “Atë që mua ma mundësoi Zoti im është shumë më e mirë (nga ajo që më ofroni ju), po ju më ndihmoni me fuqi punëtore të bëj një pendë të fortë mes jush dhe mes atyre!”.** (Kehf :95)

S’kam nevojë për pasurinë tuaj, sepse Allahu me ka dhënë më mirë sesa ajo që gjindet tek ju.

Me ndihmoni me forcë:

Pasiqë Dhulkarnejni alejhi selam ishte asket në pasurinë e tyre, deshi që t`ua largon atyre përtacinë, t`ua mëson vullnetin, punën, fitimin dhe ecjën:**“Ai (Dhulkarnejni) tha: “Atë qëmua ma mundësoi Zoti im është shumë më e mirë (nga ajo që më ofroni ju), po ju më ndihmoni me fuqi punëtore të bëj një pendë të fortë mes jush dhe mes atyre!”.** (Kehf: 95)

Këtu Dhulkarnejni alejhi selam filloi të meditoj se cila është rruga me e mirë që nëpërmjet saj ta bëjë një pendë si barrierë, që t’ua mbyllë rrugën jexhuxhëve dhe mexhuxhëve, më qëllim që mos të kenë mundësi të dalin të ky popull i shkretë.Pas një meditimi të thellë Dhulkarnejni alejhi selam e pa që mënyra më e mire është ta bëjë një pengesë në mes dy kodrave.Dhulkarnejni alejhi selam e urdhëroi popullin që ta gropojnë tokën, afër dy kodrave në mënyrë që të hedhin aty themel të fortë ku do të ndërtohet penda.Populli filluan ta gropojnë atë derisa arritën në thellësi.Pastaj Dhulkarnejni alejhi selam filloi në vendosjen e themelit në këtë gropë, duke hedhur gurë, rërë, e me pastaj kërkoi prej popullit që të

sjellin copa të mëdha të bakrit.Ky vend ishte i pasur me hekur dhe bakër, ashtu siç ishte e pasur me pemë, male, gjallesa të ndryshme të cilat ishnin mbledhur nga vendët e largëta.Pastaj i urdhëroi që të ndezin zjarrin nën bakër, e kur u shkri bakri e hodhi mbi gurët që i kishte vendosur në këtë gropë dhe kështu ky themel u bë shumë i fortë.Pas kësaj i urdhëroi që të sjellin copa të mëdha të hekurit, të cilat i vendosi njerën mbi tjetren, derisa i barazoi me majet e bjeshkëve .Pastaj i urdhëroi me ndezjën e zjarrit nën këtë hekur dhe të sillet një grumbull tjetër me baker, nën tëcilin urdhëroi të ndizet ndizet zjarri.Pasiqë u shkri hekuri dhe bakri, erdhi periudha e fundit e ndërtimit të pendës.Dhulkarnejni alejhi selam urdhëroi që të përzihen bakri dhe hekuri i shkrirë.Kështu u bë një lendë e fortë dhe e pathyeshme e njëherit një pengesë e pathyeshme edhe për jexhuxhët dhe mexhuxhët.

Me të vërtetë Dhulkarnejni alejhi selam posedonte forcë, mençuri, kuptim, e gjithë kjo ngase Allahu i kishte dhënë mëkembje atij dhe e kishte mësuar nga dija e Tij. Allahu e udhëzoi atë në rrugë të drejtë dhe shumë të çuditshme në ndërtimin e pendës dhe forcimin e saj duke e bashkuar hekurin dhe bakrin.

**Pamundësia e jexhuxhëve dhe mexhuxhëve përballë pendës**

Pasi e përfundoi Dhulkarnejni alejhi selam ndërtimin e pendës erdhën si gjithëherë jexhuxhët dhe mexhuxhët për të kaluar aty pranë dhe për të bërë çrregullime, mirëpo mbetën të shtangur.Kur e panë pendën e lartë përballë tyre u munduan ta thyejn dhe ta kapërcejnë, mirëpo pa sukses.

217.Si do të përfundojnë jexhuxhët dhe mexhuxhët?

Prej shenjave të kijametit është edhe dalja e jexhuxhëve dhe mexhuxhëve.Kohën e daljes së tyre e di vetëm Allahu i Madhëruar.I dërguari salAllahu alejhi ue selem na ka treguar për mënyrën e daljes se

tyre.Ata përpiqen që çdo ditë ta shkatërrojnë pendën, duke e gërryer atë, derisa i shohin rrezët e diellit .U thotë prijësi i tyre :Kthehuni ngase do t'a gërryjm nesër".Kthehen dhe në ditën tjetër e shohin se penda është kthyer ashtu siç ishte.Kështu do të vazhdojnë derisa të vie koha të cilën ua ka caktuar Allahu. Ata do të shkojnë tek penda ,do ta gërryjn atë derisa i shohin rrezët e diellit.U thotë prijësi i tyre:"Kthehuni se do ta gërryjm nesër inshAllah".Si shkak i daljes së tyre është fjala InshAllah.

Pasi dalin ata nuk lënë asgjë pa ngrënë nga të mbjellurat, bimët, frutat, kafshët, bagëtitë.Bile e pinë tërë ujin, duke mos u lënë fare njerëzve.Njerëzit janë në brengë dhe mërzi, që nuk e di kush përpos Allahut.Në këtë kohë Isa alejhi selam është gjallë në tokë, e ka mbytur Dexhallin dhe të gjithë njerëzit janë bërë besimtarë.Allahu e urdhëron Isën alejhi selam që t'i merr besimtarët dhe të izolohen në kodrën Turi në mënyrë që jexhuxhët dhe mexhuxhët të mos i arrijnë ata. Isa alejhi selam dhe besimtarët arrijnë në kodrën Tur, i luten Allahut sinqerisht dhe kërkojnë strehim tek Ai që ta shpëton tokën prej jexhuxhëve dhe mexhuxhëve.Gjatë kësaj kohe jexhuxhët dhe mexhuxhët shkatërrojnë në tokë çdo mirësi dhe begati.Kur jexhuxhët dhe mexhuxhët shikojnë rreth tyre e shohin se s'ka mbetur askush dhe thonë: I mundëm banorët e tokës dhe na kanë mbetur banorët e qiellit.Secili prej tyre e merr shtizën e tij dhe gjuan në drejtim të qiellit .Ato u kthehën me gjak, mirëpo nuk e kanë mbytur askënd prej banorëve të qiellit .Duke rënë në këtë sprovë ata thonë: "I mundem banorët e qiellit".Perderisa këta janë në këtë gjendje të shkatërrimit dhe mashtrimit, Allahu ua dërgon disa krimba dhe i mbysin të gjithë.Allahu ka mundësi që t'i fundos në tokë, t'i dënoj me zjarrë ose ta dërgon Xhibrilin alejhi selam që t'i shkatërroj ata .Mirëpo Allahu ju dërgon disa krimba të vogël si nënçmim për ta .

Në këtë kohë Isa alejhi selam thotë:"E dua një burrë që e llogarit vetën e tij për në rrugën e Allahut, që të dal të shikon dhe të vie të na tregoj se çka ka ndodhur me jexhuxhët dhe mexhuxhët.Del një burrë besimtar për të

shikuar, sheh se të gjithë kanë vdekur dhe se toka ka marrë një erë shumë të keqe nga kufomat e tyre.Kthehet ky besimtar dhe e përgëzon Isën alejhi selam dhe vëllezërit e tij besimtarë.Ata bien në sexhde si shenjë falendërimi për Allahun.Pastaj Isa alejhi selam lutet që Allahu ta pastron tokën nga kufomat e tyre.Allahu i dërgon disa zogj nga qielli që i marrin trupat e tyre .Pastaj Allahu lëshon shi nga qielli, e pastron tokën me të dhe kthehet toka në formë të bukur.Më pas Isa alejhi selam me besimtarët bëjnë jetë me të mirë dhe të qetë. Allahu e urdhëron tokën që t'i nxjerrë bereqetet e saj dhe qiellin poashtu.Përhapet siguria në tokë, dërisa edhe ujku luan me delët dhe nuk i ha, sikurse që fëmijet luajn me gjarpërinjë dhe nuk i demtojnë ata.

## Tri shafitjet e tokës

218.Cilat janë argumentet për tri shafitjet e tokës?

Këto tri shafitje janë prej shenjave të mëdha të kijametit të vërtetuara me hadith:

Transmetohet nga Hudhejfe ibn Usejd (r.a. ) se i dërguari salAllahu alejhi ve selem ka thënë: “Kijameti nuk do të bëhet derisa të ndodhin dhjetë shenja (prej tyre përmendi) tri shafitjet: Një shafitje në lindje, një shafitje në perëndim dhe një në Gadishullin Arabik”.Transmeton Muslimi

## Tymi

219.Cilat janë argumentet për tymin nga Kurani dhe suneti?

Shfaqja e tymit në kohën e fundit është shenjë e madhe prej shenjave të kijametit e vërtetuar në Kuran dhe sunetin e pastër.Thotë Allahu i Madhëruar:**“Ti pra, prite ditën kur qielli sjell një tym konkret.Ai (tymi) i përfshinë njerëzit. Ky është një ndëshkim i mundimshëm”.** (Duhan :10-11)

Transmetohet nga Ebu Hurejra ( r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:”Nxitoni në vepra të mira para se të vijnë gjashtë shenja. I ceku prej tyre:Dexhalli dhe Tymi..Transmeton Muslimi.Transmetohet në hadith nga Hudhejfe (r.a.) në përmendjen e shenjave të mëdha të kijametit: “Tymi”.Transmeton Muslimi

## Shtaza e tokës

220.Shtaza e tokës

Shfaqja e shtazës në kohën e fundit është shenjë e madhe prej shenjave të kijametit e vërtetuar në Kuran dhe sunetin e pastër.

Argumenti nga Kurani: **“E kur kundër tyre do të bëhet fjala (e dënimit) realitet. Ne do t’ju nxjerrim një shtazë nga toka që do t’ju flasë (ose do t’i lëndojë), sepse njerëzit nuk ishin të bindur në argumentet Tona”.** (Neml :82)

Kjo shtazë do t`ju flasë njerëzve dhe do t`ju thotë:” Mallkimi i Allahut qoftë mbi pabesimtarët të cilët nuk i besuan argumentet e Allahut”.

Thotë Ibn Kethiri:”Kjo shtazë do të dal në kohën e fundit kur të prishen njerëzit , t’i braktisin urdhërat e Allahut dhe kur njerëzit do ta ndryshojnë fenë e vërtetë“

Thotë Ibn Abasi (r.a.) dhe Ataja (r.a.)” Do t’ju flasë njerëzve dhe do t’ju thotë: “Njerëzit nuk i kanë besuar argumentet tona”.

221.Cilat janë argumentet nga Kurani dhe suneti per daljën e kafshës?

Nga Kurani kemi ajetin kuranor, ku Allahu thotë: **“E kur kundër tyre do të bëhet fjala (e dënimit) realitet. Ne do t’ju nxjerrim një shtazë nga toka që do t’ju flasë (ose do t’i lëndojë), sepse njerëzit nuk ishin të bindur në argumentet Tona”.** (Neml :82)

Transmetohet nga Ebu Hurejra (r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:”Tri shenja kur të dalin nuk i bën dobi më askujt imani, nëse nuk ka besuar me herët ose nëse s`ka vepruar diçka mirë në imanin e tij: Lindja e diellit nga perëndimi, Dexhalli dhe shtaza e tokës”. Hadith sahih.Transmeton Muslimi

Transmetohet nga Ibn Amër ( r.a.) që ka thënë:” E kam mësuar prej të dërguarit të Allahut salAllahu alejhi ue selem një hadith që nuk e harroj asnjëherëe që thotë: Shenja e parë që do të dal është: Lindja e diellit nga perëndimi, dalja e shtazës në kohën e paraditës dhe cila të del më parë tjetra pason menjëherë”.Transmeton Muslimi

222. Si duket kjo shtazë?

Ka thënë shejh Abdurrahman Ibn Nasir Ibn Sadi në tefsirin e tij: “Kjo shtazë do të dal në kohën e fundit dhe është një nga dhjetë shenjat e mëdha të kijametit, siç tregojnë hadithe të shumta për këtë. Allahu dhe i dërguari i Tij nuk e përmenden formën (pamjen) e kësaj shtaze, mirëpo e përmenden shkakun e daljes dhe qëllimin e saj .Kjo shtazë është nga

mrekullitë e Allahut , e cila do t'ju flas njerëzve dhe do të jetë argument për besimtarët, e kundër argument për pabesimtarët. Obligohet që besimtari ta beson atë që ka ardhur nga Allahu dhe i dërguari i Tij, ngase kjo hyn në besimin e gajbit".

223.Ku do të dal kafsha?

Dijetarët kanë mendime të ndryshme se ku do të dal shtaza:

1. Ajo do të dal ne Meke

2. Disa kanë thënë ajo i ka tri dalje

Allahu e di me së miri

224.Çka do të bëjë kafsha kur të dal nëtokë?

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:" Del shtaza dhe i bën njerëzit me shenjë në hundët e tyre.Pastaj del ndonjëri dhe e blenë një kafshë dhe i thuhet:Nga kush e bleve ? Thotë: Prej një njeriu me hundë të vulosur".E saktësoi shejh Albani (r.h.)

Kur të del shtaza ajo do ta vulosë edhe besimtarin edhe pabesimtarin.Sa i përket besimtarit atij ishëndritë, si shenjë e imanit, kurse jobesimtarit ia vulos hundën e tij dhe kjo është shenjë e kufrit të tij.Allahu na ruajt !

225.Zjarri i cili do t'i tubon njerëzit

Zjarri është shenjë tjetër e fundit prej shenjave të mëdha të kijametit dhe shenja e parë që jep alarm për krismën e kijametit.

226.Cilat janë argumentet nga suneti për shfaqjen e zjarrit?

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ve selem: “Do të dal zjarri nga Hadra Mevti ose nga deti Hadra Mevti para ditës se kijametit dhe do t’i tubon njerëzit”.Hadithin e saktësoi shejh Albani (r.h.)

227.Ku do të shfaqet zjarri?

Ka ardhur në disa transmetime se dalja e këtij zjarri është në Jemen, nga thellësia e Adenit prej detit Hadra Meut .Transmetohet se Enes ibn Abdullah ibn Selami (r.a.) kur e pranoi Islamin e pyeti të dërguarin salAllahu alejhi ue selem për disa çështje.Prej tyre e pyeti për shenjën e parë të kijametit . I tha i dërguari salAllahu alejhi ue selem.Është transmetuar ngaHudhejfete ibn Usejd në përmendjën e shenjave të mëdha të kijametit fjala e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem:”E fundit prej këtyre shenjave është zjarri i cili do të dal në Jemen dhe do t’i shtyen njerëzit në mahsher (vendtubimin e tyre)”.Transmeton Muslimi.

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:” Do të dal zjarri nga Hadra Mevti ose nga deti Hadra Mevti para ditës se kijametit dhe do t’i tubon njerëzit”. Hadithin e saktësoi shejh Albani (r.h.)

## Lindja e diellit nga perëndimi

228.Cilat janë argumentet nga Kurani dhe suneti për lindjen e diellit nga perëndimi?

Lindja e diellit nga perëndimi në kohën e fundit është shenjë e madhe prej shenjave të kijametit e vërtetuar në Kuran dhe sunetin e pastër.Thotë Allahu i Madhëruar: "A mos janë duke pritur tjetër ata (pas këtyre fakteve) vetëm t'ju vijnë engjëjt (t'ua marrin shpirtin), të vijë Zoti yt (urdhri për shkatërrim) ose të vijnë disa nga shenjat e Zotit tënd, (në) ditën kur vijnë disa shenja të Zotit tënd, asnjë njeriu nuk i vlen besimi i Tij nëse nuk ka besuar më parë ose nuk ka bërë në besimin e tij kurrfarë të mire. Thuaj: "Pritni, edhe ne jemi duke pritur!" (En`am :158)

Transmeton Ebu Hurejra (r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:" Nuk do të bëhet kijameti derisa të lindë dielli nga perëndimi.Kur të lindë do ta shohin njerëzit, do të besojnë të gjithë.Atëherë më askujt nuk do t'i bëjë dobi besimi, nëse s'ka besuar me herët ose s`ka vepruar ndonjë të mirë". Transmeton Buhariu dhe Muslimi

Transmetohet nga Ebu Hurejra ( r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:" Nxitoni në vepra të mira para se të vijnë gjashtë shenja. I ceku prej tyre:Dexhalli dhe Tymi".Transmeton Muslimi

229.Kur do të ndodhë kijameti?

Thuaj, dija për të është vetëm tek Zoti im.Thotë Allahu:**"Njerëzve u është afruar koha e llogarisë së tyre, e ata të hutuar në pakujdesi, nuk përgatiten fare për të".**( Enbija :1)

**"Njerëzit të pyesin për kijametin (katastrofën) e ti thuaj: "Për atë di vetëm All-llahu! E, ku mund ta dish ti, ai ndoshta është afër!"(Ahzab :63) "Atyre u duket ai larg,Kurse Neve ai na duket afër".**(Mearixh: 6-7)

Dija për kijametin është e fshehtë, nuk e di askush përpos Allahut.Për këtë argumentojnë ajetet e Kuranit dhe hadithet profetike.Thotë Allahu në Kuran: **“Të pyesin ty (Muhammed) për çastin (katastrofën e përgjithshme) se kur do të ndodhë ai. Thuaj: “Atë e di vetëm Zoti im, kohën e tij nuk mund ta zbulojë kush pos Tij (e sjell kijametin pa e hetuar asnjë nga krijesat). Çështja e tij (se kur do të ndodhë) është preokupim i rëndë (për krijesat) në qiej e në tokë. Ai (katastrofa) nuk ju vjen ndryshe, vetëm befas. Të pyesin ty sikur ti di për të. Thuaj: “Për të di vetëm All-llahu, por shumica e njerëzve nuk e dinë (pse është e fshehtë)”.** (A`raf :187)

Për këtë kur u pyet i dërguari salAllahu alejhi ue selem për ndodhinë e kijametit, siç ka ardhur në hadithin e gjatë të Xhibrilit alejhi selam tha: “Ai që pyet nuk është më i ditur sesa ai që po pyetet”. Transmeton Buhariu dhe Muslimi

230.Mbi cilët njerëz do të ndodhë kijameti?

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:” Nuk do të ndodhë kiameti përveçse mbi njerëzit me të këqinj”. Transmeton Muslimi.

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:” Nuk do të ndodh kijameti derisa në tokë të thuhet Allah, Allah”. Transmeton Muslimi.

**Fundi i botës**

231.Si do të jetë fundi i botës?

Pas shfaqjes së shenjave të vogla dhe atyre të mëdha fundi i botës veçse është afruar.E urdhëron Allahu engjullin që t'i fryej surit, me çrast do të frikësohet kush është në qiell dhe tokë.

Thotë Allahu i Madhëruar:**"(përkujto) Ditën kur i fryhet surit, e të frikësohet kush është në tokë, përpos kë do All-llahu (të mos frikësohet) dhe t'i vinë Atij të gjithë të përulur".**

(Neml :87). Zemrat mbushen me frikë, panikë nga trishtimi i kësaj fryerje.Pastaj Allahu e urdhëron Israfilin që t'i fryej surit herën e dytë për të vdekur çka është në qiell dhe tokë:**"Dhe i fryhet Surit dhe bie i vdekur çka ka në qiej dhe çka ka në tokë, përveç atyre që do All-llahu (të mos vdesin), pastaj i fryhet atij herën tjetër, kur qe, të gjithë ata të ngritur e presin (urdhrin e Zotit)".**(Zumer :68)

Kjo fryerje është shkatërrim, e dëgjon njeriu dhe nuk mundet të këshillon askënd dhe s'ka mundësi të kthehet të familja dhe të dashurit e tij:**"Dhe thoshin: "Po qe se jeni të vërtetë, kur do të jetë ai premtim?"(All-llahu u përgjigjet) Nuk janë duke pritur tjetër vetëm se një britmë që i rrëmben ata kur janë duke u zënë mes vete.E nuk do të mund të lënë as porosi (vasijet-testament) as të kthehen në familjet e tyre".**(Jasin: 48-50)

Pas fryerjes së surit për vdekje, vdesin të gjitha krijesat dhe mbetët vetëm i Gjalli dhe i përhershmi i Cili nuk vdes kurrë.Mbetët tërë universi në një qetësi të madhe dhe askujt nuk i dëgjohet zëri.Allahu i palon qiejt me të djathtën e Tij dhe tokën me të majtën e Tij dhe thotë: Unë jam Sunduesi, ku janë tiranët? Ku janë mendjemdhenjtë?

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:"Allahu do t'i palosë qiejt ditën e kijametit, pastaj do t'i kap me të djathtën e Tij dhe thotë:Unë Jam

Sunduesi, ku jan tiranët?Ku janë mendjemdhenjtë? Pastaj do ta palosë tokën .Pastaj e kap me të majtën e Tij dhe thotë: Unë jam Sunduesi, Ku janë tiranët? Ku janë mendjemdhenjtë? “.Transmeton Muslimi

Thotë Allahu i Lartëmadhëruar:**”Ai (All-llahu) është i pozitës më të lartë, i zoti i Arshit; Ai me urdhrin e vet ia sjell shpirtin (shpalljen) atij që do nga robërit e vet, për t’ua tërhequr vërejtjen ndaj ditës së takimit (të kijametit).Ditës kur ata do të dalin (prej varrezave) në shesh, e All-llahut nuk mund t’i fshihet asgjë gjë e tyre. I kujt është pushteti sot? (bëhet pyetja). I All-llahut, i Atij që është Një, i fuqiplotit (është përgjigjja)!”** (Gafir “15-16)

Askush nuk pergjigjet pos Allahut të Lartësuar.Pastaj Allahu e ringjallë Israfilin dhe e urdhëron që t’i fryej surit për herën e tretë, për t’u ringjallur dhe për t’u ngritur të gjitha krijesat nga varret, për të dalur para Allahut.Thotë Allahu:**“Sot shpërblehet secili njeri me atë që ka vepruar. Sot nuk ka padrejtësi, All-llahu llogarit shpejt”**.(Gafir :17)

232.Si do të bëhët ringjallja dhe tubimi i krijesave?

Pasi të kalojnë 40, nuk dihet 40 ditë, muaj apo vite, bie një shi nga qielli dhe mbijnë trupate njerëzve ashtu siç mbinë fara.Ky ujë do të përzihet me kërrbishtin e secilit njeri që ka vdekur.Pasi të plotësohet krijimi dhe të përgatiten trupat nën tokë, Allahu i dërgon shpirtërat të cilët i ka marrur engjulli i vdekjës.I kthen Allahu shpirtërat e besimtarëve që ishin në botën e lartësisë, ata që kishin besuar, kishin bërë vepra të mira dhe ishin distancuar nga shirku dhe mëkatët dhe shpirtërat e tjerë që ishin në botën e poshtme, e që ishin shpirtërat e këqinj si shkak i kufrit dhe mëkatëve që i kishin bërë.Më pas Allahu e urdhëron engjullin t’i fryej surit, shpirtërat

fillojnë të kthehen, mbushet qielli dhe toka .Allahu i Madhëruar betohet: Pasha Madhërinë dhe Krenarinë Time do të kthehët secili shpirt në trupin e tij.Kthehet çdo shpirt në trupin e tij që ka qenë në dynja dhe ngjallen trupat.Pastaj thirrë një thirrës që e urdhëron Allahu:Ngrituni para Zotit tuaj, dëgjojnë të gjithë dhe i përgjigjen, u çahet toka atyre me shpejtësi dhe ngriten prej varreve të gjallë para Allahut të Lartësuar.

233.Imagjino një skenë nga dita e gjykimit

Imagjino me mua këtë skenë të trishtueshme .Varret janë çelur ne çdo cep të tokës, njerëzit dalin pas një qëndrimi të gjatë në ato varre, që kishin qenë të errëta për jobesimtarët dhe mëkatarët kurse të ndriçuara për besimtarët dhe adhuruesit e Allahut.

Secili del nga varri, e heq dheun mbi trupin e tij dhe shikon me syrin e tij nga një thirrës, të ky thirrës (engjull i ndershëm), i cili i drejton njerëzit në tokën e mahsherit për të qëndruar dhe për t'u llogaritur para Allahut Fuqiplotë:**"Atë ditë ata do të shkojnë pas thirrësit, e nuk do t'i largohen atij, e para të Gjithëmëshirshmit ulen zërat e nuk dëgjohet tjetër pos një zë i ulët.Atë ditë nuk bën dobi as ndërmjetësimi, përveç atij të cilin e ka lejuar I Gjithëmëshirshmi të ndërmjetësojë dhe për të cilin e pëlqeu ndërmjetësimin.Ai i di ato që ishin para tyre dhe ato që vijnë pas, po dija e tyre nuk mund ta përfshijë atë.E fytyrat (e mëkatarëve) e turpëruara, i përulen të Përjetshmit, të Gjithfuqishmit, sepse ka dështuar ai që barti padrejtësinë.Kush është besimtar dhe bën vepra të mira, ai nuk i frikësohet ndonjë padrejtësie e as ndonjë mungese (në shpërblim)".**(Ta Ha :108 – 112)

O ju eshtra të varrosur, o ju trupa të zveshur, o ju njerëz :Ka ardhur koha e ringjalljes dhe qëndrimit para Allahut Fuqiplotë .Të gjithë drejtohen nga ky vend për të qendruar në këtë tokë dhe për t'u llogaritur para Allahut.

234.Si do të ringjallen njerëzit?

Njerëzit ringjallën të zbathur, të zhveshur dhe të pa bërë sunet.

Transmetohet nga Ibn Abassi (r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:"Ju do të ringjalleni të zbathur, të zhveshur dhe të pa bërë sunet, pastaj e lexoi ajetin **:"Përkujto) Atë ditë kur Ne e palojmë qiellin sikurse palimi i fletëve në libër. Ashtu sikundër e kemi filluar krijimin (tuaj), e rikthejmë. Ky është obligim Yni, e Ne e bëjmë këtë".** (Enbija :104)

235.Si do të jetë toka e ditës së ringjalljes?

Toka e tubimit në të cilën do të ringjallën krijesat ditën e kijametit është tokë që nuk ka as pemë as gurë e as ndertesa.Nuk ka asnjë gjë që mund të fshihesh pas saj, është tokë e drejtë siç ka lajmëruar i dërguari salAllahu alejhi ue selem kur tha:" Ditën e kijametit të gjithë njerëzit do të tubohen në një tokë të kuqrremtë, të zbardhur si një rrafshinë".Transmeton Buahriu ,6521.

236.Kush do të ringjallet i pari nga varri?

Kur t'i fryen engjulli surit për ringjallje, i pari që do të ringjallet është i dashuri jonë salAllahu alejhi ue selem, i pari të cilit do t'i çahet toka.Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: "Unë jam me i miri prej bijëve të

Ademit ditën e kijametit, të parit që do t’i hapet varri, i pari që do të me jepet ndërmjetësimi dhe i pari që do të ndërmjetësoj”. Transmeton Muslimi

237.Pse do t’i ringjallë Allahu njerëzit në ditën e kijametit?

Allahu do t’i ringjallë njerëzit për t’i llogaritur për veprat të cilat i urdhëroi në dynja, se a i kanë zbatuar dhe për veprat të cilat ua ndaloi, se a janë larguar prej tyre.Të nënshtruarit do të hynë në xhenetet e Tij, kurse mëkaterët do të dënohen në zjarrin e Tij: **“Në ditën kur All-llahu i ringjall ata të gjithë, i njofton me atë që kanë punuar, pse All-llahu ka mbajtur ato shënime, edhe pse ata i kanë harruar. All-llahu është Ai që çdo send e sheh dhe e përcjell”.**(Muxhadele :6)

238.Si do të jetë mënyra e tubimit të krijesave?

Tubohen njerëzit të zbathur, zhveshur dhe të pa bërë sunet.Transmetohet nga Ibn Abassi (r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “Ju do të ringjalleni të zbathur, të zhveshur dhe të pa bërë sunet, pastaj e lexoi ajetin:**“Përkujto) Atë ditë kur Ne e palojmë qiellin sikurse palimi i fletëve në libër. Ashtu sikundër e kemi filluar krijimin (tuaj), e rikthejmë. Ky është obligim Yni, e Ne e bëjmë këtë”.** (Enbija :104)

Kur e dëgjoi Aishja (r.a.) të dërguarin salAllahu alejhi ue selem duke thënë: Ju do të ringjalleni të zbathur, të zhveshur dhe të pa bërë sunet ,Tha: O i dërguari i Allahut, gratë dhe burrat së bashku, e shikojnë njëri tjetrin? , Tha: Oj Aishe, situata është aq e rëndë saqë nuk do ta shikon askush askënd”. Transmeton Buahriu dhe Muslimi. Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: “Afrohet dielli ditën e kijametit afër krijesave sa një milje, njerëzit sipas veprave të tyre do të jenë të zhytur në djersë, disa

prej tyre do të jenë në djerë deri tek zogu i këmbës, disa deri tek gjuri, disa deri tek beli, disa do të jenë deri tek goja”.Transmeton Muslimi

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: “Sillet xhehnemi dhe ai i ka 70 mijë zinxhirë dhe në secilin zinxhirë janë 70 mijë engjuj që e ngrehin zvarrë. Ah çfarë katastrofe e madhe do të jetë kjo ku zemrat do të fluturojnë nga frika.Kur sillet xhehnemi nuk mbetet engjull i afërt e as pejgamber veqse bie në dy gjunjë dhe thotë: Zot shpëto shpëto, O Zot shpëto shpëto!” Transmeton Muslimi

Thotë Allahu i Madhëruar:**”Jo, mosni ashtu! Kur të dridhet toka njëpasnjëshëm!**

**Dhe kur të vijë Zoti yt dhe engjëjt qëndrojnë radhë-radhë!Dhe atë ditë sillet xhehennemi, e atëherë njeriut i bie në mend, e prej nga atij përkujtimi?E thotë: “Ah, i gjori unë, sikur të isha parapërgatitur për jetën time!”**(Fexhr :21-24)

Imagjino vella dhe motër çfarë dëshpërimi i madh do të jetë për atë i cili ishte neglizhent në urdhërat e Allahut.Ai kur ta sheh xhehnemin fillon të bërtas dhe thotë:**‘E thotë: “Ah, i gjori unë, sikur të isha parapërgatitur për jetën time!”**( Fexhr :24)

Fjalë që e thotë secili që nuk e ka falur namazin, s’i ka respektuar prindërit, ka bërë padrejtësi dhe zullum, secili i cili e ka luftuar Allahun, secila motër e cila se ka vendosur hixhabin dhe ka dalur e zbuluar duke e harruar fjalën e Allahut:**“O ti Pejgamber, thuaju grave tua, bijave tua dhe grave të besimtarëve le t’i vënë shamitë (mbulojë) e veta mbi trupin e tyre, pse kjo është më afër që ato të njihen (se nuk janë rrugaçe) e të mos ofendohen. All-llahu fal gabimet e kaluara, Ai është mëshirues”**.(Ahzab :59)

239. Sa do të zgjas dita e ringjalljes?

Për gjatësinë e ditës se kijametit na ka treguar Allahu Fuqiplotë në fjalët e Tij:**“Një lutës e kërkoi dënimin e pashmangshëm,për jobesimtarët. Atë (dënim) s’ka kush që mund ta ndalë.Ai dënim vjen nga All-llahu, pronari i shkallëve të larta (në qiej).Atje ngjiten engjëjt dhe shpirti (Xhibrili) në një ditë që zgjat pesëdhjetë mijë vjet (ose lartësia e atyre shkallëve është pesëdhjetë mijë vjet)”.**(Mearixh :1-4 )

Tërë kjo kohë është për të pritur llogarinë, megjithatë një grup i njerëzve të cilët e adhuruan Allahun sinqerisht në dynja, dita e kijametit për ta do të jetë sa koha ndërmjet namazit të drekës dhe ikindisë.Thotë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:”Dita e kijametit për besimtarët është sa gjatësia ndërmjet drekës dhe ikindisë.”Hadithin e saktësoi shejh Albani (r.h.)

Njëherit ata nuk janë nën nxehtësinë e diellit, por janë të ulur nën hijen e Arshit të Allahut dhe hanë mëlçi peshku që Allahu do t’ju dhuroj.Pastaj shkojnë të burimii të dërguarit salAllahu alejhi ue selem dhe pinë nga dora e tij e ndershme, e më asnjëherë nuk do të etën.

240.Kush do të hyjë nën hijën e Arshit të Allahut?

Pas gjithë këtyre vështirësive dhe brengave të mëdha është një grup i nderuar i cili do të jetë nën hijen e Arshit të Allahut Mëshirëplotë.Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: “Shtatë kategori Allahu do t’i fus nën hijen e Tij, atë ditë kur nuk do të ketë hije përveç hijës së Tij. Prijësin e drejtë, një djalosh që është rritur në ibadet (adhurim), një njeri që zemra e tij është e lidhur me xhami, dy persona që duhen për hirë të Allahut, bashkohen për hirë të Tij dhe ndahen për hirë të Tij, një njeri që e përmend Allahun në vetmi dhe i lotojnë sytë, një njeri që e thirrë një grua e bukur dhe me pozitë dhe i thotë: Unë i frikësohem Allahut, Zotit të

botërave dhe një njeri që jep sadakë (lëmoshë) dhe aq shumë e fsheh atë saqë nuk e di e majta e tij se çfarë ka dhënë e djathta”.Transmeton Buhariu dhe Muslimi

Strehimi nën hijen e Arshit të Allahut nuk është i kufizuar vetëm për këto shtatë kategori të cilat janë përmendur në hadith por i dërguari salAllahu alejhi ue selem na ka treguar edhe për grupe të tjera që do të hyjnë nën hijën e Arshit të Allahut të Madhëruar.Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: “Thotë Allahu i Madhëruar ditën e kijametit: Ku janë ata që janë dashur për hirë Timin, sot do t’i fus nën hijën Time, ditën kur nuk ka hije tjetër përveç hijës Time”.Transmeton Muslimi.Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: “Kush ia lehtëson borxhliut ose ia shlyen borxhin do të jetë nën hijen e Arshit, ditën e kijametit”.Transmeton Muslimi

241.Çka është shefati (ndërmjetësimi) i madh?

Kur të shtohet mundimi ditën e gjykimit dhe njerëzit kërkojnë njerëz me pozita të larta për të ndërmjetësuar të Zoti në mënyrë që të filloj llogaria dhe të shpëtojnë njerëzit nga ky dënim i rëndë, shkojnë të babai i tyre Ademi alejhi selam dhe ia përmendin vlerën e tij tek Allahu. Kërkojnë që të ndërmjetëson tek Allahu, mirëpo ai e përmend një arsye, e përmend thyerjen e urdhërit të Allahut kur e kishte ngrënë pemën e ndaluar nga Allahu. Pastaj shkojnë tek Nuhu alejhi selam dhe i thonë se ty Allahu të ka quajtur rob falendërues, por ai refuzon duke e përmend se si i është lutur Allahut për ta shpëtuar djalin e tij.Vazhdojnë njerëzit të shkojnë të pejgamberët e mëdhenjë, shkojnë të Ibrahimi, Musa, por secili e përmend një arsye, pastaj shkojnë të i dërguari salAllahu alejhi ue selem dhe thonë: Muhamedi salAllahu alejhi ue selem, të cilit Allahu ia ka falur mëkatët e kaluara dhe ato të ardhshmet.

Transmetohet se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “Kur të vie dita e kijametit unë jam imami i pejgamberëve dhe ligjeruesi i tyre dhe pronari i ndërmjetësimit pa u lavdëruar”.Shejh Albani (r.h.) ka thënë se hadithi është hasen

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:”Unë jam më i miri prej bijëve të Ademit ditën e kijametit, të parit që do t’i hapet varri, i pari që do të me jepet ndërmjetësimi dhe i pari që do të ndërmjetësoj”. Transmeton Muslimi.

242.A e ka shfrytëzuar i dërguari salAllahu alejhi ue selem lutjen e tij në këtë botë apo e ka lënë për ditën e ringjalljes?

Thotë Allahu në Kuran:**“Juve ju erdhi i dërguar nga lloji juaj, atij i vie rëndë për vuajtjet tuaja, sepse është lakmues i rrugës së drejtë për ju, është i ndijshëm dhe i mëshirshëm për besimtarët”.**(Teube: 128)

I dërguari salAllahu alejhi e ka ruajtur lutjen e tij për ndrejtësimin e umetit të tij.

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:”Secili pejgamber e ka pasur një lutje të pranuar dhe secili prej tyre e shfrytëzoi lutjen e tij në këtë botë, kurse unë e kam ruajtur lutjen time për ndërmjetësimin e umetit tim dhe ajo do ta përfshijë secilin që vdes dhe nuk i bën shirk Allahut”.Transmeton Muslimi

43.Cilat janë kushtet e shefatit?

Shefati i vërtetuar me sheriat është ai për të cilin duhet të zbatohen dy kushte:

1.T’i jep Allahu leje ndërmjetësuesit

2.Të jetë i kënaqur me atë që ndërmjetësohet.

Pra ndërmjetësimi nuk ndodhë përveçse me lejen e Allahut, qoftë ndërmjetësimi i të dërguarit tonë salAllahu alejhi ue selem apo ndërmjetësimi i dikujt tjetër.Kjo leje ka të bëjë më ndërmjetësuesin dhe të ndërmjetësuarin, pra s’mundet askush të ndërmjetësoj pa dhënë leje Allahu dhe nuk mundet të ndërmjetesoj askush nëse Alalhu nuk i jep leje për atë që do të ndërmjetësohet, siç thotë Allahu:**“All-llahu është një, nuk ka zot tjetër përveç Atij. Ai është mbikqyrës i përhershëm dhe i përjetshëm. Atë nuk e kap as kotja as gjumë, gjithçka ka në qiej dhe në tokë është vetëm e Tij. Kush mund të ndërmjetësojë tek Ai, pos me lejen e Tij, e di të tashmen që është pranë tyre dhe të ardhmen, nga ajo që Ai di, tjerët dinë vetëm aq sa Ai ka dëshiruar, Kursija e Tij (dija-sundimi) përfshijnë qiejt dhe tokën. Kujdesi i Tij ndaj të dyjave, nuk i vjen rëndë, Ai është më i larti, më i madhi”.**(Bekare :255) **“Vërtet Zoti juaj është All-llahu, i cili krijoi qiejt e tokën brenda gjashtë ditësh e pastaj qëndroi mbi Arshin; Ai rregullon gjendjen. Ndërmjetsues nuk do të ketë vetëm po qe se lejon Ai. Ky, Madhëria e Tij është All-llahu, Zoti juaj, pra adhurojeni Atë! A nuk merrni mësim?”** (Junus:3)

Kjo ngase babai i Ibrahimit pasiqë vdiç si pabesimtar, Allahu i Lartësuar nuk ia pranon ndërmjetësimin e Ibrahimit për të në ditën e kijametit.

Transmeton Buhariu në sahihun e tij nga Ebu Hurejra (r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:” E takon Ibrahimi babain e tij Azerin ditën e kijametit, fytyra e të cilit është e nxirë dhe e mbuluar me pluhur.Ibrahimi alejhi selam i thotë: A nuk të thashë që të mos me kundershtoje (e të me dëgjoje mua) ? Babai do t`i përgjigjet:Sot nuk do të kundërshtoj (do të bindem) Ibrahimi do të thotë: O Zot! Me ke premtuar se nuk do të me turpërosh ditën e ringjalljës.Cili do të jetë turpi me i madh për mua se sa të ma mallkosh e të ma poshtërosh babain tim?! Atëherë Allahu i Lartësuar do t’i thotë: Unë e kam bërë haram (të ndaluar) xhenetin

për jobesimtarët.Pastaj Ibrahimit do t’i thuhet:O Ibrahim çfarë ke nën këmbë? Ai do të ulë kokën dhe do të shohë një si hien të përgjakur, e cila do të tërhiqet për këmbësh e do të hidhet në zjarr”. Transmeton Buahriu

244.Llojet e shefatit në ditën e kijametit

Ndërmjetësimi është dy lloje, i pranuar dhe i papranuar

I pa pranuar është kur nuk i posedon këto dy kushte:

1.T’i jep Allahu leje ndërmjetësuesit

2.Të jetë i kënaqur me atë që ndërmjetësohet.

**I pranuar:** Është për atë person që plotësohen kushtet e lartëcekura:

Janë vërtetuar për të dërguarin tonë salAllahu alejhi ue selem tetë lloje të ndërmjetësimit:

1. Ndërmjetësimi i madh për njerëzit në ditën e ringjalljës që Allahu t’i gjykon ata.Me këtë është veçuar i dërguari jonë salAllahu alejhi ue selem dhe asnjë i dërguar tjetër.

2. Ndërmjetësimi i të dërguarit salAllahu alejhi ue selem për disa njerëz që të mirat dhe të këqijat i kanë të barabarta, ndërmjetëson për ta dhe hynë në xhennet.

3. Ndërmjetësimi i të dërguarit salAllahu alejhi ue selem për disa njerëz që mos të hynë në xhehnem të edhe pse e meritojnë të hynë.

4. Ndërmjetësimi i të dërguarit salAllahu alejhi ue selem që banorëvetë xhenetit t`u ngriten gradat në të.

5. Ndërmjetësimi i të dërguarit salAllahu alejhi ue selem për një grup njerëzish që do të hynë në xhenet pa dhënë llogari dhe pa u dënuar.

6. Ndërmjetësimi i të dërguarit salAllahu alejhi ue selem që t'i lehtësohet dënimi atij që e meriton zjarrin. Këtu hynë xhaxhai i tij, Ebu Talibi.

7. Ndërmjetësimi i të dërguarit salAllahu alejhi ue selem për banorët e xhenetit që t`ju jepët leje të hynë në xhennet.

8. Ndërmjetësimi i të dërguarit salAllahu alejhi ue selem për mëkatarët e umetit të cilët kanë hyrë në zjarr, që të dalin prej tij.Ky ndërmjetësim vlenë për ata që nuk kanë bërë shirk dhe kufër të madh.

45.Si ta arrish shefatin e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem?

Ndoshta dikush pyet si ta fitoj dhe arrijë ndërmjetësimin e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem?

Të them ty, ti vetëm hape zemrën tënde për fjalët e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem.Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:” Secili pejgamber e ka pasur një lutje të pranuar dhe secili prej tyre e shfrytëzoi lutjen e tij në këtë botë, kurse unë e kam ruajtur lutjen time për ndërmjetësimin e umetit tim dhe ajo do ta përfshinë secilin që vdes dhe nuk i ka bërë shirk Allahut”.Transmeton Muslimi

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:”Kur ta dëgjoni muezinin përseritni fjalët e tij:O Allahu im, Zot i kësaj thirrje, jepi Muhamedit ndërmjetësimin dhe nderimin, si dhe dërgoje atë në vendin e lavdishëm të cilin ia ke premtuar”.Transmeton Buhariu

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:” Ai i cili m’i dërgon dhjetë salavate në mëngjes dhe mbrëmje do ta arrinë ndërmjetësimin tim”. Shejh Albani (r.h.) kat hënë se hadithi është hasen

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: “Kush ka mundësi që të vdes në Medine ,le të vdes sepse unë do të ndërmjetësoj për atë që vdes aty”. Hadithin e saktësoi shejh Albani (r.h.)

246.A do të ketë ndërmjetësime të tjera?

Na ka treguar i dërguari salAllahu alejhi ue selem se engjujt do të ndërmjetësojnë për besimtarët ,çdo pejgamber dhe poashtu edhe besimtarët. Kurse ndërmjetësimi me i madh është ndërmjetësimi i të Gjithmëshirshmit, Mëshiruesit.

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:” Allahu e ka krijuar mëshirën atëherë kur i ka krijuar njëqind mëshira.I ka ndalur tek Ai 99 mëshira kurse një e ka dërguar të të gjithë krijesat e Tij .Sikur pabesimtari ta dinte se çfarë mëshire të madhe ka Allahu, kurrë nuk do ta humbte shpresën prej xhenetit të Tij .Poashtu sikur ta dinte besimtari se çfarë ka Allahu prej

dënimit të Tij, nuk do të sigurohej prej zjarrit”. Transmeton Buhariu dhe Muslimi

Prej këtyre mëshirave të mëdha të Zotit është se Ai nuk lejon që të ndërmjetësojnë vetëm engjujt dhe pejgamberët, mirëpo i merr me grushtin e Tij të ndershëm (nuk e di kush numrin e tyre pos Tij) dhe i fut njerëzit në xhennet. Askush prej krijesave nuk e di madhështinë e grushtit të Allahut:**“Ata nuk e çmuan All-llahun me atë madhështinë që i takon, ndërsa në ditën e kijametit e tërë toka është në grushtin e Tij, e qiejt të mbështjellë në të djathtën e Tij. Ai është i pastër nga të metat dhe Ai është i lartë nga çka ata i shoqërojnë!”** (Zumer :67)

Thotë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: ”Pastaj thotë Allahu: Ndërmjetësuan pejgamberët, ndërmjetësuan engjujt, ndërmjetësuan besimtarët, tani nuk ka mbetur, veçse Mëshiruesi i mëshirueseve.Do ta vendos Zoti dorën e Tij në zjarr dhe do të nxjerr njerëz që s’kanë vepruar asnjë të mire. Kur të dalin nga zjarri do të dalin me trupin si qymyri. Do të lahen në një lum i cili quhet lumi i jetës dhe do të duken sikur mbijnë nga toka. Me pas do t’u thuhet: Shkoni dhe hyni në xhennet. Këta do të njohen si të shpetuarit e Zotit nga zjarri. Këta thonë: O Zoto ynë na ke dhënë çfarë nuk i ke dhënë askujt prej njerëzimit. Allahu u thotë ju keni tek Unë edhe me shumë se kaq? Thonë O Zoti jonë e çfarë ka me mirë se kaq? Thotë: Kënaqësia ime ndaj jush dhe nuk do të hidhërohem me ju asnjëherë”.Transmeton Buhariu dhe Muslimi

247.Si do të jetë skena e llogarisë dhe e shpërblimit?

Skena e llogarisë është e rëndë.Thotë Allahu Fuqiplotë:**“Në ditën e gjykimit Ne do të vëmë peshoja të drejta, e askujt nuk i bëhet e padrejtë asgjë, edhe nëse është (vepra) sa pesha e një kokrre të melit Ne do ta sjellim atë. E mjafton që Ne jemi llogaritës”.**(Enbija: 47)

Të gjitha krijesat do të qëndrojnë të rreshtuara para Krijuesit të qiejve dhe tokës: **“Dhe vihet libri (i veprave), e i sheh mëkatarët të frikësuar nga shënimet që janë në të dhe thonë: “Të mjerët ne, ç’është puna e këtij libri që nuk ka lënë as (mëkat) të vogël e as të madh pa e përfshirë?”, dhe atë që vepruan e gjejnë të gatshme - prezente, e Zoti yt nuk i bën padrejt askujt”**.(Kehf: 49)

Ah, sa moment i vështirë do të jetë kur njeri me sytë e e tij i sheh situatat tmerruese, popujt që të gjithë të gjunjëzuar, siç thotë Allahu i Madhëruar: **”Dhe (atë ditë) e sheh secilin popull të gjunjëzuar, secili popull thirret te libri i vet (shënimet e veprave). (U thuhet): “Sot shpërbleheni me atë që e keni vepruar”.Ky është libri ynë (shënimet e veprave tuaja) që dëshmon të vërtetën (të saktën), Ne kemi kërkuar të shkruhet se ç’vepronit.Sa u përket atyre që besuan dhe bënë vepra të mira, Zoti i tyre i merr ata në mëshirën e vet (në xhennet), e ai është shpëtim i madh.E, sa u përket atyre që nuk besuan (u thuhet): “A nuk ju patën lexuar argumentet e Mia; e ju bëtë mendjemadhësi dhe ishit popull i zhytur në mëkate!”Edhe kur u thuhej se premtimi i All-llahut është i saktë dhe se do të vijë kijameti për të cilin s’ka dyshim, ju thatë: “Ne nuk dimë se ç’është kijameti, ne me dyshim menduam për te dhe ne nuk jemi të bindur!”Dhe u dalin në shesh të këqijat që i kanë punuar, dhe i përfshirë ajo me të cilën talleshin.E u thuhet: “Sot po u lëmë të harruar, ashtu sikurse ju e harruat takimin e kësaj dite, vendi juaj është zjarri, për ju nuk ka ndihmëtarë”.Këtë (dënim) për shkak, se ju u tallët me ajetet e All-llahut, juve ju mashtroi jeta e Dunjasë. Sot pra, nuk do të nxirreni prej tij (zjarrit), e as nuk kërkohet që ata t’i kthehen pendimit dhe respektit të All-llahut”.**(Xhathije :28-35)

Vijnë kriminelët të poshtëruar, të vegjël për shkak të kufrit të tyre në Allahun e Plotfuqishëm:**“E idhujtarët atë ditë i sheh të lidhur në pranga.Petkat e tyre janë nga katrani (pezhgveja zifti), kurse fytyrat e tyre do t’i mbulojë zjarri.(dalin para Zotit) Për ta shpërblyer All-llahu**

**secilin njeri me atë që e fitoi. Vërtet, All-llahu është llogaritar i shpejtë".**(Ibrahim:49-51). Me gjithë këto situata të vëshitira një grup do të hyjnë në xhenet pa dhënë llogari dhe pa u dënuar .E lusim Allahun që të na bëjë prej tyre!

248.Ardhja e Allahut në ditën e ringjalljes?

Vie Allahu i Plotfuqishëm, zbret më një zbritje që i përshtatet Lartëmadhërisë dhe bukurisë së Tij, që të gjykon në mes krijesave dhe që të fillon skena e llogarisë në ditën e gjykimit.

Thotë Allahu i Madhëruar:**"Dhe (përkujto) ditën kur do të çahet qielli me anën e një reje e lëshohen engjëjt në një mënyrë madhështore.Atë ditë sundimi i vërtetë është i të Gjithëmëshirshmit, e ajo ditë për jobesimtarët do të jetë ditë e vështirë".**(Furkan :25-26)

**"Dhe thotë Allahu: Jo, mosni ashtu! Kur të dridhet toka njëpasnjëshëm!Dhe kur të vijë Zoti yt dhe engjëjt qëndrojnë radhë-radhë!Dhe atë ditë sillet xhehennemi, e atëherë njeriut i bie në mend, e prej nga atij përkujtimi?E thotë: "Ah, i gjori unë, sikur të isha parapërgatitur për jetën time!"**(Fexhr: 21-24)

249.Si do të jetë qëndrimi para Allahut?

Kjo është një skenë shumë e rëndë.Njeriu nuk mund ta di frikën e madhe që ekziston, kur një njeri qëndron para nje mbreti prej mbretërve të dynjas, i dridhet zemra nga frika dhe trishtimi se mos rastësisht po bën diçka që e zemëron mbretin.A thua vallë çfarë mendoni për qëndrimin para Zotit të Plotëfuqishëm:**"Ai është krijues i qiejve e i tokës. Ai nga lloji juaj krijoi**

**për ju bashkëshorte, edhe nga kafshët krijoi çifte, ashtu që t'ju shumojë. Asnjë send nuk është si Ai; Ai është dëgjuesi, shikuesi".**(Shura :11)

Përderisa në ditën e ringjalljës dëgjon " Ku është filani, i biri i filanit ?, dhe e kupton se bëhët fjalë për ty, në mesin e të gjitha këtyre krijesave.Ah sa i vështirë do të jetë ky qëndrim.

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: "Nuk ka asnjë prej jush veçse do t'i flas Zoti i tij ditën e kijametit pa përkthyes.Shikon robi nga e djathta nuk sheh veçse atë që e ka punuar, shikon robi nga e majta dhe nuk sheh veçse atë që e ka punuar, shikon përpara tij dhe e sheh zjarrin e xhehnemit.Frikësohuni nga zjarri qoftë edhe vetëm më një gjysëm hurme ose me një fjalë të mirë".Transmeton Buhariu dhe Muslimi

Ibn Umeri (r.a.) transmeton se e ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut salAllahu alejhi ue selem duke thënë:" Allahu do ta afrojë një besimtar pranë Tij ditën e llogarisë, do ta mbuloj me perden e Tij dhe do ta pyes atë: A e di këtë gjynah që ke bërë? Do t`i thotë: Po, o Zoti im! Allahu do të vazhdojë ta pyes atë, derisa ai t`i dëshmojë të gjitha gjynahet e bëra dhe do të mendoj se është i shkatërruar plotësisht.Por, Allahu do t'i thotë: Me të vërtetë Unë i fsheha gjynahet e tua në dynja dhe Unë do t`i falë ato.Atij do t`i jepet libri i veprave të tij të mira.Sa për mohuesit dhe hipokritët veprat e tyre të liga dhe të pa drejta do të shpallën hapur dhe dëshmitarët do të thonë: Këta janë ata që kanë gënjyer kundër Zotit të tyre. Vërtetë, mallkimi i Allahut qoftë mbi të padrejtët.Kështu Allahu do t'i llogaritë robërit e Tij për çdo vepër të vogël dhe të madhe dhe ua jep librat e tyre me veprat që i vepruan e nuk do të mundet askush të mohoj asgjë nga ajo që veproi në jetën e kësaj bote".

Thotë Allahu i Madhëruar:**"Dhe vihet libri (i veprave), e i sheh mëkatarët të frikësuar nga shënimet që janë në të dhe thonë: "Të mjerët ne, ç'është puna e këtij libri që nuk ka lënë as (mëkat) të vogël e as të madh pa e përfshirë?", dhe atë që vepruan e gjejnë të**

**gatshme - prezente, e Zoti yt nuk i bën padrejt askujt”.**(Kehf: 49) **“Atë ditë ju do të ekspozoheni (para Zotit), duke mos mbetur fshehtë asnjë sekret juaji.Kujt t’i jepet libri i vet nga e djathta e tij, ai do të thotë: “O ju, qe, lexojeni librin tim!”Unë kam qenë i bindur se do të jap llogarinë time.Dhe ai atëherë është në një jetë të kënaqshme.Në një xhennet të lartë.Pemët e tij i ka krejt afër.(E thuhet) Hani e pini shijshëm, ngase në ditët e kaluara ju e përgatitët këtë.Ndërkaq, kujt i jepen librat e vet nga e majta e tij, ai thotë: “O i mjeri unë, të mos më jepej fare libri im.Dhe të mos dijsha fare se çka është llogaria ime.Ah, sikur të kishte qenë ajo (vdekja e parë) mbarim i amshueshëm për mua.Pasuria ime nuk më bëri fare dobi.U hoq prej meje çdo kompetencë imja.U thuhet zebanive: Kapeni atë, vëndojani prangat!Pastaj atë futeni në xhehennem.Mandej lidheni atë me një zinxhirë të gjatë shtatëdhjetë kutë.Se ai ka qenë që nuk besoi All-llahun e madhëruar.Ai nuk nxiste për t’i ushqyer të varfërit.Ai sot nuk ka këtu ndonjë mik.As ushqim tjetër përveç të të shplarave.Që atë nuk e ha kush, pos mëkatarëve”.**(Haka: 18-37)

250.A do të ketë njerëz që dotë hynë në xhenet pa dhënë llogari dhe pa u dënuar ? Kush janë ata?

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: “Me janë shfaqur popujt, e pashë një pejgamber dhe me të ishte vetëm një rresht ( d.m.th: i kanë besuar tre deri nëntë veta). Pashë pejgamber që me të ishin një apo dy veta dhe pashë pejgamber që me të nuk ishte askush.Kur pashë një grumbull njerëzish tëmadh mendova se ky është umeti im, me thanë mua: Ky është Musa dhe populli i tij, mirëpo shiko në horizont: Kur ja, pashë një grup shumë të madh.Me thanë, shiko ne anën tjetër të horizontit, kur ja një grup tjetër i madh. Me thanë:Ky është umeti yt dhe me të janë shtatëdhjetë mijë që do të hynë në xhennet pa dhënë llogari dhe pa u

denuar. Ata janë të cilët nuk kërkojnë t'i bëhët rukje, nuk i besojnë oguret e zeza (bestytnitë), nuk shërohen me zjarr dhe vetëm tek Zoti i tyre janë të mbështetur".Transmeton Buhariu dhe Muslimi

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: "Do të hynë në xhenet prej umetit tim 70 mijë ose 700 mijë, të kapur dorë për dore, nuk hy i pari prej tyre derisa të hy edhe I fundit.Fytyrat e tyre janë sikurse shkelqësia e hënës së plotë në një natë të kthjellët".Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: "Me janë dhënë 70 mijë prej umetit tim që do të hynë në xhennet pa dhënë llogari, fytyrat e tyre janë sikurse shkëlqësia e hënës së plotë në një natë të kthjellët. Zemrat e tyre janë si një zemër e një njeriu të vetëm, e luta Allahun që të ma shtoj numrin, ma shtoi me gjithsecilin prej tyre me nga 70 mijë".Hadithin e saktësoi shejh Albani (r.h.)

Sa gëzim i madh është për atë i cili hy në xhenet pa dhënë llogari, Allahu na bëftë prej tyre!

251.A do të ketë hakmarrje në ditën e kijametit ?

Allahu e ka ndaluar padrejtësinë në mes robërve dhe ka thënë: "O robërit e Mi, Unë ia kam ndaluar Vetës Time padrejtësinë dhe e kam ndaluara edhe në mes jush, prandaj mos bëni padrejtësi".Transmeton Muslimi. Na ka treguar i dërguari salAllahu alejhi ue selem se padrejtësia e ka përfundimin e keq dhe dënimin shumë të rëndë në këtë botë dhe botën tjetër. Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:"Frikësojuni padrejtësisë sepse padrejtësia është errësirë në ditën e kijametit".Hadithin e saktësoi shejh Albani (r.h.)

Padrejtësia është shenjë për shkatërrimin e popujve.Thotë Allahu i Madhëruar:**"Ne kemi shkatërruar gjenerata para jush (o idhujtarë), pse bënin krime dhe pse nuk besonin, edhe pse të dërguarit u**

**erdhën me argumente të qarta. Kështu i shpërblejmë Ne njerëzit kriminelë".**(Junus :13)

Madje i dërguari salAllahu alejhi ue selem na ka ndaluar që t'i bëjmë padrejtësi edhe kafshëve. Thotë i dërguari salAllahu alejhi ve selem: "Një grua ka hyrë në zjarrë për shkak të një mace që e ka lidhur, nuk e ka ushqyer dhe as nuk e ka lënë të lirë që të ushqehet nga ushqimet e tokës, derisa ka ngordhur". Transmeton Buahriu dhe Muslimi

Mjerë për atë që ka bërë padrejtësi, mjerë për të në dynja dhe mjerë për të në botën tjetër

Thotë Allahu në Kuran**:"…..All-llahu nuk e shpie në rrugë të drejtë popullin mizor".**

(Bekare :258). Allahu ua ndalon dhuntinë me të mirë në këtë botë, dashurinë e Tij.Thotë Allahu:"**Këto që po t'i lexojmë ty (o i dërguar) janë nga ajetet, janë nga Kur'ani i pa të meta (i rezistueshëm)".** (Ali Imran: 58)

Gjithashtu Allahu i Lartësuar i përgjigjet secilit që ju është bërë padrejtësi.Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:" Ruajuni nga lutja e atij që ju është bërë padrejtësi sepse në mes tij dhe Allahut nuk ka pengesë". Në një transmetim thuhet edhe "Sikur të është jobesimtar".Shejh Albani( r.h.) ka thënë se hadithi është hasen

252.Si do të bëhët shpërndarja e librave?

Do të çahet qielli dhe do të fluturojnë librat, në të cilat janë regjistruar veprat e krijesave. Besimtarit do ta marr librin e tij nga ana e djathtë, kurse pabesimtari nga ana e majtë ose prapa shpinës. Thotë Alalhu i Lartësuar:**"O ti njeri, vërtet ti përpiqesh me një përpjekje të madhe që çon te Zoti yt, e atë (përpjekje) do ta gjesh.E përsa i përket atij që libri**

**i vet i jepet nga e djathta,Ai do të llogaritet me një llogari të lehtë,Do të kthehet te familja e vet i gëzuar.**

**E përsa i përket atij që libri i vet i jepet pas shpinës,Ai do t'i ndjellë vetes shkatërrim,Dhe do të hyjë në zjarr të ndezur fort".**(Inshikak :6-12)

253.Si do të jetë mizani (Peshorja) ?

Peshorja është ajo ku do të vendosen veprat e njerëzve.Ajo i ka dy anë dhe një gjuhë, në njerën anë do të vendosen të mirat kurse në anën tjetër të këqijat.Thotë Allahu i Madhëruar:**'Në ditën e gjykimit Ne do të vëmë peshoja të drejta, e askujt nuk i bëhet e padrejtë asgjë, edhe nëse është (vepra) sa pesha e një kokrre të melit Ne do ta sjellim atë. E mjafton që Ne jemi llogaritës".**(Enbija :47). Tekstet argumentojnë se peshorja është e vërtetë, nuk e di madhësinë e saj askush pos Allahut.Transmeton Hakimi nga Selmani se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: "Vendoset peshorja ditën e kijametit dhe sikur të vendosen në të qiejt dhe toka do t'i përfshinte. Thonë engjujt:O Zot Kujt do t'i peshohen? Thotë Allahu i Madhëruar: Për ata që dua prej krijesave të Mia.Thonë engjujt: I lartësuar je Ti o Zoti jonë, nuk të kemi adhuruar siç e meriton".E saktësoi shejh Albani(r.h.)

254.Cilat vepra do të peshohen në mizan?

Çdo vepër e mirë dhe e dashur peshon shumë rëndë. Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:"Nuk ka asgjë me të rëndë në peshorën e besimtarit ditën e kijametit sesa moral ii mirë, Allahu e urren atë që ka moral të keq".Hadithin e saktësoi shejh Albani (r.h.). Ka thënë i dërguari

salAllahu alejhi ue selem:”Pastërtia është gjysma e Imanit, Elhamdulialh e mbush peshorën, SubhanAllah dhe Elhamdulilah e mbush çka ka mes tokës dhe qiellit “.Transmeton Muslimi.Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: “Dy fjalë të lehta në shqiptim, të rënda në peshojë, të dashura tek Allahu: SubhanAllahu ue bi hamdihi dhe SubhanAllahu el-Adhim”.Transmeton Buhariu dhe Muslimi

255.Çka është Haudi (Burimi)?

Kur të mblidhen njerëzit ditën e ringjalljes ata janë shumë të etur dhe shumë të uritur.Nëse ndonjëri prej tyre dëshiron të pi ujë nuk gjën vend përveç Haudit të të dërguarit salAllahu alejhi ue selem.I dërguari salAllahu alejhi ue selem na e përshkroi burimin e tij dhe tha: “Burimi im është sa largësia mes Sanas dhe Medinës, i ka gotat aq sa ka yje”.Transmeton Buhariu dhe Muslimi

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:”Burimi im është aq i madh, saqë duhet një muaj për ta kaluar, uji i tij është më i bardhë se qumështi, era e tij është me e këndshme se misku, dhe gotat për të pirë janë si yjet në qiell .Kushdo që pi prej tij, kurrë më nuk e kap etja”. Transmeton Buhariu dhe Muslimi

256.A ka çdo i dërguar Haud?

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: “Çdo pejgamber e ka nga një Haud (burim), mburret secili prej tyre se sa do të ketë pasues dhe unë shpresoj që të kem më se shumti pasues”. Hadithin e saktësoi shejh Albani (r.h.)

257.A do të pengohen disa njerëz të Haudi i të dërguarit salAllahu alejhi ue selem?

Do të ketë njerëz që do të vijnë ditën e kijametit të Haudi i të dërguarit salAllahu alejhi ue selem që të pinë prej dorës së tij të ndërshme, në mënyrë që mos të etën më asnjëherë.Mirëpo dalin para tyre engjujt e s'kanë mundësi të pinë asnjë pikë ujë.

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: "Vijnë umeti im të Haudi dhe unë i shtyej njerëzit nga ai sikurse njeriu kur e shtyen devën e tij.Sahabët thanë: O i dërguar i Allahut:A na njeh neve? Tha:Po, Ju keni cilësi që nuk i ka askush, me vini mua me fytyra të ndriçuara prej gjurmëve të abdesit, ndërsa një grup nga umeti im do të pengohen dhe s'do të kenë mundësi të vijnë tek unë. Unë them: O Zot këta janë prej umetit tim! Përgjigjet një engjull dhe thotë: Ti nuk e di se çka kanë vepruar këta pas teje". Transmeton Muslimi

258.Çka është ura e Siratit?

Pasi të peshohen veprat në peshore, të dallohet i lumturi nga i dëshpëruari shtyhen njerëzit që të ecin mbi urën e Siratit.Kjo urë është shumë e mprehtë dhe e shtrirë mbi xhehnem, është rrugë nëpër të cilen kalohet në xhenet, dilet në vendin e paqes, udhëtimi është shumë i rrezikshëm, aq i rrezikshëm saqë i dërguari salAllahu alejhi ue selem ndalet në skaj të kësaj ure, kurse njerëzit janë duke ecur e ai lutet: O Zot shpëto shpëto, O Zot shpëto shpëto.Njerëzit do ta kalojnë atë sipas veprave të tyre, ka prej tyre që do ta kalojnë me nje shpejtësi marramendëse sikurse vetëtima, ka prej tyre që më ngadalë dhe ka prej

tyre që e kalojnë zvarrë dhe ka prej tyre që do të shkatërrohen, ata bien nga ura në xhehenem, në zjarr, në humnerë, në poshtërim dhe shkatërrim.Allahu na ruajt!

259.A do të kalojë secili njeri mbi urën e Siratit?

Ka thënë Allahu në Kuran:**“Dhe nuk ka asnjë prej jush që nuk do t’i afrohet atij. Ky (kontaktim i xhehennemit) është vendim i kryer i Zotit tënd.Pastaj, (pas kalimit pranë tij) do t’i shpëtojmë ata që ishin ruajtur (mëkateve), e zullumqarët do t’i lëmë aty të gjunjëzuar”.**(Merjem :71-72)

260.A do t’ju ndriçohet besimtarëve ura e Siratit?

**“(Përkujto) Ditën kur i sheh besimtarët dhe besimtaret që drita e tyre flakëron para tyre dhe në të djathtë të tyre. (U thuhet) Myzhde e juaj sot janë xhennetet nën të cilat rrjedhin lumenj, aty do të jeni përgjithmonë. E ajo është fitore e madhe.Ditën kur hipokritët dhe hipokritet atyre që besuan u thonë: “Na pritni (ose na shikoni) të ndriçohemi prej dritës suaj!” U thuhet: “Kthehuni prapa jush (në Dunja) e kërkoni ndonjë dritë!” Atëherë vihet ndërmjet tyre njëfarë muri që ka një derë, e brendia e tij është mëshirë (xhenneti), e nga ana e jashtme e tij është dënimi (zjarri).(Hipokritët e mbetur në errësirë) I thërrasin ata (besimtarët): “A nuk kemi qenë edhe ne së bashku me ju!? (Besimtarët përgjigjen): “Po, por ju e shkatërruat veten (me hipokrizi), ju prisnit kob të zi për besimtarët, ju dyshonit në çështjet e fesë dhe juve ju mashtruan shpresat e kota deri kur ju erdhi caktimi i All-llahut (vdekja) dhe ashtu, përkitazi me All-llahun,**

**mashtruesi ju mashtroi.E sot prej jush nuk pranohet ndonjë kompensim e as prej atyre që nuk besuan, vendi juaj është zjarri, ai është ndihma juaj: sa përfundim i keq është ai”.**(Hadid :12-15)

261.Si do ta kalojnë njerëzit urën e Siratit?

1. Disa do ta kalojnë si vetëtima
2. Disa do ta kalojnë sikurse shpejtësia e erës.
3. Disa do ta kalojnë me shpejtësinë e zogut
4. Disa do ta kalojnë me shpejtësinë e kalorësit
5. Disa do ta kalojnë me shpejtësinë e devës

262.Cili është njeriu i fundit që do ta kalon urën e Siratit?

Tregon i dërguari ynë i dashur salAllahu alejhi ue selem për njeriun e fundit i cili do ta kalon urën e siratit, për të hyrë në xhenetin e Zotit të tokës dhe qiejve të lartë: “I fundit i cili futet në urë është një njeri që nganjëherë ec mbi urë dhe nganjëherë rrezohet, dhe vrulli i zjarrit e shtyen nganjëherë, pasiqë ta kalon atë kthehet nga zjarri dhe thotë: I lartëmadhëruar qoftë Ai i Cili me shpëtoi mua nga ti, me ka dhuruar Allahu çfarë si ka dhuruar as të parëve dhe as të fundit”.Transmeton Muslimi

## Përshkrimi i xhehnemit

263.Disa ajete per xhehnemin

Thotë Allahu i Madhëruar:**“E mos e paçit bërë (deri më tash), e as që do ta bëni kurrë (edhe në të ardhmen), atëherë ruajuni zjarrit, lëndë e**

**të cilit janë njerëzit dhe gurët, që është i përgatitur për mosbesimtarët”.**(Bekare :24)

Thotë Allahu i Madhëruar:**“O ju që besuat, ruajeni veten dhe familjen tuaj prej një zjarri, lëndë djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët. Atë (zjarrin) e mbikëqyrin engjëjt e rreptë e të ashpër që nuk e kundërshtojnë All-llahun për asgjë që Ai i urdhëron dhe punojnë atë që janë të urdhëruar”.**(Tahrim: 6)

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:”Bëjeni pengesë mes jush dhe zjarrit qoftë edhe vetëm me gjysëm hurme”.Shejh Albani (r.h.) ka thënë se hadithi është hasen

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:”Kështu pra, keni frikë zjarrin dhe ruajeni vetën prej tij duke dhënë si bamirësi qoftë edhe vëtëm një gjysmë hurme.E në qoftë se nuk gjeni një gjysmë hurme, atëherë me një fjalë të mirë dhe të këndshme”.Transmeton Buhariu dhe Muslimi

Pasha Allahun po ta dinte besimtari dënimin në zjarrë të xhehnemit nuk do të qetësohej asnjëherë dhe as nuk do të ishte i shkujdesur ndaj urdhërave të Allahut për asnjë çast.

264. A është i krijuar xheneti dhe xhehnemi dhe a ekzistojnë edhe tash?

Po, xheneti dhe xhehnemi janë të krijuara nga Allahu i Lartëmadhëruar, që t’i shpërblen punëmirët dhe t’i dënon punëkeqët. Ata ekzistojnë edhe sot. Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: “Ju ankua zjarri Zotit të tij dhe tha: O Zot unë jam duke e ngrënë vetëvetën, me lejo të marrë frymë dy herë, një në verë dhe një në dimër. Nxehtësia që e ndieni në verë është për shkak se xhehnemi merr frymë, ndërsa ftohtësia që e ndieni në dimër është për shkak se xhehnemi merr frymë” Transmeton Buhariu

265.A ka kërkuar mbrojtje i dërguari salAllahu alejhi ue selem nga dënimi i zjarrit ?

Ja, ky është i dërguari jonë salAllahu alejhi ue selem, të cilit Allahu ia ka falur mëkatët e kaluara dhe të ardhshmet. Prapë se prapë ai kërkonte mbrojtje prej Alllahut që ta ruaj nga zjarri i xhehnemit.Njejtë i ka mësuar edhe shoket e tij që të kërkojnë mbrojtje nga zjarri në teshehud para selamit. Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem :"Kur ndonjëri prej jush është ne teshehud le t'i kërkon Allahut mbrojtje prej katër gjërave: "O Allah unë kërkoj mbrojtje prej dënimit të xhehnemit, prej dënimit të varrit, prej sprovavë të jetës dhe vdekjës dhe prej sherrit të sprovës së Dexhallit". Transmeton Muslimi

Ka thënë Enesi (r.a)" Më së shumti që bënte lutje i dërguari salAllahu alejhi ue selem ishte fjala e Allahut :**" E, ka prej tyre asish që thotë: "Zoti ynë na jep të mira në këtë jetë, të mira edhe në botën tjetër dhe na ruaj prej dënimit me zjarr"!** (El-Bekare :201)

266.Sa dyer i ka xhehnemi?

Thotë Allahu i Madhëruar:**"E s'ka dyshim se xhehennemi është vendpremtimi i të gjithë atyre.Ai (xhehennemi) i ka shtatë dyer, çdonjëri prej tyre ka shtegun (derën) e caktuar (nëpër të cilën do të hyjë)"**.(Hixhr: 43-44)

267.Çka është transmetuar per nxehtësinë dhe thellësinë e xhehnemit ?

Ebu Hurejre (r.a.) tregon se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:”Zjarri që e përdorni ju është një e shtatëdhjeta pjesë e zjarrit të xhehnemit. Dikush e pyeti: O i dërguari i Allahut, edhe ky sikur të ishte, do të mjaftonte për ndeshkim. Ai, salAllahu alejhi ue selam tha: Zjarri i xhehnemit ka edhe 69 pjesë më tepër sesa zjarri i zakonshëm dhe secila pjesë është e nxhetë sa ky zjarr”.Transmeton Buhariu dhe Muslimi

268.Sa është thellësia e xhehnemit?

Thotë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:”Ndodhë që njeriu të flas një fjalë që nuk ia vë vë veshin dhe zhytet teposhtë në xhehenem 70 vite”.Transmeton Buhariu dhe Muslimi

Transmeton Ebu Hurejra( r.a. ) që ka thënë:”Ishim një ditë të i dërguari salAllahu alejhi ue selem dhe dëgjuam një zë (sikur diçka po binte nga lartë).Tha i dërguari salAllahu alejhi ue selem: A e dini çfarë është kjo krismë? Tham: Allahu dhe i dërguari i tij e dinë më se miri, Tha: Ky guri është hedhur nga xhehnemi para 70 viteve dhe tani arriti në fundin e tij”. Transmeton Muslimi

269. Çfarë është lëndë djegëse e xhehnemit?

Lëndë djegëse e xhehnemit janë njerëzit, gurët dhe idhujt, të cilët i adhuronin mushrikët në këtë botë.Thotë Allahu i Madhëruar: **“O ju që besuat, ruajeni veten dhe familjen tuaj prej një zjarri, lëndë djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët. Atë (zjarrin) e mbikëqyrin engjëjt e rreptë e të ashpër që nuk e kundërshtojnë All-llahun për asgjë që Ai i urdhëron dhe punojnë atë që janë të urdhëruar”.**(Tahrim: 6)

270. A ka xhehnemi pranga?

Thotë Allahu i Madhëruar:**”Ne për jobesimtarët kemi përgatitur zinxhirë, pranga e zjarr.**

(Insan: 4) **“Ndërkaq, kujt i jepen librat e vet nga e majta e tij, ai thotë: “O i mjeri unë, të mos më jepej fare libri im.Dhe të mos dijsha fare se çka është llogaria ime.Ah, sikur të kishte qenë ajo (vdekja e parë) mbarim i amshueshëm për mua.Pasuria ime nuk më bëri fare dobi.U hoq prej meje çdo kompetencë imja.U thuhet zebanive: Kapeni atë, vëndojani prangat!Pastaj atë futeni në xhehennem...Mandej lidheni atë me një zinxhirë të gjatë shtatëdhjetë kutë”**.(Haka 25-32)

271.Cili është ushqimi i banorëve të xhehnemit?

1**.Pema e Zekumit.**

Thotë Allahu i Madhëruar:**”Është e vërtetë se pema e Zekumit,do të jetë ushqim i mëkatarëve.Vlon si katrani (si pezhgveja) në barqet.Ashtu si vlon uji i valë”.**( Duhan: 43-46)

Pastaj Allahu tregoi për të dhe tha:**“A kjo pritje (me shpërblim të All-llahut) është më e mirë, apo pema e Zekumit?Ne atë e kemi bërë sprovë për zullumqarët.Ajo është një pemë që mbin në fund të xhehennemit.Pema (fruti) e saj është sikurse koka dreqërish.E ata do të hanë nga ajo dhe do të mbushin barqet prej saj.Pastaj, ata do të**

**kenë kundrejt atij ushqimi edhe ujë të valë.Mandej kthimi i tyre është në xhehennem”.**(Safat :62-68)

Kurani tregon se xhehnemlitë do të hanë prej saj derisa t’i mbushin barqet e tyre, pastaj ky ushqim do t’ju vloj në barqe ashtu siç vlonë uji në temperaturat me të larta.

Transmetohet nga Ibn Abasi (r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem e lexoi këtë ajet:**“O ju që besuat, kini frikë All-llahun me sinqeritet të vërtetë dhe mos vdisni, pos vetëm duke qenë muslimanë (besimtarë)!”** (Ali Imran :102). Tha i dërguari salAllahu alejhi ue selem:“Sikur një pikë nga pema e zekumit të binte në dynja do t`ua shkatërronte jetën banorëve të tokës, a thua vallë si do të jetë gjendja e atij që do ta ketë për ushqim”.Hadithin e saktësoi Shejh Albani ( r.h.)

2.**Ushqimi Ed-Dari`i-**

Thotë Allahu i Madhëruar:**“Ata nuk kanë ushqim tjetër pos një barishte me ferra helmuese.Që as nuk jep fuqi, as nuk largon uri”.** (Gashije :6-7)

Ka thënë ibn Abasi ” Ed-Dari`i është pemë në xhehnem”.

3.**Ushqimi El-Gislin-**

Thotë Allahu i Madhëruar:“**Ai sot nuk ka këtu ndonjë mik.As ushqim tjetër përveç të të shplarave”**. ( Haka :35-36)

Ka thënë Ibn Abassi se “El-Gislin” është qelbi i cili rrjedhë prej banorëve të zjarrit.

272.Cilat janë pijet e banorëve te xhehnemit?

1.**El-Muhl**:- “**E ti thuaj: “E vërteta është nga Zoti juaj, e kush të dojë, le të besojë, e kush të dojë, le të mohojë. Ne kemi përgatitur për jobesimtarët zjarr që muret e tij (të flakës) i rrethojnë ata, e nëse kërkojnë shpëtim, ndihmohen me një ujë si katran që përzhit fytyrat. E shëmtuar është ajo pije, e vend i keq është ai**”.( Kehf:29)

Ka thënë Muxhahidi se “El –Muhl” është pije prej gjakut të zi.

2.**Es-Sadid**-Ka thënë Allahu në Kuran:**“E pas tij (kryelartit) është xhehennemi, në të cilin i jepet ujë i ndyrë (që rrjedh prej lëkurave të djegura)”.** (Ibrahim: 16)

Ka thënë Muxhahidi se “Es-Sadid” janë qelbësirat e zjarrit të xhehnemit.

3.**El –Hamim**-Thotë Allahu i Madhëruar**:”....(a është i njëjtë) a si ai që është përgjithmonë në zjarr dhe u shuhet etja me ujë të valë që ua copëton zorrët e tyre?”** (Muhamed :15)

Thotë Allahu i Madhëruar:**“Ky është ujë i valë dhe i ndyrë; le ta shijojnë atë!I presin edhe dënime të tjera të llojllojta sikurse ai”**.(Sad “57-58)

“El- Hamim”-Është uji i cili është vluar në temperaturat më të larta.

4.**El -Gasak**-Thotë Allahu i Madhëruar:**“Aty nuk do të shijojnë as freskim, as ndonjë pije.**

**Përveç ujë të valë e kalbësirë.Si ndëshkim i merituar”**.(Nebe: 24-26)

Ka thënë ibn Abassi “Gasak” është ajo që rrjedhë prej lëkurave dhe mishit të pabesimtarëve , është pije aq e ftohtë saqë të djegë prej ftohtësisë së saj.Ka thënë Abdullah ibn Amër: “Gasak”është pije aq e keqe saqë sikur një pikë të bie në perëndim do ta shkatërronte lindjen dhe sikur të binte në lindje do ta shkatërronte perëndimin.

273.Çfarë rrobash kanë banorët e xhehnemit?

1.Veshja e tyre do të jetë prej katrani, siç thotë Allahu :**”Petkat e tyre janë nga katrani (pezhgveja - zifti), kurse fytyrat e tyre do t’i mbulojë zjarri”.**(Ibrahim :50)

2.Rroba prej zjarrit-“**Këta janë dy kundërshtarë (grupe kundërshtarësh: besimtarë dhe jobesimtarë) që janë zënë rreth Zotit të tyre; e atyre që nuk besuan, u qepen rroba prej zjarri e u hidhet uji valë mbi kokat e tyre”.**(Haxh :19)

274.Cilat janë shtrojat e banorëve të xhehnemit ?

Shtretërit nga zjarri dhe mbuloja nga zjarri: **“ Për ata është përgatitur shtrat nga zjarri dhe mbulojë (nga zjarri). E kështu pra i shpërblejmë zullumqarët.** (A’raf :41)

275. A do të shoh, dëgjon dhe flet xhehnemi dë ditën e  Kijametit?

Transmetohet nga Ebu Hurejra (r.a) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:” Del një qafë prej zjarrit ditën e kijametit, i ka dy sy me të cilët

sheh, dy veshë me të cilët dëgjon dhe gjuhë me të cilën flet. Thotë: Unë jam i autorizuar për tre përsona: Për çdo diktator mendjemadh, për secilin që e ka lutur dikë tjetër pos Allahut dhe për çdo skulptor". Hadithin e saktësoi Shejh Albani.

Ka thënë Allahu:**" Por jo, ata përgënjeshtruan kijametin, e Ne për ata që nuk besojnë ditën e gjykimit kemi përgatitur zjarr të fortë. Që posa të duket ai prej një vendi të largët, ata ia dëgjojnë atij vëlimin edhe kërhamzën (xhehennemit).** (Furkan :11-12)

276. A do të qajnë banorët e xhehnemit?

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: "Fillojnë të qajnë banorët e zjarrit derisa ju ndërpriten lotët, pastaj qajnë gjak derisa bëhet gjaku në fytyrat e tyre sikurse kanale dhe sikur të dërgoheshin anijet do të lundronin në gjakun e tyre". Shejh Albani (r.h.) ka thënë se hadithi është hasen

277.Cili është dënimi me i lehtë i banorëve të zjarrit?

Transmetohet nga Numan ibn Beshiri (r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: "Dënimin me të lehtë të zjarrit të xhehnemit e ka ai person që i ka veshur një palë këpucë të zjarrit dhe i vlon truri prej tyre, përderisa ai mendon se ky është duke e përjetuar dënimin me të rëndë".Transmeton Muslimi

278.A do të donte jobesimtari që të jap gjithqka që ka në tokë vetëm që të shpëton nga dënimi i zjarrit?

Sa dëshpërim i madh është për pabesimtarin i cili në ditën e kijametit dëshiron që ta flijon vetën e tij, fëmijet, gruan, vëllaun, të afërmit dhe të gjithë njerëzit në tokë vetëm e vetëm që të shpëton prej dënimit të xhehnemit. Thotë Allahu:**“Edhe pse ata shihen ndërmjet vete (edhe njihen, por ikin prej njëri-tjetrit). Krimineli dëshiron sikur të kishte paguar dënimin e asaj dite me bijtë e vet.Dhe me gruan e vet dhe me vëllain e vet.Edhe me të afërmit e tij që ai te ata mbështetej.Edhe me krejt çka ka në tokë, e vetëm të kishte shpëtuar!Jo, kurrsesi, ajo (para) është Ledhdha - flaka (emër i xhehennemit).Është që heq kapakët e kokës.**

**Që e thërret (tërheq prej vetes) atë që është zbrapsur e larguar (prej besimit).Dhe që ka tubuar (pasuri) dhe e ka ruajtur (fshehur)”**.(Mearixh :11-18)

Bile edhe nëse vjen pabesimtari me plotë tokën ari, ai s’mundet të shpëton prej dënimit të Allahut:**“Ata që nuk besuan dhe vdiqën si mosbesimtarë, asnjërit prej tyre nuk do t’i pranohet për kompensim, qoftë edhe plotë faqen e dheut ari. Ata i pret një dënim i dhembshëm dhe për ta nuk ka ndihmëtarë”**.(Ali Imran :91)

**“Atyre që mohuan, edhe sikur të ishte e tyre e gjithë ajo që është në tokë, e edhe njëherë aq për të dhënë shpagim (zhdëmtim) nga dënimi i ditës së kijametit, nuk u pranohet. Ata kanë dënim të dhembshëm”.** (Maide: 36)

279.A do t’i flas Allahu njeriut që është duke e shijuar dënimin me të lehtë?

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:”Allahu do t`i thotë banorit të zjarrit që do të ketë dënimin me të lehtë: Po të kishe gjithçka në tokë, a do

t’i jepje si shpërblim për ta liruar vetëvetën? Ai do të thotë: Kur ishe në kurrizin e Ademit, Unë të kërkova shumë me pak se kaq; që të mos adhuroje askënd tjetër përveç Meje, por ti këmbëngule që të më bëje shok në adhurim”.Transmeton Buhariu

280.Me cilët njerëz do të ndizet së pari xhehnemi?

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: “Njeriu i parë i cili do të gjykohet ditën e kijametit është ai i cili ka rënë shehid, sillet dhe njihet me shpërblimin e madh që ka rënia si shehid.I thuhet: Çfarë bëre për këtë? Thotë: Luftova për Ty, derisa rashë shehid, i thotë Allahu: Po gënjen, ti ke luftuar për të të thënë trim, dhe është thënë për ty.Pastaj urdhërohen engjujt që ta marrin zvarrë dhe ta hedhin me fytyrë në zjarr.Një njeri që e ka mësuar diturinë, e ka lexuar Kuranin, sillet dhe njihet me shpërblimin e madh që ka leximi i Kuranit. I thuhet: Çfarë bërë me të? Thotë: E mësova diturinë dhe ua mësova të tjerëve dhe për Ty e kam lexuar Kuranin, i thuhet: Po gënjen, sepse ti e ke mësuar diturinë për të të thënë dijetar, dhe të është thënë. Pastaj urdhërohen engjujt që ta marrin zvarrë dhe ta hedhin me fytyrë në zjarr. Një njeri që Alalhu ia kishte shtuar rrizkun (pasurinë) e tij .Sillet dhe e njihet për shpërblimin e madh të dhënies në rrugën e Alalhut.I thuhet:Çfarë bëre me të?, Thotë:Nuk kam lënë rrugë që Ti e do që të shpenzohet ,veçse kam shpenzuar për Ty, I thuhet:Po gënjen, sepse ti e kë bërë këtë që të të thonë bujar, dhe të është thënë. Pastaj urdhërohen engjujt që ta marrin zvarrë dhe ta hedhin me fytyrë në zjarr”.Transmeton Muslimi

281.A do të rriten banorët e xhehenemit dhe si do të jetë pamja e tyre?

Transmetohet nga Ebu Hurejra (r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:”Ndërmjet dy shpatullave të pabesimtarit është një distancë sa tri ditë të një kalorësi të shpejtë”. Transmeton Buhariu

E transmeton Muslimi nga Ebu Hurejra (r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “Dhëmballa e pabesimtarit është sikurse kodra e Uhudit, kurse trashësia e lëkures së tij është sa tri ditë udhëtim”.Transmeton Muslimi

281.A do të rriten banorët e xhehnemit dhe si do të jetë pamja e tyre?

Transmetohet nga Ebu Hurejra (r.a) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “Ndërmjet dy shpatullave të pabesimtaret është një distancë sa tri ditë të një kalorësi të shpejtë”. Transmeton Buhariu

E transmeton Muslimi nga Ebu Hurejra (r.a) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “Dhëmballa e pabesimtarit është sikurse kodra e Uhudit, kurse trashësia e lëkurës së tij është sa tri ditë udhëtim.” Transmeton Muslimi

282.A do t’i djegë zjarri shenjat e sexhdës?

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:”Zjarri do ta djegë çdo pjesë të birit të Ademit ,përveç shenjave të sexhdës. Allahu ia ka ndaluar zjarrit që t’i djegë ato”.Hadithin e saktësoi shejh Albani( r.h.)

283.A do të kërkojnë ndihmë banorët e xhehnemit?

Allahu na tregoi për gjendjen e banorëve të zjarrit dhe kërkesën e tyre për të dalë nga zjarri i xhehnemit :**“Dhe ata do të klithin aty: “O Zoti ynë, nxirrna e të bëjmë vepra të mira, e jo si ato që i bënim!” Po a nuk u**

**dhamë juve jetë aq saqë ai që ka dashur të mendojë, ka mundur të mendojë gjatë asaj kohe, madje juve juve u ka ardhur edhe pejgamberi, pra shijoni, se për zullumqarët nuk ka ndonjë ndihmëtar".**(Fatir :37)

Para kësaj ata kërkojnë prej rojës së xhehnemit që të ndërmjetëson për ta tek Allahu, që t`ua lehtëson vetëm një ditë nga dënimi i zjarrit:**"Dhe ata që janë në zjarr, rojës së xhehennemit i thonë: "Luteni Zotin tuaj të na e lehtësojë dënimin, bile një ditë!"Ata u thonë: "A nuk u patën arrdhur juve të dërguar tuaj me argumente të qarta?" Ata përgjigjen: "Po (na kanë ardhur)!". "E pra, (u thotë roja) lutuni ju vetë, po lutja e jobesimtarëve është asgjë!"**

(Gafir: 49-50) **"Thonë: Pse të mos i kërkojmë ndihmë rojës së zjarrit dhe fillojnë të bërtasin: Dhe ata thërrasin: "O Malik, le të na e marrë shpirtin Zoti yt!". Ai thotë: "Ju do të jeni aty përgjithmonë!"**(Zuhruf :77)

Ka thënë A`meshi në komentin e këtjij ajeti:" Më është treguar se në mes lutjes së tyre dhe marrjes se përgjigjes janë 1000 vjet".

Transmetohet nga Abdullah ibn Amër që ka thënë: "Xhehnemlitë e thërrasin Malikun (rojën e xhehnemit) dhe ai nuk ju përgjigjet 40 vjet, pastaj ju thotë: **"Ju do të jeni aty përgjithmonë!"** (Zuhruf: 77). Pastaj e thërrasin Allahun dhe thonë:**"Zoti ynë, na nxjerr prej tij, e nëse gabojmë përsëri,atëherë vërtetë, jemi mizor!"** (Mu'minun :107).Allahu nuk ju përgjigjet, ashtu siç ata nuk ju përgjigjen Atij në dynja. Pastaj ju thotë:**"Heshtni dhe Mos me folni".**Pas kësaj banorët e xhehnemit e humbin shpresën dhe nuk mbetët për ta veçse britmat që u përngjajnë zërave të gomarëve".

284.Kush është njeriu i fundit që do të dalë nga zjarri i xhehnemit?

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:”Unë e njoh njeriun e fundit që do të dal nga zjarri dhe njeriun e fundit i cili do të hyjë në xhenet.Sillet një njeri në ditën e kijametit dhe i thuhet: Tregoni atij mëkatët e vogla dhe largoni nga ai mëkatët e mëdha, I thuhet: Ke vepruar këtë dhe këtë në këtë ditë, këtë dhe këtë në këtë ditë, Thotë: Po, Nuk mundet ta mohon sepse ka frikë që mos po i tregohen mëkatët e mëdha.I thuhet atij: Në vend të çdo të keqe e ke nga një të mirë, Thotë: O Zot kam bërë mëkatë që s’jam duke i parë këtu”. Transmeton Muslimi

285.Si do të bëhët therrja e vdekjës dhe çka do të ndodhë?

Thotë Allahu i Madhëruar:**“Andaj, hyni në dyert e xhehennemit, aty do të jeni përjetë: sa vend i keq është ai i kryelartëve!”**(Nahl :29) **“Ai që i paraqitet Zotit të vet si kriminel, e ka xhehennemin, në të cilin as nuk vdes as nuk jeton”.**(Ta Ha :74)Transmetohet nga Ebu Seid el-Hudri (r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:: “Sillet vdekja si një dash i majmë, pastaj thirrë një thirrës: O banorë të xhennetit !.Ata janë duke pirë dhe kthehën e shikojnë, U thuhet: A po e njihni këtë?Thonë:Po, thonë kjo është vdekja dhe të gjithë e shikojnë.Pastaj thirrën:O ju banorë të zjarrit! Ata janë duke u dënuar dhe kthehen dhe shikojnë, U thuhet: A po e njihni këtë? Thonë: Po, kjo është vdekja. Të gjithë e shikojnë kur therret vdekja.Pastaj thuhet: O ju banorë të xhennetit përgjithmonë do të jetoni dhe o ju banorë të xhehnemit përgjithmonë do të jetoni! Përgjithmonë sepse asnjehërë nuk do të vdisni:**“Ti tërhiqju atyre vërejtjen për ditën e dëshpërimit, kur të marrë fund çështja (e përgjegjësisë e dikush në xhennet, dikush në zjarr), se ata (sot) janë të painformuar, dhe ata nuk janë duke besuar”.**(Merjem :39)

286. A do të dal ndokush nga zjarri i xhehnemit?

Dalin mëkatarët të cilët nuk kanë bërë kufër dhe shirk, dalin pasi ta kenë kryer dënimin për mëkatët e tyre e pastaj hynë në xhenet.Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:”Disa njerëz do të dalin nga zjarri pasi të kenë marrë prej tij një djegie, e cila do t`ua ndryshoj pamjen e pastaj do të hyjnë në xhenet.Banorët e xhenetit do t`i quajnë ata njerëz xhehnemli”.Transmeton Buhariu

## Përshkrimi i xhenetit

287.Disa ajete dhe hadithe që e përshkruajn xhenetin

Pasha Allahun, sikur të ulem një vit të plotë për t’i përshkruar begatitë e xhenetit, nuk do të mundem t`ia jap hakun, sepse në xhenet ka çfarë syri i njeriut s’ka parë kurrë, as veshi s’ka dëgjuar dhe as mendja s’mund t’i paraftyroj ato të mira.

Transmeton Ebu Hurejra (r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “Një vend i vogël në xhenet sa harku i krahut tuaj, është me i mirë dhe më i vlefshëm sesa gjithë ajo botë ku lindë dhe perëndon dielli”.Transmeton Buhariu

288.Sa dyer i ka xheneti?

Thotë Allahu i Madhëruar**:“(përfundimi i mirë është) Xhennete të Adnit (vende të përjetshme) ku do të hyjnë ata, edhe prindërit, gratë dhe fëmijët e tyre të cilët kanë qenë vepërmirë, ata do t’i vizitojnë engjëjt duke hyrë në secilën derë.(u thonë) Selamun alejkum, me durimin tuaj gjetët shpëtimin; sa përfundim i lavdishëm është ky vend”.**(Rrad: 23-24)

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: “Xheneti i ka tetë dyer, kurse xhehnemi i ka shtatë”.Hadithin e saktësoi shejh Albani (r.h.)

289.Kujt do t’i hapen së pari dyert e xhenetit?

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:”Unë jam i pari që do të ndërmjetësoj që njerëzit të hynë në xhennet dhe do të kem me së shumti pasues prej të gjithë pejgamberëve”.Transmeton Muslimi

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:”Shkoj të dera e xhenetit ditën e kijametit dhe kërkoj që të me hapet. Roja e xhenetit me thotë:Kush je ti? I them: Muhamedi, me thotë: Për ty jam i urdhëruar, nuk ia hapi derën askujt para teje”.Transmeton Muslimi

290.Si quhet dera e agjëruesve?

Transmetohet se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:” Në xhenet është një derë e quajtur Rejan.Në të do të hynë vetëm agjëruesit dhe askush tjetër .Thuhet: Ku janë agjëruesit? Ngritën dhe hynë prej saj, kur të hynë ajo do të mbyllet dhe askush tjetër nuk hynë përpos tyre”.Transmeton Buhariu dhe Muslimi

291.Cili umet do të hyjë i pari në xhenet dhe sa është numri i tyre?

Transmetohet nga Ebu Hurejra (r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “Ne si umet jemi të fundit,mirëpo jemi të parët që do të hymë.Ata e morën librin para nesh kurse ne e morem pas tyre. Ata u

përçanë kurse neve Allahu na udhëzoi në të vërtetën”.Transmeton Muslimi

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: “Banorët e xhenetit do të jenë 120 safa (rreshta), 80 prej këtij umeti, ndërsa 40 prej umeteve të tjera”.Hadithin e saktësoi shejh Albani (r.h.)

292.Sa shkallë i ka xheneti?

Xheneti i ka 100 shkallë.Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: “Në xhenet janë 100 shkallë, ndërmjet secilës shkallë gjërësia është sa gjërësia e qiejve dhe tokës”. Hadithin e saktësoi shejh Albani (r.h.)

293.Cili është ushqimi i parë i banorëve të xhenetit?

Në një hadith të cilin e transmeton Muslimi thuhet:“Erdhi një prift prej prifterinjeve çifut për ta pyetur të dërguarin salAllahu alejhi ue selem për disa gjëra.Në mesin e këtyre pyetjeve e pyeti edhe për ushqimin e parë që do ta hanë banorët e xhenetit.Tha i dërguari salAllahu alejhi ue selem: Mëlçia e peshkut”.Transmeton Muslimi

294.Cila është pija e parë e banorëve të xhenetit?

Pija e parë e banorëve të xhenetit është uji i Haudit.Në ditën kijametit ata do të pine nga dora e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem dhe me nuk do të etën asnjëherë .Tha i dërguari salAllahu alejhi ue selem: “Burimi im

është aq i madh, saqë duhet një muaj për ta kaluar, uji i tij është me i bardhë se qumështi, era e tij është me e këndshme se misku dhe gotat për të pirë në të janë sa yjet në qiell. Kushdo që pi prej tij nuk e kap me etja kurrë”. Transmeton Buahriu dhe Muslimi

295.Cili është ushqimi i banorëve të xhenetit?

Ushqimi i tyre janë pemët e shumta dhe mishi i shpezëve.Thotë Allahu i Madhëruar**:”Edhe pemë sipas dëshirës së tyre. Edhe mish shpezësh, cilin ta duan”.** (Vakia :20-21) **“Pija e tyre është tesnim, verë, mjaltëe kulluar, siç thotë Allahu i Madhëruar:Dhe u jepet të pijnë aty gota të verës të përzier me zenxhebilë (bimë aromatike).(nga) Burim aty që quhet selsebil (i lehtë në të pimë)”.**(Insan :17-18) **“Shembulli i xhennetit, i cili u është premtuar atyre që janë ruajtur (të devotshëm), në të cilin ka lumenj me ujë të mirë për pije, lumenj nga qumështi me shije të paprishur, lumenj nga vera e shijshme për njerëz, lumenj nga mjalti i kulluar, ata kanë aty edhe gjithfarë lloj pemësh, kanë edhe falje nga Zoti i tyre (a është i njëjtë) a si ai që është përgjithmonë në zjarr dhe u shuhet etja me ujë të valë që ua copëton zorrët e tyre?”**(Muhammed :15) **“U jepet të pijnë pije në enë të mbyllura.Pije që në fund asaj i vjen era misk! E për shpërblim të tillë le të garojnë ata që lakmojnë të mirën.Dhe përzierja e asaj pije është me tesnim (uji më i mirë)”.**(Mutafifin :25-27)

296.Pse hanë dhe pinë banorët e xhenetit kur dihet se ata s’kanë nevojë për një gjë të tillë?

Shtrohet pyetja, nëse banorët e xhenetit s`kanë nevojë për ushqim dhe pije, atëherë pse hanë dhe pinë? .Banorët e xhenetit nuk hanë për shkak

të urisë apo etjes, mirëpo ata e bëjnë këtë për shkak të shtimit të kënaqësisë dhe lumturisë.

297.Çka ndodhë me ushqimin e banorëve të xhenetit ?

Njeriu kur ha dhe pi në dunja patjetër i duhet që pas një kohe të shkurtër ta nxjerrë atë ushqim dhe pije. Kurse në xhenet nuk vlen ky rregull, sepse banorët e xhenetit nuk kryejn nevoja fiziologjike që janë të papastra. Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: “Grupi i parë i cili do të hynë në xhenet janë sikurse shkëlqësia e hënës së plotë në një natë të kthjellët. Ata nuk do të pështyjnë atje, nuk do t’i fryjn hundët dhe nuk do të kryejn nevoja”. Transmeton Buhariu dhe Muslimi

298.Me çfarë enë do t’ju shërbehet banorëve të xhenetit ?

Allahu i Madhëruar na ka treguar se enët në të cilat do të hanë e pinë banorët e xhenetit janë prej ari dhe argjendi. Thotë Allahu i Madhëruar: **“Atyre u shërbejnë me enë e gastare nga ari, aty do të kenë çka t'u dëshirojë shpirti dhe t'u kënaqet syri. Ju do të jeni aty përgjithmonë.** (Zuhruf:71) **Dhe atyre u bëhet shërbim me enë të argjendta dhe me gota të tejdukshme. Të tejdukshme nga argjendti që ata (shërbëtorët) i përcaktuan të jenë sa duhet (të mëdha o të vogla)** (Insan: 15-16)

299.Çfarë rrobash kanë banorët e xhenetit ?

Banorët e xhenetit do t’i veshin rrobat me të mira të cilat njeriu s’ka mundesi as t’i paraftyroj. Ata do të veshin mendafsh të pastër dhe zbukurohen me ari,

argjend dhe margaritarët: **“E ata që besuan dhe bënë vepra të mira, s'ka dyshim se Ne nuk i humbim shpërblimin atij që është bamirës. Të tillët e kanë vendin në xhennetin e Adnit, nën të cilin rrjedhin lumenj; e aty stolisen me rrathë të artë dore dhe ata veshin rroba të gjelbra prej mëndafshi të hollë e të trashë, janë mbështetur aty në shtretër. Sa shpërblim i mrekulleshëm është dhe sa vend i bukur është ai.** (Kehf :30-31) **“E ata që besuan dhe bënë vepra të mira, All-llahu i vendos në xhennete, nëpër të cilin rrjedhin lumenj, aty stolisen ata me rrathë të artë e me xhevahirë, e petkat e tyre janë të mëndafshta.”** (Haxh:23)**Vërtet, ata që i patën frikë Zotit, janë në vende të qeta. Janë në xhennete e në burime që rrjedhin. Veshin petka nga mëndafshi e kadifeja, ulur ballë për ballë** (Duhan:51-53) **Kanë të veshura petka mëndafshi të hollë e të gjelbër (atllas) dhe të mëndafshit të trashë (brokat); janë të stolisur me bylyzykë të argjendtë dhe Zoti i tyre u jep të pijnë të pastër.(Insan:21)**

300.Në çfarë forme do të jenë banorët e xhenetit?

Transmetohet nga Ebu Hurejra ( r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “Allahu e ka krijuar Ademin në formën e Tij, gjatësia e tij ishte gjashtëdhjetë kut.Pasi e krijoi i tha atij: Shko dhe përshendeti atë grup engjujsh dhe dëgjo se si po të përgjigjen. ngase ajo do të jetë përshendetja jote dhe e pasardhësve tu.Shkoi Ademi alejhi selam dhe tha: Es-Selamu alejkum, Ia kthyen: Es-Selamu alejkum ue rahmetullah. Tha: E shtoi Ue rahmetullah.Tha: Secili i cili do të hynë në xhenet do të hynë në formën e Ademit gjashtëdhjetë kut, vazhdojnë njerëzit të zvogëlohen pas tij deri në ditët e sotme”.Transmeton Buhariu dhe Muslimi.

301.Çfarë janë shtrojat e xhenetit?

Thotë Allahu i Madhëruar:**“Të mbështetur në kolltukë që i kanë mbulesat e kadifes, dhe pemët e atyre dy xhenneteve janë krejt afër”.(Rrahman: 54) “Edhe shtretër të lartë (ose gra të larta)”.** (Vakia :34)

302.Si janë përshkruar pallatet e xhenetit?

Pallatet e xhenetit janë të ndërtuara prej një tjegulle të arit dhe njëtë argjendit, kurse mes tyre ka misk (parfum).Toka është shumë e bukur me erë misku dhe gurë prej margaritarit dhe xhevahirëve.

303.A flejn banorët e xhennetit?

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: “Gjumi është vëlla i vdekjës, kurse banorët e xhenetit nuk flejnë”. Hadithin e saktësoi shejh Albani (r.h.)

304.Gratë e banorëve të xhenetit

Thotë Allahu i Madhëruar:**”E, përgëzoi ata që besuan dhe bënë vepra të mira se ata do të jenë në xhennete në të cilët rrjedhin lumenj. Sa herë që u jepet ndonjë ushqim nga frutat e tij, ata thonë: “Ky është që me te u ushqyem edhe më parë”. Ngase, u sillet ushqim i ngjashëm (vetëm në formë, e jo edhe në shije). Aty do të kenë ata bashkëshorte të pastra dhe aty do të jenë përgjithmonë”.**(Bekare :25)

Thotë Allahu i Madhëruar:**”Aty janë ato që përqëndrojnë shikimet e tyre (vetëm në burrat e vet) e që nuk i ka prekur kush para tyre, as njerëz, as xhin.E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni?Ato janë si xhevahiri e diamanti (të kuqërremta në të bardhë)”.**(Rrahman 56-58)

305.Pemët dhe kopshtet e xhenetit

Transmetohet nga Ebu Seid el Hudri (r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem: “Në xhenet është një pemë që një kalorës i shpejtë nuk mund ta kaloj për 100 vite“. Transmeton Buhariu dhe Muslimi.Transmetohet nga Ebu Hurejra (r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “Në xhenet nuk ka asnjë pemë, veçse trungu i saj është nga ari”. Hadithin e saktësoi shejh Albani (r.h.) . Transmetohet nga Ebu Seid el Hudri (r.a.) se një njeri ka thënë:”O i dërguar i Allahut, i lumi ai që të ka parë dhe të ka besuar ty. Tha: I lumtur për atë që me ka parë dhe me ka besuar, pastaj i lumtur është ai, pastaj i lumtur është ai, pastaj i lumtur është ai që me ka besuar e nuk me ka parë.Tha njeriu: O i dërguar i Allahut: çfarë është Tuba? Tha: Një pemë në xhenet që për ta kaluar atë duhet njëqind vite, rrobat e xhenetit dalin prej trungut të saj”.Hadithin e saktësoi shejh Albani (r.h.)

306.Cila është grada më e lartë në xhenet?

Transmetohet nga Abdullah ibn Amër ibn Asi (r.a.) se e ka dëgjuar të dërguarin salAllahu alejhi ue selem duke thënë:”Kur ta dëgjoni muezinin, thoni siç thotë ai, pastaj me dërgoni salavate, ngase ai që ma dërgon një salavat,Allahu ia dërgon atij dhjetë.Pastaj kërkojeni ndërmjetësimin tim, sepse ajo është një gradë në xhenet që do t’i jepet vetëm një njeriu,e

shpresoj që unë të jem ai njeri.Ai që kërkon ndërmjetësimin tim, me lejën Allahu do ndërmjetësoj për të”.Transmeton Muslimi

307.Njeriu i fundit që do të hyjë në xhenet

I dërguari salAllahu alejhi ue selem na tregon për njeriun e fundit, i cili del nga zjarri dhe hynë në xhenet, na tregon dialogun që do të zhvillohet mes tij dhe Zotit dhe mirësitë me të cilat Allahu e nderon atë.Transmetohet nga Abdullah ibn Mesudi ( r.a.) se dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “Unë e di njeriun e fundit që del nga zjarri dhe i fundit do të futet në xhenet, është një njeri që del nga zjarri duke u zvarritur dhe Allahu i thotë atij:“Shko dhe futu ne xhenet“.Kur ai vjen aty i duket sikurse eshte plotë, kthehet dhe thotë:“O Zot, e gjeta plotë”.I thotë Allahu i Lartësuar:“Shko dhe futu ne xhenet, ti aty e ke sa dynjaja dhe sa dhjetë herë sa ajo!“I thotë ai:”A përqeshesh me mua dhe Ti je Mbreti?!”(Tha Abdullah ibn Mesudi):“Qeshi i dërguari i Allahut derisa iu duken dhëmballët e tij.

Transmetohet nga Abdullah ibn Mesudi (r.a.) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “Njeriu i fundit qe hyn ne xhennet është një njeri që herë ecen dhe herë rrezohet dhe një herë tjetër e godet vala e zjarrit,e kur ta kalojë atë, kthehet nga ai dhe thotë:“I Madhëruar qoftë ai që me shpëtoi nga ti. Allahu mua me dhuroi diçka që nuk i dhuroi as të parëve dhe as atyre pas meje”.Atëherë i paraqitet atij një pemë dhe thotë:”O Zot me afro afër asaj peme që të hy nën hijën e saj dhe të pi nga uji i saj“. Allahu i Lartësuar i thotë:”O Bir i Ademit, nëse do ta dhuroj atë a do të me kërkosh tjetër?“I thotë:”Jo o Zot”.Dhe i premton se nuk do t`i kërkoj diç tjetër.Tha Muahmedi salAllahu alejhi ue selem:”Zoti i tij i Lartë ia pranon atij faljën sepse i paraqet gjëra që nuk mund të ketë durim nga ato, kështu Ai e afron afër saj, hyn nën hijen e saj dhe pi nga uji i saj, pastaj i paraqitet atij një pemë edhe më e bukur se e para dhe ai thotë:“O Zot më afro tek ajo

peme që të pi nga ajo dhe të hy nën hijën e saj, nuk do të kërkoj tjetër:“Allahu i thotë:”O Biri i Ademit, a nuk me premtove se nuk do të më kërkosh tjetër?“Dhe i thotë:”Sikur të afroj tek ajo a do të me kërkosh prapë?” Ai i premton atij falje sepse i paraqet gjëra që nuk mund të ketë durim nga ato, kështu që e afron tek ajo dhe ai hyn nën hijen e saj dhe pi nga uji i saj.Pastaj i paraqitet nje pemë tek dera e xhenetit, e cila është më e mirë se dy të parat.Njeriu i thotë:”O Zot, më afro të futem tek ajo që të hy nën hijën e saj dhe të pi nga uji i saj, dhe nuk do të kërkoj tjetër”.Allahu i thotë:“O biri i Ademit, a nuk me premtove se nuk do të me kërkosh tjetër?”I thotë o Zot:”Nuk do të kërkoj tjetër”.Zoti i tij i pranon faljen sepse i paraqet gjëra që ai nuk mund të duroj nga ato, kështu që e afron tek ajo.Kur të afrohet aty ai dëgjon zërat e banorëve të xhenetit dhe thotë:“O Zot, me fut aty”.I thotë Allahu:”O bir i Ademit çfarë të kënaq, a je i kënaqur të të jap sa bota dhe një herë sa ajo?”Thotë:”O Zot, a po përqeshesh me mua dhe Ti je Zot i botërave?”Me këtë rast qesh Ibn Mesudi dhe thotë:”A nuk me pyesni përse po qesh?”I thane:”Perse po qesh?”Keshtu qeshi dhe i derguari i Allahut, salAllahu alejhi ue selem.I thanë:”Përse qeshe o i dërguari iAllahut?Tha:“Nga të qeshurit e Zotit të botërave.Kur ai i tha:”A përqeshesh me mua dhe Ti je Zot i botërave?”Allahu i thote:”Une nuk përqeshem me ty, por Unë bej çfarë dëshiroj“. Transmeton Muslimi

308.Xheneti është vend i përjetësisë

Thotë Allahu i Madhëruar: **“ E për sa u përket atyre fatmirëve, ata jan në xhennet përgjithmonë, sa të jenë qiejt dhe toka, përveç atë çka do Zoti yt (All-llahu ju dhuron) shpërblim të pakëputur.** (Hud :108)

Transmetohet nga Ebu Seid el-Hudri (r.a) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:” Sillet vdekja si një dash i majmë, pastaj thirrë një thirrës: “O banorë të xhennetit! . Ata janë duke pirë dhe kthehën dhe shikojnë, U

thuhet: A po e njihni këtë ? Thonë: Po, Thonë kjo është vdekja dhe të gjithë e shikjonë. Pastaj thirren: O ju banorë të zjarrit ! Ata janë duke u dënuar dhe kthehen dhe shikojnë, U thuhet: Apo e njihni këtë ? Thonë: Po kjo është vdekja. Të gjithë e shikojnë, kur therrët vdekja. Pastaj thuhet: O ju banorë të xhenetit përgjithmonë do të jetoni dhe o ju banorë të xhehnemit përgjithmonë do të jetoni ! Përgjithmonë sepse asnjëhërë nuk do të vdisni: **“Ti tërhiqju atyre vërejtjen për ditën e dëshpërimit, kur të marrë fund çështja (e përgjegjësisë e dikush në xhennet, dikush në zjarr), se ata (sot) janë të painformuar, dhe ata nuk janë duke besuar.**(Merjem:39)

309.Vizitat e banorëve të xhenetit

Sa i përket vizitave të besimtarëve në xhenet, ato janë ditë kur do ta vizitojnë Zotin e tyre të Plotfuqishëm. Allahu i ndëron me nderimin me të madh, iu shfaqet atyre dhe ata e shohin Atë.Kjo është dhurata më e madhe për banoret e xhenetit. Nga bukuria e fytyrës së Allahut ata i harrojnë bukuritë e xhenetit dhe kjo është “Dita e Shtesës” për të cilën Allahu ka thënë:**” Atyre që bëjnë vepra të mira, u takon e mira (xhenneti) edhe më tepër (e shohin All-llahun). Fytyrat e tyre nuk i mbulon pluhuri i zi as nënçmimi, ata janë banues të xhennetit, aty janë përgjithmonë.** (Junus :26)

310.A do t’ju flas Allahu banorëve të xhenetit?

Thotë Allahu i Madhëruar: **“ Ata që për një vlerë të paktë e shesin besën e dhënë All-llahut, ndryshojnë edhe zotimet e tyre, të tillët nuk kanë pjesë (mëshirë) në botën tjetër, dhe në ditën e kijametit All-llahu**

**nuk u flet atyre, nuk i shikon ata dhe nuk i pastron (prej barrës së gabimeve), ata kanë një dënim të dhembshëm.** (Ali imran :77)

Allahu kështu tha për ata që fshehin atë që e ka shpallë Ai prej argumenteve dhe udhëzimit :” **Ata që për një vlerë të paktë e shesin besën e dhënë All-llahut, ndryshojnë edhe zotimet e tyre, të tillët nuk kanë pjesë (mëshirë) në botën tjetër, dhe në ditën e kijametit All-llahu nuk u flet atyre, nuk i shikon ata dhe nuk i pastron (prej barrës së gabimeve), ata kanë një dënim të dhembshëm.** (Ali imran :77)

Sikur Allahu të mos ju fliste besimtarëve atëherë me këtë besimtarët dhe armiqtë e Allahut do të ishin të njejtë.Eshtë transmetuar se Allahu i Mshëruar do t’i përshendet me selam banorët e xhenetit. Ky selam është realitet dhe i vërtetë, është fjalë nga Zoti i Gjithmeshirshëm.Eshtë cekur komenti nga i dërguari salAllahu alejhi ue selem për këtë ajet në hadithin e Xhabirit (r.a) për shikimin e Allahut, se Ai do t’ju shfaqet atyre nga sipër tyre dhe do t’ju thotë: “Selam alejkum o ju banorë të xhenetit”.

311.Allahu është i kënaqur me banorët e xhenetit

Thotë Allahu i Madhëruar:**” Besimtarëve dhe besimtareve All-llahu u premtoi xhennete nën të cilët rrjedhin lumenj, në to do të jenë përgjithmonë, dhe (u premtoi) vendbanime të bukura në xhennetin e Adnit, edhe një disponim nga All-llahu që është mbi të gjitha. Ky, pra është ai shpëtimi i madh.** (Teube:72) **“Ndërsa, ata që besuan dhe bënë vepra të mira, të tillët janë krijesa më e dobishme. Shpërblimi për ta te Zoti i tyre janë: vendet në xhennete nëpër të cilët burojnë lumenj, e aty janë përgjithmonë, pa këputur. All-llahu është i kënaqur**

**ndaj tyre, e edhe ata janë të kënaqur prej Tij. E ky është për atë, që i ka pasur dronë Zotit të vet.”** (Bejine:7-8)

Transmetohet nga Ebu Seid el Hudri (r.a) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “Allahu i Lartësuar do t’u thotë banorëve të xhenetit: O ju banorë të xhenetit ! Ata thonë: Vetëm Ty të përgjigjëm, lumturia është nga Ti, kurse mirësia është në dorën Tënd. U thotë: A jeni të kënaqur ? Thonë : Si mos të jemi të kënaqur o Zoty ynë kur Ti na ke dhuruar çfarë nuk i ke dhuruar askujt prej krijësave Tua. U thotë : A doni diçka edhe me shumë ? Thonë:Çka ka më shumë se kjo? U thotë: Unë sot jam i kënaqur me ju dhe nuk hidhërohem asnjëherë”. Transmeton Buhariu dhe Muslimi

312.A do ta shikojnë besimtarët Allahun?

Allahu i ka krijuar njerëzit në këtë botë në atë formë që s’kanë mundësi ta shohin Allahun e Lartësuar. Nëse bjeshkët e mëdha dhe të fuqishme ishin të dobëta nga kjo atëherë si është puna e njeriut të dobët ?! Thotë Allahu i Madhëruar:**”E kur Musai erdhi në kohën që ia caktuam dhe i foli Zoti i vet, ai tha: "Zoti im! Ma mundëso pamjen tënde e të shikojë!" Ai (Zoti) i tha: "Ti nuk ke mundësi të më shohësh, por shiko kodrën, e nëse ajo qëndron në vendin e vet, ti do të më shohish Mua". Kur u drejtua kah kodra, një pjesë e dritës nga Zoti i tij e bëri atë (kodrën) thërrmi, e Musait i ra të fikët. Kur erdhi në vete, tha: "E lartë është madhëria Jote, pendohem te Ti (për atë që kërkova), dhe unë jam i pari i besimtarëve!** (A’raf :143)

Transmetohet nga Ebu Musa (r.a) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “Perdja e Tij është dritë dhe sikur të zbulohej madhështia e

Fytyrës së Tij do ta digjte krijimin e Tij aq larg sa arrinë shikimin e Tij”. Transmeton Muslimi.

Kjo nuk do të thotë se Allahu pengohet nga ndonjë gjë për t’i shikuar krijesat e Tij dhe asnjë musliman nuk e thotë këtë. Asgjë nuk i fshihet Allahut, në qiell ose në tokë. Mirëpo drita e Tij e fsheh atë nga krijesat e Tij, siç thuhet në hadith: ‘’ Shikimi i Tij e arrinë tërë krijimin e Tij, mirëpo madhështia fshihet nga mbulesa e dritës”. Allahu u jep banorëve të xhenetit forcë që të kenë mundësi ta shohin Atë.Njëherit kjo është kënaqësia më e madhe e banorëve të xhenetit. Kjo është dita e shtesës për të cilën Allahu tha: **“Atyre që bëjnë vepra të mira, u takon e mira (xhenneti) edhe më tepër (e shohin All-llahun). Fytyrat e tyre nuk i mbulon pluhuri i zi as nënçmimi, ata janë banues të xhennetit, aty janë përgjithmonë.** (Junus:26)

Për këtë arsye i dërguari salAllahu alejhi ue selem gjithëherë bënte dua dhe thoshte :” E kërkoj kënaqësinë e shikimit në fytyrën Tënde dhe përmallimet e takimit me Ty”. Hadithin e saktësoi Shejh Albani (r.h)

Transmetohet nga Ebu Seid el Hudri (r.a.) që ka thënë:"Në kohën e pejgamberit salAllahu alejhi ue selem disa njerëz pyeten: O i dërguar i Allahut! A do ta shohin Zotin në ditën e kijametit? Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem tha Po, A ka ndonjë vështirësi për ta parë diellin në mes të ditës, kur ai shkëlqen dhe nuk ka asnjë re në qiell? Ata u përgjigjën: Jo, Ai that: A ka ndonjë veshtirësi për ta parë hënen e plotë natën, kur ajo ndriçon plotësisht dhe nuk ka asnjë re në qiell?

Ata u përgjigjën: Jo, Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem tha:Po kështu, ju nuk do të keni asnjë vështirësi të shihni Allahun në ditën e ringjalljes, ashtu siç nuk keni vështirësi ta shihni diellin apo hënën.

Në ditën e ringjalljës një thirrës do të thërras:Çdo popull le të ndjekë atë që ka adhuruar! Atëherë çdo idhull dhe putë që është adhuruar pos Allahut do të hidhet në zjarrë të xhehnemit, derisa nuk do të mbetet askush përveç atyre që kishin adhuruar Allahu, të bindurit të pabindurit dhe pjesa që mbetet nga ithtarët e librave të mëparshëm.Pastaj do të thirren çifutët dhe do t'u thuhet :Kë e keni adhuruar ju ? Ata do të përgjigjën: Ne e adhuruam Uzejrin, të birin e Allahut. Do t'u thuhet atyre: Ju jeni gënjeshtarë, pasi Allahu kurrë nuk ka marrë askënd për bashkëshorte ose për bir! Çfarë doni tani ? Ata do të thonë: Zoti ynë! Kemi etje, na jep diçka të pimë. Do t'u bëhet me shenjë duke iu thënë A nuk po shkoni të pini ?! Më pas ata do të grumbullohen drejtë zjarrit, i cili do të duket si një mirazh anët e të cilit do të jenë duke përpirë njëra-tjetrën. Pastaj ata do të bien në zjarrë. Më pas do të thirrën të krishterët dhe do t'u thuhet: Kë e keni adhuruar? Ata do të thonë: Ne e adhuruam Isain (Jezusin), të birin e Allahut. Atyre do t'u thuhet, ju jeni gënjeshtarë, sepse Allahu kurrë nuk ka marrë kënd për bashkëshorte ose për bir. Ata do të thonë ashtu siç tha populli para tyre dhe do të hidhen në zjarrin e xhehnemit bashkë me çifutët. Pastaj kur të mbetën vetëm ata që e kanë adhuruar Allahun të bindurit Zoti i gjithësisë do t'u shkoj atyre dukeu paraqitur në formën me të afërt që ata e kishin njohur. Atyre u thuhet çfarë po prisni? Çdo popull shkoi pas asaj që e adhuruan. Ata do të përgjigjën. Ne i braktisëm njerëzit në botë kur kishim nevojë të madhë për ta dhe nuk i zumë ata për shokë. Tani po presim Zotin  tonë, të Cilin ne gjithnjë e adhuruam. Allahu do t'u thotë: Unë jam Zoti juaj. Ata do të thonë: Ne nuk adhurojmë o Zoti jonë dikë tjetër përveç Teje".Transmeton Buhariu

Lutja e fudit e banorëve të xhenetit do të jetë:**" E ata që besuan dhe bënë vepra të mira, Zoti i tyre, për shkak të besimit të tyre i udhëzon në xhennete të begatshme në të cilët rrjedhin lumenj.**

**"Lutja e tyre aty është: "I lartë je o All-llah!", e përshëndetja e tyre është: "Selam!" dhe lutja e fundit e tyre: "Falënderimi i qoftë All-llahut, Zotit të botëve!** (Junus: 9-10)

## Besimi në kada dhe kader

**313.**Çka do të thotëbesimi në kader ?

Të besosh se ajo që ka ndodhur, vetëm se është dashur të të ndodhë dhe ajo që s'ka ndodhur, vetëm se është dashur të të mos ndodhë.Nuk ndodhë diçka në univers përveçse me caktimin e Allahut dhe se Allahu ka fuqi për çdo gjë.

314.Besimi në kader është prej bazave të imanit

Besimi në caktimin e Allahut është prej bazave të besimit, dhe se nuk pranohet imani në Allahun e Madhëruar përveçse me besimin në caktimin e Allahut. Thotë Allahu i Madhëruar : **Ne çdo send kemi krijuar me masë të caktuar.** (Kamer :49) **"Ai është që vetëm Atij i takon sundimi i qiejve dhe i tokës, Ai nuk ka as fëmijë e as nuk ka shok në sundimin e Tij. Ai krijoi çdo gjë, duke e përsosur në mënyrë të qartë e të matur".** (Furkan: 2)

Hadithi i Omer ibn Hattabit (r.a)

1.Besimi në Allahun

2.Besimi në Engjujt

3.Besimi në Librat

4.Besimi në të Dërguarit

5.Besimi në Ditën e Gjykimit

6.Besimi në kada dhe kader (të mirën dhe të keqën e tij)

315.Ku është dallimi ndërmjet kadasë dhe kaderit ?

Dijetarët kanë përmend dallimin në mes kadase dhe kaderit dhe kanë thënë:

1.Kaderi është caktimi i një gjëje para së të ndodhë

2.Kadaja është marrja e vendimit për një çështje.

316.Shkallët e besimit në kader

Shkallet e besimit në kader janë:

1.Besimi në diturinë e Allahut

2.Besimi në shkrimin e Allahut

3.Besimi në dëshirën e Allahut

4.Besimi se çdo gjë është krijimi i Allahut, i Cili nuk ka shokë në krijimin e Tij

Do të flasim shkurtimisht rreth këtyre të besimit në kader:

**Ditura**

Allahu e di atë që ka kaluar, atë që do të vie.Dituria e Allahut është e pa fillim dhe pa mbarim, nuk shtohet dhe as nuk pakësohet. Allahut nuk i fshihet asgjë, sado e vogël që është. Ai është i ditur për krijesat, momentin e vdekjës, rriskun e tyre gjendjet e tyre, lëvizjet e tyre, kush prej tyre do të hyjë në xhenet e kush në zjarrë. Thotë Allahu i Madhëruar: **“Ai është All-llahu që nuk ka zot tjetër; vetëm Ai, që e di të fshehtën dhe të dukshmen, Ai është Mëshiruesi, Mëshirëbërësi!** (Hashr:22) **All-llahu është Ai që krijoi shtatë palë qiej dhe prej tokës aq sa ata; në to zbatohet vendimi i Tij për ta ditur ju se All-llahu ka fuqi për çdo send dhe që me të vërtetë All-llahu ka përfshirë çdo send me dijen e vet.** (Talak :12) **“E ata që nuk besuan thanë: "Nuk do të na vijë neve kijameti!" Thuaj: "Po, pasha Zotin tim që e di të fshehtën, patjetër do t'ju vijë ai juve. Atij nuk mund t'i fshihet as në qiej e as në tokë sendi sa grimca, e as më i vogël, e as më i madh, vetëm se janë të regjistruar në librin e qartë". (Sebe :3)**

Thotë Allahu i Madhëruar: **“Ti (Muhammed) thirr për në rrugën e Zotit tënd me urtësi e këshillë të mirë dhe polemizo me ata (kundërshtarët) me atë mënyrë që është më e mira. Zoti yt është Ai që e di më së miri atë që është larguar nga rruga e Tij dhe Ai di më së miri për të udhëzuarit.** (Nahl:125) Thotë Allahu i Madhëruar:**”Ata që largohen prej mëkateve të mëdha dhe prej punëve të ndyta, përpos ndonjë pune të imët, s'ka dyshim se Zoti yt është që gjerësisht përfshin me falje, se Ai di më së miri për ju edhe para se t'ju krijojë edhe kur filloi krijimin tuaj nga dheu, e edhe kur ishit të fshehur në barqet e nënave tuaja, pra mos lavdëroni veten, se Ai e di kush është më i ruajtur”** (Nexhm:32)Thotë Allahu i

Madhëruar:**”Çelësat e fshehtësive janë vetëm te Ai, atë (fshehtësinë) nuk e di kush pos Tij. Ai e di çka ka në tokë dhe në det, Ai e di për çdo gjeth që bie dhe s'ka kokërr në thellësi të tokës, s'ka të njomë dhe s'ka të thatë që nuk është (shënuar) në librin e qartë (Levhi - Mahfudh).** (En’am :59)

**Shkrimi**

Shkrimi është i vërtetuar me Kuran dhe sunet, pra çdo gjë që e ka caktuar Allahu i Madhëruar në gjithësi e shkruar në dijen e Tij dhe urtësinë e Tij para se t’i krijonte krijesat. Thotë Allahu i Madhëruar: **“Nuk ndodh asnjë fatkeqësi në tokë e as në trupin tuaj, e që të mos jetë në shënime (libër - Levhi Mahfudh) para se të ngjajë ajo, e kjo për All-llahun është lehtë.** (Hadid :22)Thotë Allahu i Madhëruar: **“ Ky është libri ynë (shënimet e veprave tuaja) që dëshmon të vërtetën (të saktën), Ne kemi kërkuar të shkruhet se ç'vepronit.** (Xhathije :29)

Transmetohet nga Ebi Hafs (r.a) që ka thënë: I ka thënë Ubadete ibn Samit (r.a) djalit të tij : O biri im : Ti nuk do ta shijosh të vërtetën e imanit derisa ta mesosh se ajo që të ka goditur vetëm se është dashur të godas dhe ajo që s’të ka ndodhur vetëm se është dashur të  mos ndodhë. E kam dëgjuar të dërguarin salAllahu alejhi ue selem duke thënë: “Gjëja e parë që Allahu e ka krijuar ishte lapsi dhe i ka thënë atij: Shkruaj, tha o Zot: çfarë të shkruaj, tha :Shkruaj caktimet e çdo gjëje deri në kijamet.

O biri im: E kam dëgjuar të dërguarin salAllahu alejhi ue selem duke thënë: “Kush vdes jo në këtë (besim) ai nuk është prej meje”. Hadithin është sahih: Transmeton Ebu Davudi dhe Tirmidhiu

Transmetohet nga Ibn Abasi (r.a) që ka thënë: "Një ditë kam qenë pas të dërguarit salAllahu alejhi ue selem dhe më that: O djalosh, do t'i mësoj disa fjalë:  Kije ndërmend Allahun, Allahu do të të ruaj ty.Kije ndërmend Allahun, Allahun do ta gjesh para teje.Kur të kërkosh, kërko prej Allahut.Nëse kërkon ndihmë, kërko prej Allahut.Dije, sikur tërë populli të tubohej që të të ndihmoje në diç, të të bëjnë dëm, nuk do të të demtonin, përveç në atë çka Allahu ta ka caktuar. Jane ngritur lartë pendat dhe janë tharë faqet (d.m.th. çdo gjë është caktuar dhe mbaruar)". Hadithi është Sahih: Transmeton Tirmidhiu dhe Ahmedi

Shkrimi i parë  ishte para se Allahu t'i krijonte qiejt dhe tokën para 50 mijë viteve. Transmeton Muslimi nga Abdullah ibn Amër ibn Asi(r.a) që ka thënë: E kam ndëgjuar të dërguarin salAllahu alejhi ue selem  duke thënë:"Allahu i ka shkruar caktimet e krijesave para se t'i krijonte qiejt dhe tokën 50 mijë vite më herët, ndërsa Arshi i tij ishte mbi ujë". Transmeton Muslimi

Dëshira

Dëshira e përsosur e Allahut që i përfshinë të gjitha krijesat. Pra nuk ndodhë në sundimin e Allahut diçka vetëm se çka Ai do, e poashtu nuk ndodhë diçka e urryer nga Allahu dhe pa dëshirën e Tij**:" Sikur të kishte dashur Zoti yt, do t'i besonin çka janë në tokë që të gjithë. A ti do t'i detyrosh njerëzit të bëhen besimtarë?** (Junus :99)**"Po ju nuk mund të doni gjë, pos nëse do All-llahu, e All-llahu është shumë i dijshëm, shumë i urtë.** (Insan:30)

Thotë Allahu i Madhëruar: **"Atë që All-llahu dëshiron ta udhëzojë, ia zgjeron zemrën për (të pranuar) Islamin. Atë që dëshiron ta lërë të humbur, zemrën e tij ia bën shumë të ngusht sikur të ngjitej në qiell. Kështu All-llahu lëshon dënimin mbi ata që nuk besojnë.** (En'am:125)

Thotë Allahu i Madhëruar:**A atij që vepra e vet e keqe i është hijeshuar dhe e sheh si të mirë (a është i njëjtë me atë që i largohet asaj)? Në të vërtetë, All-llahu e largon nga e vërteta atë që do dhe Ai e udhëzon atë që do, andaj ti (Muhammed) mos shkatërro veten me dëshpërim për ta, All-llahu e di shumë mirë atë që bëjnë ata.** (Fatir:8)Thotë Allahu i Madhëruar:” **Kur Ai dëshiron ndonjë send, urdhri i Tij është vetëm t'i thotë: "Bëhu!" Ai menjëherë bëhet.** (Ja sin :82) **“Kudo që të jeni vdekja do t'ju kapë, po edhe në qofshi në pallate të fortifikuara. E nëse i qëllon ata (munafikët) ndonjë e mirë, thonë: "Kjo është nga All-llahu". E nëse i godet ndonjë e keqe thonë: "Kjo është nga ti (Muhammed)". Thuaju: "Të gjitha janë nga All-llahu!" Ç'është me këtë popull që nuk kupton gati asnjë send?** (Nisa :78)

**Besimi se çdo gjë është krijim i Allahut dhe se Ai është i pashoq në këtë krijimtari**

Çdo gjë është krijesë e Allahut të Madhëruar dhe askush tjetër pos Tij nuk krijon: **“Vërtet, Zoti juaj, All-llahu, është Ai që krijoi qiejt dhe tokën brenda gjashtë ditësh, pastaj qëndroi mbi Arshin, Ai e mbulon ditën me natën, që me të shpejtë e kërkon atë (mbulimin e dritës së ditës), edhe dielli, edhe hëna e edhe yjet i janë nënshtruar sundimit të Tij. Ja, vetëm Atij i takon krijimi dhe sundimi. I madhëruar është All-llahu, Zoti i botëve.** (A’raf :54)

Thotë Allahu i Madhëruar:**” E All-llahu ju krijoi juve edhe atë që e punoni”.** (Safat :96) .Ai që mohon diçka nga kjo, ai ka bërë kufër.

317.**Kohërat e përcaktimit të kaderit**

Kohërat e përcaktimit të kaderit janë pesë:

1.Caktimi i parë ka ndodhur 50 mijë vite para se Allahu t’i krijoi dhe tokën.Transmetohet në sahihun Muslim nga Abdullah ibn Amër ibn Asi që ka thënë: “E kam dëgjuar të dërguarin salAllahu alejhi ue selem duke thënë: “I ka shkruar caktimet e krijesave 50 mijë vite para së t’i krijon qiejt”. Transmeton Muslimi

2.Caktimi i dytë ka ndodhur kur ia kemi dhënë besën Allahut se do ta adhurojmë atë. Ky caktim ka ndodhur kur Allahu e mori besën e mori nga bijtë e Ademit, e ata ishin thërmie (sikurse atomi) dhe ju tha: **“Përkujto kur Zoti Yt nxori nga shpina e bijve të Ademit pasardhësit e tyre dhe i bëri dëshmues të vetes së tyre (duke u thënë): "A nuk jam Zoti juaj?" Ata thanë: "Po, dëshmuam!". Të mos thoni në ditën e kijametit: "Ne nga ky (dëshmim) ishim të panjohur".** (A’raf :172)

3.Caktimi jetës është kur embrioni arrinë në ditën 120, atëherë Allahu e dërgon një engjull dhe ia jep formën, ia dhuron shpirtin, i shkruhet rrisku, koha e vdekjës, i shkruhet a do të jetë i lumtur apo i dëshpëruar, mashkull apo femër, i drejtë apo i padrejtë.

4.Caktimi vjetor që ndodhë çdo vit, në natën e Kadrit, siç thotë Allahu në Kuran:**”Ne e zbritëm atë në një natë të bekuar (në natën e begatshme të**

**kadrit). Ne dëshiruam t'u tërheqim vërejtjen, e njerëzit të jenë të gatshëm. Në atë (natë) zgjidhet çdo çështje në mënyrë të prerë.**

**Urdhër i përcaktuar nga Vetë Ne. S'ka dyshim se Ne dërguam të dërguar. (E zbritëm) Nga Mëshira e Zotit tënd; Ai është dëgjuesi, i dijshmi.** (Duhan: 3-6)

5.Caktimi ditor bëhet çdo ditë, siç e sqaron ajeti kuranor:**”...Ai në çdo moment është i angazhuar në çështje të reja (falë mëkate, largon brengosje, jep jetë, jep vdekje, krijon gjendje, zhduk të tjera etj.).** (Rrahman :29)

318.**Dobitë e besimit në kadër**

Dobitë e besimit në kadër janë të shumta dhe nuk numërohen. Ne do t’i përmendin disa prej tyre:

1.Besimi në kader ndikon të besimtari që t’i mbështetët Allahut, por kuptohet kur i merr edhe shkaqet (sebepet). Kjo e bën besimtarin që mos të mbështetët në shkaqe por në Zotin e shkaqeve duke e kuptuar se çdo gjë është me caktimin e Zotit.

2.Besimi në kader e bën besimtarin që mos të mburret kur arrinë diçka prej qëllimeve të dynjas, sepse arritja e asaj begatie është prej Allahut, i Cili ia lehtësoi rrugët e mirësisë dhe suksesit.

3.Besimi në Kader e bën besimtarin që të jetë dhe i kënaqur në caktimet të Allahut. Ai nuk dëshpërohet për asgjë ngase ajo që ndodhë, ndodhë me caktimin e Zotit, Sunduesit të qiejve dhe tokës.Thotë Allahu në Kuran: **“ Nuk ndodh asnjë fatkeqësi në tokë e as në trupin tuaj, e që të mos jetë në**

**shënime (libër - Levhi Mahfudh) para se të ngjajë ajo, e kjo për All-llahun është lehtë. Ashtu që të mos dëshpëroheni tepër për atë që ju ka kaluar, e as të mos gëzohi tepër me atë që Ai u ka dhënë, pse All-llahu nuk e do asnjë arrogant që u lavdërohet të tjerëve.** (Hadid:22-23)

Ka thënëi dërguari salAllahu alejhi ue selem: “Eshtë për t’u habitur çështja e besimtarit, e gjithë çështja e tij është hajr (mirësi) dhe kjo nuk ndodhë përveçse me besimtarin. Nëse e godet ndonjë skamje falendëron dhe kjo është mirë për të, nëse i zbret ndonjë dëm,bën durim dhe kjo është mirë për të”. Transmeton Muslimi

4.Besimi në kadër e ndihmon besimtarin që t’i lehtëson sprovat, ngase ai e di se kjo ishte nga Allahu, e çkado që vie nga Allahu duhet t’i nënshtrohemi dhe të pajtohemi me të, ngase ne jemi krijesat e Tij dhe Ai është Krujuesi ynë.

## Islami, Imani dhe Ihsani

319.Cilat janë shtyllat e islamit ?

Ato janë pesë:

1.Shqiptimi i shehadetit

2.Falja e namazit

3.Dhënia e zekatit

4.Agjërimi i ramazanit

5.Shkuarja në haxh (për atë që ka mundësi)

320.Cilat janë shtyllat e imanit ?

Ato janë gjashtë:

1.Besimi në Allahun

2.Besimi në Engjujt

3.Besimi në Librat

4.Besimi në të Dërguarit

5.Besimi në Ditën e Gjykimit

6.Besimi në kada dhe kader (të mirën dhe të keqën e tij)

321.Çka është Ihsani ?

Ihsani (bamirësia) është dy shkallë:

1.Ta adhurosh Allahun sikur ta shohësh, pra të punon robi sikurse e sheh Allahun e Lartësuar.

2.Pasi që t'i nuk e sheh, atëherë dije se Allahu të sheh ty. Pra, të punon robi duke u munduar ta përjeton ndjenjen se Allahu është duke shikuar.

322.Cila është fjala e shpetimit ?

Fjala e shpetimit është dëshmia “**Esh’hedu en la ilahe il-lAllah ue eshhedu enne Muhameden abduhu ue resuluhu”.** Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: “Allahu ia ka ndaluar zjarrit atij që thotë La ilahe il-lAllah dhe e kërkon me të kënaqësinë e Allahut”. Transmeton Buhariu

323.Çfarë kuptimi ka dëshmia “**Esh’hedu en la ilahe il-lAllah ue eshhedu enne Muhameden abduhu ue resuluhu” ?**

Kjo dëshmi ka këtë kuptim” Pranoj dhe bindem me zemër, gjuhë dhe gjymtyrë se Allahu është i vetëm në teuhidin Rrububije, Uluhije dhe Esmau ue Sifat.

324.Çfarë kuptimi ka dëshmia Muhamedun resulullah ?

Besimi në të gjithë atë që ka lajmëruar, nënshtrimi ndaj asaj që ka urdhëruar, largimi nga ajo që na ka ndaluar dhe që mos ta adhurojmë Allahun përveçse sipas mënyrës që na ka mësuar Ai.Thotë Allahu në Kuran:**”Kush i bindet Pejgamberit, ai i është bindur All-llahut, e kush e refuzon, Ne nuk të dërguam ty roje kundër tyre”.** (Nisa:80)

325.Pse Allahu na ka krijuar ?

Allahu na krijoi që vetëm Atë ta adhurojmë: **“ Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër pos që të më adhurojnë”.** (Dharijat :56)

326.Çfarë kuptimi ka fjala Islam ?

Dorëzimi për Allahun me teuhid, nënshtrimi me adhurime dhe largimi nga shirku dhe llojet e tij.

327.Cili është kuptimi i drejtë i Islamit ?

Kurani dhe suneti sipas kuptimit të selefit

328.Si përkufizohet imani?

Imani është fjalë dhe vepër që shtohet dhe pakësohet; shtohet me adhurime dhe pakësohet me mëkate. Argument se imani shtohet është fjala e Allahut:”... e atyre që besuan t’u shtohet besimi…’ (Mudethir :31)

Argument që imani pakësohet është hadithi: “Nuk bën prostitucion besimtari e të jetë besimtar, nuk pin alkool besimtari e të jetë besimtar, nuk vjedh besimtari, e të jetë besimtar dhe nuk e kryen një ndalesë me të cilën e kthen shikimin e njerëzve kah ai e të jetë besimtar.” Transmeton Buhariu dhe Muslimi

Fjala është dy lloje:

**1.Fjala e zemrës, e që është besimi**

**2.Fjala e gjuhës e që është shqiptimi i shahadetit**

Vepra është dy lloje:

**Vepra e zemrës:** Dashuria, frika, shpresa, bindja, mbështetja, kënaqësia etj.

**Veprat e gjymtyrëve:**Namazi, Haxhi, Përmendja e Allahut, Xhihadi etj.

329.Sa degë i ka imani?

Imani i ka gjashtëdhjetë e disa degë ose shtatëdhjetë e disa degë, ku më e larta është fjala La ilahe il-lAllah, ndërsa me e ulta është lagimi i pengesës nga rruga. Gjithashtu edhe turpi është prej degëve të imanit.

330. Pse Allahu e mallkoi Iblisin ?

Sepse ai bëri kufër, u bë mendjemadh, e kundërshtoi Zotin e tij dhe refuzoi që t'i bie në sexhde Ademit alejhi selam.Thotë Allahu i Madhëruar: **“Dhe (përkujto) kur Zoti yt engjëjve u tha: "Unë po krijoj njeriun nga balta e tharë, e zezë e me erë." E kur ta përsosë atë (në formën e njeriut) dhe t'i japë atij shpirtin që është krijesë Imja, atëherë ju bini atij në sexhde". Të gjithë engjëjt tok, bënë sexhde. Përpos Iblisit. Ai refuzoi të jetë me ata që bënë sexhde? Ai tha: "O Iblis, ç'është ajo që ti të mos jeshë me ata që bënë sexhde?" Ai tha: "Nuk është për mua t'i bëjë sexhde një njeriu që e krijove nga balta e tharë, e zezë e me erë". (All-llahu) tha: "Dil pra prej aty, ti qofsh i mallkuar!" "Vërtet, mallkimi kundër teje qoftë deri në ditën e gjykimit".** (Hixhr:28-35)

331.Si e devijon shejtani njeriun ?

1.E nxitë që të bëjë vepra më me pak vlerë, në mënyrë që ai të mos shpërblehet dhe t'i humbë shpërblimi i madh.

2.E bën që të merret me gjëra të lejuara për të cilat nuk ka as shpërblim e as dënim

3.E bën që të bëj mekate të vogla, të cilat kur shtohen e shkatërrojnë njeriun

4.E futë në mëkate të mëdha

5.E nxitë në risi (bidate)

6.E në fund e thirrë në kufër dhe shirk, në luftimin e Allahut dhe të dërguarit. Allahu na ruajt!

## Bazat mbi të cilat ngritet besimi në Allahun

332.Mbi cilat baza ngritet besimi në Allahun

Imani në Allahun ngritet mbi disa baza :

1.**Mohimi i tagutit**

Tagut është shejtani, magjistari,falltori, statujat dhe çdo gjë tjetër që adhurohet pos Allahut dhe që ata janë të kënaqur me adhurimin që u bëhët atyre.Thotë Allahu në Kuran:**"Në fe nuk ka dhunë. Është sqaruar e vërteta nga e kota. E kush nuk i beson të pavërtetat e i beson All-llahut, ai është kapur për lidhjen më të fortë, e cila nuk ka këputje. All-llahu është dëgjues i**

**dijshëm”.** (Bekare:256) **“Ndërkaq, ata që u larguan prej adhurimit të idhujve dhe iu drejtuan All-llahut, ata kanë gëzim të madh, e ti përgëzoji pra robërit e Mi!** (Zumer :17)

2.**Besimi në gajb (të padukshmen)**

Thotë Allahu në Kuran:**”Elif, Lam, Mim. Ky është libri që nuk ka dyshim në te (sepse është prej All-llahut) është udhëzues për ata që janë të devotshëm. Të cilët e besojnë të fshehtën, e kryejnë faljen (namazin) dhe prej asaj që Ne u kemi dhënë, ata japin (zeqat, sadaka etj.).** (Bekare :1-3)

3.**Kryerja e obligimeve dhe largimi nga ndalesat**

Thotë Allahu në Kuran: **“Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër pos që të më adhurojnë”.** (Dharijat:56)

4.**Adhurimi i sinqertë i Allahut**

Thotë Allahu në Kuran: **Ne po ju ushqejmë vetëm për hir të All-llahut dhe prej jush nuk kërkojmë ndonjë shpërblim e as falënderim.** (Insan:9) **Ai është i përjetshmi, s'ka zot, vetëm Ai, pra adhurojeni Atë me adhurim të sinqertë ndaj Tij, falënderimi i qoftë vetëm All-llahut, Zotit të Gjithësisë.** (Gafir:65) **“Vini re! Adhurim i sinqertë është vetëm ai për All-llahun!..** (Zummer :3)

5.**Sinqeriteti në pasimin e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem**

Thotë Allahu në Kuran:**”Ju e kishit shembullin më të lartë në të dërguarin e All-llahut, kuptohet, ai që shpreson në shpërblimin e All-llahut në botën jetër, ai që atë shpresë e shoqëron duke e përmendur shumë shpesh All-llahun”.** (Ahzab :21)

Thotë Allahu në Kuran:**”Thuaj: "Unë jam vetëm njeri, sikurse edhe ju, mua më shpallet se vetëm një Zot është Zoti juaj, e kush është që e shpreson takimin e Zotit të vet, le të bëjë vepër të mirë, e në adhurimin ndaj Zotit të tij të mos e përziejë askë".** (Kehf:110)

6.**Dituria**

Thotë Allahu në Kuran:**”Thuaj: "Kjo është rruga ime, e vënë në fakte të qarta, e që unë thërras te All-llahu, unë dhe ai që vjen pas meje. Larg të metave është All-llahu, e unë nuk jam nga idhujtarët".** ( Jusuf :108)

333.Si ta shtojmë imanin

**1.Njohja e emrave dhe cilësive të Allahut që kanë ardhur në Kuran dhe sunet, mësimi i kuptimit të tyre dhe adhurimin e Allahut me ta.**

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:”Allahu ka 99 emra. Ai që i mëson ata do të hyjë në xhenet”. Transmeton Buhariu dhe Muslimi

2.**Meditimi i Kuranit.**

Ai që mediton Kuranin do t’i shtohet imani i tij.Thotë Allahu në Kuran:**” E, besimtarë të vërtetë janë vetëm ata, të të cilëve kur përmendet All-llahu u rrëqethen zemrat e tyre, të cilëve kur u lexohen ajetet e Tij u shtohet besimi, dhe që janë të mbështetur vetëm te Zoti i tyre.** (Enfal :2) Meditimi i Kuranit është ilaçi më i mirë kundër sëmundjeve të zemrës: **“O ju njerëz! Juve ju erdhi nga Zoti juaj këshilla (Kur'ani) dhe shërimi i asaj që gjendet në kraharorët tuaj (në zemra), edhe udhëzim e mëshirë për besimtarët.** (Junus :57) **“Ne të shpallim Kur'anin që është shërim dhe mëshirë për besimtarët, kurse jobesimtarëve nuk u shton tjetër përpos dëshpërim”. (**Isra :82)

Kurani është ushqimi i shpirtit dhe ilaçi i trupit nga sëmundjet,Prej fryteve të meditimit dhe studimit të Kuranit janë:

-Kurani është rrugë e cila na mëson atë që Zoti e ka kërkuar nga ne.

-Na mëson se si ta adhurojmë Allahun e Lartësuar.

-Na mëson atë që e ka zbritur Allahu

Kurani Fisnik është metedologji e jetës, është bazë e sheriatit që njerëzit detyrohen ta studiojnë dhe gjykojnë me të, t’i permbahen obligimeve dhe t’i largohen ndalesave që ai përmban.

3.**Njohja e jetës dhe cilësive të të dërguarit salAllahu alejhi ue selem.**

Ai që e njeh me një njohje të vërtetë, nuk dyshon ë vërtetësinë e tij me atë që ka ardhur padyshim që i shtohet besimi në të.Për këtë arsye kur ndonjë njeri i drejtë që kishte për qellim të vërtetën, vetëm kur e shikonte ose i dëgjonte fjalët e tij, e pranonte Islamin.Bile shumë prej tyre vetëm kur e shikonin fytyrën e ti të ndërshme e kuptonin se ai nuk ishte gënjështar.

4.**Studimi dhe meditimi për universin dhe njeriun.**

Meditimi rreth universit dhe krijimi i qiejve dhe tokës dhe ajo që gjendet në to prej krijesave të ndryshme. Pastaj shikimi i njeriut dhe veçoritë që gjinden në të bën që të na forcohet imani.

5.**Shpeshtimi i përmendjes se Allahut**

Është truri i adurimit, ngase dhikri (përmendja e Allahut) e mbjellë pemën e imanit në zemër, e rritë, e forcon dhe sa ma shumë që robi e përmend Allahun i forcohet imani.

6.**Njohja e veçorive të Islamit**

Prej rrugëve që ta forcojnë imanin është njohja e veçorive të fesë, ngase tërë feja islame është e mire. Akideja e saj është më e mira, më e vërteta. Ai që i trajton kështu këto dispozita, Allahu ia zbukuron imanin në zemrën e tij dhe e do. Kështu imani bëhet gjëja me e madhe dhe më e dashur në zemrën e tij dhe me këtë robi e shijon kënaqësinë e imanit.

**Prej shembujve të bukur që tregojnë për bukuritë e Islamit është ajo që ia tha Xhafer ibn Abdul Mutalibit, mbretit Nexhashiut.**

Xhaferi (r.a) tha” O mbret i nderuar e fisnik!. Ne ishim një popull i padijshëm e injorant.Adhuronim idhujt, hanim coftinat, bënim çdo të keqë,shkëputnim lidhjet farefisnore, i keqtrajtonim fqinjtë dhe i forti e keqtrajtonte të ligun. Vazhduam kështu në këtë gjendje derisa Allahu na e dërgoi një pejgamber nga mesi ynë,

të cilit ia dimë prejardhjen, drejtësinë, besnikërinë dhe dëlirësinë e tij. Na thirri t'i besojmë dhe ta adhurojmë vetem një Zot, Allahun, dhe të largohemi nga adhurimi i gurëve dhe idhujeve të pashpirtë, të cilëve u besonin ne dhe të parët tanë. Na urdhëroi që ta flasim të vërtetën, t'i çojmë në vend amanetet, t'i mbajmë lidhjet farefisnore, të sillemi mirë ndaj fqinjëve, të përmbahemi nga të ndaluarat dhe gjakderdhja, na ndaloi të këqijat dhe nga dëshmia e rrejshme, ga ngrënia e pasurisë së jetimit dhe shpifjet ndaj grave të ndershme. Na urdhëroi që të besojmë vetëm një Zot dhe të mos i bëjmë shok Atij, ta falim namazin, ta japim zekatin dhe ta agjërojmë Ramazanin. E ne iu përgjigjën thirrjes së tij dhe e pasuam në atë që i erdhi nga ana e Allahut duke iu përmbajtur me përpikëri hallallit dhe haramit.Populli ynë, o mbret i nderuar, u soll armiqësisht ndaj nesh, na mundoi me mundimet më të rënda, vetëm e vetëm që të na largojnë nga kjo fe dhe të na detyrojnë që prapë t'u kthehemi e t'i adhurojmë idhujt, që as nuk flasin e as nuk shohin. Pas tërë këtyre vuajtjeve e mundimeve, ia mësymë vendit tuaj dhe zgjodhëm fqinjësinë tënde me shpresë se këtu do të gjejmë prehje e qetësi. Kur i dëgjoi Nexhashiu të gjitha këto fjalë nga Xhafer ibnu Ebi Talibi, iu drejtua atij dhe i tha:- A keni me vete diçka nga ajo që i ka zbritur Pejgamberit tuaj nga ana e Allahut ?-Posi, ia ktheu Xha'feri. - Atëherë më lexoni diçka prej saj- tha Nexhashiu.

Xha'feri lëxoi një pjesë nga kaptina Merjem, derisa përfundoi me ajetet rreth lindjes së Isait alejhi selam. Umi Selema vazhdon e thotë: Pasi dëgjoi këto fjalë të shenjta të Kur'anit, Nexhashiu qau me lot, derisa iu lag edhe mjekrra, e se bashku me të qanë edhe patrikët, derisa iu lagën edhe librat nga lotët e tyre. Kjo me të cilë ka ardhur i dërguari juaj dhe ajo që i ka zbritur Isës alejhi selam dalin nga i njëjti burim dritë, -tha Nexhashiu dhe pastaj u kthye nga Amri dhe shoku i tij dhe iu tha: -Shkoni, se për Zotin nuk ju dorëzoj kurrë!"

**7.Angazhimi për adhurimin e Allahut sikurse e sheh Atë, edhe pse ti se sheh atë, por Ai të sheh ty**.

Kjo bëhet duke adhuruar Allahun dhe duke ju bërë mirë krijesave. Besimtari duhet të angazhohet që ta adhuron Allahun sikurse kur e sheh dhe të angazhohet në përsosmërinë e veprës dhe përpikërine e saj. Gjithashtu edhe bamirësia ndaj krijesave me fjalë, me vepër, pozitë dhe mundësive tjera. Dije se shpërblimi është sipas llojit të veprës. Ashtu siç ju bën mirë krijesave dhe ju ndihmon, Allahu do të bën mirë edhe ty.

8.**Thirrja për në rrugën e Allahut**

Prej gjërave që e forcojnë imanin është thirrja në rrugën e Allahut, thirrja për në fenë e tij, këshillimi në të vertetën dhe në durim, thirrja në bazën e fesë (teuhidin), thirrja në praktikimin e kësaj feje, urdhërimi në të mirë dhe ndalimi nga e keqja. Thirrja për në rrugën e Allahut dhe këshilla e robërve të Tij është prej shkaqeve me të mëdha për forcimin e imanit.

9.**Ruajtja e vetës tënde nga rrugët që të dergojnë në shirk dhe mëkate.**

10.**Njohja e realitetit të kesaj bote dhe bindja se ti je vetëm udhëtar**

Kjo botë sado që zgjatë, prapë është e shkurtër dhe se kënaqësitë e saj sado që duken të shumta, ato janë të pakta dhe të pavlera.Thotë Allahu i Madhëruar: **“ Shembulli i jetës së kësaj bote është si i një shiu që e kemi**

**zbritur nga qielli, e me anën e të cilit gërshetohen bimët e tokës (mbijnë dhe shpeshtohen të gjitha llojet) prej nga hanë njerëzit e kafshët deri kur toka të ketë marrë stolinë e vet dhe të jetë zbukuruar (me bimë, pemë e behar), e banorët e saj të mendojnë se janë të zotët e saj, e asaj i vjen urdhri Ynë, natën ose ditën, Ne e bëjmë atë (të mbjellat) të korrur sikurse të mos ekzistonte dje. Kështu Ne ua sqarojmë faktet njerëzve që mendojnë.** (Junus:24)

334.**Cilat janë dobitë dhe frytet e imanit ?**

Dobitë e imanit janë të shumta dhe nuk përkufizohet. Ne do t'i permendum disa prej tyre:

1.**Je prej miqëve dhe të dashurve të Allahut.**

Miqësia e Allahut është e të gjithë garusve dhe rruga me e mirë që kanë hyrë besimtarët.Thotë Allahu:**"Ta keni të ditur se të dashurit e All-llahut (evliatë) nuk kanë frikë (në botën tjetër) e as kurrfarë brengosje? (Ata janë ata) Të cilët besuan dhe ishin të ruajtur.** (Junus:62-63). Çdo besimtar i devotshëm është mik dhe i dashur i Allahut dhe prej dryteve të kësaj miqësijë është se :**"All-llahu është mbikëqyrës i atyre që besuan, i nxjerr ata prej errësirave në dritë. E kujdestarë të atyre që nuk besuan janë djajtë që i nxjerrin ata prej drite e i hudhin në errësira. Ata janë banorë të zjarrit, ku do të qëndrojnë përgjithmonë.** (Bekare:257).D.m.th. i nxjerrë nga errësirat e kufrit në dritën e imanit, nga errësirat te injorances në dritën e diturisë, nga errësirat

e mëkateve në dritën e adhurimeve dhe nga errësirat e gafletit në dritën e dhikrit dhe zgjimit.

2.**E arrinë kënaqësinë e Allahut**

Prej fryteve të imanit është se e arrinë kënaqësinë e Allahut dhe shpërblimin e xhenetit.Thotë Allahu i madhëruar:**”Besimtarët dhe besimtaret janë të dashur për njëri-tjetrin, urdhërojnë për të mirë, e ndalojnë nga e keqja, e falin namazin dhe japin zeqatin, respektojnë All-llahun dhe të dërguarin e Tij. Të tillët do t'i mëshirojë All-llahu. All-llahu është ngadhënjyes, i urtë. Besimtarëve dhe besimtareve All-llahu u premtoi xhennete nën të cilët rrjedhin lumenj, në to do të jenë përgjithmonë, dhe (u premtoi) vendbanime të bukura në xhennetin e Adnit, edhe një disponim nga All-llahu që është mbi të gjitha. Ky, pra është ai shpëtimi i madh.** (Teube:71-72).Këta e arritën kënaqësinë e Zotit të tyre dhe mëshirën e Tij. Ata i fituan këto vendbanime të mira në xhenet për shkak të imanit të tyre.

3.**E meriton mbrojtjen e Allahut**

Prej fryteve të imanit është se Allahu i mbron besimtarët nga të gjitha të këqijat dhe i shpëton nga vështirësitë: **“All-llahu largon dëmet e idhujtarëve ndaj atyre që besuan, se All-llahu nuk e do asnjë tradhtarë e bukëpërmbystë.** (Haxh:38).Allahu i mbron ata nga çdo e keqe, i mbron nga sherri i shejtanëve dhe njërzve, i mbron nga armiqtë. Allahu i Lartësuar pasiqë e përmendi sprovën e Junusit alejhi selam na tregoi se si u lut ai:**”(Përkujto) Edhe atë të peshkut (Junusin) kur doli i hidhëruar (prej popullit) dhe mendoi se nuk do t'i vijë më puna ngushtë, po në errësira ai tha se: "Nuk ka Zot pos**

**Teje. Ti je i pastër, nuk ke të meta. Unë i bëra padrejt vetes!"Ne iu përgjigjëm atij, e shpëtuam nga tmerri. Kështu i shpëtojmë Ne besimtarët.** (Enbija:87-88). Kur besimtaret bien në sprova do t'i shpëtojmë ashtu siç e shpëtuam Junusin alejhi selam. Tha i dërguari salAllahu alejhi ue selem:"Lutja e Junusit alejhi selam kur u lut me të në barkun e peshkut ishte: La ilahe il-la Ente subhaneke inni kuntu mine dhalimin. ("Nuk ka Zot që meriton të adhurohet pos Teje. Ti je i pastër, nuk ke të meta. Unë i bëra padrejtë vetëvetes!") Nuk lutet ndonjë besimtar për diçka, veçse Allahu do t'i përgjigjët atij". Hadithin e saktësoi Shejh Albani (r.h.)

4.**E jeton jetën e lumtur.**

Prej fryteve të imanit është jeta e mirë në këtë botë dhe ne botën tjetër.Thotë Allahu i madhëruar**:"Kush bën vepër të mirë, qoftë mashkull ose femër, e duke qenë besimtar, Ne do t'i japim atij një jetë të mirë (në këtë botë), e (në botën tjetër) do t'u japim shpërblimin më të mirë për veprat e tyre".** (Nahl:97)

5.**Përgëzohesh në momentin e vdekjës.**

Siguria do të jetë në çdo situate, siç thotë Allahu i Madhëruar:**"...dhe kini frikë All-llahun, e ta dini se fundi juaj është tek Ai, e besimtarëve jepu myzhde.**(Bekare:223)

Thotë Allahu i madhëruar**:"E, përgëzoi ata që besuan dhe bënë vepra të mira se ata do të jenë në xhennete në të cilët rrjedhin lumenj. Sa herë që u jepet ndonjë ushqim nga frutat e tij, ata thonë: "Ky është që me te u ushqyem edhe më parë". Ngase, u sillet ushqim i ngjashëm (vetëm në formë, e jo edhe në shije). Aty do të kenë ata bashkëshorte të pastra dhe aty do të jenë përgjithmonë.** (Bekare:25).Thotë Allahu i

madhëruar**:(Përkujto) Ditën kur i sheh besimtarët dhe besimtaret që drita e tyre flakëron para tyre dhe në të djathtë të tyre. (U thuhet) Myzhde e juaj sot janë xhennetet nën të cilat rrjedhin lumenj, aty do të jeni përgjithmonë. E ajo është fitore e madhe.** (Hadid:12)

6.**E arrinë shpëtimin dhe udhëzimin.**

Prej fryteve të imanit është se besimtari e arrinë shpetimin e që është qëllimi i çdo besimtari, siç thotë Allahu:**”Të tillët janë të udhëzuar nga Zoti i tyre dhe vetëm ata janë të shpëtuarit.  E ata që mohuan (Kur'anin dhe Muhammedin), për ta është njësoj ua tërhoqe vërejtjen apo nuk ua tërhoqe, ata nuk besojnë”.** (Bekare:5-6)

S’ka lumturi dhe kënaqësi përveçse me iman të plotë. Në tërë atë që gjindet në Kuran dhe atë që ka ardhur nga suneti i të dërguarit salAllahu alejhi ue selem, udhëzimi është rruga kurse qëllimi është shpëtimi.

7.**Përfiton nga këshillat dhe përkujtimi.**

Prej fryteve të imanit është se besimtari përfiton nga këshillat dhe përkujtimi me ajetet e Allahut.Thotë Allahu i madhëruar**: Vazhdo me këshillë, sepse këshilla besimtarëve u bën dobi.** (Dharijat:55). Imani e nxitë njeriun që ta pasoj të vërtetën me dituri dhe vepër.

8.**Largimi e dyshimeve që e shkaterrojnë fenë.**

Imani i largon dyshimet të cilat i godasin shumë njerëz dhe ua shkatërrojnë fenë e tyre.Thotë Allahu i madhëruar**:”Besimtarë janë vetëm ata që i besuan All-llahut, të dërguarit e Tij, e mandej nuk dyshuan dhe për hir të All-llahut luftuan me pasurinë dhe me jetën e tyre. Të tillë janë ata të vërtetit.** (Huxhurat :15).Pra ai iman që është i saktë dhe i vërtetë nuk e godet dyshim e as huti ngase imani i vërtetë e asgjëson atë.

9.**Imani është vendkthimi i besimtarëve.**

Prej fryteve dhe dobivë imanit të tij është se imani është vendkthimi i besimtarëve në çdo gjë në gëzim, pikëllim, mërzi, siguri dhe në gjëra të tjera.

Thotë Allahu i madhëruar**:” E atyre (shokëve të Pejgamberit) që dikush u tha: "Populli (idhujtarët) është tubuar t'ju sulmojë, pra kini frikë!" Ajo, vetëm ua shtoi edhe më shumë besimin e thanë: "Neve na mjafton që kemi All-llahu, Ai është mbrojtësi më i mirë!" Dhe atë pa i gjetur kurrfarë e keqe fituan begati e mirësi të mëdha nga All-llahu dhe e arritën kënaqësinë e Tij, All-llahu është dhurues i madh”.** (Ali Imran:173-174)

10.**Ndalon në rënie të mëkatëve shkatërruese.**

Prej fryteve të imanit dhe dobive të tij është se imani i vërtetë ndalon besimtarin që të bie në mëkate të mëdha shkatërruese. Thotë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:” Nuk bën prostitucion besimtari e të jetë besimtar, nuk pin alkool besimtari e të jetë besimtar, nuk vjedh besimtari, e të jetë besimtar dhe nuk kryen një ndalesë me të cilën e kthen shikimin e njerzëve kah ai e të jetë besimtar”. Transmeton Buhariu dhe Muslimi

11.**Bën që të jesh fakendërues dhe durimtar**

Prej fryteve të imanit dhe dobive të tij është se imani bën të jesh në çdo kohë rob falendërues ndaj Allahut, qoftë në rahati, gëzim, sprovë apo mërzi.Thotë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: "Është për t'u çuditur me besimtarin, e gjithë çështja e tij është mirësi. Nëse i vie ndonjë e mirë, falendëron dhe kjo është mirë për të, e nëse e godet ndonjë e keqe duron dhe kjo është mirë për të". Transmeton Muslimi

12.**Imani të shtyen në kryerjen e veprave.**

Prej fryteve dhe dobive të imanit të tij është se të gjitha veprat dhe fjalët vlenë dhe pranohen aq sa ka iman dhe sinqeritet në zemër. Për këtë shkak Allahu e përmendi këtë kusht, që është baza e çdo vepre:**" E kush bën ndonjë vepër të mirë dhe është besimtar, mundi i tij nuk i mohohet, pse Ne i shënojmë ato.** (Enbija:94). Nëse e humb imanin edhe nëse njëriu bën adhurime natën dhe ditën, atij nuk i pranohen veprat, siç thotë Allahu i Madhëruar:**" E Ne i kthehemi ndonjë vepre që e bënë ata dhe e bëjmë atë hi e pluhur".** (Furkan:23)

**13.Allahu të udhëzon në rrugen e drejtë.**

Prej fryteve dhe dobive të imanit është se imani e udhëzon njeriun në rrugen e drejtë, në diturinë e vërtetë dhe në durim në kohë të vështirësive dhe sprovave. Thotë Allahu i Madhëruar: **Vendi për të tillët është zjarri, për shkak të asaj që punuan.** (Junus:8)

14.**Të do Allahu, të gjitha krijesat dhe besimtarët.**

Prej fryteve dhe dobive të imanit është se Allahu të do. Thotë Allahu:**” Nuk ka dyshim se ata që besuan dhe bënë vepra të mira, atyre i Gjithëmëshirshmi do t'u krijojë (në zemrat e tyre) dashuri”.** (Merjem :96) Pra, për shkak të imanit dhe veprave të imanit Allahu i do bësimtarët.Atë që e do Allahu dhe besimtarët, e fiton lumturinë dhe dobi të shumta në këtë botë dhe botën tjetër.

15.**Allahu i ngre lartë besimtarët.**

Prej fryteve dhe dobive të imanit është se besimtarit i ngritet pozita e tij tek Allahu dhe tek krijesat: **“ O ju që besuat, kur t'ju thuhet: zgjerohuni (bëni vend) në vend ndeje, zgjerohuni, se All-llahu bën zgjerim për ju, e kur t'ju thuhet: ngrihuni! Atëherë ju ngrihuni, All-llahu i lartëson ata që besuan prej jush, i lartëson në shkallë të lartë ata të cilëve u është dhënë dituri. All-llahu është i njohur mirë me atë që punoni”.** (Muxhadele:11).Besimtarët janë në gradat me të larta të Allahut dhe tek besimtarët në dynja dhe ahiret.Ata e arritën këtë gradë për shkak të imanit të tyre të vërtetë.

## Miqësimi dhe armiqësimi

335.Ç'ka është El-Uelau (dashuria)?

El-Uelau është miqësimi e besimtarëve për shkak të imanit të tyre, ndihma, këshillimi dhe mëshira ndaj tyre etj. Kjo dashuri bëhet për secilin musliman i cili nuk këmbëngul ne mëkatët e medha. Mirëpo nëse nje musliman këmbëngul në diçka prej ketyre mëkatëve të mëdha si p.sh kamata,prostitucioni ,përgojimi

ose të tjera , atëherë ky musliman duhet aq sa ka adhurime dhe urrehet aq sa ka mëkate.

336.Ç'ka është El-Berrau (armiqësia)?

El-Berrau është armiqësimi i armiqëve të Allahut,qofshin ata dyftyrësh apo jobesimtarë.Miqësimi i besimtarëve dhe armiqësimi i pabesimtarëve është prej bazave me të rëndësishm të imanit.

337.Cili është miqësimi i lejuar?

1.Dashuria e të gjithë besimtarëve në të gjitha vendet dhe kohërat pa marrë parasysh nacionalitetin e tyre.Kjo dashuri bëhët përshkak të besimit të tyre dhe nënshtrimit të tyre për Allahun. Njëherit kjo dashuri është obligim për secilin musliman. Duhet të këtë kujdes besimtari që mos ta armiqëson asnjë prej këtyre besimtarëve për shkak të dynjas  ose fanatizmit, ngase armiqësimi i besimtarit është luftë me Allahun. Ka ardhur në hadith kudsij se Allahu i Madhëruar ka thënë:" Kush ma armiqëson një të dashur timin, besimtar, Unë i kam shpallur luftë atij". Transmeton Buhariu

2.T’i ndihmon muslimani vëllaut të tij musliman kur atij i bëhët padrejtësi në çdo vend, pa marrë parasysh nacionalitetin e tij. Nëse pabesimtarët kanë hyrë në një vend prej vendeve islame dhe muslimanët e atij vendi nuk kanë mundesi ta largojnë dhe shpartallojnë atë armik, obligohet për muslimanët që t’i ndihmojmë me pasuri dhe trup.

3.T’i ndihmojmë me vetën tonë dhe pasuri kur ata kanë nevojë.

Obligohet për muslimanin ta ndihmon vëllaun e tij musliman me trup dhe pasuri, si psh kur ka mbetur në gjysmë të rrugës ose është varfër me fëmijet.

4.Të ndiesh dhimbje kur goditen me sprova dhe fatkeqësi dhe të gëzohesh me fitorën e tyre. Thotë Allahu i Madhëruar duke treguar për shokët e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem:**”... e ata që janë me të (sahabët) janë të ashpër kundër jobesimtarëve, janë të mëshirshëm ndërmjet vete..”**(Fet’h:29)

338.Cili është miqësimi i ndaluar?

1.Përngjasimi në përgjithësi me pabesimtarët si p.sh t’ju përngjason në veprat e tyre, të veshesh me rrobat e tyre, t’ju përngjason në stilin e flokëve të tyre, të banon me ta, t’i viziton kishat së bashku me ta, të prezanton në festat e tyre etj.

2.T’ju ndihmon pabesimtarëve  kundër muslimanëve. Ndihma e pabesimtarëve kundër muslimanëve pa  marrë parasysh a bëhet duke marrë pjesë në radhet e tyre, duke i ndihmuar me pasuri, armë, spiunazh etj.

3.Dashuria ndaj pabesimtarëve dhe marrja e tyre për shokë. Thotë Allahu i Madhëruar:**”Nuk gjen popull që e beson All-llahun dhe ditën e gjykimit, e ta dojë atë që e kundërshton All-llahun dhe të dërguarin e Tij, edhe sikur të jenë ata (kundërshtarët) prindërit e tyre, ose fëmijët e tyre, ose vëllezërit e tyre, ose farefisi i tyre. Ata janë që në zemrat e tyre (Ai) ka skalitur besimin dhe e ka forcuar me shpirt nga ana e Tij dhe ata do t'i**

**shpjerrë në xhennete, nëpër të cilët rrjedhin lumenj. Aty janë, përgjithmonë. All-llahu ua ka pëlqyer punën e tyre dhe ata janë të kënaqur me shpërblimin e Tij. Të tillët janë palë (grup, parti) e All-llahut, ta dini pra, se ithtarët e All-llahut janë ata të shpëtuarit".** (Muxhadele:22)

4.Qëndrimi i përhershëm në vendët e tyre. Nuk lejohet për muslimanin të jetoj në vendet e pabesimtarëve, përveç në rast të ndonjë domosdoshmerie, duke u bazuar në fjalën e Xherir ibn Abdullah (r.a) i cili ka thënë: "Ia kam dhënë besën të dërguarit salAllahu alejhi ue selem që do ta këshilloj çdo musliman që të mos të jetoj me asnjë mushrik"

5.Shoqërimi i pabesimtarëve në festat e tyre fetare, si p.sh festat e fundvitit.Nuk lejohet me pajtimin e të gjithë dijetarëve që muslimani t'i shoqëron pabesimtarët në festat e tyre. Gjithashtu është e ndaluar urimi dhe pjesëmarrja në ato.

339.Çka lejohet apo obligohet të bashkëpunohet me pabesimtaret ?

Para se të flasim për këtë duhet ta kuptojmë se pabesimtaret ndahen në katër lloje:

1.**El-Muahidune**:Këta pabesimtare jetojnë në vendet e tyre dhe në mes tyre e muslimanëve ka marrveshjë.

2.**Edh-Dhimijjun**:Këta janë ata pabesimtarë q? jetojnë ne vendet e muslimanëve dhe ua paguajn xhizjen atyre.

3.**El-Must'min**:Keta janë ata pabesimtarë që hynë në vendët islame nën sigurinë e udheheqësit te shtetit apo ndonje muslimani.

4.**El-Harbijun**:Kundër këtyre legjitimohet xhihadi dhe lufta ndaj tyre.Thotë Allahu i Madheruar:**"...Në qoftë se nuk largohen prej jush,nuk ju ofrojnë paqe dhe nuk heqin dorë nga lufta kundër jush, atëherë kapeni dhe mbyteni kudo që t'i takoni.Kundër tyre u kemi dhënë fakte të qarta".** (Nisa:91)

Prej detyrave të cilat obligohen per Kafirat, te cilet nuk janë El-Harbijun (Luftues) janë:

1.Përkujdesja ndaj Edh-Dhimijjuneve dhe El-Mustemenevë përderisa janë nën shtetin islam dhe perkujdesja ndaj El-Musteminit derisa ta leshojnë vendin islam dhe te arrijne ne vendin e sigurt:"

**E nese ndokush prej idhujtarevë te kerkon strehim, ti strehoje ne menyrë qe t'i dëgjojë fjalet e Allahut (Kur'anin), e mandej përcille dëri ne vendin e tij të sigurtë.Këtë, ngase ata janë popull që nuk e di (të verteten e fesë islame)".** (Teube :6)

2.Drejtësia ne gjykim ndërmjet tyre, si dhe në raport me muslimanët, kur ata jane nën udhëheqjen e shtetit islam:**" O ju që besuat! Bëhuni plotësisht të vendosur për hir të Allahut, duke dëshmuar të drejtën, dhe të mos u shtyjë urrejtja ndaj një populli e t'i shmangeni drejtësisë; bëhuni të drejtë, sepse ajo është më afer devotshmerisë.Kini dro Allahun se Allahu di hollesisht për atë që vepron"**. (Maide:8)

3.Thirrja e tyre në Islam, ngase thirrja e pabesimtarevë në islam është farza kifaej (obligim kolektiv) për muslimanët.Kjo bëhët me arsye që t'i nxjerrim ata nga errësirat për në dritë, nga adhurimi i krijesave në adhurimin e Krijuesit.Nese e viziton muslimani një pabesimtar

me qellim që ta thërras në islam kjo është një gjë e mirë ngase i dërguari salAllahu alejhi ue selem e ka vizituar një çifut kur ishte i sëmurë , e thirri në islam dhe ai e pranoi" Transmeton Buhariu

4.Ndalohet imponimi i çifutëve, krishterëve dhe zjarrputistevë që ta ndryshojnë fenë e tyre.Thotë Allahu **:"Ne fe nuk ka dhunë.Eshte sqaruar e vërtëta nga e kota".** (Bekare:256)

5.I ndalohet muslimanit që ta armiqësoj ndonjë pabesimtar, duke e goditur ose mbytur. Transmetohet nga Abdullahu ibn Amër (r.a) se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:"Kush e mbyt një pabesimtar (që në mes nesh dhe tyre ka marrveshje ) nuk do ta shijon erën

e xhenetit, edhe pse era e xhenetit ndihet në një distancë dyzet vite." (Buhariu) Ka thënë Profeti salAllahu alejhi ue selem:"Kush e mbyt një njeri prej Ehli-Dhime nuk do ta shijon erën e xhenetit., edhe pse era e xhenetit ndihet ne një distancë shtatdhjetë vite".Hadithin e saktësoi Shejh Albani (r.h)

6.I ndalohet muslimanit që ta mashtron ndonjë prej pabesimtarevë që nuk janë El-Harbijjun, në shitblerje, ose t'u merr diçka nga pasuria pa të drejtë.Eshtë transmetuar se i dërguari salAllahu alejhu ue selem ka thënë:"Ai që i bën padrejtësi një muahidit (që kemi marrveshje me ta) ose i pakëson nga e drejta e tij, ose e ngarkon me shumë se sa ka fuqi, ose i merr diçka me pa të drejtë unë do të jem mbrojtesi i tij ditën e kijametit." (Muslimi)

7.I ndalohet muslimanit që t'i bën keq pabesimtarëve që nuk janë El-Harbijjin qoftë me fjalë, ose t'i genjejë ata: **"...dhe njerëzve u thuani fjale të mira".** (Bekare:83).Duhet që besimtari t'ju thotë fjalë të buta, dhe te ndërvepron ,e ta me normat e moralit që nuk jane ne kundershtim me sheriatin dhe kur nuk nënçmohet muslimani.

8.Obligohet sjellja e mirë për fqiun pabesimtar, nese ai nuk është prej Hrabijjinevë, duke mos i shqetesuar.Preferohet qe te sillemi mire me ta t'u japim lëmoshë nëse janë te varfër etj.Argument është hadithi i përgjithshëm:"Ka vazhduar Xhibrili te me këshillon për fqiun saqë kam menduar se mos do të bëhet prej trashegimtarëve të mi". (Buhariu)

Lejohet qe muslimani të jetëi butë me qafirat , të pyet për gjendjen e tij, për femijët, ta përgezon nese Allahu i fal femije.Të gjitha keto behen nese shihet qe ka dobi sheriatike.

Lejohet për muslimanin qe ta ngushellon pabesimtarin kur atij i vdes ndonje familjar, mirepo duhet të ketë kujdes që mos të lutet për mëshirë për të vdekurin ngase një gjë e tillë nuk lejohet.

Ne përgjithësi lejohet për muslimanin te sillet butësisht me pabesimtarin, me fjalë dhe vepër ne të cilën nuk nençmohët dhe poshtërohet

muslimani.Për këtë argumenton fjala e Allahut:**" Besimtarët të mos i miqësojnë mosbesimtarët, e t'i lënë manash besimtarët. E kush bën atë, ai nga feja e All-llahut nuk ka asgjë, përveç nëse është për qëllim ruajtja prej të keqes së tyre.**

**All-llahu ua tërheq vërejtjen me dënim prej Tij, pse vetëm tek All-llahu është e ardhmja.** (Ali imran :28)

340.Disa gjëra te cilat janë të lejuara apo të preferuara për muslimanin që të ndërvepron me jobesimtarët

1.Lejohet që muslimani t'i përdore pabesimtaret në punët e tij të dunjasë si p.sh. në ndërtimtari,fabrika ose sherbëtorë.

2.Preferohet per muslimanin që t'i bën mirë nevojtarit prej pabesimtarevë si p.sh. lëmosha ndaj të varfërve"**dhe bëni mirë, se me te vërtetë Allahu i do bamirësit".** (Bekare :195)

3.Preferohet mbajtja e lidhjeve me te afermit nga jobesimtaret.Si p.sh. me babain, vëllaun duke ju dhururar dhurata, vizituar ,por gjithherë duke pasur kujdes që ata të mos ndikojne në fenë e tij.

Thotë Allahu i Madheruar:**"Dhe jepi çdo të afermi te drejtën që i takon.**"(Isra 26)**"E nese ata të dy tentojnë që ti të më pershkruash Mua shok, për çka ti nuk ke kurrfarë fakti,atëherë mos i respekto ata,po në çeshtjet e jetes se kësaj bote të keshë mirëkuptim ndaj tyre, e ti ndiqe rrugën e atij që është i kthyer kah Unë, mandej kthimi juaj është tek Unë,e Unë do t'ju njoftoj për atë qe keni punuar**".(Llukman :15)

4.Lejohet që t'u bësh mire duke u dhuruar dhurata, me qëllim që t'ua bësh të dashur islamin, ose që ta pengosh dëmin e tyre:**"Allahu nuk ju ndalon te beni mire dhe të mbani drejtesi me ata që nuk ju luftuan për shkak të fesë,e as nuk ju dëbuan prej shtëpive tuaja; Allahu i do ata që mbajne drejtësin".** (Mumtehine :8)

5.Peferohet respektimi i pabesimtarit kur vjen musafir tek muslimani, ashtu siç lejohet që ti te shkosh musafir tek ai, mirëpo nuk lejohet përgjigjja e ftesës së tij sepse në këtë hyn miqesia dhe dashuria.

6.Lejohet të punosh me ta në gjërat e kësaj bote.

7.I lejohet muslimanit që ta marton vajzen e pabesimtareve nëse ajo është çifute ose krishtere e kusht që të jesh i siguruar ne fenë tënde dhe të femijëve tuaj.

Thotë Allahu i Madheruar:**"Sot u lejuan për ju ushqimet e mira, edhe ushqimet (të therrurat) e ithtarëve të librit janë të lejuara (hallall) për ju, edhe ushqimet (të therrurat) tuaja janë të lejuara për ta (u janë lejuar). Gratë e ndershme besimtare dhe (gra) të ndershme nga ata të cilëve u është dhënë libri para jush, kur atyre u jepni pjesën e caktuar të kurorës, por duke pasur për qëllim martesën, e jo imoralitetin dhe jo si dashnore ilegale. E kush mohon (tradhton) besimin, ai ka asgjësuar veprën e vet dhe ai në botën tjetër është prej të shkatërruarve.** (Maide :5)

Kurse ato që nuk jane ithtare te librit nuk lejohet martesa me to , siç thote Allahu i Madheruar:**Mos u martoni me idhujtare deri që ato të besojnë (Zotin).** (Bekare :221)

8.I lejohet muslimanit te kërkon ndihmë prej pabesimtarit në shpartallimin e armikut të tyre, mirëpo kjo vëtem nëse plotësohen dy kushte:

1.Nëse imponohen muslimanet.

2.Siguria nga tradhëtia edhe demi i tyre, e po ashtu ata të jenë nën flamurin e muslimanëve dhe udhëheqësit e luftes te jenë muslimanët, në mënyrë qe muslimanët të mos te pësojnë ndonje dëm prej tyre.

9.I lejohet muslimanit që të shkon te mjeku pabesimtar për kurim nëse ka besim në të.

10 I lejohet muslimanit t'ia jep zekatin pabesimtarit për përfitimin e zemrave:**”All-llahu caktoi obligim që lëmosha (zeqati etj.) t'ju takojnë vetëm: të varfërve (nevojtarëve), të ngratëve (që s'kanë fare), punonjësve (që e tubojnë), atyre që duhet përfituar zemrat (të dobtëve në besim),..** (Teube :60)

11. I lejohet muslimanit të jetë ortak me pabesimtarin në tregti, mirëpo me kusht që muslimani të jetë udhëheqës në menyrë që mos të bie në haram.

12 Lejohet për muslimanin që të punon të pabesimtari, mirëpo nuk i lejohet të punon si shërbetor i pabesimtarit sepse kështu nënqmohet muslimani.

13 I lejohet muslimanit të merr dhuratë nga Kafiri, nëse me ketë dhuratë nuk nënqmohet besimtari dhe nuk hyn nëmiqësi, ngase i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka pranuar dhurata më shumë se prej një mushriki.

341.Cili duhet të jetë qëndrimi i besimtarit ndaj jobesimtarëve ?

Obligohet që besimtari t'i do dhe miqëson besimtarët dhe t'i urren e armiqëson pabesimatrët.Thotë Allahu në Kuran:"

**O ju që besuat! Kush largohet prej jush nga feja e vet (i bën dëm vetes) s'ka dyshim se All-llahu do ta sjellë një popull që Ai e do atë (popull) dhe ata e duan Atë (Zotin), (një popull) që është modest e i butë ndaj besimtarëve, por i ashpër dhe i fortë ndaj mohuesve, që lufton në rrugën e All-llahut dhe që nuk i frikësohet kërcënimit të asnjë kërcënuesi. Kjo (cilësi e atij populli) është dhuratë e All-llahut që i jep atij që do. All-llahu është dhurues i madh, i dijshëm.**

**Mik (i afërt) juaji është vetëm All-llahu, është i dërguari i Tij dhe ata që besuan e që falin namazin dhe japin zeqatin duke bërë rukuë (duke qenë respektues).**

**E kush ka për mik All-llahun, të dërguarin e Tij dhe ata që besuan, s'ka dyshim se ana (pala-krahu) e All-llahut është ngadhënjyese.**

**O ju që besuat! Mos i merrni për miq ata të cilëve u është dhënë libri para jush edhe as jobesimtarët që me fenë tuaj tallen dhe luajnë. Kini dro All-llahun po qe se jeni besimtarë**. (Maide: 54:57)

Mirëpo kjo armiqësi dhe urrejtje nuk duhet ta shtyej besimtarin qe t'ju bëjë dëm dhe t'i shqetëson ata, ose të t'ju bëj padrejtësi atyre:

**“All-llahu nuk ju ndalon të bëni mirë dhe të mbani drejtësi me ata që nuk ju luftuan për shkak të fesë, e as nuk ju dëbuan prej shtëpive tuaja; All-llahu i do ata që mbajnë drejtësinë.**

**All-llahu ua ndalon t'u afroheni vetëm atyre që ju luftuan për shkak të fesë, që ju nxorën prej shtëpive tuaja dhe që ndihmuan dëbimin tuaj; ju ndalon të miqësoheni me ta. Kush miqësohet me ta, të tillët janë dëmtues të vetvetes.** (Mumtehine 8-9)

Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem:"Që ta udhëzon Allahu nëpërmjet teje një njeri është me mirë për ty sesa devët e kuqe". Transmeton Buhariu dhe Muslimi

## Te drejtat që i kemi ndaj sahabëve radijAllahu anhum

342.Çfarë rëndësie ka mësimi i jetës së sahabëve për muslimanët?

Rëndësia e mësimit të jetës për muslimanët është shumë e madhe.Thotë imam Maliku (r.h):"Nuk përmirësohet fundi i këtij umeti përveçse me atë që është përmirësuar fillimi i tij dhe ajo që ka qenë fe tek ata është edhe tek ne sot, kurse ajo që s'ka qenë fe tek ata nuk është fe as tek ne".

Ata janë njerëzit me të mirë pas pejgamberëve, janë gjenerata më e mirë në fytyrën e kësaj toke.Ai që mëson për jetën e tyre sjelljen, moralin dhe historitë e tyre, do t'i ndriqohet rruga. Sahabët janë bartësit e Islamit dhe ruajtësit e tij.I zgjodhi Allahu që ta shoqërojnë të dërguarin e Tij, salAllahu alejhi ue selem dhe ta përhapin mesazhin e tij.

343.Cila është vlera e sahabëve sipas argumenteve nga Kurani dhe suneti ?

Vler e sahabëve është e madhe. Allahu i zgjodhit ata që të jenë shokët të dërguarit salAllahu alejhi ue selem, duke qenë gjenerata më e mirë e këtij umeti. Ata duruan në momentet me të vështira, e shoqëruan të dërguarin salAllahu alejhi ue selem në rrethanat më të rrezikshme. Sahabët bënë xhihad në rrugën e Allahut, e ndihmuan të dërguarin salAllahu alejhi ue selem dhe ishin prijësa ne dituri dhe vepër.Thotë Allahu i Madhëruar:”**Prej besimtarëve kishte burra që vërtetuan besën e dhënë All-llahut, e disa**

**prej tyre e realizuan premtimin duke dhënë jetën, dhe ka prej tyre që janë duke pritur (ta zbatojnë) dhe ashtu nuk bënë kurrfarë ndryshimi.**(Ahzab:23) **"Ata janë njerëz që nuk i pengon as tregtia e largët e as shitblerja në vend për ta përmendur All-llahun, për ta falur namazin dhe për ta dhënë zeqatin, ata i frikësohen një dite kur do të tronditen zemrat dhe shikimet".** (Nur:37)

**"All-llahu është i kënaqur me të hershmit e parë prej muhaxhirëve (migruesve) dhe prej ensarëve (vendasve-ndihmëtarë) dhe prej atyre që i pasuan ata me punë të mira, e edhe ata janë të kënaqur ndaj Tij. Atyre u ka përgatitur xhennete, në të cilët rrjedhin lumenj, ku do të jenë përjetë të pasosur. E ky është fitim i madh".** (Teube: 100)

Allahu i përmendi në Kuran dhe tha: **"Ka prej tyre që ty të dëgjonë (kur lexon Kur'anin). Po Ne kemi krijuar mbulesë mbi zemrat e tyre që të mos e kuptojnë atë dhe në veshët e tyre sajuam shurdhim, dhe edhe sikur t'i shohin të gjitha faktet, ata nuk besojnë, derisa kur vijnë te ti e të polemizojnë, ata që mohuan thonë: "Nuk është tjetër ky (Kur'ani) vetëm se mit i hershëm".** (Enam:25)

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem tha ne nje hadith:"Xheneti është përmalluar për tre njerëz: Aliun, Amarin dhe Selmanin". Shejh Albani (r.h) ka thënë se hadithi është hasen.

Thotë Allahu i Madhëruar**:"Prej besimtarëve kishte burra që vërtetuan besën e dhënë All-llahut, e disa prej tyre e realizuan premtimin duke dhënë jetën, dhe ka prej tyre që janë duke pritur (ta zbatojnë) dhe ashtu nuk bënë kurrfarë ndryshimi".** (Ahzab:23)

"**Ndërsa, ata që besuan dhe bënë vepra të mira, të tillët janë krijesa më e dobishme".** (Bejine:7)

344.Të drejtat e muslimanëve ndaj sahabëve

1.T’i duam të gjithë sahabët radijallahu anhum

Obligohet secili musliman t’i do shokër e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem, sepse dashuria ndaj tyre është prej imanit, kurse urrejtja e tyre është Nifak (dyfytyrësi).Transmetohet në sahih se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:”Shenjë e imanit është dashuria për ensarët dhe shenjë e nifakut është urrejtja e tyre”. Transmeton Buhariu dhe Muslimi. Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem për ensarët: “Nuk i do ata veçse besimtari dhe nuk i urren ata veçse munafiku”.Transmeton Buhariu dhe Muslimi.I dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “Lidhja më e fortë e imanit është :Miqësia dhe armiqësia për Allah, dashuria për Allah dhe urrejtja për Allah”. Hadithin e saktësoi Shejh Albani (r.h)

2.T’ua njohim meritat dhe pozitën e tyre që ua dha Allahu dhe i dërguari salAllahu alejhi ue selem.Sahabët u lavdëruan edhe nga Allahu i Lartësuar: **“Ju jeni populli më i dobishëm, i ardhur për të mirën e njerëzve,..**” (Ali imran:110)**”...Ne u bëmë juve një pupull të drejtë (një mes të zgjedhur) për të qenë ju dëshmitarë (në ditën e gjykimit) ndaj njerëzve,..”**(Bekare :143)

I dërguari salAllahu alejhi ue selem na tregoi se ata janë gjenerata më e mirë e këtij umeti.

3.Të përfitojmë nga dija e tyre dhe t’i pasojmë ata

Ka thënë Abdullah Ibn Mesudi (r.a) :”Ai që dëshiron ta pason dikë le t’i pason ata që kanë vdekur, ngase të gjallit nuk i dihet sprova e tij. Ata janë shokët e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem, njerëzit me të mirë të këtij umeti, me të diturit. Ata i zgjodhi Allahu për ta shoqëruar të dërguarin e Tij salAllahu alejhi ue selem dhe për ta ngritur fenë e Tij. Jepuani të drejtën e tyre dhe kapuni në udhëzimin e tyre ngase ata ishin në rrugën e drejtë”.

4.T’i mëshirojmë ata dhe të kërkojmë falje për ta

T’i mëshirojmë ata dhe të kërkojmë falje për ta,si realizimi i fjalës së Allahut: **“ Edhe ata që kanë ardhur pas tyre e thonë: "Zoti ynë, falna neve dhe vëllezërit tanë që para nesh u pajisën me besim dhe mos lejo në zemrat tona farë urrejtjeje ndaj atyre që besuan. Zoti ynë Ti je i butë, mëshirues!"** (Hashr:10)

5.Të ruhemi që mos t’i përhapim shpifjet që u janë mveshur

6.Të heshtim në fitnet që kanë ndodhur mes tyre

Të besojmë se ata janë muxhtehida. Ai që ia ka qëlluar i ka dy shpërblime, kurse ai që ka gabuar e ka një shpërblim. Ky gabim u është falur për shkak të ixhtihadit (përpjekjës).Shumë prej tyre u kanë rreshqitur këmbet, lapsat, kur kanë shkruar për hilafin (mospajtimet) që kanë ndodhur mes sahabëve. Shumë mendje kanë devijuar dhe këtë e ndihmuan edhe disa prej armiqëve të islamit, vetëm e vetëm që t’ua ulin pozitën e tyre. Kemi dëgjuar prej disave që e “shajnë Muavijetu ibn Ebi Sufjan (r.a)” disa” Amër ibn Asin (r.a)” e prej të tjerëve nga shokët e të dërguarit salAlllahu alejhi ue selem. Ata u bënë shurdhmemec nga vërejtja e të dërguarit të tyre salAllahu alejhi ue selem, u bënë të verbër në konsultimin rreth xhihadit dhe sakrificës së tyre me pasuri dhe shpirt për ta ndihmuar dhe ngritur fenë e Allahut. Me të vërtetë: **“Pse në të vërtetë sytë nuk verbërohen, por verbërohen zemrat në kraharor”.** (Haxh :46).Për këtë arsye janë pajtuar Ehli Suneti dhe Xhemati se obligohet heshtja në atë që ka ndodhur prej fitnës në mes sahabëve pas vdekjes së Othmanit (r.a) dhe të themi të Allahut jemi dhe vetëm tek Ai do të kthehemi, të kërkojmë falje për ta, për të dy palët që u mbyten, dhe t’i mëshirojmë ata.

Tha njëri prej selefëve kur u pyet për luftën që ka ndodhur ndërmjet sahabëve radijallahu anhum:” Prej atij gjaku Allahu na pastroi duart tona prandaj mos t’i ndotim me të gjuhet tona”, pastaj lexoi fjalën e Allahut të Madhëruar: **“Ai ishte një popull që kaloi, atij i takoi ajo që fitoi, e juve u takon ajo që fituat, prandaj ju nuk jeni përgjegjës për atë që vepruan ata”.** (Bekare:134)

7.Bindja se ndalohet sharja e sahabëve

Bindja se ndalohet sharja e tyre ose ndonjërit prej tyre, kurse mallkimi është edhe më i rëndë sepse ai është përgënjeshtrim i Allahut në lavdërimin dhe pastrimin e tyre. Njëherit kjo është sjellje e keqe me të dërguarin salAllahu alejhi ue selem, i cili na ndaloi që t'i shajmë shokët e toj. Thotë Allahu i Madhëruar: **"  E ata që fyejnë besimtarët dhe besimtaret, për çka ata nuk janë fajtorë, ata kanë ngarkuar veten me një mëkat shumë të madh''.** (Ahzab :58)

Thotë Allahu në një hadith kudsij : "Ai i cili ma armiqëson një mik, i kam shpallur luftë".Transmeton Buhariu

8.T'i mbrojmë ata dhe të distancohemi nga ajo që shpifet që u bëhen

Ne dëgjojmë në këtë kohë njerëz që i shajnë shokët e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem dhe i akuzojnë me akuza që e bejnë zemrën të qajë, Ue la havle ve la kuvvete il-la bilah. Këta të gjorë e harruan porosinë e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem kur tha:"Mos i shani shokët e mi". Transmeton Buhariu

345.Cili është vendimi i sheriatit për atë që i shanë sahabët ?

Thotë Hafidh ibn Haxher në Fet'hul Bari 7/36 se dijetarët kanë divergjeenca për atë që i shanë sahabët. Ka thënë Kadi Ijjad (r.h): "Shumica e dijetarëve janë të mendimit se sharësi i sahabeve distancohet. Disa prej medh'hebit Maliki kanë thënë mbytet, kurse disa prej shafive kanë thënë së mbytet vetëm ai që i shanë Ebu Bekrin, Omerin, Hasanin dhe Husejnin (r.a)

346.Kush janë Ehlul- Bejti?

Ehlul Bejti janë familja e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem, të cilëve iu është bërë e ndaluar lëmosha (sadakaja), Këta janë: familja e Aliut, familja

e Xhaferit, familja e Abasit, bijtë e Harith ibn Abdul Mutalib dhe gratë e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem.

347.Cila është vlera e Ehlul -Bejtit ?

Thotë Allahu i Madhëruar**:”Dhe rrini në shtëpitë tuaja e mos shfaqni bukurinë tuaj si shfaqej në injorancën e hershme, faleni namazin, jepeni zeqatin dhe respektojeni All-llahun dhe të dërguarin e Tij. All-llahu ka për qëllim që nga ju, o familje e shtëpisë (së Pejgamberit) të largojë ndytësinë e mëkateve dhe t'ju pastrojë deri në skaj”.**(Ahzab:33)

348.A hyjnë gratë e pejgamberit salAllahu alejhi ue selem në Ehlul-Bejt?

Po, gratë e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem hynë në Ehlul-Bejt:**”O gratë e Pejgamberit, ju nuk jeni si asnjë grua tjetër, nëse kini kujdes e ruheni, andaj mos u llastoni në të folur e të lakmojë ai që ka sëmundje në zemrën e tij, po thuani fjalë të matura. Dhe rrini në shtëpitë tuaja e mos shfaqni bukurinë tuaj si shfaqej në injorancën e hershme, faleni namazin, jepeni zeqatin dhe respektojeni All-llahun dhe të dërguarin e Tij. All-llahu ka për qëllim që nga ju, o familje e shtëpisë (së Pejgamberit) të largojë ndytësinë e mëkateve dhe t'ju pastrojë deri në skaj. E, përkujtojeni atë nga ajetet e All-llahut dhe rregullat e fesë që po u lexohen në shtëpitë tuaja; vërtet, All-llahu është i kujdesshëm dhe i njohur hollësisht për çdo gjë”.**(Ahzab:32-34)

349.Cila është porosia për Ehlul-Bejtin?

Transmetohet se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “*Ua kujtoj Allahun në Ehlul Bejtin (familjen time)”.* Transmeton Muslimi. Ehli Suneti e duan familjen e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem, i respektojnë ata dhe kujdesën për këtë porosi të të dërguarit salAllahu alejhi ue selem, sepse kjo tregon për dashurinë e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem.

Qëndrimi i Ehli Sunetit dhe Xhematit në Ehlul Bejtin (familjen e të dërguarit) është qëndrim i drejtë dhe i saktë.I miqësojnë muslimanët dhe ata që janë të qëndrueshëm në fe dhe distancohen ndaj atyre që janë kundër sunetit dhe larg fesë së Allahut, edhe nësë ky është prej Ehlul Bejtit (pasardhësve të pejgamberit salAllahu alejhi ue selem). Secili që është prej pasardhësve të të dërguarit salAllahu alejhi ue selem nuk i bën dobi aspak tek Allahu derisa ai të kapet në fe dhe të qëndroj deri në vdekje.Transmetohet nga Ebu Hurejra (r.a.): " U ngrit i dërguari salAllahu alejhi ue selem kur i zbriti ajeti Kuranor "**Dhe tërhiqju vërejtjen farefisit tënd më të afërt".** (Shuara:214) dhe tha :"O ju kurejsh blene vetën tuaj, nuk ju bën dobi tek Allahu asgjë; O ju Abdu Menaf, blene vetën tuaj nuk ju bënë dobi tek Allahu asgjë; Oj Safije, halla e të dërguarit të Allahut nuk ju bën dobi tek Allahu asgjë; Oj Fatime bija e Muhamedit me kërko çfarë të duash prej pasurisë, nuk bënë dobi tek Allahu asgjë". Transmeton Buhariu dhe Muslimi

Ehli Suneti distancohet prej atyre që e teprojnë në disa prej antarëve të Ehlul-Bejtit.

350.Obligimet që ka muslimani ndaj besimit të tij

1.Ta mësoj besimin e drejtë dhe të kujdeset që ta shton dijen e tij.

2.Të beson se qëllimi i ekzistencës se njeriut në këtë botë është që ta njoh Allahun e Lartësuar, ashtu siç e ka përshkruar veten e Tij në Kuran, pastaj t'i nënshtrohesh dhe ta adhurosh Atë.

3.Të besosh se ligjvënia është e drejtë vetëm e Allahut dhe nuk i lejohet dikujt tjetër që të gjykoj me ligj tjetër pos sheriatit të Allahut, e as me ligjet e pushtetarëve arab.

4.Të besosh dhe bindesh se mendimi i selefit prej këtij umeti është me parësor për t'u pasuar, ngase ata jetuan me Islam, e mësuam atë dhe na e transmetuan neve.

5.Ta përmendësh Allahun dhe të jetosh me permendjen e Tij, ngase me këtë qetësohet zemra.

6.Ta duash Allahun e Madhëruar me një dashuri e cila të shtyen që të punosh gjthmonë në adhurimet që na i obligoi.

7.T'i mbështetësh Allahut në çdo gjë dhe të kërkosh ndihmë vetëm prej Tij, ngase kjo të bënë që të mos i frikësohesh rriskut dhe vdekjës dhe të bën që ta thuash të vërtetën e të mos i frikësohesh kërcenimit të asnjë kërcenuesi.

8.Ta falendërosh Allahun për begatitë e panumërta, për mirësitë dhe mëshirën e Tij ndaj teje.

9.T'i kërkosh falje Allahut të Madhëruar, sepse nëpermjet kësaj të falën mëkatët.

10.Ta dish se Allahu të shikon në vetmi dhe publik, Ai e dëgjon çdo fjalë që e thua pa marrë parasysh se ku gjindesh.

11.Të punosh me atë që kërkon kjo akide të cilës i beson, të punosh për ta shpërndarë ata tek të afërmit dhe rrethin ku jeton, në mënyrë që të rritet kjo dritë edhe tek të tjerët dhe t'i përfshinë kjo mirësi sa me shumë njerëz.

Kjo është akidja e Ehli Sunetit dhe Xhematit në shtyllat e Imanit. E lus Allahun që të na bën dobi neve dhe juve!

Lutja jonë e fundit është: Falendërimi i takon vetëm Allahut, Zotit të botërave.

O Allah furnizona me dituri të dobishme, me rrisk të mirë dhe vepra të pranuara!

**Referencat:**

-El Akudetu Filah / Dr. Omer el-Oshkar
-Muhetasar teshil el akidetu el Islamije / Shejh Abdullah ibn Xhibrin (r.h)
-Bihitisar min sherait Esh-Shejh Abdurrahman abdul Halik fil Akide.
-Akidetul mumin ala du'il kitabi ve sunneh
-El Iman / Shejh Muhamed Neim Jasin
-Usul Iman / Mexhmuatul Ulema
-El-Mebahith El Aklije El Mutealika bil edhkar 1/431-435
-Resail fil akideh
-Akidetul muslimine li shejh Salih El-Belihi
-Akidetul Mumin
-Tejsirul azizil hamid shejh Sulejman ibn Abdullah Ibn Muhamed ibn Abdul Vehab
-Menhexhu Es-Selef vel mutekelimin 1/264
-El-Iman Bilah: D.Ali Salabi 79-81
-Tuhfetu el-Irakije faqe 63, Mexhmuatul fetava 20/6
-Hiljetu el-Evlija
-Tehdhib medarixhu salikin
-Muhtesar Medarixhu Kabul
-Es-Silsiletu es-Sahiha
-Et-Tergib Ve Terhib
-El-Uluv nga Imam Dhehebiu
-El-Maksed el-Esna fi sherh esmailahi el Husna
-Err-Rresulu ve rrisalat
-Ethemerat ezekije fil akaid eselefijeh
Ibnul Islam / esh-shejh Muhammed husejn jakub
-Sahih li muxhizati nebij/ ibn Kethiri (r.h)
-En-Nihaje fil fiten vel melahim 1/31
En-Nihaje fi garib el-Hadith

-El Minhaxh fi shuabil Iman
-Tefsiri i ibn Kthirit
-Tefsiri i Kurtubiut
-Safvetu Tefasir
-El Kijametu Kubra
-El-kada vel Kader
-El Kada vel kader inde selef
-Shexhertul Iman
-Mevsuatul el-Hukuk el islamije